## 2.
## R (RA/RO/RI/RU/RE/RY)(AR/ER/OR/IR/UR/YR)

Tingulli *R* paraqet rritjen, ngritjen, kështu *R* kur gjendet para zanoreve e rritë lartësinë e objektit që e përshkruan ajo zanore. *O* që tregon tokën e rrafshët, ose vendi ku është ndërtuar shtëpia me oborrin e saj, që me siguri janë quajtur thjesht *O*-ja, ndërsa *PO* i është dhënë kuptimi i rrafshët, ndërsa *RO* e *ngritë* si në formë cilindri *O* përpjetë dhe formohet *Ro* që do të flasim në vazhdim, kështu duke formuar një rrafshnaltë.
Duhet ditur se *R* i rritë apo zmadhon përmasat e çdo objekti që përfaqëson tingull të shkruar pas tingullit *R*. Kur e shqiptojmë vetëm tingullin, ndjejmë lëvizjen e gjuhës ngritur lart, ku maja e saj prekë qiellzën. Kështu për shembull në gjuhën shqipe më e drejtë është të thuhet *fshimje* se sa *fshirje*, sepse *fshirje* nënkupton si diçka të ngritur në lartësi. Kështu që gjithçka që përshkruan *ng**ri**tje, l**ar**tësi, rritje, **ri**ni, karin, a**ri**n, arën/aren* etj. përshkruan diçka që ngritët, rritet etj.

Tingujt (të kujtojmë se të gjithë tingujt janë të njëjtën kohë fjalë me kuptim ) e shoqërues; *RA, RE, RU, RY, RO* etj. përshkruajnë ngritjen ose pjesën e epërme të një objekti ose të një dukurie, qoftë ajo fizike, ndijore e shpirtërore, mirëpo kjo rritje e ngritje ose dukuri që lidhet me lartësinë e treguar nëpërmes zanoreve, se çfarë lartësie është dinamike-gjallnore, që gjallon lëviz bije ose ngritët, pra nuk është naltësi statike, e cila Lehet/e lajme/ siç janë fjalët LA/LE/LU/LI/LO ose AL A, A LA, ...etj. .

*RA* mund të jet***ë*** quajtur Emri i Zotit, që shprehë vetit***ë*** ose cilësitë e tij, pasi në gjuhen shqipe ruan strukturën edhe shtresohet përbrenda fjalëve si edhe është vete folje, por dikur edhe emër, siç janë RÉ. *RA* është një dukuri q***ë*** zhvillohet në lartësi por mandej bije nga lart poshtë. Kështu të emri *RA* maja e gjuhës bën lëvizje nga qiellza duke e prekur atë, dhe duke rënë prapë poshtë në drejtim të pjesës së poshtme të gojës që përfaqëson tokën.

Emri i Zotit *Ra* është bartur nga Ballkani në Egjiptin e vjetër dhe në Lindjen e mesme po ashtu, kur për shkak të madhështisë së kësaj vetie të Zotit, që sjell gjëra nga qielli në tokë, prandaj edhe është emëruar me atë folje. *RA* është quajtur çka do që ka rënë nga qielli në tokë.

Dihet, qielli dhe pjesa mbi të është menduar si hemisfera e Zotit, në të cilën pjesa që ka ardhur, siç është shiu, rrufetë, vetëtimat, bubullimat, meteorët, erërat, mandej edhe katastrofat e përgjithshme, ose dukuri të pazakonta janë emëruar si *RAMJE* kështu që kjo fjalë *Ra* është ruajtur në gjuhën shqipe duke e ruajtur lashtësinë e përdorimit të saj. Kjo fjalë, si cilësim i vetive të Zotit është dhe ka pasur shtrirje të gjerë nga lindja deri në perëndim, si dhe në tërë botën antike, pasi pellazgët kishin ngritur qytetërimin shumë para qytetërimit egjiptian. në gjuhet samite kemi pjesën

RAB, si emër i Zotit që duhet të jetë ruajtur nga familje e gjuhëve që ishin të afërt me Shqipen, ku RAB= RA+AB, që do të thotë RA BA, pra BA RA e barabarte me kuptimin BA Zot. Por BA si folje, e ndoshta dikur si vete emër, ngjashëm si fjala BABA ose AB, BA, ABA, janë me baze shqipe, pra të familjes që ishin të afërta me gjuhen tone, pasi në jemi mbetje e asaj familje të zhdukur. Në të vërtet, qytetërimi egjiptian mund të jetë vetëm trashëgimi i qytetërimit shumë më të zhvilluar nga ajo që sot quhet Egjipti antik.

Kemi emrat e shenjtë si *ORA = O+RA* që ka kuptimin *Osht + RA* pra *OSht Zot*, ose *Osht* e rame në tokë nga Zoti. Por, varet shumë nga theksi, OR A, ka kuptimin OR (=AR=IR=UR=ER) e ngritjes mbi tokë në formën OR, që qëndron mbi sipërfaqen e tokës por edhe bije në te, duke qen pranë saj, kurse për ndryshim OL A, ose OLO/OL Ó, apo ALA=AL Á ka kuptimin e lënë nalte dhe që mbetet atje në atë nivel=nu vel/val, përgjatë tekstit do sqarohen shumë here nga këndet të ndryshme të gjitha çështjet e theksuar. Nuk është e mahnitshme që emri i ylle-sis ORION, me zëvendësimin O=A, kemi ARION që është i afërt me ARIAN, që ka kuptimin AN ARI, e që do të thotë AN e ngritur ose që ngritën larte atje prej nga kanë ardhur ose atje ku shkojnë në yllësin ORION, sepse në jemi nga atje ose shkojmë atje për këtë quhem ARIAN, që është fjalë shqipe, dhe tregues i përhapjes se qytetërimit të popujve shqipe folës para egjiptian. Nga kjo, emri i engjëjve në gjuhën e lashtë shqipe ishin *ORA*, fjalë e cila edhe sot përdoret, mandej gjenerata e fundit që ka besuar në krijesa të quajtura *Orët* ende *osht* gjallë.

*NORA*, që sot përdoret *NORE*, ose *NORA*, që ka kuptimin në vendin e *Orëve* ose në vendin e mbrojtur nga *ORA*.

*LEONORA* = që në gjuhën shqipe ka kuptimin *LE+O+NORA*, pra *LE o në ora*. Që edhe sot përdoret pa kurrfarë ndryshimi dhe është një emër kuptimplotë si emër dhe si fjali.

Kështu kemi emra tjerë të ndërtuar sipas të folmes më të lashtë të gjuhës shqipe veriore siç janë; *LEOTRIM, LEOHANA, LEOSHPIRT, LEODRIT*, ose thjesht në gjuhën shqipe *LEO* etj. Nga kjo se trajta më e lashtë e gjuhës shqipe për fjalën *është/asht/osht* kemi *O*, mandej *A*, për kuptimin e të cilave do të flasim më vonë.

**RI**

*PRA* po ashtu kur gjendet para *I* formohet *Ri*, duke e rritur edhe më shumë lartësinë e *I*, pra lartësinë e saj, prej nga formohet *RI*, edhe nga kjo emri *i Riu* ose të *(ri)njtë*, ose mandej emrin e penisit *Ka+ri (KA+AR, pra ka ngritje/rritje prej poshtë deri në lartësi AR, dhe BA+AR=BAR, ose fjalët në shqyrtim,* ***KAR=KORE=KUR=KIR=KYR që flasin për ngritjen e sipërfaqes***

***R, pasi R flet për sipërfaqen me trashësi të caktuar që ngritët ashtu si kore, kështu LA+KO+OR=LAKUR=LAKUAR=LAKAR=LEKUR që do të thotë LA sipërfaqen e ngritur prej nga kuptohet edhe formimi e kuptimi i emrit LEKUR, e cila kuptohet tanësisht në fund të librit)***, që do të thotë e ka penisin (që shkruhet me *I*) dhe formohet *RI*, prej nga lind *Ka+Ri* që do të thotë e ka penisin *I* të *ng*(*ri*)*tur*, pra e ka *Karin*. Mandej lindi emri *nje+ri*, pra *një i ri*, një i ngritur në këmbë, edhe pse kjo është për mashkull, që do të thotë një njeri që e ka penisin. RI janë pjesë të ngritura me tehe të gjëra të majave të maleve për dallim nga *Pi* që janë pjesë në formë pyke, dhe kanë mprehtësi të jashtëzakonshme. Emri i vendit (toponimit) *PIRIN* emri i maleve të *RODOP*(*o*)*EVE* në Bullgari është një emër shqip që përshkruan pamjen e teheve të maleve (Fig.1). Kurse emri *RODOPO* (fig. 3) përshkruan në gjuhen e lashtë shqipe formën dhe reliefin e këtyre maleve, pra ato përmbajnë shumë *RO* pjesë të ngurta si rrafshnalta që mund të ndërtohet në to, dhe përmbajnë *DO* pjerrtësi të mëdha që zhdirgjen nga *RO* në *Po* në rrafshina. Këto janë pothuajse pak toponime që kanë mbetur nga lashtësia, ndoshta që nga para 9000 vite.




***Fig.*** PIRINE afër RODOPEVE

**Fig 1**. Pamja e Majes PIRIN (kemi E+PIRIN, PIRINEJE)

**Shënim:** *Shikojmë fjalën* ***<u>SHPIR</u>****T=<u>SHPIRI</u>+NUT/***NT***/NET/NAT/NYT/NOT, që na jep SHPART/SHPURT/SHPORT/SHPERT/Shume +PIR, ku pjesa PIR është formë Pej/PI/PO,..+IR, ndërsa IR paraqet ngritjen e lart në formën IR, e ngjashme në kuptime me fjalen AR/OR/UR/ER/YR, ashtu si ORION që do të thotë ARIAN, ose emri i profetit në bibël ARON, në arabisht HARUN=ARUN/ARAN/ARON (ku HA=A, pjesa RUN=RIN=RON=Ren=..etj), që në të vërtetë, mbetet baze e kuptimin shqipe, i ngritur, i lartë i vendosur UN=NU si HAR=AR ose A RON= Asht RON ai që është në BROJE=BA ROJE i ruajtur edhe i vendosur në vendin e sigurt.*

*Megjithatë PIR/POR/PER/PIRI/PYR,..etj., na jep majën e pjesë së lartë ashtu si fjala PIRIN (SHPIRIN), dihet se emri SHPIRT, në disa rajone thuhet SHPYRT, që ndoshta është edhe me i drejt. Pra, PYR, me T, na jep fundin e shtrirjes (PIRt/PYRt/PORt/PARt..PERt) së pjesës SHPIR= përfarohet me SHumë+PIR+T=SH+PIR, fjalë për fjalë na jep SHPI+IR, ku SHPI na përfarohet me fjalën më të lasht shqipe që do të thotë SHPI/SHPI+NO=SHPI+NA=SHPIN, dhe SHPIJE pra rrugës për në SHPI, si përfundim i rrugës, si edhe SHPI na jep ngritjen në PI, pikën më të larte krahas me mjedisin rrethues, kurse SHPI+IR/SHPIR/SHPUR na jep pamjen e ngritjes nga pjesa P në IR, dhe bashkë duke e ngjitur lartësinë PI në formën SHPI deri në lartësinë rritjen IP. Pra na vije IR=RI si SHPI.*

*Nga kjo mund të përfarojmë me fjalën SHPIJ në IRT, ku pjesa AT/ET/UT,…=përfarohet me (AR=IR,..)T, e cila na jep pikën e largët të ngritjes së lart IR deri në pikën/kufirin , kufizimin (Kufi i zim=zam=zanon). Me pak fjalë SHPIRT do të thotë i ngritur lart duke u ngjitur përbrenda sipërfaqes në IR=RI. SHPI na jep pamjen SHPU (kundërta e SHPA), pra jo me u ngrit nen sipërfaqen e gjësendit U, por mbi sipërfaqen në lartësinë I, prej nga kemi SHPI, thuajse Shpirti është SHPI që është ngritur lart në IR, ku banon Shpirti. Kuptohet Shpirt është e kundërta e SHPORT/SHpurt sepse tash nuk shkojmë në thellësi të tokës/gjësendit, por ngritemi në lartësi në RI=IR, nga poshtë në lartësi pra në IR, për të arrit në sipërfaqen me të nalte RI. Naturisht dallimi qëndron në SHPI+URT dhe SHPI+IRT, ku URT/IRT, prej nga NGURT/NGIRT,..*

*Pra, kemi SHPIR****NT=SHPIRT=(SHPIR)T, na jep sikur kufizimi i hapësirës A, U, I, O, E, Y në formën At/ET/UT/YT/OT/ ashtu si HAT/HET/HUT/HIT/HOT/HYT. që na jep shtrirjen e Hy/Ha/HO/HI/Hu deri (DA+RI, deri=Dar që është tash trajtë e shkurt e fjalës Shpërndarë, Dar-avijte, var-dar,..etj, për të cilën kemi dhanë sqarim të shumta, përgjatë tërë librit) në kufirin T***

**Msheftësit e guhës**

Kur theksojmë tingujt *RE*, maja e gjuhës bije nga lart por duke mos rënë aq poshtë për të treguar ashtu siç tregohet *RA*, maja e gjuhës bije por duke marrë pozitën e drejtë, për këtë ka lindur fjala *rreze*. Prapë *RE* është rënia nga lartësia dhe ka kuptimin *Ra* por në nivel tjetër, si dhe rënia e saj bije në pozitën e drejtë, prej nga edhe rrezja është e drejtë edhe fjalët që ndërtohen me *RE*, drejt, japin kuptimin një gjëje të drejtë, si dhe rritja dhe mosha e një femre shprehet me fjalën *RE*, e cila ka kuptimin e njëjtë si *RI*. Për *RU* kemi diçka që bije nga lart, por bije në një humnerë, në një zgafelle, në një lug, ku ka jetë, gjallëri dhe ku gjithçka është në lëvizje nga fuqia, ajo bije në një vend të panjohur, i cili është i mbrojtur, i ruajtur. Për t***ë*** gjitha këto fjal***ë*** do të plotësojmë shpjegimet në hollësi.

**3.**

**RO ( përgjithësohet; RA/RI/RU/RY/RE)**

Pasi me *O* mund ta kujtojmë se quhej një tokë ose fushë rrethore e kufizuar, ku mund të ndërtohej një vendbanim ose mandej një shtëpi e vetme. Por me *O* quhej edhe prezenca e njeriut në atë pikë ose në atë sipërfaqe rrethore që shqiptohej si një *O* më e gjatë duke rrëshqitur gati në *A*. Pra *O* ose *A* me një tingëllimë si *O*, që do të thotë *osht*, *asht, është*. Mandej nga *O* lindin dhe formohen të gjitha fjalët që përshkruajnë objekte ose trupa me forma sferike ose rrethore. Sferike në gjuhën e lashtë quhej *Oka*, që do të thotë *O ka*, pra ka *O*. Me *O* mandej shtriheshin emërtimet në përgjithësi për tokën ose botën si planet, sepse ka formën sferike ose *OKE*. E dimë që dikur *Oka* ishte edhe një enë gjysmë sferike, njësi matëse.

Fjala *RO* shprehë përshkrimin e një veçantie të relievit, një formë të ngritur e cila shfrytëzohej shpesh për ndërtimin e këshjellave ose vendbanimeve të cilat ishin të mbrojtura në mënyrë natyrore nga pjerrtësia e shpateve që çonte në rrafshnaltën ku kishte vendbanime njerëzish.

Prej nga, *Ro* –të shfrytëzoheshin shumë sepse shtrirja e relievit shfrytëzohej për një mbërritje më të lehtë në rast të sulmeve nga jashtë. Shembull më konkret dhe më i njohur në tokën shqiptare është ROZAFA (*NE RO E KAN ZAN FATI, fig 2*)




Fig 2. Përshkrimi i emrit se pse quhet ROZAFA




Fig. 3 Përshkrimi i emrit të maleve RODOPE

Figura që tregon çka quanin shqiptarët e lashtë me fjalën *RO* e cila përfshinte një rrafshnaltë në formë hinke, në të dyja anët me ngritje të pjerrëta, si mburoja natyrore. Si për shembull *RO* gjithmonë mund të ndërtosh, vendbanim, një shtëpi, kala ose qytet.

*Ro*-quhej pjerrtësia e malit ose e shpatit që varej nga mali deri në fushë. Ndërsa *PO* quhej rrafshi, zakonisht jo fushë e pafund, por që hetohej se është kufizuar se paku në dy apo më shumë anë me bjeshkë.

*RO*, e cila ka kuptimin e ruajtjes, *mb*(*ro*)*jtjes*, (*ro*)*jtare*, (*ro*)*je*, *T*(*ro*)*ja* = *Te+ro+jes* që tregon pronarët ose banorët që i përkasin *Rose.*
*Ro* është një rrafsh, zakonisht në formën e pjerrët në të gjitha anët që përfundon me një rrafshnaltë ashtu që në majën e saj mund të ndërtohet së paku një ndërtesë ose një vendbanim i gjerë mandej edhe një qytet. Por, *Ro* do të thotë i ruajtur, fjala *Ro* përdoret edhe sot, që ka kuptimin e një reliefi të ruajtur nga forma natyrore e reliefit që ka toka, ku me vështirësi mund të depërtojë armiku, kështu është vend i ruajtur. Nga emri *RO* që përshkruan reliefin rrafshnaltë e ngritur lindi fjala *Ruajtur* ose *ruju*, ose *rojtar, roje*, *mb*(*ro*)*jtje*. Mandej lindën edhe toponimet (*tropojë*=*Te+ro+po+ja* = që *T* është të tregojë përkatësinë e *ro*, pra rrafshnaltave që mund të i përmbajë vendi që quhet me këtë toponim, ndërsa po tregon fushëgropat

e rrafshëta që shtrihen dhe janë të shpërndara shumë, kështu merr prapashtesën me tingullin *J* për të cilën do të flasim më vonë)

Pra, *TROPOJA* nga gjuha pellazge do të thotë = *T* - Njerëz që jetojnë në rrafshnalta të mbrojtura për shkak të relievit të ndërtuara nga natyra *Ro*, si dhe nga rrafshet që lidhen me pjerrtësitë si ndërmjetësuese në mes të rrafsheve *PO* dhe *RO*. Kështu në formën më të shkurtër mund ta shkruajmë si banorët e të *Ro* e *PO* jave (Tropoja), pra banorët e rrafshnaltave dhe fushëgropave në shumës, sepse kështu është edhe reliefi. Tropoja ka kuptimin edhe të vendit ku trupohet, pra ti bijsh trup. Në kuptimin siç përdoret në fjalën:

ROZAFA=*Ro* një rrafshnaltë ku është ndërtuar kalaja në Shkodër, dhe nga të gjitha anët muret e ngritura në mënyrë natyrore të pjerrëta përball rrafshit që shtrihet përpara, mandej vije *Za* që ka kuptimin *NXAN*, ose *ZAN* pra e *Zënë*, ndërsa *Fa-Fati*, pra *ROZAFA-Ne RO ZAN Fati* e ka, që ka kuptimin se në rrafshnaltë e ka zënë fati i keq ose vdekja, prej nga e dimë edhe legjendën e lashtë që një grua ose nuse është flijuar atje. Çështja e flijimit nuk është studiuar në historinë kombëtare shqiptare, duhet ditur se shqiptarët kanë flijuar njerëz për hir të Zotave të tyre, dhe kjo nuk ka qenë gjithmonë tek populli shqiptar, kjo ka ardhur diku në 2000-1000 para Krishtit filluan dyndjet e popuve nga Azia e largët.

*ROMA*=ka kuptimin ajo hapësirë ose vend që e mban popullatën e mbrojtur, pikërisht nga relievi natyror, pra një vend i sigurt siç është rasti i *ROMA* e cila e mban *RO* në një lartësi e ku mbi të shtrihet një rrafsh ose malet, ose kodrinat në një nivel të lartësisë së njëjtë.

**Disa shembuj me emërtimet shqiptare që fillojnë me RO**

Rodopet në Bullgari, në variantin grek të quajtur Rodopi, të cilat mund të jenë më afër burimit të gjuhës së lashtë shqipe. Në të vërtet të shumica e majave të maleve si dhe disa liqeneve në këtë hapësirë kanë kuptim në gjuhën shqipe. Mund të jetë që gjuha shqipe ka burimin pikërisht nga Bullgaria, pra është një hapësirë e begatë kur është zhvilluar gjuha shqipe deri me ardhjen e sllavëve dhe popujve tjerë. Gjuha shqipe në këtë hapësirë është folur deri në shek. 4 të erës sonë, mandej mund të jetë që në hapësirën e Bullgarisë së sotme, gjuha shqipe është folur në një periudhë prej 12000 vite.

Përtej Rodopeve kemi dy vargmale, atë PIRIN që shtrihet në lartësinë mbidetare 2,915 m ndërsa RILA (2,925 m) që janë nga gjuha e pastër shqipe, mandej lumi MARICA si dhe liqeni në Rodope SHIROKA, për të cilat do të flasim më vonë.

Në bazë të emrit *RO*, kemi në Ballkan e sidomos në hapësirën që shqiptarët shtriheshin përgjatë mileniumeve siç janë vendet si Serbia, Mali

i Zi, Bullgaria, Maqedonia dhe Greqia, duke filluar nga Bosnja Qendrore. Mbi Bosnjën Qendrore ky ndikim i gjuhës shqipe bije në mënyrë të përnjëhershme dhe dominon ndikimi sllav.

Kemi këta emra të vendeve shumë të lashta që janë nga gjuha shqipe si: Rodope, ishulli Rhodes në Greqi që gjendet në pjesën verilindore të Kretës, një ishull i madh i emërtuar shqip. Rhodes si ishull ka lartësinë më të madhe mbidetare 1,216 m, që përputhet me fjalën *RO*. Mandej pason me rënie të pjerrëta që përshkruhet me *DO*, duke rënë kjo lartësi në pikën zero të lartësisë mbidetare. Pra çdo emërtim që fillon me *Ro* është e pamundshme të mos e ketë një lartësi në formën e rrafshnaltës së lartë ku mund të ndërtohet nga një vendbanim i gjerë deri tek një kala ose shtëpi e vetme, si dhe është e pamundshme të mos ketë shpate që lëshohen me një pjerrtësi të ngadalshme nga pjesa e lartë në pjesën më të ulët, dhe të mos përdoret fjala *DO*.

Prej emrit *RO* lindën emrat të + *Rojes*, për njerëz që banojnë në një *RO* të madhe, por ku ka *Ro* jo shumë të lartë me përmasa të mëdha por gjendet vetëm një. Emri *Oro* ka lindur nga *O* (*është, osht, asht*) +*RO*, kur ka roja të vogla të shpërndara të ndarë me përroska ose me male jo të larta quhen *OROSH* pra, prapashtesa *SH* ka kuptimin shumë, kështu *O+RO+Shumë*. Kështu *OROSH* ka kuptimin e një vendi që *osht i përbam (përbemë)* nga *RO* të vogla por të shpërndara me një renditje të caktuara. *(Nga ky emër është edhe emri TROSH por janë pamje të relieftit të shpërndara në formën e Ro-së por që nuk i kanë ndoshta përmasat dhe renditjen e rregullt ose thjesht iu ngjasojnë atyre. Kështu nga kjo e kemi fjalën TROHA OPSE TROSHA të BUKËS)*. Por kur ka një numër të lartë të këtyre *RO*-ve me përmasa jo të mëdha të shpërndara gjithandej, banorët që banojnë në atë mjedis u quajtën banorë *T+O+RO+SH/* të *OROSHIT* shpesh për shkak të dy tingujve *O*, e lodhë folësin duke nxjerrë tërë frymën nga mushkëritë, ka pësuar ndryshime fjala nga *TOROSHIT*, në *TROSH*. Pra kështu lindi fjala *trosh* që sot në veri të Shqipërisë e në Kosovë përdoren *Troshat* e bukës, pra grimcat e bukës, që përshkruan objekte të përmasave jo të mëdha, por përafërsisht të njëjta, pra *trosh*. Sot, përdoret shembull në veri ishte bërë *trosh/*ë, *troshat e shpërndara të bukës*, etj. Emri *Orosh* (fig 4) kudo që është në botë është i dalë nga trevat shqiptare dhe nga gjuha e lashtë shqipe që përdoret edhe sot. Në hapësirën e Ballkanit jugor, duke përfshirë Rumaninë, Serbinë, Malin e Zi, Bosnjën, Maqedoninë, Greqinë dhe Bullgarinë si dhe në hapësira shqiptare këto toponime dhe emra e mbiemra njerëzish janë shpërndarë gjithandej, dhe janë njerëz dhe familje si dhe toponime me origjinë shqiptare.



Fig 4. Pamja e Oroshit (o+rosh/asht rosh/osht rosh=ro+sh=Ro1+Ro2+...=ROSH)

Pamja e bjeshkës dhe e vendbanimit të OROSHIT që përbehet nga ngritje të vogla të sheshta në formën e *RO*-ve. TROSHAN-Ana ose vendi ku renditja edhe pamja e bjeshkëve është *Trosh*, prej nga lindi edhe emri *Troshan*. Shiko foton (fig. 5) ku majat e bjeshkëve shihen si një përzierje dhe thyerje të shkëmbinjve. (*T-Paraqet pika ku fillon një mjedis me veçorit e tij dhe fillon tjetri. Lidhja TR na jep fillimin të papritur në hapësirën (por cilësinë , veçorin ose fillimin e formës tjetër që dallon nga ato tjera, është hapsire me forma, ose cilësi, të re R që do ta ketë formën të përcaktuar nga zanoret RO/RI/RU/RE/RA/RY,..etj.)*



Fig 5. Maja e bjeshkëve me emrin TROSH (te+rosh)

Emrat e vendeve mund të jenë të bartur siç janë emrat e maleve të bartura në rrafsh, ndoshta ky emër është i bartur nga malet në një fshat në Shqipëri që quhet *Troshan*, ose me këtë përpiqet të përshkruajë tokën

TOPLAN, është *TO+PL+AN* që tregon një tokë të pjerrët ku edhe jepet me emrin *PLA (PAL na jep Pej/P+Al që nënkupton rrëshqitje e të ngadalta, sepse kemi hapësirë që e përshkon zanorja, prej një pike në Al/naltësi të caktuar. Kurse PLA kemi rrëshqitje të shpejt pa lëvizje horizontale, të shpejt duke rënë /RA në pozitën LA (Rala/ral/real,..), kjo rrëshqitje me e fuqishme por tash për kohë t'shkurt është fjala FLA/FLAKA/FLA+MA/FLOK,..etj.)*, pra kemi një majë por në rënie të një fushë të pjerrët ashtu siç formohet mëri, plaka, plisi ose fjala që sot përdorin sllavët, *plitko* (cekët). Etj.

**4.**

**Maja e Rosalisë**

Emri ROSALI (disa vende e quajnë tash *RUSELI*) në kufirin me Malin e Zi, që gjendet në komunën e Pejës, *RO*+që paraqet një ngritje të pjerrët që janë mburoja natyrore muret e ngritura të shpateve, zakonisht janë të zhveshura, mandej *SA* (që përshkruan madhësinë ose përmasat e mëdha) si dhe *LI*, që përshkruan se një pjesë e saj ka pjesë të fushave të pjerrëta si pushimore. Kështu (*MA*) *LI* kemi (*ROSA*)*LI*. Në Kosovë ana e Deçanit e quan Rosali por edhe ana e Istogut e quan Ruseli. për pjesne **Sa/Se/Su/So/Si ose në sasi me të mëdha Sha/Sho/Shu/Shi/Shy mandej edhe As=Ash/ES=Esh/Os=Osh/Ys=Ysh/Es=Esh/…etj ,**

**flasim më vonë, në të cilën përshkruhet sasia e zhvendosjes së materies, kështu çdo trup ndërtohet nga sasi e materies/gjësendit, për këtë çdo formë e trupit kuptohet si zhvendosje ne hapësirë, çdo gjë është në lëvizje. Kjo është mrekulli e të kuptuarit të drejt të krijimit nga shumë të lashtit. Në këtë pjesë bëjmë vetëm përafrimin, ashtu lexuesi të hyjë në kuptimet tona**.

*Sa* sot ( *SO-OS/Sa-As/Si-Is,...etj. shpreh zhvendsoje të gjësendit në gjatësin OT, që lidhet më hapsiren mbi sipërfaqen e tokës*)ka kuptimin vetëm kur pyesim apo tregojmë për shumën ose përmasat e personit ose gjësendit, si shembull; *Sa e madhe është*, *sa vjeçare je*. Por në gjuhën shqipe të lashtë *SA* ka kuptimin e përmasave që zakonisht janë të mëdha, si shembull MASA=*MA – mban* ose *man*, *ma,* ndërsa *Sa*-shumë ose madhësi e madhe, që shprehin peshën ose masën e një trupi, një veti që është përshkruar *se ma shume*, ose man shumë, brendësi e trupit në kuptim përmban peshë të rëndë. Kështu kemi fjalët Kasa=*Ka*+*sa* (shumë, madhësi), pra KA SHUMË me përmasa të mëdha, që bashkë shprehin diçka që mban shumë, Berisha (*Be* +e ngritur ose mbajtur, e rritur, e ripërtërirë +*sa* –me përmasa të mëdha) etj.

Këto shpjegime i bëmë që ta vërtetojmë shpjegimin e emrit RO(SA)LI, RO(S)IT që gjendet në kufirin Shqipëri - Mal i Zi.

***Fiset e Dardanëve-Kosovës***

*Fisi GRUDA nga përbërja e këtij emri, shihet së është pasqyrë e gjuhës së lashtë shqipe, para 5000 vite së paku, ku kemi GRU+UDA, prej nga nënkuptojmë së UD=DU=Da, pra përfarohet me fjalën DA GRU, që aspak nuk duhet të kuptohet si ndarje e gruas, por GRU na jep GJA RU, pra në formën GRU, që na jep formën –relefin GRU, të materialit/gjësendit në formën G që merr GR e cila nënkuptohet si mase e madhe ngritur, por e cila në pjesën e sipërme ka formën RU pra një gjë/gja/GJ=G që të ruan me formën e vet, e cila mund të jetë para së gjithash përshkrim reliefi. Emri GRUD ka formën e mbyllur të strukturës Malore e cila i ruan banorët sepse është e rrethuar dhe e ngritur me strukturën e vet. Kështu GR shpreh gjësendin e ngritur në format GRAD/GRID/GRUD/GRED/GROD/GRYD,..te cilat kanë kuptimin e grumbullimit te materies/gjësendit në formën GR, prej nga GRA+DA=GRAD, GRU+UD/DA= GRUD, të gjitha nga gjuha e lashtë shqipe, e cila ishte e përhapur në tërë Evropën. Kemi gRUda, gREda, gRIda, Grehina, nGREhina=Gre e hine/hime/hynë, gROda,..etj. te cilat ndërlidhen me format RE/RI/RA/RO/RY, .për të cilat kemi shpjeguar* ***(pjesa Guar=G(zanore)R)*** *gjerësisht.*

*Rrjedhimisht emri GRAD, është nga gjuha e lasht shqipe. Mendoj popujt shqipe folës, dhe Sllavisht folës janë takuar mija vite me parë tek lumi Volga.*

*Emri është shqip, dhe rrjedh drejtpërdrejt nga gjuha e lashtë shqipe e cila shtrihet në periudhën 5000-4000 vite më parë, dhe pasqyron gjuhën shqipe të asaj kohe. Emrat e fiseve në përgjithësi dalin nga vendbanimet, reliefët, por edhe vetit që pjesëtarët e fisit e kanë quajtur veten.*

*Ashtu si THAQ=THYQ që na jep përthyerjen malore ku shtrihet vendi, por që ka kuptim edhe atyre që ju shkon fjala pra THA+AQ, ose foli aq sa foli. Për shkak të natyrës së shqipe, nuk mund të përshkruajmë saktësisht kuptimin e vërtetë, pasi vete fjala THAQ, merr këto kuptime*

*THAQ=THA + AQ pra foli ose THA +AQ*

*THAQ=THA+AQ pra u tha toka, ose u thy aq sa u thy ose u tha. Kjo shumëkuptimësi rrjedh pasi fjalet e gjuhës shqipe janë krijuar në fillim për të përshkruar format që i kanë pa/ap në mjedisin ku jetoj njeriu, dhe nga ato forma u përshkruan ndjenjat, mendimet, si edhe rrjedhjet tjera.*

*Shembull, Berisha/barish/borish,.. BA +RISH=Baresha=Burish= që ka kuptimin BA=BE rish, që e rrit bën por edhe BAR që e rrit mirësinë ose që rritet, forcohet etj.*

*Kurse Sopi del nga fjala CoP/Cap por në sasi me të mëdha SO+OP që do të thote So Apne=Opne në formën jo Ap por OP, kështu SOPI na jep formën e banimeve të atij lloje që na jep formën SO dhe pjesën që tregon OP pra që ka fund dhe që flet për shtrirjen në sipërfaqen e toke OP=Ap në formën SO.*

*So në sasi më të mëdha është SHO, kështu SHOPI/SHAPI/SHYPI ashtu si SHYPE=SYP=CYP krejt na përshkuan format në përputhje me atë që kemi shpjeguar për gjatë tërë librit.*

*Megjithatë emrat e fiseve rrjedhin nga toka Dardane, të cilat ishin të përhapura nga thellësitë e Rumanisë, Serbia që ishte baza e Dardane dhe deri në thellësi të tokave të Maqedonisë së sotme.*

*Te gjitha fiset kanë emra nga lashtësia e largët mbi 4000 vjeçare, dhe mund të shtrihen deri në largësinë 9000 vite me pare.*

*Teoria së fiset kanë lindur në malet veriore të Shqipërisë dhe janë të mesjetës, pra në kohen kur fiset zhdukeshin nga përhapje e religjioneve, është i pavërtetë, pikërisht dialekti gege është i lidhur ngushtë me versionin Dardan të gjuhës së lashte shqipe. Këtë të vërtetë e tregojnë për çdo dite, e me shumë studimet gjenetike, ku tregohet së fiset e veriut të Shqipërisë kanë lindur në token e Kosovës që përfshinte dikur hapësirë shumë me e gjere. Njerëzit me fise në Shqipëri, pra me fiset nga 12 fise që gjenden në Kosove, janë me burim të hapësirës; Kosovës, Sanxhakut, Serbisë, dhe vijën nga lashtësia e largët, e kohës Dardane. Kështu studimi i këtyre emrave ka rëndësi të madhe sepse është pasqyrë e të kaluarës së gjuhës shqipe që shtrihet para 4000-5000 vite në ta shkuarën.* ***Krasniqe****=Krahu Sa (përmasën dhe zhvendosjen e pjesës Kra), Niqe (i Nikës ose i atij që din edhe që kanë ni, pra ka dëgjuar, ka dije. Në të vërtetë Niqe forme e veçantë e IK por ne formën*

*IK=NIke e përshkruan rrjedhjen e krahut Kras= pra Krah ne sasinë AS=SA, dhe rrjedhja e tille, që mund të përshkruaj rrjedhjen e Kra-hut si Niqe me karakteristikat e saje, që mund të jetë edhe relief Malore), prej nga del KRASNIQE/Krahu i madh dhe i shkëputur ne formën Kras-Krastit, sepse ndahet nga Tanësia, si Kra/Kry/Kre/Kro,...etj. (KRA=krah, dhe SNIK=CNIK=CINIK=CUNAK=SHNIK=Shanik=Shunik... që përshkruan rrjedhjen, vazhdimin e Krahut ne përmasat e shkëputjes Kras/Krash=Kra i madh i fort si ASH, në formën NU+IK, në të vërtetë kemi KRASH/KRAS/KRAC/KRECK që kanë të njëjtën kuptim shumë kraha, ose përhapje e pandërprerë krahësh, që gjendet çdokun/gjithkah. Kështu shumë i madh KRASH, pak me i vogël KRAS, shumë më i vogël KRAC, KRECK që është krah më i vogël, por edhe që thehet=tehet/thyhet me lehtësi ose kërcet gjate shtypjeve e përdredhjeve) i Nikës, pra ana e madhe e Nikës, që mund të jetë një fis që është ndarë nga një fis i mëhershëm me emrin NIK që do ta ketë kuptimin e njerëzve të mençur që dinë, dëgjojnë dhe kanë të dhëna për botën, pra ata që nijnë.*

*NIL po ashtu NU ne hapësirën ne lart***ë***sin/nalt***ësin** *IL, i dal si NU=NI ne formën IL= Li që rrjedh me gjerësinë shumë të papërfillshme sesa gjerësia e tij.*

**5.**

**Maja e ROSIN OSE ROSIT**

Maja e ROSIT është më n 'formën e rrafshnaltës shtrihet në kufirin (kufinin=kufi+non=nin=nan=nun,..) Shqipëri - Mali i Zi në lartësinë mbidetare 2,524 m, nga natyra e emërtimit duhet të jetë tepër i lashtë.

Bjeshkët e **Ro**shkodolit (**RO**+SHKO+DOLI) dhe maja e **Ro**psit (RO+PSIT) që i përkasin komunës së Deçanit

Maja e **RO**DOMIRES në Bjeshkën e Korabit (po ashtu kemi majë me këtë emër të kthyer në RADOMIR/RODOMIR në Bullgari), në lartësinë mbidetare 2716 m që mund të shpjegohet mbi kuptimet e mësipërme. Emri Korab lidhet pikërisht me fjalën *KO* (një ndarje nga tërësia e Maleve)+*RABI* që mund të jetë një përshkrim i vargmaleve që vijnë nga Shqipëria, dhe që kanë lartësi të madhe me rënie të madhe në fushën e Pollogut. Po ashtu Korabi ka kuptimin edhe të një rrafshnalte në këto bjeshkë ku një gjysmë rrafshnalte përfundon përnjëherë duke rënë në një kënd prej 90 shkallësh pra drejt poshtë në një fushë-gropë e cila mund të jetë e shoqëruar me tjetër gjysmë rrafshnalte që është e ngjashme, prej nga jepen fjalët KO=KA+RAmje+BA.

Kemi, në përputhje me rolin *KO=KA (shiko, shënim)*, pjesë e një fushë të vogël që zakonisht përfundojnë përnjëherësh në një humnerë. Për këtë kemi *Ko+Ra* =KORE+BA, që do të thotë pjesë engritur dhe e bërv si Kore, Pra KORE BA=KORAB. Po ashtu shumica e fshatrave malore me emrin *BROJË* nuk e kanë kuptimin nga gjuha sllave *Numër*, por e kanë kuptimin

*B*(*ro*)*Jë=Ba+Ro+je* që mund të jenë dy rrafshnalta ose dy fusha që nga ana e përparmë e kanë një pjerrtësi që është vështirë për tu arritur nga njerëzit prej rrafshit. Këto dy rrafshnalta si RO, që mund të jene si Mburojë/MUROJ/MROJ të ndara nga pylli, përroi ose lug i madh. Për këtë, kemi dhënë shtjellimet e hollësishme në libër.

*(**Shënim**: ka kuptimin KA. KA pjesë e veçantë e hapësirës A. Hapësira A e cila tregon edhe kohën (por edhe hapësirën fizike e cila përfshin tërë krijimin, gjithësinë, i përfshinë pikat e afërta, të largëta që shtrihen përpara ose prapa ), të tashmen, kjo hapësirë përfshinë të gjitha kohët, edhe si hapësirë fizike shtrihet nga fillim deri në fund, duke përfshirë ata larg, dhe afër. Po ashtu edhe në kohë, për të ardhmen , të kaluarën e të tashmen, sepse njeriu i parë distancën në kohë e ka interpretuar si distancën në largësi fizike. Pika që ishin pranë tij, ishte e tashme, edhe ato që ishin larg ti, përpara-e ardhmja, dhe prapa/përmas ishte e kaluara , në kohë. Në të vërtetë kjo ishte edhe rruga më e shkurt e kuptimit logjike të kohës duke e krahasuar me hapësirën /mjedisin rrethues. Krejt e kuptueshme pasi për të ecur në rrugën përpara nevojitet kohe, dhe kjo kohë ishte e ardhmja, ajo që vije. Mandej atë që e kishte përshkruar prapa ishte e kaluara (e kalume me këmbë, e përshkruar me sy, ishte pjesa që e kishte majt me këmbët e veta, dhe kështu krejt kjo pjesë e përshkruare ishte sasi, e cila quhej AS, kurse ecja neper te, përshkrimi i saj përkufizohej si MA-majtje, e AS-it, prej nga lindi fjala MAS. Kuptohet MAS, ishte tërë hapësira e përshkruar e kame/këmbë, dhe ishte njohur për udhëtarin, prej nga quhej pjesa e të kaluarës që e quante tërë atë materie si AS, me fjalën MA+As-in që quhej MAS, kështu fjala Mase në kuptimin e matjes, pra masa e caktuar kuptohet atë që e kemi lënë përmas, prapa, dhe që e kemi MASEN fjalë nga shqipja, e cila sot është përhapur në shumicën e gjuhëve evropiane, prej nga shënohet në sistemin e njësive me shkurtesën M që do të thotë MA-majtje, ose Mbajt. Kështu MASA dhe MAS kanë të njëjtën kuptim baze. Kuptohet AS është tërë ajo që shtrihet prapa kurse ajo që shtrihet para përkufizohet me fjalën sasiore SA. Kuptohet SA dhe AS kanë të njëjtën kuptim pra SA, SHA, CA, që shprehe materien e cila mendohej e vendosur që e mush hapësirën duke formuar forma, trupa të caktuar që në i shohim çdo dit. Kështu AS=SA, prej nga MAS, është pjesa e kaluar e njohur, e përshkruar dhe për këtë është edhe MAS, kështu një gjatësi ka masën 3 cm, themi vetëm kur kemi mat, përshkruar me këmbë me metër etj. )*




**6.**

**Tingujt=fjalët; K (AK=KA, EK=KE, IK=KI, YK=KY, UK=KU)**

Në këtë kapitull duke i shpjeguar emrat e veçantë në fund do të përshkruajmë edhe format e përgjithshme fjalët e lashta prej nga janë ndërtuar fjalët të cilat sot në i përdorim
Forma e gjuhës brenda gojës që merr gjatë shqiptimit të tingullit K, e merr një formë që tregon pse K paraqet pikën më të lartë që prekë një lakore që këtë formë e merr edhe gjuha brenda gojës. Tingulli K tregon një trup që është ndarë nga tërësia më e madhe, por që ruan një pikë të përbashkët të lidhur fizikisht me tërësinë dhe është e lëvizshme. Kështu emrat me K paraqesin një pjesë më të vogël se sa *tanësia* e cila në një mënyrë apo tjetër ruajnë lidhjen njëra me tjetrën. Kështu K kur shqiptohet gjuha-lakore ka vetëm një pikë të prekjes me qiellzën, pra në këtë rast parqet një pikë të lidhjes me qiellzën, por në shqiptimin bashkë me tingujt zanorë, si *KU* ose *Ky* gjuha e merr formën më të fuqishme të KULMIT ose këndi (fig. 6), se sa me tingujt tjerë. Të kuptohen drejt fjalët që formohen nga ky tingull edhe në shoqërim me tingujt tjerë duhet të shikohet shumë lëvizje e gjuhës edhe e buzëve të cilat përshkruajnë edhe bartin në thelb kuptimin e vërtetë, të formimit të fjalëve të gjuhës tone të ishte me parahistorinë e lashtë. Me studimin e këtij tingulli në të vërtet kuptojmë edhe origjinalitetin e gjuhës tonë. Kështu me shqiptimin e këtij tingulli *K* gjuha në pamjen e tërthortë merr formën e *KULMIT* të shtëpisë, nga kjo mund të kuptojmë pse emri

*KËND/KAND* (***KA ANA AD=DA, ka ana e da-me)*** në matematikë fillon me këtë tingull e po ashtu edhe pse quhet *Kulm*. Kulmi ndahet në dy emra = *KU+LM* ose *KU+ULM (UL MAN=MA UL-jen, ashtu si ALM=MA AL/AL MA si edhe MAN NALT)* = që *Ku* përshkruan pikën më të lartë ndërsa *Lm*-jep gjatësitë e pikave të kulmit që janë në rënie dhe në lartësi më të vogla se pika *KU.UL+M* sikur na jep rënien në tokë *ULJE NË M* pra në puthje me tokën (KA=KU+UL=KUL=KULJE shumësi KULLJE/KULLJE/KULLIM etj.). *Pi* mund të jetë një ngritje malore thepore por mund të mos ketë të dy anët e ngritjes ose rënies nga toka ose nga baza të barabarta, ndërsa kulmi është me dy krahë të barabartë. Shtëpia në tërësi përmban një apo më shumë dengje të lidhura për të ndërtuar që lidhen në një *p*, kështu quhet shtëpia, ndoshta forma e sotme e shtëpisë nuk e përmban krejtësisht përshkrimin e tërësishëm të formës së shtëpisë në kohën e lindjes së këtij emri. Por emrat *SHPI*, *SHPINA*, *Shpirt*, *SHIU*, *FSHI* janë argumente se tingulli *Sh* ka lindur që në lindjen e gjuhës tonë.

Kur theksojmë tingullin me shenjën *K*, që do të thotë pjesa ndahet nga tërësia, në të vërtet është një degë nga tërësia, dhe e prekë tërësinë prej nga është ndarë. Por gjëja më e mahnitshme është se simboli i këtij tingulli është shënuar nga t'lashtit, drejtpërdrejt si kopje që shkronja *K* e ka marrë nga forma e gjuhës që ajo e merr brenda gojës për ta shqiptuar këtë tingull, kështu derisa viza e drejtë paraqet qiellzën, ku pothuajse mesi i gjuhës kthehet në formë të kulmit ku maja e kulmit e prekë qiellzën në të njëjtën pozitë që merr gjuha kur e shqipton shprehjen *KU*. Sot, ku në gjuhën shqipe përdoret si ndajfolje dhe si lidhëz, por në të vërtet në gjuhën shqipe së pari ka lindur si emër, të cilin e kemi ruajtur brenda emrit *KULM*, *KUKU* ose *KUKA*. *KU* në thelb ishte një emër që tregon një vend ose vendbanim, në një kulm, ose në një grykë malore e cila përfundon në një lartësi pas një serie grykësh e lugjesh malore dhe të panjohura, ose thjesht një vend i largët, kryesisht malor, dhe i paarritshëm. Ku *KU* është një vend i humbur, i fshehur në një lartësi ose ultësirë malore ndërmjet shpateve të maleve, në të cilat banorët e atij vendi e kanë vështirë të arrijnë fushën ose rrugën ku udhëtojnë njerëzit.

Përsëritja dy herë *KU-KU*, ose thjesht *Ku+ku*, ose *KUKA*, e forcon kuptimin e largësisë dhe një vendbanimi të humbur nga bashkësia njerëzore, fusha ose qyteti. Ky vendbanim është larg nga bashkësia dhe shoqëria njerëzore, zakonisht në një grykë malore të thellë, ose në një lartësi malore e vështirë për të u arritur. Përsëritjet *KUK*, *NAN*, *BAB* ose *THETH* shprehin shumësinë e kuptimit që shprehet në dy tingujt e parë, shembull *KU* pasi është një qoshe në fund të lugjeve ose grykave malore të vendosura poshtë shpateve ose thjesht e diçka që ka humbur në fund të

botës, *KUK*, tregon se kjo humbje është e shumëfishtë, nuk është vetëm një vendbanim që fshihet pas një lugu të bjeshkës së panjohur por deri në këtë vend me këtë emër ka shumë lugje, shumë ngritje dhe shumë lugje, dhe shumë rrugë të panjohura. *Kuku* ka kuptimin e vendbanimit të humbur ku nuk i dihet rruga për të shkuar atje, si dhe një vend tërësisht i veçuar nga njerëzit. *KUKU* (KU UK=KU+Iku=KUKU ) mund të përshkruajë edhe një gjë ose send që ka humbur. Edhe Pse KU është pjesë e veçantë i fundit të hapësirës e cila gjendet nen (ose non, nun, nin, nan pra shprehje e afërt me fjalën vendos, që është edhe banim, vend ndërtimi i qytetit, katunit etj., kështu ***nër*** që përdoret në Kosove dhe **nën** në Jug nuk e kanë kuptimin e njëjtë) sipërfaqe të



**Fig 6.** Shkronja/Shéja K

Në fig. 6, shënohet tingullin K, forma e saj paraqet edhe natyrën si dhe detyrën që e ka të formojë fjalët në gjuhën tonë.

**7.**

**Koka ( KR=KA RI=KRI/Kre/kry/Kro,..kryet, krit, kre, krene)**

*Kry* (KA=KI/KU/KY/KO/KE + RY/RA/RI/RO/RE=RU, prej nga kemi Kra/kry/kre/kro/kri,..etj) ose në disa vende përdoret *kri*, që ka kuptimin pjesa e majës së *ri*, që paraqet *Karin (penisin)* e ngritur. Kjo paraqet edhe *nje+ri* e ngritur, pra pjesën që e ndanë me tingullin *K*, që në të vërtet *K* tregon se është një pjesë e *ri*, ose mandej vetë *i*. Kur *I* ngritët është në ereksion, kemi nga *I* (pra, penisin) në *RI*, ndërsa pjesa fundore e tij është *Kri*, që më shumë tash përdoret *Kry* që *I* kalon në *y* për të shprehur madhësinë e madhe të *I*. Ndërsa, nga kjo fjalë *kri*, *kry*, del fjala *kru*, por *U* në këtë rast shpreh rrjedhshmërinë dhe zhurmën si dhe fuqinë e rrjedhjes, pra *u*, që paraqet në fillim të lindjes së tingullit një përshkrim primitiv të rrjedhjes së *Ujit*. Kështu *kru*, është ndarje nga toka pra *O*-ja të një sasie materiale të lëngshme që është uji, pra që në të njëjtën kohë përshkruhet rrjedhja me *U*, që është përshkrimi i rrjedhjes së ujit, prej nga edhe ka lindë emri *uji* pra nga *u*. *U* përdoret si tingull për të përshkruar edhe rrjedhja e zhurma të tufaneve dhe bujës. Po ashtu nga kjo *Kru* rrjedh emri *gru*, por në këtë rast *K* është shndërruar në *G*, që nuk do të thotë për ndarje, por për shtatzëni që e merr formën e *G*. Vet tingulli *G* e mbledhë gjuhën në formë

të lakuar sikur lidhet gjuha nyje brenda gojës. *G* përshkruan formën materiale në formë të gungës së ngritur por edhe zbrazëtinë që ka formën e *G*. Kështu *I* dhe *y* kalojnë në njëra tjetrën për të shprehur përmasat, ku *y* tregon madhështinë e *I*, por janë të palëvizshme. Ndërsa *U* dhe *J* janë të lëvizshme, *y* kalon në *U* por përshkruan tjetër dukuri në lëvizje, ndërsa *I* lëvizë duke kaluar në *J*, por *J* përshkruan lëvizje me kohëzgjatje të shkurtër të *I*, dhe zakonisht shkojnë të shoqëruara si shembull *Vija*, që përshkruan procesin e ndërtimit të vijës. Derisa u është e lëvizshme V e ka formën e një formë që e ka shkronja duke u vendosur në tokë në formën e vijës ose kanalit që ia mundëson rrjedhjen materialit të lëvizshëm që përshkruhet me *U*. kështu kemi *Vdeka* ose *vdekja* mandej *Vorri* që shprehë trupa të palëvizshëm e të vendosur në një formë *Vijore* e ndërtuar në tokë pra në *O*, prej nga lindë fjala *Vorri*, ose *Voja*, që paraqet sipërfaqen sferike të tokës, por edhe të vezës në rastin e fjalës *Voja.*

*Vau* po ashtu tregon kanalin në tokë në formë të *V* ku ka *U* rrjedhje të materialit të lëngshëm pra *VAU* = va me ujë, shembull për sqarim edhe ofrim se çka mund të japin tingujt tek *vau*. Nga kjo *Vau* është vend, luginë e gjerë në të cilën ka ujë, por prapashtesa *au* paraqet edhe përmasat e gjera të luginës dhe formën si hinkë ku shkon duke u zgjeruar dhe hapur fusha në anën tjetër.

*Val* është me rrënjë të njëjtë si *VA*(*u*) por që tash lugina shtrihet ndërmjet dy *luqeve* sepse në e kemi shkronjën *L* që paraqet lartësinë e tokës.

Në kohën e lashtë përdorimi i shkronjës L në fjali ka treguar lartësinë ose *naltësinë*, por më vonë një emër e kanë përdorur në fund të fjalës për të përshkruar diçka me përmasa të vogla, siç janë; *vogël, vockël*, ose toponimet kemi *Mnelë* e madhe dhe *Mnelë* e vogël. Emri *Mnelë* ka kuptimin e një pjesë të vogël të fushës që shtrihet në një hapësirë kodrinore-malore dhe këto dy fusha, një më e madhe, një më e vogël janë quajtur *Mnelë* që ka kuptimin parcela të vogla të gjendura në *detin*\ e vargut të kodrinave. *Mnelë* quhet edhe harrni ose lecka, mandej pelenat e fëmijëve, kështu që *Mnelë* përshkruan dy lecka lëndinash që në krahasim me kodrinat edhe reliefin e përthyeshëm që të dyja janë të vogla. Por edhe pse këto kanë dimensione të vogla. Prezenca e L-së tregon se diçka e ulët në hapësirë dhe e vogël është e rrethuar me një lartësi sa që atë objekt e bënë sa një *vo* (vezë), që mund të jetë mandej edhe jo fushë ose *val* ose *gogël*.

Shembull *gogël* mund të përshkruajë një të ngritur të tokës në mes të fushës së madhe që në krahasim e bënë atë ngritje, atë xhungë të ngritur të duket e vogël. Derisa *Valë* është një lug i gjerë ndërmjet dy kreshtave, lug përshkruan një vijë me shtretër të gjerë që mund të ketë edhe një rënie të pjerrët dhe mund të mos jetë shumë e gjerë hapësira ndërmjet dy kreshtave. *Valë* kemi shumë lugina paralele që përsëriten ashtu si lugjet,

kështu që për të përshkruar reliefin quhen *valë* kodrash, lugjesh etj. Ndërsa *Vau* rrëshqet pjerrtas duke u hapur pamja në njërën anë ndërsa në tjetrën anë kufizohet me një lartësi kodrash ose bjeshkësh dhe është hapësirë më e gjerë sa që i humbet kuptimi të quhet *lug* ose *valë*, pra ka të ngjashëm me to por dallon përsëritshëm.

Kështu folja *KI* ka lindur pikërisht nga *K* që është ndarje ose një pjesë e një tërësie nga *I*, gjë të cilën e tregon edhe simboli i shkronjës *K*, derisa *I* paraqet mashkullin ose në thelb penisin. Kjo ndarje është po ashtu jo vetëm ndarje e tërësishme fizike, por është ndarje nga tërësia duke e ruajtur një pikë të përbashkët, ashtu siç janë fjalët, *Krahu*, *Koka*, *Kryet*, *Kari* etj. Nga kjo *KI=K+I* që është një penis i ndarë, me të cilën shumohen bimët duke e futur një pip në trupin e pemës së egër për ta bërë të zbutur ose përfituar një pemë tjetër me cilësi më të mira. Pikërisht nga *Ki* ka dalë fjala *Qi*, por në këtë rast *Q* është një tingull që kur shqiptohet është më elastik dhe prekë tërë qiellzën, gjë që paraqet një *Ki* të lëvizshme siç është rasti i aktit seksual që në gjuhën shqipe quhet *QI*. Një prej shembujve e kemi foljen *Shti*, *Shty*, ku tingulli *Sh* paraqet zhvendosjen e njëpasnjëshme, duke e shtyrë një trup brenda një trupi tjetër, thjesht duke e shtyrë *I*. Kjo shtyrje është nga shumë zhvendosje që mund të jenë nga zhvendosja në gjatësi të ndryshme, por për nga natyra janë të njëjta. Por *Sh* është shumë, në këtë rast zhvendosje të njëpasnjëshme duke e futur një trup në tjetrin. Ndërsa *I* shndërrohet në *Y*, në diçka të lëvizshme por edhe në formë hinke ku mund të futet një trup tjetër në të. Për këtë *Shti* dhe *Shty* qëndrojnë afër dhe pothuajse në të njëjtin kuptim, njëjtë si emrat *KRI* dhe *Kry*. *KRI* është pjesa e epërme e *I*, por *kry*, pra nga *I* në *Y* që paraqet përshkrimin dhe intensitetin e lëvizjes, pra një zhvendosje që merr fund në *KRI*, por për shkak se e përshkruan procesin e lëvizjes quhet *Kry*. Në thelb këto dy fjalë nuk e kanë krejtësisht kuptimin e njëjtë. Shembull; pasi *L* është lartësia e një trupi, *IL* do të thotë i gjatë, por *ILI* merr kuptim të saktë për gjatësinë e *I*, që në nga lindja e këtij tingulli, ai ka lindur si përpjekje për të shpjeguar organin gjenital mashkullor. Pra fjala *ILI* ka kuptimin *I+LI* =i+naltë ose *i* + lartë për nga shtati ose për nga lartësia të ndonjë objekti. *ILIJA*, kurse *Elija* ka kuptimin e ardhjes nga lartesia, e ramjes, por nje lanie nga lartes; *I+LI+ja =I* larti, ndërsa *ELIJA E+LI+JA=* ku ka kuptimin e njëjtë si e gjatë, por në këtë rast *E* përpara gjithmonë në fillim të lindjes së gjuhës shqipe ka kuptimin e dritës dhe të prezencës së zjarrit dhe nxehtësisë. Nga kjo *Elija* do të thotë një shkëlqim ose dritë e lartë, ose që del nga lartësia, *Ylli* ose *Illi* në njëjës ka kuptimin *I larte*, por *Y* në rastin e parë është përpjekje nga gjuha e lashtë, kur përdoret *Y* ka përpjekje të shpjegohet lëvizshmëria e *I*, pra me këtë rast *Yllit* që qëndron në fushën qiellore. Ndërsa kur përdoret *Eli* ka përkthimin *E-Sh k*(*el*)*qim*+*Li*-i lartë pra që vije

nga lart. Në këtë rast janë formuar emrat *Di*(*elli*) ose *D*(*ill*)*i*. Ndryshimi për një shkronjë *Dielli* dhe *Dilli* e kanë të njëjtin kuptim, por në rastin e parë bëhet përpjekje të jepet pamja e dritës që del nga dielli, ndërsa *Dilli*, jep kuptimin vetëm për lartësinë e tij në horizontin e qiellit. Njëjtë ka lindur emri *QI*(*ELL*)*I* ose *Q*(*ill*)*a*, pra qielli është i lartë dhe shkëlqen, *El* thjesht fle brenda fjalëve të sotme të gjuhës sonë, e cila ka lindur nga emri *EL* thjesht *shk*(*ël*)*qim* nga lartësia. Përsëri (*Qi*)+*lli* ka kuptimin të tregohet lëvizshmëria dhe shumësia e objekteve qiellore mandej edhe shumësia e qiejve, si dhe bashkëpunimi ose ndërfutja e dritës në tokë, meteorëve, fateve të njerëzve etj. nga qielli në tokë, kjo ndërfutje e ka bërë të domosdoshme të përdoret tingulli *Q*, ndërsa në vend të *L* të përdoret *LL* ka lindur nga fakti se të gjitha objektet në qiell dhe yjet janë shumë, kështu që *L* duket të jetë më shumë tingull për njëjës, ndërsa *LL* për shumës, por jo vetëm kaq, *L* shpesh përdoret për gjatësi fikse, ndërsa *LL* për gjatësi të ndryshme të objekteve përafërsisht të njëjta. Në të njëjtën mënyrë sikur *K* që përshkruan ndarjen e një tërësie të vogël nga një tërësi tjetër më e madhe, ndërsa *Q* e bën të lëvizshme *K*. (*K*)*rahasimi* i *KI* me *QI* është prapë një ngjashmëri me krahasimin *L* me *LL*, ku tingulli bëhet më i lëvizshëm, më dinamik, më përsëritës, që mund të hetohet edhe me lëvizjen e gjuhës se si e prekë qiellzën e cila prekje interpretohet nga truri si shpjegues dhe interpretues i një dukurie që ndodhet në natyrë. Pra *K* është diçka që e ndanë tërësinë e vogël nga një tërësi më e madhe por nuk e ndanë krejtësisht nuk e ndanë, ndërsa *KI* paraqet ndarjen e *I* e cila i përket trupit, në këtë rast *penisi*, i cili futet dhe rri në një trup. Por *Q* e bën të lëvizshme *I*-në. *Qi* janë të dy tingujt më të saktë për përshkrimin e dukurisë së seksit. Nëse do të thoshim *KIELLI* do ta kuptonim një *Qiell* që është pjesë e qiejve dhe e kozmosit të madh, por nuk është i lëvizshëm, nuk lëshon shi, nuk është në formë kurbe ose gjysmë sfere, mandej nuk do të kishte të reshura atmosferike. Ky është shpjegimi i qiellit, në të njëjtën formë ekziston edhe një qiell brenda trupit të njeriut, ai/ajo është brenda gojës së njeriut që është përshkruar me emrin *qiellza*, që *za* përshkruan përmasat e vogla por edhe në të njëjtën kohë përshkruan që lëshon *Za*, sido që shqiptohet kjo shkronjë në fund të emrit *Qiellza* jep kuptimin e zërit. Qiellza n'gojën tonë është e lidhur ngushtë me qiellin ndërsa toka me gjuhën brenda gojës, ndërsa qiellza që preket nga gjuha në mënyrë anatomike pasqyrohen ose diktohen nga truri i cili brenda kafkës së njeriut qëndron në formën e gjysmë harkut. Mandej lëvizja e gjuhës dhe prekja e qiellzës në shqiptimin e tingujve janë kode të diktuara nga truri që përshkruajnë kuptimin dhe interpretimin e dukurive që i sheh syri. Kështu *K*+*oka* ka kuptimin që ka *OK,* ka formën e sferës. Pra nga kjo *Kry* edhe *Kokë* janë dy emra për të njëjtën pjesë të trupit por kanë përshkrimin nga anët e ndryshme. *K*+ështu (një ndarje e veçantë nga ajo

pjesë që quhet ashtu). *Kry* është pjesa më e lartë e trupit të njeriut e cila gjendet kur lëvizim prej këmbëve e përpjetë në trupin e njeriut që ka *Lindur* nga *KRI*, por edhe nga *K*(*ro*) sepse rrashta e kokës së njeriut është e ngjashme me *ro*, por për arsye se *nje*(*ri*)*u* dallon nga bota materiale dhe nga përmasat është quajtur *Kry*. Mendoj se emri *Kryq* ka marrë kuptimin e sotëm shumë vonë, mandej me lindjen e krishterimit, por në thelb *Kry* është pjesa më e lartë dhe më e rëndësishme e një objekti. Prej nga, Krisht në gjuhën shqipe ka kuptimin *Kri*(*asht*), por me vonë e kuptojem se Krisht=Kri+isht, ku pjesa isht/ish na jep nje mase e gjësendit/materies që vije drejt vrojtuesit/folësit, dhe pasqyron enje lëvizje drejt n**esh** të shumë KRI=KRI1+Kri2+...=Krisht=ka Risht, që na jep ngritjen, të pjesës me ta larte dhe me të posaçme të trupit. Rrjedhimisht Krishti në trupin tone është Kryet/Krit, por në gjithësi është ZOTI, në qiell është dielli, në cdo trup janë pjesët me kryesore edhe me të rëndësishme, si edhe më të larta për nga vlera të cilat më nje emër përfshirës quhen KRISHT/KRISH/KRI=KA RI=KA ARI=KA+ Ari1+Ari2+...=KA ARISH= KA ARISHT=KARISHT=KRAISHT=KRISHT. Nga këta emra kanë lindë fjalët që kanë bazën *Krisht*, *Kreshna* (*KRE*(*kryet*) *ASHT QË JEP*), mandej (*Kre*)*jt*, por edhe *Kry*(*q*) që tregon për fundin. *Kryt* ose *Kri Kry Kre*(*na*) është diçka që shihet dhe dallohet për nga lartësia në një trup, dhe ajo pjesë shihet sepse është lart, dhe e dallueshme. Nga emri *Krisht* u shkurtua në formën *të K-shten*.

Nga anglishtja *Crust*, është korja, por edhe një person i sigurt, thjesht prapë ky emër lidhet më njeriun, edhe emri *Crust* përshkruan një veti të tij.

Nga greqishtja *Cryos*, që është një fjalë e marrë nga gjuha shqipe, pasi lidhet më *Kry +osht*. Kështu emri *Krisht*, nënkupton jo vetëm rëndësinë që *kry asht*, ose sipërfaqja e fortë në diçka, siç në sot e quajmë *Kore*, por është edhe fundi i kohës, diçka që është *kry* ose ka marr fund. Thjesht emri *Cryos* në greqishten e re dhe të vjetër nuk e ka kurrfarë baze të jetë fjalë e tyre, por është e huazuar, dhe për arsye se nuk ka fjalë tjera që lidhet më *kry*. Në prerjen tërthore të bukës, korja e bukës është sipërfaqja më e lartë që gjendet në *krye* pra, edhe sipërfaqja më e fortë e bukës, e tokës etj. Kru, kar, kro, kri, kre janë forma që lidhen më të njëjtin kuptim por në forma të ndryshme të përshkrimit të një dukurie. Fjala *Krisht*, *Kreshna*, *Kore*, ose nuk janë greke, më sa është fjala siguri nga latinishtja në gjuhën shqipe. Është mundësia që fjalët *Cruse* janë marrë nga popujt e Evropës qendrore, shembull nga gjermanët *Krust*, qysh në mijëvjeçarin e dytë para Krishtit, kur shqiptarët ishin banorë të Gjermanisë dhe Francës, dhe kur fiset Keltë e Sllavë ishin duke e asimiluar këtë popullsi më shtrirje të gjerë. Mandej ka mundësi që ky emër të jetë shpërndarë përmes grekëve dhe latinëve.

Vdekja e një qytetërimi të madh, siç do të mund të ndodhte sot më anglezët, amerikanët, ndahet nga popujt tjerë që formohen mbi gërmadhat e tyre, dhe ndahen nga qytetërimet e reja, që u ndërtuan mbi ato rrënoja. Ndërsa *Kreh* për t'u krehur, është një shkurtesë e emrit *Kre*+*ngreh*=*kreh*. Kështu lindën fjalët *Sh*(*kre*)*p*, *Sh*(*kre*)*h*, kur tingulli *Sh* përdoret për të treguar shumësinë dhe përsëritjen e një procesi në nivele të ndryshme përgjatë një gjatësie kohore, por në nivele të ndryshme.

Të njëjtin kuptim e bartin edhe *Sh*(*kre*)+*el* ku janë dy, por që në gjuhën e sotme kemi të theksueshme, që ka kuptimin e shprehjes së dritës ose zjarrit, ose *shk*(*ël*)*qimit*. Kështu fisi Shkrel ka kuptimin e atyre që shkëlqejnë, që e shprehin ose e bëjnë të theksueshme bardhësinë e vet, jo vetëm mendore por edhe të dukjes.

**8.**

**KRISHTI**

Këtë do ta sqarojmë që filozofia para themelimit të krishterimit - parakrishtere në trojet tona ballkanike ishte shpërndarë si një pjesë e filozofisë, pasi që pjesa më e lartë e trupit në aspektin fizik është *Kryet*, ose në formën tjetër që përdoret edhe sot si *Krit*. Kështu pjesa më e rëndësishme e trupit të njeriut dhe e jetës së tij është në *Kri, kry*, pasi *Kry* dhe *Kri* nuk është emërtim për *Kokën* por nuk është përshkrim i njëjtë sepse *Kri* është pjesa më e lartë ndërsa *Kry* është pjesa përfundimtare, derisa Kokë do të thotë *ka oke*, ka formën e okës ose sferës ose më thjesht e ka formën e *o*-së (pra, *o ka* ose *ka O ka* rreth ose sferë), si edhe ka OK=IK më lidhjen KOKE na jep pjesën e veçantë, dallues nga pjesët tjera të trupit. Rrjedhimisht lindin ngjashmëritë LA+AK=LA+AK/IK=LAK/LIK, LA/LU+AK/UK=LAK/LUK, LE/LA+AK/EK/HEK/UK/IK=LEK/LUK/LAK/LIK/LOK=LUK= LAK=LEK. Si vazhdime kemi P (LAK/LEK/LUK/LIK/LOK/LYK)=PLAK/PLEK-s/PLUK/PLOK/PLYK ose FLAK/FLEK/FLOK/FLUK... etj., Megjithatë në këtë pjesë dëshirojmë të qartësojmë se emri LUKA në Bibël është emër Shqip. Kështu filozofia e religjionit pellazge në bazë të fjalëve shqipe ka qenë qindra e më shumë vite para se të përhapet religjioni i krishterë në formën e cila sot gjendet dhe është formuar në bazë të keqkuptimit të thellë të mënyrës pellazge të përshkrimit. *Kri* përfshin pjesën më të lartë të ngritjes së një maje malore ose të një forme cilindrike të trupit, por ajo pjesa më e lartë nuk është *Kri* por është në *Kri*, prej nga ka lindur fjala ose terminologjia *KRIËSHTË* OSE *KRIOSHT*, QË KA MARRË FORMËN *KRISHT, KRESHT, KRYSHT* QË NË TË VËRTET JANË TË NJËJTIT KUPTIM. Lidhja e formës rrethore të pikturuare

nëpër ikonat kishtare mandej shumë para kohës së Krishtit, tek të gjithë njerëzit që merren si të shenjtë, si tek Apolloni, Buda, por edhe ma t'vonshmit Muhamedi, mandej edhe tek të shenjtit tjerë natyrisht duke përfshirë edhe apostujt e Krishtit kanë rrathë rreth kokës. Shpesh është dhënë shpjegimi, se ***rrethi*** paraqet diellin, çka nuk është e vërtetë. Mund t'paraqesë vetëm në një aspekt diellin si pasojë e krahasimit të brendësisë sferike (okës) së kafkës në mesin e të cilës gjendet *trunit* (*të run*, kështu *run* e merr kuptimin jo vetëm diçka që të ruan nga gabimet e rreziqet por edhe si drejtues), por edhe në mesin e *trunit* gjendet hipofiza, një pjesë e rëndësishme që i udhëheqë proceset e trupit. në kemi në lindjen e largët një rreth të bërë rreth kokës së *BUdhës* që në të vërtet nuk tregon në parim diellin por tregon *trurin*, *kokën*, ose *krit* që në thelb është ai *truni* që na ruan dhe na drejton. Në të vërtet rrethi që paraqitet në kokën rreth *Budës* tregon se rrethi është simbol i *Kreshtës* ose *Krishene* ose *Krishtit*, që e tregon gjuha shqipe. Në thelb ky simbol nuk ka të bëjë më diellin por dielli është përbërës i saj. Nga kjo emri *Kreshta* është pikërisht rreth kokës, dhe brenda në kokë, që buron nga kryet. Vlen të theksohet se apostujve të Krishtit kur iu zbriti shpirti i shenjtë atyre si një gjuhë flakë e ndezur në kokë ose iu shfaq mbi kokë kështu duke e shfaqur shpirti i shenjtë pjesëmarrjen e vetë. Kështu nga pikëpamja që del nga emri i Krishtit, Shpirti, pra edhe shpirti i shenjtë e ka vendin në kokë, çka sugjeron se shpirti është një pjesë e vogël brenda në kokë që e siguron të qenit e vet në forma dhe nivele të ndryshëm (për shkak të tingullit *SH,* pra afërsisht më shumë nivele) dhe si diçka e vogël si *PI* (maja e thepit), dhe *RT* (tingulli *R* tregon *Ng*(*r*)*itjen* ose *IR* (ose *RI*) që jep kuptimin për diçka që është futur përbrenda. Ky shpjegim nxirret gjatë lëvizjes së gojës ku buzët futen brenda dhe gjuha lëvizë në atë mënyrë duke e thithur tërë goja ajrin ashtu duket që ndjehet kur theksohet *IRT*, pra diçka e ngritur dhe e futur dhe e rritur duke u shtyrë përbrenda *PI*-se. Si argument mund të përdorim HIPOFIZËN, që është nga shqipja e vjetër që prapë lidhet nga fjalët *HIPO* që në gjuhën shqipe të lashtë mund të ishte *HIPI* që ka kuptimin më *HI* në *PI* më u ngrit në majën e majave thepore si në *PI*, mandej *HIPO* mund të jetë një trajtë e theksimit sikur *thEPI* më *tHEPORE* si përpjekje për të treguar majën e tokës ose diçka që është ngritur mbi tokë, pra mbi rrafshin *PO*.

Shpirti qëndron brenda/mren (me rena, por edhe rena/rina/rana/roni/run etj janë shprehje që tregon rrjedhjen nga naltësia në brendësi/renësi, kurse rim/rum/ram/rem/rom, tregon rrjedhjen nga pika më e naltë kah pikat më të ulta, që nuk shkojnë nër sipërfaqen e tokës. Kështu fjalët roni pra notimi nër uji, run/ran/ në anglisht duhet të jenë fjalë t 'lashta të trashëguara nga gjuha para ardhjes së indoevropianeve) kokës, pra Krishterimi në bazë të shpjegimit të gjuhës shqipe është vetë

truri, mendimet, hipofiza, dhe gjithçka që lidhet më kokën. Thjesht në *Kokë* mund të shpaloset Zoti dhe ekzistenca e tij, mandej Zoti gjendet në *Kokë*, dhe ai gjendet mbi Qiell që në të vërtet gjendet mbi *Qiellzë* sepse truri realisht gjendet mbi *Qiellzë*. Kështu shpjegimi i *Kokës* është shpjegimi fizik i kozmosit ku mbi qiell gjendet ai që të ruan(*truni*) ndërsa *Qielli* që shihet më kaltërsi është kufiri ku ndahet ajo që në dimë edhe mbi të, ajo që në nuk dimë. Kështu në këtë barazim, kemi në pasqyrim pikë për pikë të kokës, pra nofullës së poshtme =tokës, gojës hapësira e ndasive në mes të qiellit dhe tokës, qiellzës = qielli si kufi ku e ndan pjesën e poshtme më hapësirën që na ruan që na dikton pra trurin, edhe pjesa mbi qiell, ajo që është *truni*, i pa përshkruar ku zbresin idetë duke ardhur nga lart nga qiellza=qielli, dhe kështu çdo fjalë e mençur është zbritje prej *qiellzës* e cila është komentim dhe vendim i *mbi qiellit* pra *mbi qiellzës - trunit*, që në të vërtet paraqet vetë Zotin.

Prej *Kreshtë* paraqet jo vetëm kokën por krejt zhvillimet e ngjarjeve në mes të Zotit dhe njeriut. Ta sqarojmë më disa shembuj, sipas fotove;



**Fig. 7**

Në fig. 7 paraqitet Apollo si perëndi e ashtuquajtur greke, më një rreth që shpesh quhet se ky rreth më rreze paraqet diellin e rrezet e tij. Megjithatë ky mund të paraqesë *Krishtin* më mendimet e tij, që janë paraqitur si në formë të rrezeve. Emri APOLLO në gjuhën e lashtë shqipe e ka këtë kuptim; APOLLO=*A+po+LLO (AP+ OLLO=AP+ALLA=JEP ALLA=Jep dalje mbi dhe, rritje)* që tregon një trup të ngritur lart në fushë,

por është e thënë në shumës, pra jo në njëjës të tingullit *L* por në shumësin e tij *LL*, që nuk e shpreh vetëm shumësin por edhe përmasat dhe shpeshtësinë e tij. Kështu janë edhe tingujt *G-GJ*. Apollo mund të shpjegohet edhe si *AP+O+LLO* që e ka kuptimin *jep*(*AP*) në tokë nga lartësitë, ose i përhapur në tokë nga lartësitë pasi *Ap* shpesh mund të shpjegohet si i *përH*(*ap*)*ur O*(*është*) në tokë si trup i lartë (*LLO*). Lidhur më tingullin *O* janë dhënë shpjegime si më sipër.



**Fig. 8. Buda**

Në fig. 8 është paraqitur Buda më rrethin përreth kokës çka në të vërtet është *KRIT* që paraqet simbolin e *Krishnes*, pra se e tëra është në *krye* ose *KRI*. Normalisht e dimë se Budha ka jetuar 500 vite para se të paraqitet religjioni i krishterë dhe lindja e supozuar e Krishtit në bazë të versionit zyrtar të religjionit të krishterë. Në thelb Krishterimi si formë e botëkuptimit të hyjnores më mund të ketë lindur në Gadishullin Ballkanik më qindra vite para se të shfaqen Judenjët.

Kështu emri i një botëkuptimi hyjnor u reduktua si person më emrin Jezus Krisht që në të vërtet është *JE+ZEUS* (pra *je zot, je Zeu=Xeu=Nxeu*, *je pereni*) është Krisht ose në Zeusi në *KRI*(*Y*) asht/osht/isht,...



**Fig. 9**

Në Fig. 9 jepen disa pamje të Krishtit, ku e ka rreth të madh për rreth *Koke*, të cilin ne po e pranojmë që është simbol i diellit, ose t'shpirtit të shenjët. Por pse në pikturën tjetër janë të gjithë anëtarët më rrathë rreth *Kokës*, kështu sa diej/dilla mund të jenë, e dimë se është vetëm një diell, të themi se kemi të bëjmë më Krishtin si dielli, kurse anëtarët tjerë nuk duhej ta kishin pavarësisht rëndësisë së tyre të shenjtërisë.



**Fig. 10. Krishti më nxënsit e tij**

Në Fig. 10 shihet po ashtu se të gjithë e kanë nga një rreth rrotull kokës.



**Fig. 11. Muhameti ju flet besimtareve**

Në Fig. 11 na jepet profeti Muhamed, ku mund të arsyetojmë se në fillim islami ishte tërësisht i ndikuar nga religjionet pararendëse si Hinduizmi, Brahamnizmi, Judaizmi dhe Krishterimi.

Shihet në foto, se jo vetëm Muhamedi por të gjithë shokët e tij e kanë nga një rreth. Sikur ky rreth të ishte simbol i diellit, këtë rreth duhej ta kishte vetëm profeti Muhamed, ose Krishti i pretenduar në figurat paraqitura më lart.



**Fig. 12**

Në fig. 12 po ashtu është dhënë Krishti më apostujt ku të gjithë e kanë rrethin mbi kokë, ndërsa sipas disa sipozimeve është paraqitja e diellit, të cilin duhej ta kishte vetëm Krishti.
Në thelb simboli mbi kokë paraqet kod, se në *KRI+asht* ose *KRE+ËSHTË* ajo që është krejt hyjnorja, pra KRISHTI. Për këtë *KRISHTI* është jo vetëm njerëzore, sepse gjendet më vendbanim tek njerëzit, por edhe hyjnore sepse është e vetmja pjesë në të cilën qëndron shpirti. Ndërsa shpirti i shenjtë quhet ngaqë janë mendimet tona të mira që ndërtojnë paqe e harmoni dhe që e ruajnë njeriun dhe njerëzimin, pra *TRUNI* që është *T+runi* pra *Të run* që thuhet edhe sot në gjuhën shqipe, më të njëjtën mënyrë sidomos në zonën e të folmes veriore. Në bazë të emrit të Krishtit, mund të vijmë në përfundim për të qartësuar edhe më shumë se vetëm emrat që përdoren sot në anglishte, edhe që shpjegohen ose përpiqen të jepen shpjegime se këto fjalë janë nga latinishtja ose greqishtja e vjetër në të vërtet janë nga gjuha shqipe. Shembull si emrat; *Crest=Kreshta* (pra *kre* është), *Secret = Fshehë Kret* ose *mshefë+kret*, ku fjala, pjesa *Se* në fillim të fjalës *secret* mund të jetë shformim i fjalës *fsheh* ose *mshef* ose mandej mund të shprehë përmasat e *kresë* (*se* ose *sa*, ose *so*, *sy* që janë të të njëjtit kuptim në bazë, do të shpjegohet në kapitullin vijues), që të gjithë janë nga gjuha shqipe.

**9.**

Emri Kaçinar si toponim duhet të jetë shumë i lashtë ngase përmban elemente të gjuhës së lashtë gegënishte, i cili do të thotë vend i pasur më *Kaça*, pra ku rriten *Kaçat* shumë dhe ai rajon jep kaça. Ndërsa KAÇA e personifikon pamjen e frytit, që e ka të çarën në majat për këtë quhet *Ka ça*, mandej kemi fjalët *ka çelë*, ose *Ka çu*, *Kaçubel* që përshkruan një vend që *Ka çu* por për shkak të hapësirës ose të strukturës së vogël quhet *Kaçubel*, një hapësirë e vogël midis kodrinash për këtë e mban shkronjën *l*. Pra fjala përpiqet të përshkruajë reliefin ose pamjet fizike të rrafshit. Kështu kemi fjalën *Kaçube*, një bimë e vogël që rritet midis shpateve të bjeshkëve, dhe ka kuptimin që nuk është e madhe pra *veç ka çu*, ndërsa tingulli *b* në fund përshkruan veprimin, pra, BA. Kështu në fillim është krijuar fjala *kaçu si fjalë në vete , dhe menadej ba+ kaçu, por për t'pershkruar si ba-mje jo të madhe, Ba, vije në fund , duke krijuar fjalen kaçu+ba= kaçuba= ka çu ba=ka çuba/ ka çuban/ ka çubon/ çoban*, që në Kosovë është thjeshtë Qoban, Kaquba, etj. Kështu *ka çu* ba=banon ose jeton duke u *çu*. Por, fjala është e formuar kështu për të treguar Ba-mjen e rendit të fundit, ashtu që bije në fund të fjales, duke treguar rolin e vogël, *ka çumjen e vogël (ba).* Pra, *ka çu* dhe *ba-n*, dhe *banon*, etj.

Natyrisht n 'Kosovë dallimi ndërmjet Ç dhe Q nuk ka, dhe Ç mbetet si form e ve*çantë e Q, pra, si rast i veçantë, dhe e cila bëhet, ashtu e fortë*

*për të përshkruar natyrën e njëjtë më Q, por që ajo thuajse nuk përsëritet ma ashtu si fjala/tingulli* Ç, i cili gjate shqiptimit të tij, e godet/qellon ma fuqishëm, goditje më e ngurtë në qellëzen e gojës. Do të thotë kemi hapje vertikale ÇA-mje, ÇO (eshte 'Ça' nga sipërfaqja e tokës), ÇU (është Çumje nga thellësia duke ardhur në sipërfaqe, ose 'ÇA' që del nga brendia (shënim; *thy ell (el=le, shumësi ell=lle), thymje/thyrje që vije nga lart, ku Elle- bëhet e dukshëm,* ***del****/qel/vel/mel/mjel/shel/ në sipërfaqe që ta shohin të gjithë, kurse Thy përshkruan thymjen ose ndarjen e sipërfaqes në dy pjesë)/fellësia, prej hapësirës që gjendet nën sipërfaqen e tokës/gjësendit/trupit të caktuar*)-mje e cila më nuk kthehet poshtë, edhe nuk ka kthim (Ka thym) nga ajo pike, është veprim i pakthyeshëm, pa përsëritje për gjësendin/dukurinë e caktuar. N'koftë se ka kthymje, atëherë kemi Q. Pra, Ç është rast i veçantë Q. në përgjithësi, në pjesën më të madhe, të gegnishtes, veç *nje numër i vogël e shqiptojnë në mënyrën e duhur, këtë fjalë-tingull.*

## 10.
## SHKRETINA (INA=ANA, KRE=KRY, SHKRE=shumë kre-na)

*Kreh* në shikim të parë ka kuptimin ngreh, dhe mandej të thuhet nga ka kaluar në *K*, kështu nga *ngreh* është shndërruar në *kreh*. Mandej, të thuhet tingull *eh* që jep kuptim për diçka që drejtohet, si shembull *mpreh*, ose *leh*, *ngreh*, duke i dhënë kuptim procesit të *krehjes*. Por më shumë ka të ngjarë që *kreh =kre*(*s*)+*ngreh*=*kreh*, në kuptimin që *flokët e kresë i ngreh*. Veprimi i *ngrehjes* në thelb është kur ngrehet zvarrë një trup ose drejtohet një trup, sidomos kur ai është i lakueshëm si fija e flokut.

Kështu, nga fjala *kreh*, mund të ketë qenë bazë për formimin e fjalës *Sh*(*kreh*), që përshkruhet si *Kreh* një proces jo vetëm tash i *ngrehjes* dhe i drejtimit të flokëve, si dhe largimit të papastërtive, ose gjërat që i largojmë nga koka. Derisa tingulli *Sh* përshkruan veprimin e *Kreh-jes* në nivele të njëpasnjëshme pra, siç kemi thënë shumë + *krehje*. Pasi folja *kreh* ka lindur si një shkurtesë *kre*+*ngreh*=*kreh*, pra nga koka ngrehim dhe largojmë diçka ose drejtojmë diçka, ku koka shqiptohet si proces ose burim i krehjes, ka lindë edhe folja tjetër *Shkrehje*, siç është fjalia *–U shkreh në vaj*, ku burimi shikohet trupi ose personi që fillon vajin, nga një intensitet i ulët në një intensitet të lartë, kështu duke parafytyruar këto nivele nga i ulëti në të lartin të vaji, ose të shprehjes së dhimbjes, kemi një *Shkrehje*, njëjtë sikur në botën fizike tek niveli i kodrave nga i ulëti në të lartin, deri ku arrin shikimi për emrin *SHKODËR*, tash kemi një proces të njëjtë në natyrë fizike krejt të ndryshme *SHKREHJE*. Në thelb, nëse futemi më në hollësi tingulli *RE* është i afërt më tingujt *RI*, por deri sa i dyti ka një ngritje në formën si ngritët organi mashkullor, tingulli *Re* përshkruan të njëjtën

ngritje, por më shumë shpjegon edhe një ngritje shpirtërore, dhe një ngritje të një trupi ose tehu në mënyrë të drejtë apo drejtvizore, kështu fillimi i lindjes së ndajfoljes drejt, rrënja e kësaj fjalë është *RE*, kështu *Re* në thelb nënkupton diçka të *ng*(*re*)*ht*, nga kjo kemi emrin *RREZE*, ku *RRE* ka kaluar nga *RE* për shkak se kemi shumë *RE* të cilat janë të rralla. Pra çdo rreze në vete që ndërton tufën e dritës.

Në thelb *RE* nënkupton diçka të drejtë në botën fizike, ndërsa, *KRE* nënkupton diçka që është e drejtuar ose një trup i drejtë, por që nuk është si rrezja e dritës ku nuk i dihet fundi, kurse tek folja *kreh*, i dihet fundi sepse është në rrënjën e fijes së flokut.

**11**

***Shënim:***

*Kur kemi folur për flokë kemi thënë se kjo ka lindur nga FL+OKË, që do të thotë OKA pra sfera, një fjalë e gjuhës shqipe e larguar nga përdorimi. Nga fjala OKA lindi emri tjetër toka, derisa OKA=O+KA, ose thjesht OK që do të thotë i takon një pjesë të ndarjes së tokës në përgjithësi që e ka formën Sferike ose formën e A-së. Megjithatë, brenda fjalës kemi shumë formime të fjalëve të cilat kanë kuptim, të cilat do ti shohim më vone, por tash po i dhajme (fjala DHJAM ka kuptimin e DHAM, gjësendit që i është dhanë, kurse Vjam=ka kuptimin VE/VU/VI+AM, pra AM do të thotë MA, në kuptimin MAjtje , pasi AM=MA, ndryshojnë vec në kahun e Majtjes/mbajtjes. Rrjedhimisht forma më e vjetër është VJAM/VAM/VIM.=VJAM=JAM=AM që do të thotë AM ose Ama që jepet ajo që man dhe Jep..qe ka kuptimin e vënies se dhënies/dhanje, siç janë fjalët; VIJ+DHAM=VJAM) shkurtimisht;*

*PLAKA=MULAK=GLA(U)K=SHALAK=FLOK=FLAKA=F-si tingull/fjale që tregon kohëzgjatjen e shkurt por më të fuqishme dhe përforcuese, të fjalës LOK/LAK/LUK/LIK/LYK/LAUK/LOAK/LAOKONT(LAK +ONT=ANT...etj.)e cila ka kuptimin LOK=LAK, pra Laku=LUKA=LIK=LYKA ,..pra për shkruan formën e Lakut, e cila mund të ndërlidhet më reliefin ose njerëz, të dal nga i njëjti bark ose më veti të përbashkëta, që i dallon nga të tjerët etj.*

*FLAKA e përshkruan formën LAKA-LAKA të zjarrit, e cila formë është e atille, që lëviz (la vizën, ku vizën= do të thotë vi=vu=ve+zen, zen=nënkupton lëvizjen zgjatuese, perzgati, pra lëvizje jo shtjellore, por zigzage) edhe nuk zgjate shumë (natyrisht është djegie e përkohshme, n'koftë se nuk vazhdojmë më qitjen e druve në zjarre/zjem). Tingulli F përshkruan furin/farin e zjarrit që del në formën e Lakave, në formën FLAKA.*

*Natyrisht kuptimin tjetër e kemi fjalën FLAKA=LAK, pra LAKU=FLA+KA, që na jep FLA=FLI=FLO=FLE=FLU të formuar edhe si FLAT=FLIT=FLOT=FLET=FLUT, kështu FLOT do të thotë i lane në formën LAT, por edhe diçka më rëndësi më të vogël në krahasim më pjesën e afërt ku*

*shtrihet pjesa e quajtur LAT, LATIC, LATIN etj, sikur kemi shprehjen LAN/LANJE, LOT=LET=LAT. Por, pjesa FLOT na përafrohet më fjalën FLET, që nënkupton e LE(H)T, e cila rrjedhe nga kuptim i LET=LAT, diçka e lan si e parëndësishme në krahasim em tërësinë/tanësin prej nga doli ose përskaj ose përkrah të cilës shtrihet, ashtu siç është LOT/LAT/LUT etj. Prej FLAT/FLOT/FLET/ tregon pjesën e caktuar të përfshin të hapësirë A, në kufirin T, si AT, prej nga kemi LAT dhe prej të cilës formohet fjala FLAT/FLOT/FLET etj. të gjitha keto fjalë i gjejme në gjuhen e ndryshme të Evropës, fjalë të cilat janë marre nga para gjuha që fliten (Flet, pra, flitje, folka, ka pamjen e Lanies në formën FLA, FLE, FLU,..etj, që do ti kuptojmë në shtjellimet e mëtutjeshme) në Evropë, dhe që ishin popuj* në *familjen e gjuh*ës *shqipe. Gjuha e jon*ë është *mbetje e tanë asaj hapësirë që përfshinte pjesën më të madh (do të thotë MA ADH=dha, e DHANjEN E MAN)e të Evropës.*

**12**

Krenohem, krenohemi, *-Kre+no+hem=pra koka e nume*, ndërsa tingujt *hem* i japin mprehtësi dhe madhështi *krenaris*ë, duke u përdorur si mbaresë. Kështu nga gegnishtja *kren* që do të thotë shumësi i kresë.

*Kri, Kre, kry*, por emri *kry* merr një formë tjetër, formën e jo vetëm *kre*, por edhe të kryerjes pra të fundit të trupit. Kështu emri *Krisht*, lidhet jo vetëm si pika më e lartë e një objekti. Si forma tjera që lidhen më emrin *Krisht* por edhe si përfundim i kohës ose fundi i saj. Kuptimi i emrit *Krishtet* në gjuhën shqipe lidhet edhe më përfundimin e jetës së *Krishtet* kur ai e (*kry*)*en* jetën e tij. Format *Kreshta*, *Krishti*, *Kryshti*, që e kanë rrënjë fjalën; *Kry*, *Kri*, *Kre*. Të ndalim në tëhollimin e fjalës në një formë tjetër, në përputhje më atë që kemi shkruar më sipër se shkronja *K* është simbol i ndërtuar nga pellazgët për të përshkruar *Kulmin* e diçka mbi një shtresë ose nënshtresë të një turpi, si dhe ndarjen e një shtrese ose pjesë nga tërësia, shtresa apo nënshtresa më e madhe. Kështu të ndajfolja *Kështu* shkronja K ndan pjesën ose tërësinë e quajtur ashtu, prej nga shihet qartë *K+ashtu*, del ndajfolja *Kshtu*, ose *kështu*, që në të vërtet e dëshmon mendimin tonë mbi funksionin dhe veprimin e tingullit të shënuar më simbolin *K*.

Në figurën e mëposhtme kemi treguar tërësinë e gjykimit më fjalën ashtu, ndërsa kështu përfshin vetëm një pjesë të caktuar, duke qëndruar brenda fushës që përfshin fjala ashtu, kjo vlen edhe për fjalët; *atillë-këtillë*, *ata-këta*, *ato-këto*, *asi-kësi*, etj.

Duhet theksuar se *KSI* përmban një pjesë të *Asi*, Kështu *Ksi* përmban një lloj të fjalës që është pjesë e *ASI*, dhe që veçohet duke e drejtuar kuptimin e *ASI* që duket si një pyetje, në *KSI* që jep kuptimin më të veçuar për një gjë të veçantë, që do të jepej *KSI*, pra tamam si, ose diçka më e veçuar, sikur kur themi *ASi* në ëndërr që është diçka më e specifikuar

që përmbushet më fjalën *KSI*, që është pjesë e *ASI*. Mandej *ASHTU* që mund të jetë si *A* është ose mandej *A+shtu*, ndërsa *Kështu* është një pjesë më e veçantë të cilën folësi e veçon *KSHTU* si pjesë e *ASHTU, fig 13*. Nga e vërteton se tingulli *K* luan rolin e një pjesë të ndarë nga një pjesë më e madhe nga përmasat, por që është e ngjitur për të, në tërësi është prapë pjesë e tërësisë/tanësisë. *K* mandej mund të paraqesë pjesët e larta ose të poshtme ose thjesht pjesën e veçantë të një tërësie, ose pjesën e veçantë që në dëshirojmë të veçojmë. Pra, shembull varësisht në fjalët kur flasim varësisht nga tingujt dhe fjalët që e shoqërojnë tingullin *K* ose fjalët që formohen më këtë tingull jepet diçka që është në pjesën më të lartë, ose më të poshtme, ose diçka e ndarë në çfarëdo pozite ndaj tërësisë/tanësisë. Ta shtjellojmë më shumë; *K+ryesore* (*Kryesore* del nga *KRY* e në thelb *Ry* është formë e veçantë e *RO* për të cilën kemi folur në pjesën e veçantë të këtij punimi) *K+okë*, *K+lin*, *Kre* (*K*-pjesë e ngritjes *R*), *Kore* (*KO+RE*) që përmbushet më shpjegimet se *RI*, *RE* është një pjesë e ngritur më një *teh* të drejtë sikur *tehu* i sëpatës, ndërsa *KORE* jep kuptimin në pjesën e epërme të ndarë të RE-së, që do të mund të ishte *KRE*, por përdoret *K*(*o*)*re*, ku jep kuptimin se *O* është toka, ose diçka në formën rrethore, që në kuptojmë si *kOren* e tokës, ose pjesën më të ngritur të tokës.




Fig 13. Tërë hapësira është *Ashtu* ndërsa një pjesë e veçuar është *Kështu*

**13.**
**SHKODËR**

Në fillim ta shikojmë emrin SHKODËR, fig 15, duke e ndarë atë në *KODËR* dhe duke e larguar tingullin *SH*, për të cilën do të flasim më vonë. Emri *KODËR* është shumë i shpërndarë edhe si toponim por edhe si mbiemër tek shqiptaret. Kodër mund të ndahet si *K+ODËR*, pra *ODËR,* kështu kjo fjalë *Odër* është mjaft domethënëse në gjuhën shqipe, pasi *O* parqet tokën por paraqet edhe pozitën ose të qenit në tokë prej së cilës ka lindë *O* = *Osht*, si dhe *DER*, që në të vërtet është renditje e

bashkëtingëlloreve *DR* që paraqet një *ng*(*ri*)*tje* harkore ose një ndarje nga ngritje *d*(*re*)*jtvizrore*. Kështu renditja ose ngjitja e bashkëtingëlloreve shpesh përshkruan trajtat e shformuara të sipërfaqes së tokës ose të një trupi, mandej edhe të mendimeve, pasi përshkrimet e formave fizike janë bartur në përshkrimin e trajtave të ndjenjave, shprehive dhe të botës psikike. Kështu *DR* përshkruan deformimin e një trupi të ngritur në këmbë i cili ka lartësinë *R* dhe ndarjen *D*, pra është një ndarje nga një masiv tjetër më i madh. Nga kjo *DR* përshkruan formën e cila dallon nga shtrirja drejtvizore, kështu kemi se varësisht më çfarë zanore shoqërohen këto bashkëtingëllore *Dr,* po aq është niveli i shformimit. Shembull *DRA* parqet një gjësend të lakuar, në një formë të veçantë siç është emri *DRAPN*, ku *DRA* përshkruan formën e lakuar dhe përfundon më *PN* (*PIN*) pra më një majë thepi, pra më pi sikur maja thepore e malit. *DRE* kemi një ndarje drejtvizore nga një masiv ose tërësi shumë më e madhe siç është rasti i fjalës *DREJT* sepse këtu kemi lëvizje të një pjesë të fluidit ose materialit nga tërësia që është ndarë dhe lëvizë *DREJT*, siç edhe i kemi fjalët drejtësi. Mandej *DRI* që tregon një trup të ngritur si *I*, që ngritët vazhdimisht *RI*, por *DRI* na jep që ky trup *I* lëvizë në njërën pike, por edhe rrjedh, pra rritet në drejtim të rritjes që përshkruan fjala *RI*, ashtu siç ndërtohet fjala *Dri*. *DRU,* kemi përsëri një rrjedhë të një materiali, por në një thellësi në brendësinë ose nën nivelin e tokës, ose në një vend të humbur, ose diçka që rritet në forma të ndryshme, një material që ndahet nga tërësia dhe rrjedh por që lëvizjet dhe rritja e tij nuk vërehet. *DRY* po ashtu ka kuptimin e njëjtë sikur *DRU* por në të vërtet e shpreh tingulli *Y* që përshkruan nivelin e përmbylljes së këtij materiali përbrenda vetes. Kështu derisa *U* është një fuqi rrjedhëse në një kanal ose lug që ka formën e *U*, ose të një vendi që është i thellë, i panjohur, por që ka fuqi e përmasa shpesh të pamatshme, por në të njëjtën kohë ai vend është i hapur dhe mund të dilet nga ai. Ndërsa *Y* paraqet një grykë më të thellë prej të cilës jo gjithmonë mund të dilet. Pra ai vend mund të jetë i thellë, i panjohur por jo më përmasa sikurse të *U*-së. Për të cilat do të flasim në vazhdim. Kështu *DR* paraqet një sipërfaqe të ngritur e cila ka një formë përafërsisht jo *R* por të deformuar, të lakuar ose të dredhur, nga *O+DRA* kemi një tokë të ngritur në formën e një rruzulli në formën *O* ose thjesht një tokë pa formë, e cila është e ngritur e lakuar por ka rënie, pra ka pikën e lartë dhe të ulët të tërësisë së saj, dhe e cila është e ndarë ose mbështetet nga një tërësi më e madhe siç është kodra që mbështetet për bjeshke.

## 14.
## SHTRI, SHTRO, SHTRU, SHTRE, SHTRY

Pasi e bëmë dredhjen e lartësive *RI*, *RO* më *DRI DRO*, si *dridha*, *drodha*, dhe kuptuam se fjala *DRI ËSHTË DRIDHJE*, *NDËRSA DRO ËSHTË DREDHJE* atëherë kemi procesin jo të dredhjes ose dridhjes por të shtrirjes në pozitën horizontale ose palosjes, duke palosur *Kashtën* në ju shtrojmë kafshëve. Nga kjo *shtro* nënkuptojmë të rrafshuarit për diçka, pra për ta bërë *RO*, duke palosur si në *pirg*.

Kështu *sht**r**ij/sht**r**oje/sht**ra**t/sht**ra**j/shtru/sht**ry**/sht**ry**dh/sh**tra**man=shtram/shtrume/s htry-shtrudhak* ka kuptimin shumë shti në *ri/ro/ru/ry/ra/* pra e shtrij palë pas pale, ku bëhen shumë të *ri=shtri.*

*Shtro = shumë* të *roja = Shtroja*.

Nga kjo kuptojmë pjesa TR ka kuptimin e zgjatjes siç është fjala TURI/TOR/TIR, por TR është formë e turinit, por më shtimje të shkurt, tepër i shkurt, sepse mungon zanorja ndërmjet T(x)R. Nga kjo është plotësisht e kuptueshme; TAR/TOR/TYR/TUR kanë formën e turinit/turinjve shumë të zgjatur (të qitur jashtë) sesa TR, pasi zanoret truri i interpreton si hapësira, gjatësi, edhe shpesh përmasa, dhe mungesa e tyre, na jep shkurtim të gjatësisë, hapësirës edhe shtrirjes. Natyrisht shpjegimet do të plotësohen përgjatë librit. Bashkërenditja e TR, për shkak të mungesës se zanores ndërmjet këtyre dy bashkëtingëlloreve, mund të kuptohet shpesh si këputje, e vazhdimësisë, kështu TRIM mund të kuptohet si rrjedhje pasi kemi pjesën RIM që ka ramje/rënie ose tkurrje të formës RI e cila vazhdimisht zvogëlohet duke rene nga Ri në RO dhe në fund behet rrafshe më tokë duke mbetur vetëm RM, pra në formën RIM. Kjo përgjithësohet edhe për format tjera; RAM, RIM, RUM, REM, RYM, ROM.

Paraqitur në prerje(fig.14) tërthore të kësaj ramje/rënie në formën RIM kemi,




Fig 14

Ndërsa *Kodra* sa ka të bëjë më *DRI*, në të vërtet *DRI* përshkruan jo vetëm shtratin e rrjedhjes së lumit, edhe rrjedhjen, *DRI*, përshkruan edhe valën e gurrave të tij. Pra, fjala *DRI*, *DRA*, përshkruan dukurinë fizike për(*Dr*)*edhjen* e materialit, qoftë i ngurtë ose i lëngët, në trup ose në sipërfaqe, që ka pasur kuptimin e fjalës së sotme *DRIDH*, ndërsa *DRIDH* ka kuptimin *DRI+DH*(*i*, *a*)=*DRI+DHA=JU DHA DRI*, ku *DRI* është dridhje. Thjesht *DRI* ka kuptimin e dridhjes, prej nga lindi emri *DRI*, *DRITA*, *DRIDHJA, PËRDRIDHJA*, por edhe *DRITHI*, DREDHËZA, në thelb formimi i fjalëve na lë të kuptojmë se formuesi i kësaj gjuhë i ka njohur mirë edhe dukuritë fizike që i kanë përshkruar. Tentimi për shpjegim nga gjuha e sllavëve të Ballkanit është i paqëndrueshëm pasi vetë sllavët e Ballkanit, e sidomos serbët malazezët, bullgarët, grekët dhe një pjesë e Azisë së Vogël, mandej rumunët, një pjesë e hungarezëve, janë popuj që janë përzier më shqiptarë dhe shqiptarët e asimiluar kanë kontribuar më fjalë nga gjuha e tyre. Vetë emrat Skadar, Prekal, Bunar, Bujan, Boga, Bozhur, janë emra të pastër shqip të marrë nga këta popuj. Kështu nëse emri Shkodër nuk është shqip, atëherë asnjë emër që e përdorë tingullin *sh*, nuk është në gjuhën shqipe. Bashkëtingëlloret dyshe dhe më vonë treshe kanë lindur në fazat e hershme, por shumë më të vonshme se sa zanoret gjatë krijimit të gjuhës shqipe dhe janë ngjitur dy bashkëtingëllore për të shpjeguar deformimin e materialit, reliefit etj, si dhe strukturën. Shembull; Prekal=prije në kalim, kaloj dhe ate kalim e noj si përparësinë kryesore, shtrojë, shtruga ose struga (Shtru gja, një gja e shtrume, që shtrohet ose i formohet sipërfaqe e re).

Shikoni foton që ta keni më të qartë shpjegimin që shihet se kemi shumë kodra të lartësive të ndryshme në rënie duke filluar nga rrafshi deri në lartësinë e majave të bjeshkëve. Kështu krijohet emri Shkodër, pra

*shumë* + *kodra*. Por, duhet ditur *SHUMË KODRA* jep një shpjegim më përafrim pasi që emri *Shkodër* është emër i veçantë që shpjegon një dukuri të veçantë të relIefit. Kështu emri Shkodër si fjalë dhe folje është në zhdukje ose më mirë të themi është zhdukur, sepse përshkruan tërësinë e relIefit të majave të maleve në rënie që fillon nga pika më e ulët dhe ngritët në pikën më të lartë. Kështu *Shkodra* do të thotë pika e rrafshit prej nga shihet një dukuri e formës së veçantë e relIefit, siç është ngritje e kodrave njëra pas tjetrës deri në maje të maleve.

Ngjashëm në zhdukje kemi emrat *SHOSH=SHESH* që në thelb paraqet formën e relIefit pra një pikë e rrafshit kur rrethohet në të gjitha anët më male ose kodra të cilat bijën njëra pas tjetrës ose anasjelltas, pra kemi nga një pikë e rrafshët ngritje të vazhdueshme të rend pas rendit të maleve, por pika e cila quhet *SHOSH* ka pamjen e rrafshët ku edhe ajo mund ta ketë formën apo pozitën në rënie. Boga - që paraqet një pjesë të rrafshët ose të ngritur në formën e një kodre gjysmë harkore në një lug, ku shihen bjeshkë të ngjashme për nga madhësia ose është ndërmjet dy bjeshkëve të larta të ngjashme njëra më tjetrën, por forma e bjeshkëve është në formën e *BO* pra një formë e harqeve përafërsisht gjysmë sferike, shpesh të zhveshura. Ngjashëm më emrin Shkodra, kemi fjalën *Shala* e cila sot përdoret për të emërtuar vetë shalën e kalit, por që dikur më të është shpjeguar forma e relIefit, ose madhësia e shtatit.




**Fig 15. Pamja e relIefit të Shkodrës.**

Pasi shpjeguam, emrat *Al*, *Albanoi*, *Kali*, *Kala*, *Mali*, *Lisi*, *Illi*, *ili*, *Eli*, *Qielli*, *Shkalla*, *Shkallëzim*, *Shala* dhe të gjithë këta emra përshkruajnë lartësinë nga kënde të ndryshme në nivele të ndryshme, duke i shtuar zanore dhe bashkëtingëllore tingullit që flet për lartësinë *L*. Mandej folëm

për tingullin *O* dhe *K* si dhe tingujt që i bashkëngjiten duke përshkruar nga pjesët e trupit dhe duke dalë në përshkrimin e relieﬁt si dhe në shpjegimin e dukurive dhe ndjenjave, e kemi më të lehtë të shpjegojmë emrin Shkodër. Ky emër është shkruar nëpër histori në forma të ndryshme, varësisht i ndryshuar prej atij që e ka shkruar, pasi që nuk i përkiste folësit të gjuhës shqipe. Është krejt normale, që emrin Shkodër një pjesëtar i popullit tjetër ta shqiptojë në mënyrë tjetër, por në thelb, emri Shkodër është mjaft i lashtë dhe i përket thellësisht gjuhës shqipe, thjesht përshkruan relieﬁn që shihet nga ky vendbanim. Kështu nëse shkojmë në Shkodër dhe shikojmë nga pjesa verilindore dhe ajo veriore, natyrisht gjëja e parë që na bie në sy janë kodrat, dhe rritja e nivelit të tyre deri tek majat e larta të bjeshkëve të cilat arrijnë lartësi të madhe. Kështu nga qyteti ﬁllon rrëzë *kodrës* bashkë më rrafshin e bregdetit, mandej nëse shohim nga bjeshkët, shohim kodrat, rendin e parë, mandej rendin e dytë ku ﬁllojnë kodrat nga lartësia dhe përmasat edhe më të mëdha, mandej ﬁllojnë bjeshkët më lartësi të madhe dhe kështu fshihen dy deri tri rende bjeshkësh të lartësive të ndryshme. Kjo shumësi e kodrave të lartësisë së niveleve të ndryshme dhe secilën herë më të larta njëra nga tjetra, na shtynë të kemi fjalën *Sh*(*um*)*ë*. Tingulli *Sh* paraqet shumësin e një objekti ose emri që e përshkruan emri ose tingulli pas tingullit *Sh*. të vetë fjala *Sh*(*umë*), përdoret pjesa *umë* për të rritur madhësinë dhe shpeshtësinë e tingullit *Sh* që në të vërtet është e njëjta fjalë. Nga kjo kuptojmë që vetë tingulli *Sh* është fjalë, dhe ka kuptimin *Shumë*, siç janë *shumë* nivele, *shumë* dete (dete të cilët nuk janë të barabartë për nga përmasat ose sasia e ujit, por kanë të njëjtën natyrë), mandej shumë ndarje (shpërndarje), shumë vija të ngatërruara (shkarravina), mandej *shumë* fusha të vogla të ngjitura të dukshme, të *sheshta* (Sheh është = *Që është e dukshme, mund të shikohet*, që shihet gjithçka sepse është rrafsh pa kodra. Pra, *SHEH ËSHTË = SHESHT*, dhe *Trosh*, lartësi ose hapësira të vogla të përziera *O RO SH* (*SHUMË RO*/ja). *K+AL* shumë *k+ala* në lartësi të ndryshme njëra mbi tjetrën por në nivele të ndryshme, *SHKALLA* etj. Kështu pse jo edhe *SHUMË KODRA= SHKODRA*. Vetë emri *KODRA* përbëhet nga *KO* që përshkruan formën e një pjesë të ndarë të një hapësire nga një formë rrethore që duket si gjysmë sfere, kryesisht e zhveshur, dhe *DRA*, që jep kuptimin e pjerrtësisë së ngadalshme *D*(*RA*) pra rënie e lartësisë ose harku i rënies së kodrës, ku *DR* na jep nivelin e rënies ose përdredhjes së hapësirës së një materiali, qoftë i ngurtë ose i lëngët. Kështu tingulli *Sh* në gjuhën shqipe si shumica e tingujve nuk është vetëm tingull por edhe fjalë, që ka lindur para fjalës *SHUMË*, dhe në të njëjtën kohë fjala *Shumë* përcjell vetëm një pjesë të kuptimit të tingullit *Sh*. *Sh* gjatë zhvillimit të gjuhës shqipe ka kaluar shpesh tek toponimet në *S*, duke e pasur kuptimin e njëjtë të shumësisë, *madhë*(*shti*)*s*. Të ndalemi edhe njëherë tek fjalët *Shndërroj, shpërndaj, shtjelloj, shkoklim, shkallëzim, shpërnderim, shmangie, shllapurit, shlyej*.

Mandej edhe emrat shkurre=*sh+kurrë*, Shkurt=*Sh+kurt*. Nga ky emër *shkurt*, si dhe nga ndajfolja e kuptojmë domethënien e emrit të lashtë *KURT* që ka kuptimin e aktit përfundimtar të *shkurtimit*, pra *KURT* do të thotë diçka që i është prerë rruga e rrjedhjes, siç është *URT*, kur *UR* përshkruan rrjedhjen nën një objekt, ndërsa *URT* është ku ai nënkalim është i mbyllur.

Kështu *KURT* është një pjesë që ka zënë vend dhe nuk lëvizë thjesht një shkurtim, apo *Shkund=Sh+kund* (*k+und*, *t+und* prej nga del se rrënja për *tundje* është *UND* që mund të jetë përdorur si fjalë në gjuhën e lashtë shqipe, ose në gjuhën pellazge). Fjala shkumë=*Sh+kumë* (*Kume=k+um*, që mund të jetë përdorur si fjalë e lashtë shqipe, *Um* që ka mbetur e fshehur brenda kësaj fjale) etj. Nga të gjitha këto fjalë vijmë në përfundim se edhe emri *SHKODËR* është si shumës i *kodrave* të niveleve të ndryshme, ndërsa emri *KODËR*(*K+ODËR* ku emri *Odër* - mund të jetë përdorur në gjuhën e lashtë shqipe në formën *O der* = pra, *OSHT DER*, që *der* mund të shënohet shkurt në gjuhën shqipe *DR*, prej nga kuptojmë se këta tinguj *DR* kanë lindur për përshkrimin e formave të objekteve se si janë ato, siç kemi shembull emrat *DRIT*, *DRE*, *DRA*, etj, për të cilat do të flasim më vonë. Kështu si shembull përforcues kemi *SHKËLqim* ku *SH+KELqim* = (na lë të kuptojmë se rrënja e fjalës është emri *KEL*= i përbërë nga një pjesë e *EL* që është *K+EL*). Në thelb nga emri *EL* u formuan shumë emra siç janë *DEL*, *MJEL*, *SJEL*, *Kelmend*, *QEL*, *KEL*.

Natyrisht në gjuhën e lashtë pasi ka pasur kuptim emri *EL*, do të kenë pasur kuptim edhe format tjera të ndërtuara për nivele të ndryshme të të njëjtit kuptim si *EL*, *IL*, *UL*, dhe *AL*. Mandej edhe renditja e kundërt e këtyre tingujve si; *LE*, *LI*, *LU*, *LA* është përdorur për të përshkruar së pari nivelet e ndryshme të relievit tokësor, por edhe lëvizjet dhe veprimet e ndryshme të materies si dhe manifestimet e saj. Për shembull, *DEL* që jep përshkrimin e daljes nga një lartësi në një pjerrtësi ose shpat ku shihet njeriu ose objekti në lëvizje. *SHKEL*, sot përdoret edhe për lëvizjen e këmbës kur atë e vendosim mbi një objekt apo hapësirë tjetër. Mandej kemi emrin *KELT* që është nga gjuha shqipe, për emërtimin e popujve të ardhur nga perëndimi të cilët ishin më fytyre të çelur, ose të bardhë. Kështu *KEL* dhe *ÇEL* ka ndryshim në përshkrimin e *çelje*-s, derisa *ç/q* është në lëvizje, *K* është statik dhe tregon vetëm përfundimin e dukjes që ndodh si rezultat i dukurisë, ndërsa *Q/Ç* përshkruan më shumë lëvizjen e *EL* në nivele dhe pika të ndryshme më vlera të ndryshme. Kemi *SHKUL=SHKU L=LA, pra e la më shku, ose shku la, megjithate Shku+uL merr kuptimin e shkuarjes në ulje në fundin e hapësirës nën sipërfaqen në uL*(e përafrojmë më fjalinë shumë ka UL, ku UL (e kundërta AL) nënkupton pikën e fundme të U-se por gjithherë e krahasuar më nivelin më të larte që është sipërfaqja ku përfundon brendësia e trupit/tokës/gjësendit) që nënkupton nxjerrjen

më rrënjë të bimës (*shënime; lexuesi, përgjatë studimit, do të ndesh shpjegimet ma të pazakonta të fjalëve që në i përdorim për çdo ditë, kështu, vazhdo leximin deri në fund të librit, sepse gjerat përsëriten duke u këqyrë në anë të ndryshëm, që deri sot nuk janë këqyrë e shtjellua asnjëherë më parë, për të kuptuar kuptimin e thellë të asaj që e flasim çdo dit)* . Tingulli (në gjuhen tonë është fjalë po ashtu) *Sh* e përshkruan pikë pas pike procesin e shkëputjes së rrënjëve të bimës. Në thelb shkulja që përdoret në kuptimin se nxjerrja e rrënjëve të bimës ka lindë nga procesi fiziologjik që përshkruan zbritjen e jashtëqitjes nga lartësia dhe ajo lëvizje e zhvendosjes së materialit të jashtëqitjes jashtë është përshkruar pikë për pikë më tingullin *Sh, por tash më pjesën SHKU=SHKO, pra që ece e largohet*. Pra, afërsisht shumë pika të zhvendosjes në nivele dhe intensitete të ndryshme. Kurse tek *U* kemi lëvizjen e gjallë dhe të fuqishme ( ***FU*** *është afërsisht më kuptimin e U-së , e cila ka kuptimin e lëvizjes brenda sipërfaqes se trupit, ose buron nga brendësia nga hapësira U, në të cilën ka rrjedhje, dhe shpesh ajo rrjedhje e gjësendit është i pakuptueshëm burimi i saj, prej nga vije ose prej nga krijohet ajo. Por F i jep përforcime të rrjedhjes, dhe veprimit, por tash më kohëzgjatje të shkurtër ose shpesh sa çel e mshel sytë.* ) brenda neve, kurse *Ul* merr kuptimin e uljes ose zbritjes nga lartësia.

Krasniqe (Krashnik)- *Krahu Sa=Kresh/Krash pra KRA+ASH(AS), që na jep ASH dhe* ***kra*** *ose pjesa e dal në formën ASH, e përhapur që vije e mushun (mu=ma+ ush+un, ku shun ndërtojnë kuptim tjetër) dhe e fryre dhe që është e njohur për të gjithë, e zëshme=NIKA* (Lidhur më AS/ASH/AC do të kemi shpjegimet më të hollësishme, të cilat e qartësojnë shpjegimin e shkurt të tanishëm. AS kuptohet, e përmasave të mëdha të pacaktuara, të pamatshme, ose madhështore ose material që është i shtuar brenda që nuk mund të matet dhe shpesh i pa parë më sy. Tingulli ***S*** tregon përhapje shtjellore të materies dhe sasinë e saj (po ashtu saj-ne baze ka kuptimin e sasisë, ashtu si Masa= që do të thotë Sa MA/ SA MA-n, fjalë që edhe sot përdoret në Kosove, Sa Ma=MASA, Sa KA=KASA, etj. Shumësi i S, që përfshin sasi më të madhe, është tingull SH. Megjithatë shpjegimet për tere këtë, do ti gjeni në libër, )). *Niqe* (*i Nikës* ose i atij që din dhe që *ka ní*, pra ka dëgjuar, ka informacione ose dije), prej nga del *KRASNIQE/Krahu i madh i Nikës*, pra *ana e madhe e Nikës*, që mund të jetë një fis që është ndarë nga një fis i mëhershëm më emrin *NIK* që do ta ketë kuptimin e njerëzve të mençur që dinë, dëgjojnë dhe kanë të dhëna për botën, pra ata që *nijnë*. Emri Kafshë = *Ka+FSH*, ka+ *fsh* ( ***Tingulli-fjala F në gjuhën shqipe, e përforcon çdo tingull - fjalë që i parashkruhet, e tregon fuqinë vepruese të tingullit - fjalës pasuese, por më kohëzgjatje të shkurtër. F tregon*** *veprimin e shkurtër por të furishëm, për këtë bart msheftësi = ma/m+sheftesi/ma+she+fte+esi/fshehtësi. Natyrisht, Fu tregon veprimin nga thellësia, nën sipërfaqe, FY-tregon rrafshin Y, i cili është i largët dhe shpesh i*

*paarritshëm, pra mrritja deri atje ose kthimi nga atje është i pamundur, FE na tregon lëvizjen e fuqishme të hapësirës A në largësi, e cila ka kuptimin FE, kurse FI zakonisht na jep lëvizje t'menjëhershme, e të furishme në lartësinë **I**, të çilat do t'skajojmë shpjegime t'veçanta e hollësishme, në pjesët tjera të librit ) goja, që përgjatë shqiptimit, kemi qitje të fuqishme/fortë=ort=art ashtu si fryma (kuptimi i vërtetë tkurret në ryma/rima/ruma/rem/roma/rama që do të thotë rrjedhje por në hapësira të ndryshme-**n**rys**h**me-rym* ) është përshkruar shqyerja më dhëmbë ose *ofshama*, ose *gjëma*, ose mandej sikur të ishte vetëm fjala *Sha* do të kuptonim si diçka e madhe, madhështore ose e pamatshme. Pra, Kafsha, (*Ka (o)fshamë*, e cila *fsha* ka kuptimin e *ofshamës* e *gjëmës*, e *bërtitjes* së që nxjerr kafsha. Emri *kafsha* mund të ketë dalë edhe nga *kafshim* që prapë lidhet më emrin *Ka+fshamë*, e cila e përshkruan procesin kur njeriu ose kafsha kafshon (fshon/fshan/fshun=fshin pra diçka e cila ben shemje shtjellim deformim=da+formën e gjësendit...por edhe është përforcim i fjalës Shon/Shun/Shin/Shen/shan/shyn, kur themi, përforcime, kuptojmë edhe rritjen e veprimit fizik të fjalës t'pas shkruar, nga kemi ; Mshon=me shon=fshan=Mshan=Ver+shon= përshkruajnë të njëjtën dukuri por duke treguar veçori të ndryshme të Mshajmes, siç janë; e ma shon=mshon, pra e man në gjendjen më kohëzgjatje të madhe, kurse Fshon, ka kuptimin e shformimit të materies më shpejtësi, më fuqi vepruese të madhe, por më kohëzgjatje të shkurt. Kurse Vërshon= ka kuptimin e Varjes se Shon-it, pra kemi varje në formën e posaçme të shemjes/shembjes t'materies në formën e shtjellës. Vërtetim; kemi fjalën KA+SHON/VESHON=VESON/MSHON=MSON/PSON=PSHON,..)
diçka dhe e përtypë, gjë që përpiqet të shpjegojë zhurmën e përtypjes dhe sidomos të procesit kur gjatë kafshimit, gjëja e gjallë bëjnë *ofshamë* dhe zhurmë në përtypje dhe në procesin e shkëputjes më dhëmbë. Shkëputja më dhëmbë dhe përtypja shkakton një zhurmë ose tinguj që tentohet të shpjegohet nëpërmjet tingujve *FSH*, si zhurma e cila shkaktohet siç është rasti tek *fshesa* që mori emrin nga tingujt që i shkakton ajo në çastin e fshirjes. Mandej emri *kafka* mund të ketë lidhje më emrin *kafsha* pasi një pjesë e *kafshëve* dallohen më kokën dhe formën e saj. *Kafshim* ka lindur si formë e shkurtuar e fjalisë *KA FSHA*, ku *FSHA* përdoret gjerësisht në përshkrimin e klithmës dhe gjëmës së kafshës. Kjo tregon burimin drejtpërdrejt më origjinën e këtij emri, i cili është në gjuhën shqipe. Bisha(**ang**. beast), po ashtu është menduar si një kafshë e egër që ka mbirë nga toka, për këtë SHA është treguar më përmasat e mëdha dhe të mahnitshme të lëvizjes shtjellore e gjësendit/materies, shemje/shembje madhështore ose shpreh vetë madhështinë dhe hatanë e lëvizjes. Por, edhe madh**ësh**tinë e fjalës, e kuptimit të saj që i bashkëngjitet këtij tingulli-fjale Për të treguar këtë edhe sot brenda në fjalë përdorim *Sh*, siç është shumë e

madhe ose e egër, e butë; berish=barish=burish=borisht,..shaqe/shaqi/fuqishme...etj., për të rritur madhështinë dhe përmasat fjalës së bashkëngjitur

**15.**
**SQARIME FJALESH/EMRA**

***GDHI-GJA/GJ/G*** I dhanë në formën DHI = IDh (IDh ka kuptimin e njëjtë më DHI) është dhënie për bíre/vrimë ose ngushticë.
Si rrjedhim GDHI ka kuptimin e diçkas/gjësendit të lindur më zor, më vështirësi, në sasi shumë e pakte. GDHI= GJA E DHANE për vrime, për hapësirën shumë të ngushtë, e cila mezi del ndrite.
***GERDHAJ***= gjësend i dhanë në formën e GER e afër më GUR por tash në formën tjetër.
***DEGJO***= DA GJOJEN pra, e dajme=DA+ GJON/GJAN/GJEN /GJESENDIN, më DA i GJO=GJON. Pra, kur themi Degjo do të thotë më e DA nji GJA=GJO...etj.
***DORA=DO=DA*** pra diçka/gjësend i Dame, dhe kjo ndamje është trup më sipërfaqe të caktume, kurse ORA gjithnjë sipas theksimit të zanoreve ORA, DORA, që ka kuptimin DA+RA=pra DAj RAMJEN, më diçka që veprohet duke ra nga lartësia poshtë, që më siguri përshkruhet goditje rrmihja e tokës dhe puna.
**DEMOKRIT**=DA+MO+KRIT=DAM O KRIT/KRYT/KRAT,..prej nga kemi KRAh i DAM, ose pjesë e veçantë, por edhe DEM=DAM O KRIT që ka kuptimin më kry të DAM= DA+AM=MA, KRIT/KRYT, pra më DA MAN/DEM O KRYT/KRAT. Kështu kjo fjalë ka kuptim vetëm në gjuhen/gju/gu+hen/hin/han tonë. Pra kryet e Dam, krah i DAM në kuptimin DEM, po ashtu DEM ka kuptimin DA+AM, por tash në fushën EM që është më e largët dhe bën pjesë në të ardhmen ose të kaluarën por jo në të tashmen. DEM quhet edhe kau/pra si rritje e KA më anën e u-së e cila buron kjo KA nga brendësi e U-së (KA+U/ ose KA+O = kA +toke ose pjesë e mbi sipërfaqen e tokës, ashtu si anglisht për trupin ON TABLE/On Earth) e cila gjendet brenda trupit të DEM-it/DA+AM/EM=ME/MA.
**ZENON/ZENNON=ZENN/ZENIN/ZENUT -** Emri Zenon ka kuptimin e ZE=NZEHT=NZET=NXET NON, pra VENI (VE+NU) ku ba+non ose është ***nu*** - Dielli ose thjesht ZENON=ZENUN do të thotë e NON T'ZETIT=N'ZETIT=NXEHTIT, fale nxehtësi, dhuron nxehtësi/ngrohtësi. ZEN mund të jetë quajtur edhe dielli sepse ai është dhuruesi më i madhe i të ZETit/Nzetit/Nxetit. Mos të harrojmë se në Kosove më shumë quhet Nxet kurse në disa pjesa tjera Zet ose Nzet. në gjuhen letrare është marr vetëm trajta e përberë Nxehte (ku shtresimi i kësaj fjalë në përbërëse, është ; Në ZE HET(ET), që do të thotë NE-

numje/vendosje, ZE-lëvizje e materies/energjisë/gjësendit, është nxehtësia dhe HET=Et paraqet largësinë, pra lëvizje në largësi si ZE, kurse HET shpjegohet më shumë si ngritje e përnjëhershme e largësisë ET në formën HET, kur përdoren n*ë* fillim të fjalës, por e kundërta kur përdoren në funt ose brenda fjalës nga ai (***kemi edhe emra (emna=emnu=em nu=nu em/am=nume=AM Na=AM e dhanë) njerëzish HET/HAT/HOT sidomos në Kosovë emri HET për meshkujt dhe HAT për femrat ishin më të përdorurit, kurse HOT është emër fisi i shpërhapur në të gjitha anët e Kosovës dhe për rreth saj. Në të vërtetë HOT, HET dhe HAT Hut do të thotë OT, ET, AT, UT, YT, që kanë kuptimin e njëjtë më dallim në kahen e matjeve, pra , a merret pika krahasuese në fillim ose mbarim, kurse në kohë shpesh shprehin gjatësinë si kohë e kaluare ose e ardhme, si shembull Mot do të thotë për të ardhmen ose gjësend i matur, që i përket pronarit, e është përshkruar. Por, përdorimi i tyre përbrenda fjalisë jep gjeometrin e ngritjes nen këndin e ngushtë (në gush, n 'gusht) ngritje të pandjeshme të hapësirës, pse gjësendeve, për dallim nga përdorimi i tyre në fill të fjalisë që na jep ngritje të menjëhershme n 'kënde të gjera/të mëdha***). Mandej *Mot 'mote* do të thotë gjatësi kohore që përshkohen edhe më pak (Pej/pi/pe/..+ak=ik, që do të thotë Pi Ka=pra, Pi ka, ose Ka Pi, që fizikisht paraqet nje pike më përmasa t' vogla) fjalë Maten, si edhe ato mesin/jesin/desin/tesin/resin/gesin/shesin/vesin/lesin...kështu në gjuhen shqipe të këto kanë kuptim. Shembull MAT shpreh hapësirën në gjatësi e cila është përshkruar, ose ka territor shtrirje të caktuar, të mirënjohur, edhe ndahet nga pjesa /mjedis rrethues. Kështu fjala MAS (PAS) tregon pjesën që asht MAT por tash pjesa/largësia/hapësira e përshkruan dinamiken, lëvizshmërinë që ndodh ndërkohë, si edhe shpalon përbërjen e ndodhisë ose përshkrimit të materies. Prej nga, MAT/MAS, LAT/LAS=LES; VAT/VAS/VET/VES..., NAT/NET/NUT...NAS/NES/NUS....RAT/RAS/RET/RES/RUT/RUS marrin kuptim në gjuhen shqipe, po ashtu, ...etj., në përthurje më bashkëtingëlloret tjera. Prej nga dëshmohet se pjesët; ET/ES, AT/AS, ...janë fjalë që tregojnë njëra ET/AT... gjatësinë e përshkruar ose të cilën e kemi ecur më këmbë/kamë dhe e njohim mire, pra e kemi MATsi FAT atë pjesë si LAT..., por fjalët MAS na jep pamjen tjetër të njëjtës hapësirë të përshkruar, e cila na jep perbamjen e lëvizjeve që kanë ngja/nodh/ndodh, ose përbamjen/përbërjen, mbushjen e materies nëpërmes tingullit S, përshkruhet e tanë kjo.

ZEN=XEN=NXen dilli

ZENUT= asht NU , e NUT ZE=Nzetit.

**GARDH=GJA+ARDH**=Gja e Ardhun, por në formën ARDH kemi fshehjen e kuptimi të vërtetë, pasi ARDH është vetëm prejardhje e pjesë se vërtete të kuptimit të saj themelore/temeltare, e cila është A RADH, pra ka

RADHE, që do të thotë GJA=GJA A RADH, pra e vendosur (venosne=VE+EN=NU+OS/OSH+NE=NU=NO) në RADH, kur RADH do të thotë u DHA RA-mja, pra DHA RA ose RA ADH do të thotë DHA RAMJEN , kurse vendosja më DHANjen e RAMJES në sipërfaqen e tokës, kemi Gja-te e vendosne/vendosur në Radhe...etj.

N'koftë se shtrohet pyetja, se prej nga e dimë, cila fjalë rrjedhe prej cilës?. Atëherë përgjigja është, fjalët më të vjetra janë të përbëra nga një zanore, mandej nga një zanore+ bashkëtingëllore + zanore, kështu renditja e tyre, sikur ta shënonim bashkëtingëlloren më një = 1 dhe zanoren zero = 0 se tjetra, do të kishim vargun 010101010 01010 0101. Ku gjatësia e fjalëve do të përcaktohej edhe nga nevoja e marrjes frymë, pra pushimit. Kuptohet ku kishte pushime të gjate, ndahej gjatësia e fjalës. Mund të këtë ndodh se përgjatë zhvillimit të gjuhës dhe shkrimit të saj, të kemi shkrime ndoshta veç më bashkëtingëllore, sepse në periudha të lashta zhvillimore të gjuhës, mund të ua këtë lejuar shkrimi i tillë, për shkak të renditjes zanore + bashkëtingëllore, megjithëse ky është vetëm mendim. Megjithatë nder kohe, më zhvillimin e gjuhës tone filloje ngjitja e bashkëtingëlloreve/zanoreve më rendin 11011001 Pra, cila formë e barte kuptimin e vërtetë të fjalës, sepse kemi fjalët në renditje si në algoritëm, tek Baza e të dhënave, ku kemi prindërit dhe fëmijët, pra kuptimi themeltare dhe kuptimet tjera të rrjedhura, të cilat secila përshkruan veçori tjera shpesh të njëjtit gjësend, fushe, hapësirë, kohe, dhe dukuri tjera. Si shembull kemi fjalën DELNI JASHTE SE ERDH VERA, pjesa DELNI do të thotë përbrenda fjalës ka të fshehur DELNI=DA + LAN-jen, pra më dal do të thotë DA+AL=ku AL e dimë që do të thotë LA, pra Lanjen.

Megjithatë prej nga e dimë, se AL n*ë* këtë rast nuk do të thotë Lartësi por thjesht Lënien/Lenié. ÁL më A të theksuar shkurt dhe fuqishme ka kuptimin e N'ALT, e cila jep LA n*ë* Á, *na jep pjesën e sipërme të A-së*.

(***Shënim:*** *Përsëritim, çdo Lanje/lënie shprehur më LA/LE/LI/LU/LO/LY ka kuptimin e lënie-s në hapësirën e caktuar, e cila shtrihet në nivelin e caktuar që shprehet nëpërmes zanoreve. Theksimi i zanoreve shkurt, gjatë, shpejtësi dhe mënyra, shpesh i qartëson niguesit/dëgjuesit se fjala AL përbrenda fjalës do të thotë NALTESI. Shembull Hala, Nal, dhe NALt, kanë shqiptim të ndryshme të A-së që tregon rreptësinë e ngritjes së Hapësirës A, të cilën e kemi quajtur si përkufizim për fjalën A (pasi çdo tingull në gjuhen shqipe është fjalë, duke ruajtur lashtësinë dhe fillesën që nga krijimi i saj, pra duke e ruajtur kronologjinë, e fjalë formimit nëpër kohë*)

**DOGJE/djeg**= do të thotë, DA GJEN pra diçka kur digjet, kuptohet se dahet/ndahet prej tanësis së padjegur. Dje=de=da+eg=ge=GJEN.

Delni= do të thotë, DA+lnj=lanjen/lënien.

(***Shënim:*** *Përsëritim, çdo Lanje/lënie shprehur më LA/LE/LI/LU/LO/LY ka kuptimin e lenie-s në hapësirën e caktuar, e cila shtrihet në nivelin e caktuar që shprehet nëpërmes zanoreve. Theksimi i zanoreve shkurt ose gjate dhe mënyra, shpejtësi shpesh*

*i qartëson niguesit/dëgjuesit se fjala AL përbrenda fjalës do të thotë NALTESI. Shembull Hala, Nal, dhe NALt, kanë shqiptim të ndryshme të A-se që tregon rreptësinë e ngritjes se Hapësirës A, të cilën e kemi quajtur si përkufizim për fjalën A (pasi çdo tingull në gjuhen shqipe është fjale, duke ruajtur lashtësinë dhe fillesën që nga krijimi i saj, pra duke e ruajtur kronologjinë, e fjalë formimit nëpër kohë*)

DOGJE= do të thotë, DA GJEN pra diçka kur digjet, kuptohet se dahet/ndahet prej tanësis së padjegur.

Delni= do të thotë, DA+lnj=lanjen/lënien .

***LOGOS***= në gjuhen shqipe do të thotë LO GO OS që ka kuptimin LO=LA Gjon, kurse pjesë OS, nënkupton ardhjen e GO/GU/GJU/GJOs në afërsinë e folësit/ose përshkruesit të dukurisë.

LOGOS në të vërtet ka kuptimin e gjësendit GO të lënë-LO në afërsi OS. Megjithatë duhet të ditur sikur në dialektin e Jugut që shumicën e fjalëve ka shtrembërime nga kristalet e ruajtura në Kosove, këto shtrembërime bëhen më të fuqishme në Greqi, ku prapashtesa AS ose US, ishin dikur në kohen e largët pjesë të fjalëformimit të fjalëve shqipe, por atje vazhduan t 'përbëhet si pjes***ë,*** e veçori kryesore e gjuhës Greke, ashtu sikur në jug ku u përgjithësua dhe u fut çdo vend pjesët ND, MB, dhe AR, megjithatë në kohë krejtësisht të ndryshme

**DEG** =DE+EG= DA EG, ku EG =GE =GJE pra DEG do të thotë DA GJA-në, gja e dame. Ndryshimin e kemi DEG/DJEG në pjesën JE dhe E, e cila na jep kalimin e I-së në E, në diçka të largët e cila shihet vetëm në lartësi ose largësi. Afërsia qëndron ngase gjuha shqipe, bazohet kryesisht në përshkrimin e formave, e mandej në bazë të formës rrjedhin kuptimet tjera më të thella, në përshkrimin e ndjenjave, e ideve abstrakte (Ba=AB= STRA=SHTRA/SHTRE +KT ku KT është më e shkurt se KAT/KiT/KET ...etj, kemi shpjeguar hollësisht për kuptimin e tyre.)

***VEG***=VE- ose hapësirë e kufizuar ku ka lëvizje por në të cilën venja/numja është lëvizshme e jo statike sikur Numja, prej nga kemi VE një EG, ku EG=GE=GJE=GJa, që po e përafrojmë G më Gje. VEG =VEGJ, ku do të thotë se i është Vu Gjeja.

***DUSHKU***= DU që ka kuptimin e njëjtë më fjalën DA/DE/DI/DO/DY që do të thotë DA+SHKU, pra një shkumje/shkumoj/shkuarje e pakthyer, e dame. Kështu kur fletët kalben është kuptueshme se kemi të bëjmë më damjen, e pjesës që shkon edhe nuk kthehet ma kurrë

**DALLGA**= DALL+GA, ku pjesa DALL rrjedhon nga fjala DAL por tash DA+AL ku LA është e njejte më AL, por kjo DALL na jep gjësendin që behet i dukshme del në lartësi, e shohin të gjithë si ALL, pra si shumes i fjalës LA.

S'do menduar shumë se fjala ***ALLa*** në gjuhen shqipe ka kuptimin po ashtu i ***Dukshëm***, që del na lartësi edhe shihet, mirëpo fjala DJALL është e lidhur më fjalën DALL që do të thotë nje DA-mje që del në shesh duke u ba/be

e lanun (Lanon/Laknon/Luknon...La+non) në nivelin AL, si ALL pra që përshkruan lëvizshmërinë dhe shumësin e AL-eve. Keshtu pjesë e ALL është DA+ALL, na jep DALL, si shumësi i DAL, prej nga lind fjala DJALL. Kështu DALLGA=GJA/GA e DALL/DAL GA, do të thotë DAL një GJA pasi GA=GJa, ku GA është njëjësi edhe forma më e lashte sesa shumësi. Ashtu si emri DAKA ose DUKA/DIKA ose DOka ose DYKA që ka kuptimin DA dhe AK=IK që na jep sikur DA-mja që behet e dukshme nëpërmes Ik -jes ose largimit nga pjesa që ***dahet*** sepse vetëm kjo mënyrë është rruga e vetme për tu dalluar e për tu bërë e DOKSHME. Rrjedhimisht fjalët; ALL, DALL, DELL pra Dell=DEL, si edhe DEK = DA më ikje/EK por edhe KE, pra Da-mje nga ajo që KE=EK.

**SHEG**= Vërtetimi më i mirë për shtjellimet tonë se çka paraqet fjalët ESH/SHE, ASH/SHA..etj është emri SHEG, padyshim i lashte sa vete gjuha shqipe pasi (pej ASI/ASHI/ACI, në KASI/KASHI/KACI/ ose HASI=ASI/ASHI=HASHI/HAC=AC etj)

Kemi thënë se ESH do të thotë lëvizje shtjellore e shumëllojta si zhvendosje shemje/shembje e materies/gjësendit drejt folësi/vrojtuesit të dukurisë që po përshkruhet.

Kurse ana tjetër kemi SHE lëvizje largues nga vrojtuesi/ose përshkruesi i dukurisë, atëherë fjala SHEG, do të thotë SHUME+EG, ku EG=GE=GJE, ose thjesht G, kurse SHEG ndërlidhen (nërlidhen) pjesët EG dhe SHE duke përberë emrin e tij që përshkruan anatominë e SHEGES, pasi fryti i saj përbëhet nga shumë GE, pra shumë gjana në formën sferike, në formën GJE=GE, dhe si shkurtesë doli emri **SHE***EG=SHEG.*

**CAKTIM**, afrohet më fjalët CA KA T'AM, pra jep =AM, KA, CA sasi më e vogël se SA dhe SHA, dhe kështu është krijuar fjala-fjalia, pasi përbehet nga fjalët, elementare, SA KAT AM, kështu e kemi shpjegimin e fjala KA dhe KAT, prej nga kemi SHKAT/SHKIT/SHKU. Për qartësim, shiko tabelën, më poshtë,

| SH | S | C |
|---|---|---|
| SHKAT | SKAT/ SAKAT | CKAT/COKAT KOSEN/KASAN |
| SHKIT/SHQIT | SKIT/SAKIT/SAKIC (KAC/KIC...) | |
| SHKUT | SKUT/SA KUT | CAKUT (kemi mbiemrin CAKUT) |
| SHKOT/SHQOT | SKOT/SQOT/SA KOT | CKOT/CAKOT |
| SHKET | SKET/SQET/SQET+ulla | Cket |
| SHKYT | Sky/Skype – Shkyu+epi, sky/shky+hyp formë e Shky, jepi shkyjë | CKYT |

# KREU I DYTË

**1.**

**Tingulli S,**

Çdo trup në hapësirë ekziston në sasi të caktuara e përhapur në formën C/S ose SH, kështu përshkruhet sasia e materies që mbush trupin, mandej edhe vete hapësirën e zbrazët/Shprazet (Ba raze, shumë p'razët. Ku pjesa zat/zet/zut/zot,.., përshkruan hapësirat më gjatësi at/ut/it/ot/et,.., të cilat marrin lëvizje nëpërmes tingullit Z ne formën gjatësore si Zat/Zet/Zot/,...etj).

Tingulli *S* përshkruan një lëvizje në formën e një spiraleje ashtu si e ka formën galaktika e cila merr atë pamje shtjellore nga rrotullimi i vazhdueshëm i saj. Kështu ky simbol *S* është marrë nga pika fillestare e fillimit të lakimit të një drejtëze rreth një pike ashtu duke formuar një formë të shtjellës, e cila përshkruhet shumë mirë në gjuhën shqiptare. Shenja *S* për këtë tingull paraqet që kjo shenjë është shpikur dhe doli nga kjo gjuhë, pra gjuha shqipe në lashtësi. Koha dhe rrjedha e saj përshkruhet si një formë e pacaktuar e një lëvizjeje rrethore në formën e shtjellave, e cila del nga sjellja rreth një boshti ose një pike, apo vije të paramenduar më gjatësi të madhe *L*. Kështu fjala *Sjelle/Sille* lindë nga lëvizje rreth një boshti ose pike më gjatësi të madhe ose të pafund *L*, duke formuar rrathë të pashkëputur që pa ndërprerje ndryshojnë gjatësinë e rrezes së tyre. Kështu *SJELL*, është nga *SI+e+LL*, ose nga *So+LL*, *SA+LL*, *SI+LL* që nënkupton në hapësirën prej tri përmasash shtrihet sjellja në forma të ndryshme të përkulshmërisë së hapësirës gjate rrotullimit (*rrot+ull+im* - pra kemi gjatësinë në përmasa të ndryshme *LL* si shumës i *L*). Kur rrotullimi bëhet rreth një pike në rrafshe kemi tingullin *S* më zanoren *O*, siç shihet në figurën e mëposhtme.




**Fig. 1. Forma që e përshkruan tingullin S, e cila matë një përmasë të pamatur**

Tek **Fig. 1,** Kjo pamje e përshkruan rrotullimin e një pike ndaj një boshti në formën e spirales, e cila në gjuhën shqipe përshkruhet më tingujt *SO*, prej nga del fjala Solli, Kasolle, etj.

Një rrotullim i njëjtë rreth një boshti si në rastin e mësipërm por tash në një rrafsh i cili përkulet duke formuar një formë të hinkës, ashtu në formën e shenjës së tingullit *Y*, që përshkruhet më fjalën Gryka, Hi(y)nka. Ky rrotullim i përshkruan përmasat e pacaktuara si edhe pikat në të cilat përhapet shikim i njeriut, kështu më fjalën *Sy* e përshkruajnë pamjen në formë të një spiraleje e cila e ka kulmin në organin e syrit dhe përhapet vazhdueshëm në pafundësi. *Sy* jep kuptimin e përmasave të pamatshme por kjo masë e materies, e shikimit, dhe e mendimeve përshkruhet si formë e krijimit dhe e mënyrës së shpërndarjes së materies dhe lëvizjes së saj, në largësi deri në hapësirën/sipërfaqja ne formën Y. Kjo masë e pamatshme e lëvizjes, e përqendrimit të materies si dhe dukurive tjera materiale ose jo materiale, shpirtërore ose mendore përshkruhen më fjalët; *SA, SO, SI, SY, SU.*

Kështu të gjitha fjalët që përmbajnë brenda vetes këto forma të tingullit *S* të shoqëruara ose jo të shoqëruara më zanore, shprehin përmasat e pamatshme të një dukurie. Kështu kemi emrat, *SITA, SUTA, SOT, SAN, SALI, SAMI, SA, SI SO, SOSHT, Smut, Smajti*. Mandej *SO-SHO* (*sot*, *shot, shoh* etj.), *SI-SHI* (*Shi*, *SHIKO*, *SHIM*, *Shishe*, *Shishman*, *Shishem*), *SA-SHA* (*masë-masa*, *besë-besa*, *dërrasa*, *rrasa*, *Berisha*, *Lesh*, *lamsh*, etj.), *SU-SHU* (*shyme*, *shuje*, *shuke*)

Në të vërtet këto fjalë si shembull fjala *Sot*, e cila përbëhet nga *SO*, si dhe mbaresa *T* e cila i jep kuptimin e pavarësisë së ekzistencës së fjalës *SO* në formën *Sot*, e cila jeton e pavarur dhe plotësisht e veçuar si një krijesë e pjekur dhe e vetëmjaftueshme. *SOT* - përshkruan lëvizjen e ditëve dhe të

kohës kështu në një formë spirale, sipas së cilës çdo ditë shtrihet në një kohëzgjatje më të gjatë, më të madhe, koha fillon nga një pikë, ose rrjedha e ditëve duke lënë pas vetes një spirale, e cila largohet vazhdueshëm nga pika e fillimit, si një drejtëz e lakuar si një shtjellë e cila shtrihet në pafundësi në të dyja anët. më anën e fjalës *Sot* dhe spirales së paraqitur ata të parët tanë kanë përshkruar rrjedhën e ditëve dhe të kohës, e cila është e pamasë e pamatshme, dhe e pakuptueshme, por edhe kanë dashur të thonë edhe më shumë dhe diçka më tepër se sa sot në kuptojmë. Sot është koha e formuar ose e ndarë në formë të ditëve që rrjedhin si shumës i *SO*-ve ashtu deri në pafundësi të përshkruar si një spirale. Ndoshta më anën e simbolit të spirales dhe fjalës *Sot* kanë dashur të thonë se fjala *Sot* nuk përfshin vetëm të tanishmen por ajo përbën edhe të kaluarën dhe të ardhmen tonë. Nga kjo është përshkruar edhe hapësira që shtrihet para syrit që njeriu sheh, kështu organi i syrit është një matës i hapësirës së madhe përpara, kështu kjo pamje përshkruhet siç u shpjegua kuptimi i emrit *SOT*, nga *SOT=SYT*. më këtë simbol qysh në antikë mijëra vjet më parë, të parët tonë formuan botëkuptimin mbi krijimin dhe mbi kohën e cila shprehet në formën e spirales. Si duket formuesit e gjuhës shqipe nuk e pranuan teorinë e *Big Bangut*, sipas tyre jeta dhe ekzistenca nuk filloi nga shpërthimi por filloi nga një drejtëz që u lakua, e lakesat paraqesin format e krijimit dhe krijesat, ndërsa largimi nga qendra paraqet nivelet e krijimit në kohë dhe hapësirë. Kalimi në një spirale që sillet vazhdimisht dhe zgjerohet vazhdimisht, pa ndërprerë, deri në pafundësi na jepen që krijimi ka filluar qetësisht si fazë nga gjendja e drejtëzës në gjendjen e spirales. Forma e spirales merr kuptimin e njëmend shkencor dhe mistik, nga vetë fakti se stinët, aksionet dhe rruga e diellit dhe planetëve ka lëvizje përafërsisht të tillë. Mandej edhe gjithësia paramendohet në një formë të spirales dhe që zgjerohet vazhdimisht. Ky mund të jetë edhe një kod i krijimit, më përmasa të pamatshme. *Sy* përshkruhet si forma e paramenduar se si sheh syri, kështu kjo shtjellë që shpjegon dukurinë e pamjes e cila është e pamatshme, në largësi dhe në përmasa, mandej edhe e pakuptueshme ia dha emrin organit të të parit, që e quajtën *SY* ose *SI*, prej nga *S* ku si shumës shpesh është *SH*, dhe lindën fjalë *SHOH*, *SHIKO*, *SHIHE* etj. Kështu janë dhënë format se çka përshkruajnë tingujt *SY*, *SI.*




**Fig. 2.** Kjo pamje tregon format që përshkruajnë fjalët; *SI*, dhe *SY* të paraqitur në hapësirë dhe rrafsh.

*SA* - më këta tinguj përshkruhet po ashtu një përhapje e çfarëdoshme e papërcaktuar e tri përmasave, dhe shpesh pa formë siç është shembull përhapja e yjeve në qiell, ose edhe shpërndarja e rëndesës së materies në një trup fizik, e cila është përkufizuar më emrin *masa*. Kështu *MASa*=ka kuptimin *MA*-pra më mbajt, dhe *S*, në trajtën e shquar *Sa*, që do të thotë sasi të pamasë, të papërcaktuar dhe shpesh të pakuptueshme. Fjala *MA* nuk e përshkruan vetëm mbajtjen përbrenda një gjëje ose në sipërfaqe

të një trupi ose sasie të materies, ose një gjendje qoftë ajo materiale ose jo materiale, duke përshkruar një sasi të ndjenjave si gëzimi e trishtimi. Por, *MA* merr kuptimin edhe të një sasie që mban por që më nuk pranon duke qenë kështu e mjaftueshme dhe një ngopje, prej nga përdorët *MA*, në kuptimin *MOS*. Kështu *MA*, *MO* janë gjendje në të cilat ka arritur ngopja, prandaj fjalët si *MASA*, ose *MOS* e kanë të njëjtin qëllim të ngopjes më një sasi të përshkruar ose të pacaktuar.
Kemi paraqitur figurën e cila shfaqë se çka kanë kuptuar të parët tanë më fjalën *Sa*, si dhe *Se* që shpesh përshkruan gjendjen emocionale të papërcaktuar.




**Fig. 3.** Pamja e përhapjes së materies e përkufizuar më tingujt *SA*.



**Fig. 4.** Shéja në natyrë, e në trupin e Hyjneshës n'Fron

Hyjnesha në fron si edhe shumë artefakte antike, duke filluar nga qendra e qytetërimit botëror Ballkanit, simboli i një spiraleje në të vërtete përshkruan masën dhe shpirtin si dhe energjinë e panjohur dhe të pamatshëm, e po ashtu përshkruan edhe kohën dhe rrjedhjen e saj.

Nga kjo kuptojmë se tingulli *S* po ashtu edhe shenja më të cilën shënohet, japin kuptimin e një lëvizjeje shtjellore, si në të sjellë.
Mandej ky tingull na jep kuptimin e një mase ose lëvizjeje të pakufizuar.
Kështu fjalët në gjuhët tjera si shembull në gjuhën gjermane e angleze, të krijuara për sjelljen, të cilat fillojnë më tingullin *S* mund të kenë origjinë nga gjuha e lashtë shqipe që në kohën e bronzit flitej në Evropën Qendrore ose mund të jetë se ishte një gjuhë.




**Fig. 5.**

Pamja e simboleve Fig. 5. që përshkruhen që nga koha antike, e cila jep vetëm njërën anë të shenjës *S*, ana tjetër në këto pjesë e paramenduar si anë e të padukshmes.

Pamja e simboleve që përshkruhen që nga koha antike, e cila jep vetëm njërën anë të shenjës *S*, ana tjetër në këto pjesë e paramenduar si anë e të padukshmes. Prej nga kuptojmë se Galaksia do të thotë GJA e LAN (GALA Ka Sy/si). Mos të harrojm pjesa GALA ka dy kuptime varësisht se si është shqiptimi;

GAL= që do të thotë Gja=Ga n'AL, pra Gja e nume nALT, pra theksi në A duhet të jet i shkurt më nxjerrjen e frymës rrept nga mushkerit, që tregon ngritjen, dhe GALA, më A të gjate, që na jep GJA=GA, dhe A LA, pra A LAN , ngatesohet më fjalën GA LAN = GJA e LAN ku pjesa KSIeshte e fjalës KA SI=KSI/KUSI/KESI,..ose shumëset KA SHI/KSHI/KUSHI/KESHI/KOSHI/...dhe sasin më të vogël KA CI/ KACI/KCI/KECI (per kingjin=kan në gji, për gjini)/KUCI (thuhet për vogëlushin e kudrës ose njellet qeni, më fjaler kuçi kuci). Etj. Si rrjedhim kemi KSI , Gja e lan KA Si (pra ka shtjellje), ose GJA e NALT që ka SHTJELLE =SI/SHI etj. në vazhdime cdo analizohen në imetesi dhe vërtetohen të gjitha pohimet tona, deri në funt të librit.

## 2.
## C-S-Sh

Kur flasim për tingullin *S*, në flasim për kuptimet më të thella të gjuhës shqipe, padyshim një tingull që qëndron në themelet e gjuhës sonë. Tingulli *S* përdoret për gjëra që kanë masë shpesh të papërcaktuar, ndërsa varësisht nga zanorja që e shoqëron jep kuptimin e përmasës dhe natyrës për përmasat që flitet. *S* flet për masat e padukshme, që e ndërtojnë një trup, ose për përmasat që nuk mund të kuptohen krejtësisht dhe nuk mund të maten. Kështu tingulli *S* u ngjason simboleve që gjenden qysh në kohëra antike, mijëra vite para Krishtit në formë të shtjellave, të shtrira në sipërfaqe të gurëve, ajo e përshkruan një energji që nuk shihet, që nuk përkufizohet por që mendohet se është, na rrethon, është pjesë e jona dhe e botës që na rrethon. *S* është shenjë e tingullit, *S* i cili përshkruan një vijë të lakuar, ky lakim mund të paramendohet, nëse e zgjasim në pafundësi gjatësinë në të dy anët e simbolit *S*, fitojmë një vijë të përdredhur në formë të rrathëve. Kudo përdoret tingulli *S*, ai paraqet përpjekjen e përshkrimit të zhvendosjes dhe lëvizjes së materies si dhe prezencës së saj në një trup.

Prej nga fjalët; *Sa*, *SE*, *SU*, *SI*, *SY* e kanë në bazë kuptimin e njëjtë, por përshkruajnë natyrën e *S*-se duke e përshkruar në nivele të ndryshme. T'i marrim fjalët që përdorën sot; *SOT*, *SASI*, *MASA*, *KASA*, *SA*, *SO*, *S'UN*, *SMUJE*, (*s'mundem*, *SËMUNDJE*), *SOSHT, SI, SAKICE, SALI,*

*SANA, SAMARITAN, SY, SYNI, SENI* (sendi), etj. Mandej disa emra të përdorur në bibël tek populli vendas para hebre, si *SAMARITAN, SARA, SANA, SAUL, SALEM*. Sot më shumë përdorët si pyetje *Sa* është masa (*ma+sa*=pra, *ma-man* ose përmban brenda vetes, *SA*-një sasi e cila është por nuk dihet ose është e pamundshme të matet ose numërohet).

**3.**

**Shembull;**

*Kasa* - Ka shumë përbrenda, një sasi të pamatshme.

*Smuje* - *Sëmundje* por që nuk dihen përmasat e sëmundjes ose sa mundet edhe sa nuk mundet i sëmuri.

*Se* është një fjalë që përdorët edhe sot por që tregon përmasat e pacaktuara të një gjëje, sasinë në fjalë, shembull; *Unë nuk mund të vij **se** jam i lodhur,* kjo *SE* në të vërtet shpreh një përmasë të pacaktuar të arsyetimit, se ai/ajo nuk mund të shkojë në punë. *Sana* - po ashtu përbëhet nga fije t e barit të thatë, shuma e saj nuk dihet dhe është e panumërueshme, por në të vërtet kjo shpreh diçka të shumtë për nga sasia (Pra, *sa* edhe *si* shprehin në një mënyrë përmasat e mëdha ose të panumërta). Kështu *SA+AN=SA* që do të thotë shumë por e panjohur e panumërueshme, më sa mund të numërohen fijet e barit të terur. Ndërsa *AN*, ose *NA*, ka kuptimin e dhënë, ose që gjendet, sepse gjithçka duhet të qëndrojë në vendin ose në vetën e vet, pra në *Anin* e vet, ose *AN=ON*.

Edhe vijat në formën e shtjellave (shtjellave-sjellave) në trupat e artefakteve shumë të lashta tregon se ata energjinë, shpirtin e parashikonin si përmasa të pacaktuara dhe si shumësi të një energjie ose materie si dhe kohë të pacaktuar.

Edhe emrat si *Shenja* - përbëhen nga shumë njësha, nga shumë njolla, nga shumë pika, ose *i*-ja ose shtjella që formon shenjën etj. Vetë fjala *Sheh*, *Shiko*, etj., paraqesin një papërcaktueshmëri shtjellore të përberë nga shumë vija të paramenduara të një bote që na rrethon, shikojmë emrin e dreqit, mbretit të dreqërve, në gjuhen hebraishte përdoret si *Shajtan*, arab. *Shejtan*, që si duket ka prejardhje nga sanskritishtja e vjetër. Në gjuhën shqipe *Shejtan*=mund të përfarohet *Sheh+tan*, ose *She +te +tan*, *Shejtan* mund të përafrohet edhe më fjalën *Shënon* të *tanë* në kuptimin shënjon për mësymje dhe për sulm kundër tyre.

**4.**

**OLL**

*OLL* munde ta shpjegojmë në dy mënyra si; *O*(*sht*) *LL*, ku *LL* mund të jenë disa trupa të gjatë të ngritur, por gjatësia e tyre nuk mund të jetë për shembull një bjeshkë, por mund të jetë rrugët dhe shtigjet që shihen nga

rrafshi në faqen malore të bjeshkës. Trupat më gjatësi të madhe, më përmasat e ndonjë gjësendi që i përdorë njeriu për ndërtim, ose që mund ta përpunojnë një grup i caktuar njerëzish për nevojat e tyre të përditshme. Kështu munde të jenë një grumbull drurësh cilindrik, shtylla, parmakë etj. që janë përpunuar për nevoja të ndërtimit, ose një grumbull trarësh për nevojë të ndërtimit të një kulmi por që duhet të jenë më të hollë. Ato duhet të jenë të vendosur në pozitë vertikale ose të shtrira horizontalisht. Pr shembull në gjuhën shqipe kemi fjalën: *Kalla*, që ka kuptimin *Kalla=ka+alla*, që ndërlidhet më lartësinë e objektit të vendosur vertikalisht, siç janë kallinjtë e grurit, ose kallinjtë e *kollomoqit* (misrit), (*kallamoqit=kalla+me+boq*ë).

Nga kjo nënkuptojmë që kemi mundësi *KALLA=KOLL* (prej nga ka lidhje emri Kola sepse kemi njëjësin e tingullit *LL* që është *LL*, që kemi *Kala*, *Keli*, *Kul*, *Kyl*, *Kol*, etj. ), *KELL*, *KULL*, *KYLL*, që do të thotë *KA*, që jep kuptimin dhe tërheqë vëmendjen se ky trup ka një lartësi dhe përbëhet nga një grumbull kësi lloj trupash që kanë lartësi, dhe këto përmasa e bëjnë të dukshëm, të i vlerësohet jo gjerësia, por lartësia, dhe për këtë shkak përdoret *le*, *la*, *li*, *lo*, *lu*, që jep përshkrimin e një objekti të lënë ku i vlerësohet ose i bije në sy përmasa e gjatësisë ndërsa është e papërfillshme gjerësia. *Oll-ollo* mund të përafrohet meqë në e kemi një **O** një rreth ose rrotullën ose rrotull rreth trupave që kanë një gjatësi *L* dhe pasi janë shumë përdoret *LL*. Kështu ky grobull ka lidhje drejt edhe më ngritjen e këtyre trupave që kanë gjerësinë e papërfillshme në krahasim më gjerësinë, dhe këta jenë të ngritur ose të shtrirë në *tokë*, sepse përdoret *O*, pra simboli i formës rrethore dhe emri i tokës (kemi thënë se tokë është quajtur në *Toka*, në kohët e lashta, ndërsa emri *Toka* në përdorim të sotëm është një fjali si *TE+O+KA*, në kuptimin: të *o ka* që do të thotë ka diçka të tokës-o). Kështu edhe njëherë të ndalemi në fjalët *KALLAMBOQ*, ku kemi fjalën e zbërthyer si *KA+LLA+ME+BO+Q*. Të analizojmë *Ka+lla*, që mund të kuptohet si diçka që ka të lënë (*LA*-shumës *LLA*)+*ME+BO* - pra diçka që është *Bërë*, pra *BA=BO* më *Q*, ku tingulli *Q* jepet si kuptim që gjatë shkokëlimit të kallirit formohet një zhurmë që shprehet më *Q*, ose pse jo edhe më *Ç*, por edhe *KALLAMOQ*, ku pjesa *MO* është në kuptimin e mbajtjes si *MA=MO* që e man *Q* që jepet i njëjti shpjegim si më sipër. Një rast tjetër në kuptimin e këtij emri është *KA+ALLA+MBOQ*, ku pjesa më *All* ose *ALLA* pra ka *ALLA* që janë trupa në shumës të ngritur mbi tokë, si pjesë të lëna pa si *LA*, të cilat janë të lënë vertikalisht mbi tokë, në kuptimin *KA ALLA*. Si vërtetim i fjalës *ALLA* kemi *TALLA* si trup i *KALLAmboqit* që është *TALLA*, pjesa pa fryt që përbën trupin e Kallamboqit kështu *T+ALLA*=ka kuptimin të *ALLA*, që i përket trupit si *ALLA*, *TË ALLES*, pra ka lindur edhe fjala *TALLA*. Emri *Kallamoq*, *Kollomoq* ose *Kallamboq* mund të

zbërthehet në mënyra të ndryshme edhe çdo herë ka kuptim dhe shpjegim, si shembull do të marrim *KALLAMBOQ*, që mund të zbërthehet si *KA+ALL+AM+BOQ* - prej nga kemi që *Ka* pra jep kuptimin të qenit më lartësi *ALL* që jep *AM* një formë rrethore të fytit si *B*(*O*)*Q*, e cila është pjesëmarrje e *Boqës* dhe e farave të *kallamoqit*, kështu përdoret B, dhe forma rrethore e trupit në pamjen e prerjes tërthore si *O*, që është *BOQ*, njëjtë më fjalën *BOSHT*, e që është në prerjen tërthore si *O*, ndërsa *B* përdoret për shkak se ka pjesëmarrje boshti si dhe pjesa tjetër që bartë ose aty është i lidhur boshti. Kurse *SH* përdoret në përpjekje për të përshkruar se në bosht ka shumë pjesë të lidhura, për çdo pikë të perimetrit si dhe gjatësisë së boshtit. Për shembull shumë rrota, shumë vegla tjera, që e shtynë krijuesin e kësaj fjalë të përdorë *BOSH*t, kështu *T* përdorët për atë që e bën të pavarur pjesën e boshtit, që i përket vetes sikurse fjala *LOT*. Argument që fjala *Bosht* ka lidhje nga brumi i gjuhës shqipe, është fjala *BOSHT=BISHT*, derisa *Bosht* është i lidhure në dy apo çdo pikë të tij më pjesë tjera në perimetrin e boshtit, *Bishti* po ashtu ka prerjen tërthore në formën *O*, si dhe është bosht ku lidhet lëkura dhe qimet rreth tij. Por, në rastin tonë *BISHT=BOSHT*, përdoret pjesa *BI+SHT*, që ka kuptimin se në njërën anë të boshtit ose diçka në formën e boshtit është i lidhur, sepse nuk rrotullohet për të formuar *OS*-in, por thjesht ka mbirë (*BI*) si një bimë nga pjesa e madhe që përfaqëson trupin e shtazës që ka bisht (Shiko sqarimet tek tingulli Z).

Më sipër kemi shpjeguar lidhjen e *A* më *O* edhe *AN* më *ON*, njëjtë kemi *ALLA* më *OLLO*. Kështu *OLLO përafrohet më ALLA/ILLI/ELLE*, ka kuptimin e trupave të ngritur mbi tokë, prej të cilit ka lindur fjala *solli*, që ka kuptimin e sjelljes rreth e rrotull rreth kësaj gjatësie. *Solli*, *sjella*, *sollëm*, mandej *Kasollë*, që do të jetë një shtëpi banimi e përkohshme e ndërtuar nga materiali i sjellë, ose mandej nga pjesët të materialit, që janë purteka të gjata, si talla, trena, ose kalla të ndryshme për ndërtim të përkohshëm. Po ashtu *Ollo*, gjen përdorim në gjuhën e sllavëve të jugut, sepse shumica e sllavëve të jugut, janë popullatë që kanë folur gjuhën shqipe - ilirishte dhe kështu kanë përdorur fjalë të tyre duke ndërtuar dhe futur në gjuhën sllave. Kështu *Okolina*, *OKO=o kone* ose në versionin shqip *OKA*, pra ka formën rrethore (*rrothe*), *okollo* dhe të gjitha fjalët për nga kjo natyrë janë të lidhura më gjuhën e lashtë shqipe.



**Fig. 6. Pamja e tallave të *K*(*ollo*)*moqit* (*k+alla+moqit*).**

*Ollo*, *Alla*, *ULLu*, *ILLI*, *ELLE*, kanë në thelb përshkrimin e trupave më gjatësi të madhe, ose më lartësi, ndërsa zanoret përdoren për të shpjeguar shtrirjen dhe natyrën e shtrirjes ose natyrën emocionale, si dhe formën e këtyre gjatësive, këto janë fjalë ilire. Kështu Ulluk është nga gjuha shqipe, pra një gyp që bartë ujë, mjaft i gjatë, që *ULLUK*=KA KUPTIMIN, UJI LUG, ose një gyp që ka pamjen e shtypur në formë të gypit, si fjala, *Ul luk*, që do të thotë një sipërfaqe e ulët, ndërsa *Luk* e përshkruan se ka Lu(g)+ka.

Kështu *ALL*, që e kemi përdorur *A* e cila shprehë shtrirje të madhe tre dimensionale, të tingullit *A*, shqiptimi i tingullit *A* nisë nga një pike, që mandej zgjerohet sa më shumë deri në maksimum, kështu sikur përshkruan fillimin edhe big bengun, dhe në aspektin biologjik lindjen dhe rritjen.

Emri *ALLA*, mund të ndahet *AL-LA*, ose *ALL-LLA*, që ka kuptimin e një ngritje të pafund dhe mandej një zbritje të pafund, ka kuptimin e asaj që fillon nga një pikë dhe merr dimensionet *L*, e mandej nga dimensioni *L* që mund të paramendohet si një diametër i një rrethi, shkon duke e marrë një formë të pambarim të së kaluarës, një shtrirje në të kaluarën e pafund. Kështu *Al* përveç ngritjes në një kuptim, në kuptimin tjetër e ka fillimin ashtu si fillon shqiptimi i tingullit *A* dhe ngritjen e tij jo vetëm në një lartësi, por në një formë 3D të pa përkufizuar, por mund të kuptohet edhe si *Al*, fillimi në një të ardhme, dhe në një të kaluar ose në diçka që bëhet e kaluar si *LA*, kështu *Al-la* përfshin hapësirën që përshkruhet në të kaluarën dhe në

të ardhmen. Kështu kemi edhe më emrin *EL-LE*, që ka të njëjtin kuptim më *AL-LA* por në të vërtet *E* është një tingull që jep një pamje më të përgjithshme, një sipërfaqe më të lëmuar, por në aspektin emocional më të njëtrajtshme, më të ngrohtë. Ose kemi në gjuhën shqipe emrin *ARA*, që mund ta shkruajmë se *AR-RA* jep kuptimin e asaj që ngritët tek Zoti dhe asaj që bije nga Zoti, po ashtu ngjashëm më emrin *AL-LA*, por tash në një kuptim më të thellë sepse maja e gjuhës gjatë theksimit të *Al* e prekë më shumë qiellzën e gojës, duke treguar se kemi të bëjmë më një ngritje më të lartë, dhe më personale ose më të veçantë për atë veti që flasim, derisa *Ar* maja e gjuhës nuk e prekë fuqishëm qiellzën ashtu si në rastin për *AL*.

Tingulli *A* është më i rëndësishëm i gjuhës shqipe, është tingull fjalë, në të cilën njerëzit nisin të tregojnë për praninë e tyre, si *A*, ose *A AA* si pyetje. *A*-në kuptimin fol, urdhëro, që ka edhe sot përdorim të gjerë. Gjuhët sllave në Ballkan, dhe në Evropën qendrore, mandej edhe gjermanishtja e frëngjishtja, e italishtja, janë formuar nga popujt shqipfolës dhe më këtë ata kanë tërhequr fjalët e tyre në gjuhën e asimiluesit. Padrejtësia dhe shpjegimi antishkencor është pohimi se kinse shqipja i ka marrë nga sllavët e jugut fjalët të cilat pretendohen se janë serbe, bullgare ose boshnjake e kroate.

Kështu fjalët; *Kula, Kola, Okolla, dolina, dole, prekale, bunari, dobi* etj. janë shqipe, dhe nuk i largohen në asnjë moment gjuhës shqipe. Pothuajse të gjitha fjalët e sllavëve të jugut, që nuk kanë lidhje më sllavët e qendrës siç janë hapësira polako-bjelloruse-ruse, shumica e atyre fjalëve janë nga gjuha shqipe, pasi popujt e Ballkanit, flisnin gjuhën shqipe dhe u asimiluan, kështu ata të tjetërsuarit bartën fjalë të veta dhe i sllavizuan, e mandej edhe ndikuan në shtetet sllave fqinj. Të ndalemi edhe t'i krahasojmë fjalët më të njëjtin kuptim në tabelë, të cilat mund të ua gjejmë kuptimin në gjuhën shqipe.

| | |
|---|---|
| **SA** | **SHA** |
| **SO** | **SHO** |
| **SE** | **SHE** |
| **SU** | **SHU** |
| **Si** | **SHI** |
| **SY** | **SHY** |

**5.**

T'i shikojmë tingujt *ALLA, OLLO, ILLI, ULLU, ELLE.*

| | |
|---|---|
| **Alla** | **ALA** |
| **Ollo** | **Olo** |
| **Elle** | **ele** |
| **illi** | **ili** |
| **ullu** | **ulu** |
| **ylly** | **yly** |

Kështu *ULU* paraqet një gjë të ulët të formuar si *LU*(*g*) por që nuk është tërësisht i tille, kështu *ULLUKU* ka kuptim shqip, po ashtu, *Illi* (ose i lënë në një lartësi) që është diçka i lartë, që është drejtvizore, i rreptë, në rrjedhje, ndërsa *Elle* është diçka më sipërfaqe më të shtrirë më të njëtrajtshëm si edhe më të përgjithshme. *Elle* në gjuhën shqipe ka kuptimin *Shk*(*ël*)*qim*, e *Q*(*el*)*t*, diçka që ballafaqohet më shkëlqimin e *di*(*el*)*lit* etj. *ELE-e* lë në një lartësi, por tash si dritë në gjendjen e dritës ose zjarrit.
Kështu *Ylli, Illi, Elli*, kanë në bazë të njëjtin kuptim. Diçka të lartë në lartësi, si dhe një rrjedhje të një materiali në forma të ndryshme, ashtu siç e përshkruajnë zanoret A, I, E, Y, U etj. Për shembull më *A* është diçka më e përgjithshme një hapje e fillim i papërcaktuar, i përgjithshëm, si dhe më një hapje në hapësirë prej tri përmasave, shpesh të pamatshme si në Gjanësi, Sasi, Naltësi, Largësi, si dhe në Gjatësi. Ndërsa *ILLI* përdoret më *I* që përshkruan ngritjen si shigjeta më një ngurtësi dhe fortësi, ose intensitet të rrjedhjes. Ndërsa *Ullu* jep kuptimin e *Lugut*, një gjë më gjatësi të madhe, në formën e *U*, që ka rrjedhje të një materiali që shpesh nuk shihet që ecë përbrenda, ashtu si fjalët e ndërtuara si *Uji*, *Humnerë*, *Fuqi*, *Lug, Uri, Ura, Urata, Urti* ose që ka formën që ndihmon rrjedhjen dhe lëvizjen, etj.

Të gjitha këto kombinime kanë kuptim në gjuhën shqipe dhe janë përdorur në gjuhën e lashtë shqipe. Për shembull, *ILLI*, që ka kuptimin *I gjatë* ose *I ngritur* në një lartësi si pjesë e dalë e një fushë të rrafshët mbi bjeshkë e cila është e ngritur thikë përpjetë, nëse mbi këtë fushë gjendet maja e malit e thepisur mund të quhet kjo pjesë si *Ilipi*, ose *Lip*, nëse nuk ka majë mbi këtë fushë të theksuar, quhet thjesht *Lika*, ose *Leka*. Megjithatë *Leka* përdoret kur ka shumë bjeshkë dhe fushë më hapësira të vogla, të dala në një lartësi të madhe të kthyera në drejtim të lindjes së diellit. Ndërsa për një fushë të njëjtë që bjeshka ngritët ngadalë dhe më e plotë (*Plot* do të thotë ka kuptimin *Pi + LOT* pra më *lon* diçka deri në majë deri në *Pi*, ose rrafsh më *Pi*. Kemi pjerrtësinë *PL*, megjithatë *OT*, jep kuptimin *PL+OT* diçka ku *Pl* bëhet rrafsh ose e një niveli më *O* pra më tokën e rrafshët që

përdoret si oborr për vendbanim) kodrina në lartësi deri tek pjesa e quajtur *Leka*, shpesh quhet *Laka*. *LA* quhet e lëne, diçka zakonisht për së gjati, një trup më gjatësi *L, I shtrirë* por edhe *I ngritur*, kështu *LAkna*, tregon përbërjen e fletëve të grumbulluara të cilat janë më *laka, lake* në veri quhet një *lakore*, ndërsa *lak-kna*, quhet diçka e lidhure bashkë, pra një grumbull *fletë të lakuara*, të bashkuara, të bërë si një bos. Kështu *lakna*, prapashtesa më tingujt *kn*, na jep pamjen e formës së *knatës* për bartje uji. Nga krejt kjo, si përfundim nxjerrim se folja *Solla*, ka kuptimin themelor në diçka që sillet rreth një trupi më gjatësi *L*, ndërsa *O* është forma rrethore e sjelljes ose rruga rrotullore e sjelljes. Trajta të ndryshimit të fjalës Solla dalin nga intensiteti i përshkrimit të dukurisë ku ndryshojnë edhe tingujt. Kështu emri *Kasolla*, ka kuptimin të *Ka+S+Olla*=pra ka një masë të madhe ose të pacaktuar të *Ollave*, gjatësive të caktuara që janë përdorur për ndërtimin e vendbanimit. Ose materiali i përdorur është përkufizuar si *Solla*, diçka që është sjellë dhe përdoret përkohësisht ashtu si kasolle.

Solla mund të jetë edhe një material i cilësisë të dobët ose material i përbërë nga fusha cilindrike ose diçka e mbështjellë ku hapet dhe ndërtohet streha për një vendbanim të përkohshëm ose të lirë, për këtë quhet *Kasolla*.

Kështu Kasolla ka të njëjtin ndërtim më *Ka*(*so*)*lla* më *Kalla, Kala, Kal, Kamare, Kame, Kaptjelle* ose *kapshtjelle, kacimardh, kare, katullaq*, etj.

**6.**

**Emri APOLLO/Ap ALLA/ApJELL**

Emrit/emnit Apollon, nga greqishtja Απολλων (Apollon), në gjuhën shqipe mund t'i jepen disa kuptime, shembull, AP=hap, përhap, ose AP, Jap, dhe Ollo që shqyrtuam më lart do të thotë i ngritur mbi TOKË, pra mbi O, Kështu OLLO=ka kuptimin O LLO, diçka e lënë ose e ngritur mbi tokë, por që nuk i dihet lartësia ose nuk i dihen përmasat e ngritjes ose shtrirjes. Kështu nëse e marrim se grekët e kanë marrë këtë emër pa e ndryshuar nga gjuha e lashtë shqipe, atëherë Apollo (AP ALLA/OLLO/ILLI/ULLU/ELLE,...nga AP-JAP=AP=HAP) ka kuptimin JEP=AP, OL=në kuptimin sikur AL-i nalte, por që OL ka një lartësi më përmasa mbi tokë, ndërsa ON=AN, ka kuptimin gjeografike të ndodhjes në tokë, ose në rastin tonë mbi tokë. Kështu ON=AN, OR=AR, ORA=ARA, URA etj.

Prej nga AP mund të jetë HApe, i hapur, por më i kuptueshëm është AP=JEP i ngrituri mbi tokë OLL, ose i larti mbi tokë, pra mbi O. Kështu OLLo na duket e largët nga gjuha shqipe, pasi ky emër mund të jetë më i vjetër se 3000 vite para Krishtit, atëherë kur një pjesë e madhe e Evropës e fliste gjuhën shqipe. Kështu kemi sot fjalën, O LON mbi tokë.

Kështu emrat, Balla, Balli, Bolla, Bole, BAlinca kanë të njëjtin kuptim.

**7.**
**Emri KEPA, KUPA, Kapa, Kopa, Kipa, Kypa**

Kapa, Kepa, Kupa, Kypa, Kipa kanë përafërsisht të njëjtin kuptim dhe të njëjtin funksion, për shembull folja Kapa, na sqarohet nga emri Kepa, që ka formën e Kepës (qepës) dhe emri i saj ka lindur nga forma që ka, kështu emri i Kepës ka lindur si emërim i formës. Nëse ndërrojmë zanoren E në U, kemi Kepa=Kupa, ku emri Kupa përcakton formën gjeometrike që ka. Nga, folja Kapa ose më e kapë, ka marrë përshkrimin e formës së shpëlakës (SHPLAKES) së dorës kur merr ose kapë diçka, kështu si në figurat e mëposhtme. Megjithëse Kapa përdorët edhe si emër për të emëruar Kapolen, Kupolën, Kapuçin, që përshkruan një formë më KULM=KU+(ULM=ULMJE+ULUN, ku KU-ja ULET PËRKULET), por brenda (mrena) Kupës, e cila ka një formë të thellë si U, kemi një formë të gjerë në dalje që përshkruhet më tingullin A, dhe një formë të njëjtë të kupës por më një dalje gati të mbyllur që shihet të Kepa.














**Fig. 8. Fotoja shpërfaqë kuptimin dhe lindjen e fjalës kepa.**

Kështu *Kepa* dhe *Kupa* përshkruajnë vetëm formën, ndërsa folja kepa, në kuptim të kepësh (*qepë* - jug) ka kuptimin të mbyllësh një hapësirë, ta rrudhësh ta tkurrësh. Kështu *Kepa* dhe Kupa kanë afërsi kuptimore dhe janë të dyja të gjuhës shqipe. Kështu emri *Qepë* që përdoret në jug, nuk përshtatet shumë më natyrën e gjuhës shqipe dhe nuk është e drejtë të përdoret. Në bazë fjalët *KAPA, KEPA, KUPA, KOPA*, etj, ka kuptimin për *KAP*=Për të pas *PI*, pra *KA+PI*, që do të thotë ta kesh majën ose *Pi*-n. Kjo është një shembull për rëndësinë e krijimit të fjalëve tjera nga fjala *PI*, e cila duhet të jetë një prej fjalëve të lashta të gjuhës shqipe.

Prej nga *KAP* mund të jetë horizontal për të pasur *PI*, duke përafruar më foljen *HAP*.

*HIP*, po ashtu na jep kuptimin të kemi lëvizje vertikale të fjalës *KIP*, e cila mund të jetë larguar nga përdorimi për shkaqe të ndryshme, ose për shkak të tkurrjeve të territoreve dhe humbjes së popullatës shqipfolëse, në të kaluarën, më përmasa të mëdha.

Po ashtu *HOP-KOP* - ku na jep një përshkrim më shumë horizontal të hapësirës rrethore, *HUP-KUP* na jep formën e *U*, derisa *H* jep shpejtësinë e lëvizjes ashtu si nxjerrët ajri, që përshkruan një *U* të thellë pa fund, dhe dukuria ndodhë atje në një brendësi të papërcaktuar, ndërsa *KUP*, na jep një hapësirë më formën e *U*-së e cila më *K* jep kuptimin e asaj që kthehet në formën e një *KULMI* siç edhe e kemi përshkuar më sipër.

*Kopa* - është fjalë e lashtë shqipe që përdorët gjerësisht në veri edhe sot, ndonëse kjo fjalë përjashtuar dhe e dënuar, ka kuptimin e kopjes më litar një lloj ngulfatje. Ta shohim më thellësisht këtë fjalë duke e përshkruar kuptimin e saj në format tjera. Kopje do të thotë edhe kur diçka fryhet dhe në fund *kop*ë, pra pëlcet duke e hapur një vrimë natyrisht në një formë të caktuar ose në formën *O*. Kështu kur litari futet në kokë merr formën e afërt më *O* dhe ka një hapësirë ku futet koka, kështu shihet në foto pse fjala shqipe *Kope*, është nga fjala *Kape*, *Kep*, *Kup* etj. që shpreh të njëjtën hapësirë

ku mbyllet një rreth ose sferë, si dhe përputhet më foljen *Kapje*. Në të vërtet *KOPA* ka kuptimin nga fjala *KO*, do të thotë një pjesë e veçantë e tërësisë që është *O*, pra pjesë e veçantë e *O*-së. Kështu *KO* është një pjesë e veçantë e *O*, që formohet si *Ko*, nga kjo kemi fjalët *KO+TORR*, *KO+KA*, *KO Ka*, *KO KANE*, më *ko + osht, më ko shëtitë*, *Ko+sh*, *Ko+So+VA*. *Ko+La*, *Ko+Lash*, etj. Po ashtu *Kopa* në të vërtet ka të bëjë më hapësirën e ngushtuar të fytit nga litari. *Një vërtetim; se emri KUPA është në gjuhën dhe natyrën e saj shqip. Kemi po ashtu fjalën QYP që vije nga fjala KYP, që ka kuptimin e formës si një HINK=HYNK=QË KA HY, pra që ka hyrje=HYN+KA. Kështu KYP=KUPA janë e njëjta pamje dhe i njëjti gjësend vetëm që ka formën më të thellë e grykën më të ngushtë ashtu në përputhje më formën e tingullit që shënohet më shenjën* ***Y.***



**Fig. 9. Pamja që përshkruan fjalën *kopje***

Ndërsa emri *Çupa*, përkëdhelës, fshehë brenda vetes atë që një femen është si një *kupë* që mbushet për të lindur fëmijë, por nga *Kupa* që është statike, prej *Ki* = *Qi*, kemi *Çupa*. Kështu kur kemi *Ap* ose *IAP* = pra *i+ap* nga doli lëvizja e ***I***–së, që kthehet në *J*, *JAP*, kemi shoqet e zanoreve që e rrethojnë *P*-në, kështu kemi; *AP*, *UP*, *IP*, *Ep*, *YP*, *OP* e *dhënies* ose *jepjes*.

Të shtjellojmë pak më fjalët që krijon *P*, duke vendosur zanoret para tingullit *P*.

*AP*=*AP* jep kuptimin e fjalës *UP*, ku del diçka nga thellësia e formës së *U*-së, pra shembull nga humnera ose nga ndonjë vend i *hupët*, në shpesh përdorim fjalën *U PA*, kështu *AP* nuk është vetëm rrënjë e fjalës *HAP* por është edhe kur një gjësend shfaqet nga një pikë e hapësirës së lartë, shfaqet ashtu në një hapësirë më përmasa të mëdha. Fjala *IP*, *EP*, përsëri kemi të bëjmë më shfaqjen nga *IP* që duket sikur jep kuptimin e fjalës *HIP*, që në të vërtet është shfaqje nga një pikë e caktuar e *PI*-së, pra i vendosur mu në majë, ose duke ecur drejt nga maja (*MA I* = pra, *mban I*, ose ka *I*, ka

lartësinë) nga *thepi*, kjo është njëjtë edhe për fjalët *EP*, ku është formë e pacaktuar e shfaqje që ngjitet nëpër të gjitha drejtimet në maje në *PI*.

Prej nga *PA* jepet si formë e kundërt por më kuptim të njëjtë të *AP*-së, që në të vërtet ka kuptimin më pa nga maja nga *PI*, ose nga *PI*. Kështu *PI=PA=PO=PU=PE* etj. janë në kuptimin gjeometrik nivele të ngritjes së një pike të reliefit ose të një hapësire gjeografike që dallohet nga pjesë tjera për rrethe. Kështu emrat që dalin nga *PIKA, PUKA, POKA, PEKA, PYKA*, japin prezencën ose të qenit në *PI, PU, PA, PE, PY*. Po ashtu fjalët e *KAPI, KAPU, KAPO, KAPE, KAPY* kanë kuptim dhe janë nga gjuha shqipe, si dhe përçojnë kuptimin e shtjelluar gjerësisht më sipër.

Kështu kemi sqaruar se *HAP, HUP, HEP, HYP, HIP, HOP* jep kuptimin e dhënies së *H*, e cila paraqet lëvizjen e rreptë, gjallësinë brenda organizmit. Kështu emra *HUT, HAT, HET, HYT, HOT*, kanë në bazë të njëjtin kuptim, por shprehin ngritjen e siperfaqes në kënd të gjere, pra ngritje të menihershme, distanca që ngritën shpejt edhe paparitur, duke i ngrit përnjëherë AT/OT/IT/UT/...etj. Humbja e tingullit në mes *K* dhe *P* pra *KP* jep kuptimin se nuk ka gjatësi hapësire në mes ndarjes *K* dhe formës së *PI*-së së lartë, kështu ndërmjet *KP* nuk ka asnjë tingull, atëherë nuk ka gjatësi ose hapësirë të caktuar, prej nga formohet fjala *KPUT*, kështu *KAp, KEP, KUP, KIP, KYP* jep hapësirën e ndryshme ndërmjet këtyre bashkëtingëlloreve. Shembull *KYP* jep një hapësirë në formë *Hinke*, ndërsa *KIP* jep hapësirën në formë të një cilindri të ngritur. Mungesa e tingullit ndërmjet *K* dhe *P* na jep mbylljen e kësaj hapësire dhe ndarjen e dy pjesëve duke formuar fjalën *KPUT*. Kështu nuk kemi *A*, *U*, *I*, *E*, etj, nuk kemi grykë, kemi thjesht mungesa të kësaj ndarje dhe kështu s'kemi lidhje fizike ndërmjet dy trupave, më mirë të themi se kemi ndarje të një trupi, kështu u formua fjala *KPT* = *KPUT*, nga kjo varësisht nga natyra e këputjes duhej të ishin fjalët *KPAT, KPET, KPOT* ashtu siç është fjala *KPUT*. Po ashtu fjala *KAPAK*, formohet nga fjala *KA+PAK* pra prej kësaj që ka pak, nga pjesa e një sfere ose e një trupi që e ka daljen më një hapësirë më të paktë, kështu u formua fjala *kapak*. Kështu një enë mbulohet ose një shishe mbyllet nga pjesa që e ka pak hapësirë, sepse aty ka pak hapësirë siç është vrima apo dalja.

Kjo pjesë më të cilën behet mbyllja quhet *Kapak* sepse e mbulon pjesën ku *ka pak* (hapësirë) të enës.

**8.**

OLO, ALA, HALA, ka edhe kuptimin ende, që do të thotë i mbetur mbi tokë, ose në një sipërfaqe të caktuar të palëvizshme ose të pandryshuar, sot përdorët, ALA, ose Hala nuk erdh natja (mëngjesi). HALA ka kuptimin më lanë HA, pra frymën, ose e la një pjesë një HA, një frymë, por kjo lënie nuk bëhet përsëri në një lartësi.

**9.**

**Shënim:**

Nga krejt këto mund të përkufizojmë emrin APOLLON, Ap duke qëndrua mi tokë, ose nga një lartësi mbi tokë, ose i përhapuni, i lënë mbi tokë etj. Kështu A+pollon mund të kuptohet edhe si A i zbritur në tokë, duke u nisur nga fjala Pollon, ose Polli, ku më Poli kuptojmë një fushë nën lartësinë e një mali që mund të ndërtohet ndonjë vendbanim që edhe morën emrin Polise, ose tash përdoren Polisa ose Polica, tavolina për vendosjen e tamlit-qumështit në bjeshkë ose në Çarranik. Në përkthimin më të pabesueshëm mund të i japim kuptim A+Pjellun, ose A Pollon pra që e shton pjellën ose pollimin në kuptim të fjalës Polli, Polem=diçka i lënë në fusha, por edhe ka kuptimin kur ngjiten bashkë PO LE që jep kuptimin e zbritjes nga një lartësi në PO në rrafshe, kështu përshkruhet dukuria e lindjes së fëmijës ose pjelljes nga fjala POLLI.

**10.**

Gola, Goliath, Golem, Gola,

Gela,goliath, Gelem, gela Gula, gulem, etj

*Heal, Healer*, nga fjalët *He+Al, Aleri*, që do të thotë më u ngritë *He* në *al*, ndërsa emri *Aler*, ka kuptimin *A+Le+Ri* që do të thotë *A+lanë* në lartësi, në majën *RI*, që kemi folur më sipër.

**11.**

**KUQ**

Ne e dimë se ngjyra e gjakut të njeriut është quajtur në gjuhën shqipe *KUQ*, këtë emër e bartë edhe një nën fis i fisit të lashtë të Berishës, pra e ka emrin *KUQ*, ose Berisha e Kuqe.

Kështu për ta shqyrtuar këtë emër do të nisemi nga ngjashmëritë e këtij emri më emrat tjerë, për shembull *KAQ, KEQ, KUQ, KYQ, KIQ*,KOQ etj. Megjithëse në jetën e përditshme, shpesh nuk dallohet Ç nga Q, edhe pse kanë ngjashmëri, prapë kanë dallime të mëdha njëra më tjetrën.

Kështu emri i ngjyrës së *KUQ*e mund të ketë ardhur nga emri *KAÇA*, prej së cilës ka lindur fjala *KEQ, KIQ, KUQ*, *Kyq* etj.

Ndërsa *Uq* mund të ketë kuptimin edhe të fjalës, *U qi*, për të shprehur skuqjen. Pasi që përshkruan lëvizjen ndërmjet dy pjesëve të cilat të lëngshme, dhe shprehë një llokoçitje, mbllaçitje, ose mandej ndeshja e dy trupave të cilët lëvizin ashtu sikur gjatë aktit seksual, mund të shpreh një *UQ*, që ka kuptimin gjatë ndeshjes kemi skuqje, nga edhe ka mundur të lindë fjala *Kuqje* si një pjesë e veçantë dhe më e përqendruar e *UQ*-isë. Kështu *Kuq*, ka mundur të rrjedhë pikërisht nga përshkrimi i gjakut, aktit seksual, ose i një burimi të pafund të shpjegimeve lidhur më trupin që

emëron ngjyrën e kuqe të mishit, të aktit seksual, ose edhe emërtimi i *KUQ*, duke e zbutur nga *KAÇA*, sepse edhe *Kaça* në fazën e pjekjes merr ngjyrën e *Kuqe*.

Kështu KAÇA ka lidhje më *KA Çarje* sepse në majën e frytit duket sikur të jetë e çarë. Pra *Kaça*, mandej *Kaçuba*, që e ka kuptimin *Ka* - që do të thotë tregon se *KA çu*, pra ka të çuar pjesën e kurorës mbi kokë, ndërsa *B* rrjedhë nga fjala *Bamje*. Kështu *kaçuba*=ka bërë një çuarje të kurorës së saj mbi dhe.

Shumica e njerëzve i shikojnë si fjalë sllave por në të vërtet janë fjalë shqipe, rasti konkret i fjalës *Dobi*, ku *DO Bij*, është shkurtesa e fjalës, *do të bijë*, *ka më mbi*, pra ka më dhënë prodhim në të ardhmen. Kështu në kuptimin gjeometrik *Do+bi*, *DO+li*, *DO+la*, *Do+lëm* përshkruan një pjerrtësi të shpatit që ka lidhje nga maja e bjeshkës më fushën, kështu kjo pjerrtësi është *DO*, *Li* është lartësia e caktuar ku fillon rënia e bjeshkës. Nga kjo, *DO+li* ka kuptimin e daljes nga maja në fushë, njëjtë si fjala të *zhdjergat* që përdoret për ardhjen e barinjve nga bjeshkët e larta dhe kthimin në shtëpi, ose të *Dalat* që quhej shpesh koha e shkuarjes në bjeshkë. Kështu fjalët; *Dole, Dule, Dobi* etj. janë fjalë ilire-shqipe të cilat popullata e sllavizuar i mori më vete, dhe e pasuroi gjuhën sllave e cila asimiloi popujt e Ballkanit. Sidomos fjalët që gjenden tek sllavët e jugut, por nuk gjenden tek sllavët e perëndimit dhe veriut, duhet ditur se në shumicën e rasteve janë fjalë ilire. Njëjtë qëndron fakti më turqishten që një pjesë e madhe e fjalëve janë Anatolinë dhe Frëngjinë, pra fjalë nga gjuha shqipe, si dhe fjalë greke, armene, arabe, dhe perse, sepse popujt e Azisë së vogël ishin përzierje e popujve nga Ballkani dhe nga pjesa e Azisë, kështu fjalori turk përmban edhe fjalë shqipe, siç janë për shembull *Nishan*, *Ulluk*, *Baba*, etj. Kjo tregon se një gjuhë s'duhet shikuar sa e përhapur është por duhet të shikohet cilat pjesë janë të asimiluara, aty në ato vende gjen gjurmë të gjuhës tek popujt e asimiluar, të cilat u barten nga gjuha e vetë në gjuhën e asimiluesit.

Nga fjala *Fellë* që shprehë një gjatësi të një trupi (tash bosh brenda një trupi që ka gjatësi të madhe si gjerësi, prej nga kemi *Fell*, ngjashëm më këtë kemi *Fill-fillim*, *F(j)iolla*, por edhe *F(j)alë*, por edhe fjalët e humbura siç është *Falle*, që e përdorin anglezët *Fallen* (*FA+ALL*, që ndryshe quhet edhe vjeshta për shkak të rënies së temperaturës) pra bije, që e ka kuptimin e rënies nga një lartësi, kështu vijat e rënies i ngjasojnë një fije ose një *Olli, Illi*, ose *L* që ka gjatësi të madhe ndërsa gjerësia është e parëndësishme ose e pa theksueshme në krahasim më gjatësinë.

*Pella-Pe+lla*= një seri hapësirash të lëna anash, ose fusha të shtrira. Megjithëse varësisht më cilën fjalë lidhet *Lla* na jep formën dhe kuptimin e asaj që do ta ketë *lla*. Kështu kemi *llapa e veshit*, që e përshkruan një

hapësirë të shtrirë si *petë*, ku *pa* nuk është e rrafshët *Po*, por është një gjerësi që i afrohet *Po*, por ka një sipërfaqe të madhe dhe jo krejtësisht të rrafshët. Mandej *Luka, Lika, Loka, Leka, Lyka*, ose shumësi *Lluka, Llaka, Lloka, Llyka* etj., për të cilat kemi folur më sipër.
*Llagëm* përdoret në veri, si një *Llugë* por që është e hapur mirë, pa drunjtë dhe uji rrjedhë pa u përhapur, ndërsa *Llugë*, përdoret për një llagëm, por që ka lisa në të, është sikur një moçal, dhe është më e panjohur, për shikuesin ose hulumtuesin, kjo tregohet në përdorimin e tingullit *U*.

Ngjashëm kemi emrin shqipe të përhapur në botë *Laguna*, kështu në të dy rastet sikur për *Lluga, Llaguna* kemi prezencën e ujit, dhe pjesëmarrjen e *G*, që tregon një masiv të përbërë nga dheu ose nga një material që është i afërt më ujin ose të mbytur në ujë. Kështu nga kjo kemi emrin *legen*, duke u lidhur më emrat *Llug, Llag, Lleg, LLyg*, ose njëjte, pra duke përdorur tingullin njëjës *L* të shumësit *LL*, kemi *Lug, Lag, Leg, Lig, Lyg*. Kështu emri *Lug* na i sqaron gjërat mjaft shumë se si do të duket *laguna*, *Lugu*, ose edhe vetë *Lluga*, do të kuptojmë formën dhe funksionin e zanoreve që përshkruajnë format dhe përhapjet e kanaleve të ujit etj.

Se Laguna është shqipe, kemi fjalët; *NGA*, *ngarkim*, *ngërklan*, *zhgarkim*, *agim*, *gem-gemb*, *gisht* etj., ku *G* është i përfshirë. Në gjuhën angleze kemi fjalën *thing-gjësend*, pra e përdorë *G*-në, e cila nuk duhet të jetë nga burimi i anglishtes dhe duhet të jetë marrë nga gjuha shqipe shumë para lindjes së gjuhës latine.



**Fig. 10. Lagunat, lagunat bregdeti, dhe luga**

 

**Fig. 11. Luginat**

Fjala *Lip, Lap, Lep, Lup, lyp*, kanë të bëjnë më formën e tokës, ku *Lipa*, është forma e tokës ku shtrihet vendbanimi por në një lartësi të caktuar, ngjitur afër majës së bjeshkës, ndërsa *Lap*, është një hapësirë në formë fushë më një rënie të dukshme ku nuk shndërrohet në *lug*, ose më mirë të themi nuk shndërrohet në një shtrat që është e përshtatshme për mbushje më ujë, që do ta përshkruante fjala *Lup*, kurse *Lyp*, duhet të jetë një fushë në sipërfaqe në formë të *Lap*-es por që sipërfaqja e saj e ka formën e hinkës (*HINKES, HYNKES*) ose një fushë më rënie të vrullshme nga rrethina në drejtim të qendrës, ashtu gati një grykë, kjo formë natyrisht është shumë e rrallë dhe e papërshtatshme për vendbanim. *Lyp* mandej është përdorur si një fjalë që përshkruan sipërfaqen gëlltitëse ose marrëse që futë brenda si grykë, por që kurrë nuk jep, kështu ka kaluar në përshkrimin e vetive të njeriut që nuk jep, nuk prodhon, por vetëm kërkon dhe pret nga të tjerët, sikur forma *Lyp*, dhe kështu fjala *Lyp* ka marrë nga emri pamjen e një folje që përshkruan një veti të caktuar të një njeriu i cili ka vetinë ose shprehë gjendjen e rëndë sociale që pret nga shoqëria etj.

Kështu tek çdo fjalë më tingullin *L* kemi shumësin më tingullin *LL*, që shprehë forma të shkapërderdhura dhe shumësin dhe përmasa më të mëdha, siç janë; *Lupa-Llupa*, *Lap-Llap* etj. Kështu ngjashëm kemi më *Lyp*, në krahasim më *Lup*, kemi rastin *Shti* më *Shty*, *Fut* më *FYT*. Emri *Fyt* e ka formën e *hinkës* ose *hynkes*, që hyn, pra formën e tingullit Y që hyn dhe më nuk del nga atje, siç është *Fyti*, që shpreh grykësinë dhe jo vetëm kaq. Mandej kemi emrin *Gru* që gabimisht përafrohet më *Kru*. Në të vërtet *Gru, Gra, Gry, Gre*, si dhe shumësin e *G* që është *GJ, Gru-Gjru, Gra-Gjra, Gre-Gjre*, ose shumësin e *r*-që është *RR* ku kemi *Grru, Gry, Grra, Grre*, si dhe fjalët *Grry-grryen*, *Greminë - humnerë*, etj. Kur flasim për emrin *Grua*, më mirë do të ishte të quhej *Grya*, pasi mitra dhe organi gjenital ka formën e një gryke, megjithatë nuk është quajtur kështu, pasi *Gruaja* më shumë jep, se sa që merr. Megjithëse afrohet më emrin *Kru*. *Gru* më shumë ka kuptimin e një hapësirë përbrenda të zbrazët, e shprehur në formën *GR*, ndërsa është shprehur si gjësend që ruan në formë *G+RU=gjë +ruan*, ose

ruan *G* (*pra, frytin*). Por kuptimi më i afërt është një hapësirë e zbrazët që ka një *U,* një gjallesë, një embrion, një fuqi e lëvizje të pashpjegueshme. Kështu gruaja merr emrin për shkak të barkut të saj (*bark*=*BA*+*ARK*), i përkufizuar si një zbrazëti brenda saj që e ruan fuqin, një gjallesë e zhvillim të pashpjeguar. Mandej *Gru* mund të përkthehet edhe në kuptimin *G+ru* që do të thotë *Gjë që rrjedhë*, këtë formë e merr kuptimi kur themi *RON, RUN, REN, RAN, RIN*, që ka kuptimin e një lartësie që jeton *RON*, ose *REN*, ose *RAN,* që do të thotë se nga lartësia bije, rrjedh teposhtë, pra merr kuptimin e rrjedhjes dhe vazhdimit të jetës ose ekzistencës.

Prej nga *Rain*, *Regnen* në anglisht e gjermanisht mund të ketë prejardhje nga gjuha shqipe. *Gru* nuk është krejt *Grykë*, por është brendësia e asaj që vije pas grykës, ndërsa veprimi i ndërtimit të grykës dhe *Grus* është grryerja. Kështu kemi emrin *Grun*, që jep kuptimin e një hapësire të brendshme jo krejt të zbrazët po që rritë një gjë, që është *U*. Vetëm tingulli *U* ka pasur kuptimin e një fjalë ose më shumë se kaq.

# KREU I TRETË

**1.**

**Kuptimi i fjalës Kujtim, Kuja**

Fjala *Kujtim* në gjuhën shqipe, ndryshe nga fjala *men* (mend), ka një dallim mjaft të madh në shpjegimin e veprimit të *menjës* (mendjes) që i referohet kujtesës, për gjëra që dëshirojmë t'i mbajmë në mendje (në men). Kështu *Men* shpjegon veprimin e *enjës (endjes)*, pra më *enë/en,* thjesht një veprim i thurjes së pëlhurës ku lëvizja e fijes ndërmjet dy fijeve paralele, ndërsa fijet tjera *enen* ndërmjet fijeve paralele duke ndërtuar qylymin - qilimin (qy+lym, që lym, qe+lum, q+lim, qe+lam, qe+lesh etj.) ose pëlhurën (pl+H+urën, pllama=plla+ma=p+lhuren, pë+luren, pe+la/e+ur+en). Kështu që duhet të bëjmë *enjen* e perit (peri - mendje), për të ndërtuar pëlhurën (kujtimin/menimin/mendimin). Lëvizja e shëtitja e njeriut nëpër rrugë është *enje*.

Kujtim shprehë kuptimin se ku gjenden; përgjigja e drejtë, e vërteta, gjësendi i humbur ose gjykimi i drejtë, ashtu kjo gjetje bëhet më veprimin e mendjes me+enje-*ME Ene=MENE*. Emri *MENE* shpalon (shpalon, shplon, shpuplon, shuplon) pikëpamjen e drejtë të paraardhëseve të largët mbi veprimin e mendjes, pra më enje, krahasim i mençur (men+ çu(a)r, =me+en+ çu +ar) më njeriun që endet, ose më shtazë që enët-qen/qe enët=qeni. Ashtu qeni duke kërkuar gjënë e humbur ose duke kërkuare prenë e vetë në gjah (gjetje e gjas +h shpreh ndjeshmërinë, fshehtësinë (mshehftësinë=me sheh të s(y)in) edhe kujdesin e mprehtësinë e gjetjes së gja-se=gja+h). Kështu tregon se çka ka *menja* e cila njëmendësohet më *enje të kujtesës*, si detyrë të gjejë atë që kërkojmë pra më *menje=me en* (mendje). Kështu, fjala Kujtim fillon nga rrënja *KUJT*, që është *KU JE, KU ËSHTË, I KUJT ËSHTË OSE I TAKON*, që do ta ketë marrë formën *KUJT*. Fjala, *KU* në të vërtetë tregon diçka që ka humbur pra jo vetëm thjesht një pyetje se *KU* gjendet diçka, por *Ku* është diçka në thelb e humbur që nuk gjendet pranë, që nuk gjendet në afërsi, e cila mungon, kjo mungesë shtrihet në kohë dhe hapësirë. Gjykimi logjik i gjuhës shqipe formohet duke pyeture KU JE=KUJE, kujt, kuja,..., KU+ASHT=Kush, etj.

Nga kjo Kujtim është kërkim i gjësendit të humbur ndërsa menja ka për detyrë duke u *enur* (endur) të kërkojë atë që ka humbur, e ky veprim kërkues më *enje* – endje quhet Ku Je-Kujtim, ku pjesa KU tregon pjesën e

humbur të një pjesë të veçantë të *U* (më sipër kemi dhënë sqarime për këtë gjerësisht). Kështu *KU JE, KUJT* (Shembull; kujt i takon, ku mbeti etj.) ka kuptimin e kërkimit por edhe drejtimin e hulumtimit të *Menjës*, për të gjetur diçka që nuk është afër, ose që mungon, ose që tash nuk është por gjendet vetëm në të kaluarën dhe kështu ruhet në *kujtesën* e personit. *KU JE*, është e formuar në formën *KUJT* (Ku o jetë/mbetë), sikur thuhet kujt i përket gjësendi, nga kjo lind fjala *Kujtim*. Nga kjo fjalë ka lindur edhe fjala *KUJA*, pra vajtimi, ku njeriu vajton për të afërmin e vet që e ka hup (humbur), ose që i ka vdekur. Kështu fjala Kujtim dhe KUJA e kanë të njëjtën baze të formimit. Njeriu bënë *KUJ* edhe për shkak të kujtimit, për atë që i ka ndodhur, e ndodhia më e madhe është shkaktari që e formon këtë fjalë, e cila shpreh *hupjen* e gjësendit (diçka-së) ose mungesën e saj. Kështu *KUJTIM* jep kuptimin e përpjekjes së gjetjes, më *enje të menjës* të gjejë atë që i ka *hupur* në *të* kaluarën nga menja e tij, ndërsa KUJA është shprehje e mallit, dhimbjes së atypëratyshme për diçka të hupën (humbur). *KUJA* shkaktohet si shprehje e dhimbjes për shkak të kujtimeve, kur njeriu e vajton të afërmin e vetë i cili i ka vdekur.

Kështu shpjegimi i foljes *KUJE* nga zëri që lëshon njeriu gjatë vajtimit duke mbisunduar tingulli *U*, nuk mund të jetë i pranuar, sa do që duket i afërt më lëshimin e tingullit *u* të tej zgjatur. Pjesëmarrje e tingullit *K* në fillim e përjashton mundësinë që të ketë lindur si përpjekje për të përshkruar vajtimin dhe zhurmën e tingullit *U*, gjatë vajtimit, si pasojë e shqiptimit të thekshëm të *U* (si uuuuu që mbretëron gjatë vajtimit). Po ashtu shpjegimi i emrit Ukë/a, veç se ai ulurin më *U* është jo krejt gjykim i drejtë, pasi *Ukë* paraqet kafshën e zhdërvjelltë dhe që ka lëvizje, fuqi, shpejtësi dhe është gjithmonë në thellësi të Bjeshkëve, është në lëvizje edhe ikje. *Ukë*, këtu kemi lidhjen më Ake=Ka, Ik=Uk, Ek=Ke, Uk=Ku, Ku është vend i veçantë i pjesës më të pakuptueshme se ku gjendet, në thellësinë malore ose ambientit të humbur, të fshehtë. Nga kjo, folja edhe emri Kujtim ka lindur prej renditjes së tingujve; *KU JE dhe KUJT, duke marrë parasysh të gjitha shpjegimet e mësipërme q*ë *i bëmë, janë t*ë *vlefshme për shpjegimin e emrit Kujtime, edhe Kuja. Dita e Kujës në Shqipërinë e Veriut dhe Verilindje ose si quhej dita e tretë, dita e vajtimit ose dita e Kujës në Dukagjin të Kosovës, është ditë në të cilën vajtohet por edhe kujtohet i vdekuri edhe të bëmat e jeta e tij, pra vajtimi ishte formë e të kënduarit në të cilën në formë të këngës ose duke folur përkujtoheshin në imtësi ndodhitë, dhe gjërat më të prekshme nga jeta e të vdekurit, për këtë u quajt KUJA si shkurtesë e fjalës KUJTIM.*

***2.***

**Shembull;**

***Enem*** *poshtë e nalt;*

*Ata ken këtu e shkuan*

Nga kjo*, ken=nga kanë –ka +en=kaen, pra ka en, ka enje=ken, po ashtu Ka+an=kaan=kan, dhe kaon=ka+on=kon, ose ko+on=kon, që do të thotë kanë vend, kanë burim, prejardhje dhe në fund pronë.*

*Prej kësaj del se EN është vendi ose hapësira ku ndodh lëvizja, ashtu sikundër An është vend ku shtrihet dhe rritet embrioni në barkun e nënës, ose një popull që gjallon (gja+all-e ngritën në këmbë ose e lënë në një lartësi ashtu si fjala AL, kurse ON, është vendi ashtu sikur UN, ON, IN,EN për të cilën kemi folur më sipër). Un është vendi ku njeriu tregon për vetën e tij, kështu kjo përshkruan afërsisht një formë U, sikur enë në të cilën ruhen të gjitha qelizat, të përbrendshmet tona, frymëmarrja, mendja, shpirti ynë. Po ashtu ON mund të jetë gjithçka/gjësende të vendosura në tokë, më shtrirje të caktuar territoriale. Kjo vlen edhe për krijesat e gjalla të cilat jetojnë dhe kanë krijuar afërsi, apo janë nga një* ***AN****. Po ashtu vlen edhe për gjësendet në përgjithësi. Pra është NO/NU ose KA NU vendbanimin e tyre. Derisa Un/e është për vetën tonë, për YN, është grup i veçantë njerëzish që janë nga një* ***AN*** *sepse kanë lidhje; gjaku, gjuhësore, kulturore ose fetare, ose janë nga territori i caktuar, i krijuar në O, pra janë të një ON-i/AN-i.*




**Fig. barku i grus/gruas (GRU=Gja+ru=gru+mull)**

## 3.
## Tingulli M

*Kështu EN/lidhet më NE, dhe ON/lidhet më renditjen e kundërt më NO ose NU(vendos). Mandej edhe folja NGUL/NGULIMI, lidhet më NU (vendos) dhe G-një Gja ose trup, objekt, gjësend në formën G, kurse UL është më futë ashtu si ujë që e Ulë tokën ose që ulet nën sipërfaqen e tokës duke u futur brenda/mrena dhe kështu duke krijuar fjalën apo foljen NGUL. Nga fjala NGULMIM kuptojmë se prapashtesa IM do të thotë i jepet pra anës tjetër në këtë rast tokës/anës kur e ngulim, ose vendit kur një grup njerëzish nxajn/nxejn/zënë vend.*

*Prapashtesa IM ka kuptimin e njëjtë më fjalën AM=AMA, dhe të gjitha fjalët tjera në bazë kanë të njëjtin kuptim, shiko tabelën. Por, edhe shoqërimi tjetër AN=NA, ANA, NANA kanë afërsisht të njëjtin kuptim, si edhe shoqërimit të tingullit N më zanore tjera na japin fjalë më të njëjtin kuptim, më disa veçori që përshkruan zanorja siç janë; AN-mitra ku krijohet embrioni i fëmijës, prej nga ka lind emri NAN, që do të thotë N'AN=Nane. Prej nga AN më vonë ka marrë kuptimin fizik ana ime dhe e jote, pra ti je i një barku-Nane tjetër unë i Nane tjetër. Kështu Ane është përdorur të përshkruhet vendndodhja edhe vendlindja e popujve, nga N'an=Nanë, si N'anën e time edhe N'anën tënde, ose N'anën e Kazakëve=Kazakistan, pra në fillim është formuar në kuptimin nga ANA, ose N'anën, e një populli, pra Nga NANA e atij populli, duke e larguar tingullin N dhe duke formuar, anën e një populli, sepse të gjithë kanë lindur nga NANA ose janë të një NANE. Kështu* ***An=En,*** *shpjegon emrin pse përdorim fjalën Enët e gjakut, enët e kuzhinës - sahani (sa +hane quhet ena ku ushqehem, e formuar si pyetje, Sa hane?, si masë në të cilën matet sa hamë) që hamë në të. Kështu En është sikur An, por* ***En/****ë tash ka përmasa më të vogla, dhe ka më shumë në numër siç janë enët e gjakut ku ecë gjaku, si dhe ena/sahani në të cilin e lëmë ushqimin.*

*Prej nga, Sahan duhet të quhet* ***ena më*** *të cilën ushqehemi, ndërsa Ena duhet të quhet sahani më përmasa të mëdha ku e ruajmë ushqimin. Pra, Ena është vendi ku rri/vendoset ushqimi, por edhe lëvizë e qëndron gjaku, por ka kuptimin në bazë të njëjtë më AM ku rri fëmija. Nuk është befasuese pse AMA quhet MAMA, por edhe EMA, MEMA etj. Nga kjo shpjeguam shumë emra dhe mbiemrin MEMA/MEMAJ etj. Fjalët Un, In, Yn, On, AN kanë të njëjtin kuptim në bazë. Ato shpjegojnë ruajtjen ose vendndodhjen e gjësendit, se prej nga ka dalë ose ruhet.*

***4.***

***Shembull; Im*** *tregon gjësendin që e ka vendin në* ***I****, pra e mban* ***I****, në kuptimin* ***I*** *e Ma, ose qëndron (M) në I në lartësinë që është në këmbë, ose i përket mashkullit pra I-së.*
*MU brenda trupit,*
*MI përmbi I,*
*MA që e përmban I,*
*ME bashkim krah për krah më I,*
*MY si mbulim edhe gëlltitje e I-së.*

*IM më vonë mori kuptimin e përemrit që tregon pronën ose vendndodhjen, se cilës anë i takon ose qëndron gjësendi. Nga kjo, duke shprehur veçoritë, se kujt i takon ai, kështu u zhvillua edhe u ruajt si IM. Pasi ON tregon vendin e ndodhjes të lidhur më shumë për hapësirën gjeografike, jo më vendin e lindjes prej Nanë si AN, por si vend gjeografik ose i shtrirjes në tokë – ON.*

*Kështu An (emërim biologjik prej nga lindën, grup popujsh, bimësh, gjësendesh) edhe ON (emërim i parafytyruar si vend i lindjes dhe i shtimit në pikëpamje gjeografike, që lidhet më tokën O, ku shtohet një popull që përfshihet në ON, grup njerëzisht, shtazësh ose gjësende), duke kaluar O në A, duke fituar NANA=NONA. Kjo vlen për* ***Un*** *dhe* ***Yn*** *prej nga lindën përemrat vetor.*

| | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|
| *AM()/MA()* | *EM()/ME()* | *OM()/MO()* | *IM()/MI()* | *UM()/MU()* | *YM()/MY()* |
| *AN()/NA()* | *EN()/NE()* | *ON()/NO()* | *IN()/NI()* | *UN()/NU()* | *YN()/NY()* |

*Të gjitha fjalët që janë shënuar në tabelë, shpesh i gjejmë edhe si prapashtesa dhe parashtesa, ato kanë afërsisht të njëjtin kuptim të lidhura më kuptimin në rastin e AM/MA, pra nga kuptimi i fjalës AM (Ama pak bukë), si dhe kuptimi i fjalës MA(pra më mba, mbajt), çdo shoqërimi zanores më M dhe M janë përshkrimi që flasin për të njëjtën dukuri, por ajo përshkruhet në nivele të ndryshme, dhe pika krahasuese të ndryshme.*

*Fjala AMA ka kuptimin A MA, pra Ajo/Ai që e Man/Mban, që MA, kështu AMA është ajo që mban fëmijën në bark, mandej e mban duke e rritur atë. Pasi të gjithë ishim fëmijë, kjo nënkupton se e MA krejt njerëzimin. Kemi ketë shoqnim që na japin kuptime, të ndryshme sadoqe janë të aferta;*

*A M A=AM Asht. AM =na pershkruan Dhanjen vec nga njera ane, pra nuk kemi Dhanje që pershkruan shkembimin nag të dy anet. Keshtu AM, është më kuptim tee njejte më fjalen MA, por kemi pershkrimin e kahjes se dhanjes/jepje ose levizjes se mbajtjes/Majtjes se mases/gjesendit në kahje të caktuar. Kurse AM A sikur na jep peshkrimin dhe vertetim se cka është fjala AM, por bashkimit AMA, na jep pershkrimin më të thellëkuptimore të fjalës AM.*

*A MA= A=Asht MA, pra, Asht ajo që Man, s'do menduar/menue shumë AMA na jep kuptimin më të thellë të majtejs dhe jepjes së asaj majtje. Emrin tjetër MAJKA, që e emrojn/emnun sllavët e jugut NANEN, në të vërtetë është fjalë shqipe e formës MAJT+KA=MAJKA, e cila i pershkruan disa vecori kryesore të gruas dhe të qenit Nanë, detyra e tv cilës është më MAJT fëmijen në bark, por edhe ma shumë, ta rris atë, edhe ta maj/mbaj shtëpin/shpin. Prej nga, emri Majka në gjuhën tonë duket plotësisht i kuptueshëm.*

*Duhet të ditur, se A nuk është fjalë plotësisht e njëjtë për nga kuptimi më lidhëzen(që është fjalë) ASHT, por mbetet vetëm si përafrime. Për këtë AMA, ose shumësi MAMA janë në gjuhën shqipe, MA/MAN, kështu MAM është shumësi i MA, sepse përsëritet dy herë, më këtë përsëritje është siguruar shumësi në një periudhë shumë të lashtë të zhvillimit të gjuhës shqipe. Kështu MAM, do të thotë MA+MA, pra ajo që MAN, brez mas/pas brezi, e ka të njëjtën detyrë, detyrën më MAJTË. Nga kjo është përgjithësuar parimi i krijimit të këtyre emrave që janë ndër më të lashtit të gjuhës shqipe, ndoshta në fillimet e lindjes së kësaj gjuhe, që është MA, në kuptimin e Majtjes. Prej fjalës MA, u krijuan fjalët; MAR, MARA/e, MIRA/e, MARIA/e MURA/e/, MORA,MYRA, MIRA, në vend të mbaresës në trajtën e shquar, A, mund të shënohet cilado zanore si shembull MARE, MORE, MARU, MARI, MARO etj., nuk e humbë kuptimin në bazën që e ka MA+RA,MA+RO, MA+RI, MA+RU etj. Për pjesët dhe kuptimin e tyre RA, RO, RI ,... kemi folur gjerësisht më sipër, për pjesën MA, mjaft e kuptueshme në gjuhën shqipe dhe të përdorur gjerësisht sot, në dialektin verior, si pjesa më lashtë e gjuhës sonë. Kështu* ***Ma****, do të thotë më majtë/mbajte, ndërsa MA+Ra do të thotë më majt/mbajt RA, pra më Majt Zotin, por edhe më majt/mbajtë gjithçka bije nga qielli, që i ndihmon tokës më qitë gjëra të reja, që ri/rritë frutat që dalin nga toka, të përmbledhur më emrin Be, Re, qet. Kështu Mara, MAri, duhet të jen emra shqiptarë të përhapur edhe të përdorur qysh 6000-deri 9000 vite para Krishtit. më rrënjën MA, në gjuhën shqipe kemi më qindra toponime, fjalë, dhe të fjalë formuara nga kjo rrënje.*

*5.*

***Shembull**: Martanesh (Mara e tanëve është/asht/ash /esh), Dasmë, Matanë (Ma t 'anës=Ma tej/tutje/përtej ane=Ma anej të anës, njëjtë siç formohet Ma+gog), Mali, Maro, Roma, etj, por edhe të gjitha shoqërimet e zanoreve më tingullin M, pra, MA, MO, MI, Mu, My, më ka kuptimin më majtë pra MA. Mandej edhe vetë bashkëtingëllorja M është ndërtuar edhe si shenjë/simbol, që ka kuptimin më majtë/mbajtë gjësende mi/mbi tokë. Shoqërimi më zanore na jep veçoritë e majtjes/mbajtjes, siç janë; Ma, është e papërcaktuar mbajtja, por më shumë ka të bëjë më majtë/mbajtë në duar ose ajo që del nga toka e jepet nga qielli, ose del nga menja/mendja. Mi do të thotë më mbajt/maje trupin drejtkëndor si në formën I, pra gjësendin ta vendosim mi/mbi tokë, mi sipërfaqen e gjësendit tjetër. Me-nënkupton ajo çka MA/het më neve, ose është bashkë më ne, në kuptimin erdhi më ne. Mo jep kuptimin të mahet në tokë, por edhe si Mohim. MU ajo që mbahet/mahet duke buruar nga thellësitë e panjohura, ose mahet/mbahet në brendësinë ose në U, në një kanal ose brenda trupit tjetër si fuqi rrjedhëse, pra nga ka lindur fjala MUjë. MY, jepet majtje/mbajtje nën U, nën sipërfaqen, e cila nuk del nga aty, as nuk shkapet prej atij vendi siç është krijuar fjala Myt ose fyt.*

*Thjesht tingulli **M** është krijuar për të treguar Mbajtjen/Majtjen e energjisë, fuqisë, begatisë, rinisë, pleqërisë, e çka do qoftë ajo. në shqiptimin e tingullit (qe është fjalë në gjuhen shqipe) gjuha rrin e pshtetun për felqin/nofull dhe buzet puthiten duke treguar cilesin edhe kuptimin e fjales-tingullit M, që është MAJTJA/mbajtja.*

## ***6.***
## ***Të shtjellojmë pak më shumë kuptimin që përmban gjuha e jonë.***

*Tingulli H është më veti të zanoreve, kjo hetohet nga shqiptimi, ku gjuha dhe pjesa e brendshme nuk preken, në të vërtetë H e fuqizon dhe e bën më zëshme kuptimin e pjesës në vazhdim H(...), ku kemi HARE=ARE, HIQ=IQ, HUQ=UQ,...etj. Në fillim të fjalës përshkruan ngritje të përnjëhershëm të sipërfaqes së trupit/gjësendit, pra ngritje në kënd të gjerë, kurse në fund na jep këndin e ngushtë të rënies, se ngadaltë, shiko vizatimin. Një vërtetim më i mirë dhe i thjeshtë është, nga fjalët; **Han, Hin, Hun, Hen, Hyn, Hon**. Kuptojmë se; **an, in, un, en, yn,** on janë po ashtu fjalë më kuptim. Shembull In që kuptohet nga H**In/Hyn**, në këtë kemi se In, jep kuptimin e h**ym**jes/hyrjes së gjësendit në të, dhe që rr**inë** e ka z**ën**ë /nx**an** e v**en**/vend aty. Nga kjo gjendet IN në anglishte, si parafjalë dhe ndajfolje, e bartë të njëjtin kuptim. Kështu In është afërsisht si An prej nga janë formuar duke ia shtuar tingullin H ose HA për HA+AN=han dhe HI+In=hin.*

*Përshkrimi më anën e vizatimit, kur H(zanore) gjendet në fillim të fjalës, dhe kur gjendet në fund të fjalës.*




***Shembull:*** *Emri* ***Ledinë*** *sikur na përshkruan tërë/tan pjesën që është një rrafsh ose fushë pranë fshati, bjeshkës, kodrës së madhe ose pranë një fushë tjetër më të madhe, e thënë më emrin LE, ndërsa IN na jep sikur krejt kjo pjesa LE lëviz e tera dhe zënë vend aty ku gjendet. Kurse për tingullin D do të flasim më vonë. Kjo vlen edhe për pjesën ON, që lidhet më tokën O, ndërsa N si tingull në shumicën e rasteve tregon nguljen në tokë, lidhjen më të fortë duke e futur pjesën e gjësendit në gjësendin tjetër. Gjatë shqiptimit të tingullit M puthiten dy buzët më lëvizjen e atij lloji, sikur tregon se dy gjësende marrin pjesë, dhe ashtu si buzët njëri pushon mbi tjetrin, duke mos u ngulur, duke mos u shkrirë në tanësinë. Gjatë shqiptimit të tingullit N, maja e gjuhës e godet fuqishëm pjesën e përparme të qiellzës/nofullës së epërme, duke treguar se kemi të bëjmë më gjësendin që ngulet në pjesën tjetër.*






*(Shënim: Emri MARIA, pra, edhe emri i të shenjtës MARI, thellësisht i kuptueshëm dhe i dalë nga gjuha shqipe, ky emër nuk ka asgjë të përbashkët më gjuhët semitike, të cilat e morën këtë emër, qysh në kohët, kur popujt shqipfolës sundonin Azinë e vogël dhe Lindjen e Mesme).*

**7.**

**Tingulli G**

*(Shpjegimi i fjalëve; Gru, Pell**azge,** Grap, Grop, Grip, Grep, gryp, grup)*

**a).**






**Fig 12. a) Shpjegimi simbolik i G kur bashkëngjitet më tingullin A, b) Pamja e njëmendtë në natyrë që përshkruhet më fjalën GA**

T'i rendisim bashkëtingëlloren G më të gjitha zanoret G, GA, Ge, GU, Gi, GY. Pasi e dimë që shumësi i tingullit G është GJ, atëherë vlejnë edhe kombinimet më Gje, Gja, Gju, Gjy etj.

Derisa flasim për tingullin G dhe simbolin G, le të nxjerrim domethënien e fjalës *Pellazge*. Të nisemi nga fjala Ga, Ge, Gu, Gi, Gy, të cilat e përshkruajnë trupin më përmasa të caktuara. Këto forma të caktuara ua dhanë zanoret që e shoqërojnë bashkë tingullin G, që në të vërtetë paraqet një trup më përmasa të caktuara mi tokë, ndërsa shumësi i tingullit G është GJ, që e zmadhon ose e bën të shumtë, ose më të madhe në përmasa këtë trup të ngjitur ose të lënë mbi tokë, ashtu sikur një ***gungë***. Kështu më sipër kemi shpjeguar domethënien ***Gi***, dhe natyrisht në veri në të folmen **<u>G</u>egë** mëngjesit i thuhet –mënges/z (e merr mbaresën S për të shprehur se mëngjeset janë të shumta dhe ndodhin për çdo ditë në formë të panumërueshme), pra që vije pas Agimit. Ku dalja e diellit mbi horizonte, çkapja (shkapja) nga toka, e kapërcen periudhën e të qenit Agim, kështu vije momenti tjetër i ngritjes së diellit, si *MEN(**GE**)s*. Kështu nga kjo nga *GI* që është I *n(**gu**)lur* në tokë ose pjesë e tokës, që e prekë tokën në sipërfaqe duke u dukur si pjesë e ngjitur dhe një tërësi më tokën. Mandej shkëputja nga toka, në një lartësi të caktuar kemi përshkrimin që vije më GE-Menges. Nëse një trup është thellësisht i lidhur më tokën, duke qenë një pjesë e madhe e saj më tokën ose një trup më masiv, përdoret shpesh si GU, pra ***ngulun(r).*** Kur përdoret Ga shpesh tentohet të përshkruhet gjatësia ose përmasat e trupit. Varësisht nga gjatësia (**g**atësia) e theksit në A (megjithëse A shprehë edhe një hapësirë shpesh tri përmasash që

zgjerohet, pra një hapje e zgjerim më përmasa të papërcaktuara, kjo shprehet më fjalët; mAdhe, mAsh, mAle, mAt, etj.), siç shprehet më fjalën Gat, ose zgafella=z+ga+fella (fellë - thellë), pra kemi një **ga**, një trup më ***g****atesi* të caktuar, e ai trup e ka formën e zbrazëtisë, brenda tokës, por ai trup është fellë/thellë. Kjo fjalë shërben edhe si vërtetim, se fjalën fellë mund ta përdorim njëjtë si thellë, thellësia duhet të kuptohet si diçka që përfundon më një thepë, ndërsa fellë është një thellësi e papërcaktuar për nga forma e hapësirës që është në thellësi. Natyrisht në pjesën veriore dhe në nëndialektin më të madh në shtrirje dhe në numër njerëzish atë të verilindjes, përdorët fjala *Fellë* për thellësi.

Në tabelën e mëposhtme të shikojmë fjalët që dalin nga një kombinim i zanoreve më bashkëtingëlloret që mund të shprehin në bazë një kuptim të njëjtë ose të përafërt. Në tabelë janë dhënë disa kombinime, ndërsa tjerat duhet të mendohen, fjalë që mund të formohen në një numër të madh, nga kombinimet siç janë; Zga+fella, Zga=ZAGA=ZEGA=ZIGA=ZUGA; ZGAR=ZAGAR=ZAGORA etj.

| | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|
| Z()g() | Zga (ZHGA) | Zaga | Ziga (Zhig) | Zoga | Zuga |
| ZGR | Zgar (Zhgar) | Zagora | Zigara (Zhigara) | Zogora (Zhogora) | Zugura |
| | (Zgora) | Zag (Zhag) | | | |
| | Zgura * | | | | |
| | Zgira | | | | |
| | Zgora | | | | |
| | Zgera | | | | |

Kështu nga G-GA\gat\zga+felle\pellazge\

***Shënimi 3. Emri PELLAZGE***

Kur flasim për tingujt e renditur si ZGAFELLË, kuptojmë ZGATET FELLË, pra ***zgatet*** në ***fellësi*** por brenda kësaj ***zgatje*** në fellësi kemi një tingull Z që kjo zgatje mund të mos jetë drejtvizore por në formë të shenjës që tregon tingullin Z, ndërsa kjo hapësirë mund të jetë e zbrazët në **fellësi** në formën e hapësirës që duket si trupi kur është mbi dhe, por tash dukje e zbrazëtisë. Shembull, mbi sipërfaqen e tokës një masë trupore si G, ashtu njëjtë kur formohet pamje më fjalën Grry, Grre, Grri, -th, pra që ka diçka në thellësi një G, një Gja që **rrehet, rryhet, (G) rrithet,** që jep dukurinë e rritjes përbrenda, veç tash si një hapësirë e **zbrazët.**

Kështu ***Azg***, jep kuptimin që është ***ZG,*** pra ***A+ ZG***, sikur fjala A ZGAFELLË, ku ZG është një G që ka formën e zgjatjeve plot zigzage, në formën e tingullit Z, por që formon një trup G që brenda tokës duket si G, por që është hapësirë e zbrazët, pasi vetë fjala Zbrazet – Shpraset/Zhpraset, fillon më tingullin njëjës Z ose shumës Zh.
Kështu ***ZG*** jep kuptimin e lëvizjes së ***G-së***, gjësendit G si trup, qoftë trupin e formuar si hapësirë e zbrazët, nga shkurtesa ***ZGAtet***. Kështu emri Pellazge, përbëhet tash nga dy forma kryesore të fjalëve PELLA+AZGE. PELLA jep kuptimin e hapësirës së shtrirë duke hekur tingullin PELLA=PLLA, që përbëjnë fusha ose hapësira të lëna që kanë shtrirje rreth një pike më të lartë sikur emri Pylos që do të thotë *Maje e lanun*, kjo *lo* e ka kuptimin e lënë, një *Pi* pra majë mali në lartësi, si PELA, por tash më shtrirje më të madhe dhe më të shumëllojta. PELLA, përbrenda tokës si hapësira të zbrazëta që formojnë xhunga hapësirash si trupa, në formën e *G*, prej nga këta janë përndarë brenda tokës si AZG, kështu PELLA+AZGE janë pjesë, fushëza – **g**ushëza të lëna përbrenda tokës si ZG, pra hapësira që zbresin, ngritën më rrëgalla, në formë vijash duke ndërtuar hapësira në formën G që renditen brenda SH+PEllës, kështu PELLAZGE krijon pamjen e hapësirës përbrenda tokës. Në dialektin më të madh dhe më të lashtë të shqiptarëve kemi fjalën ZGUR, që formohet nga fjalët ZGU+UR që jep kuptimin hapësirë boshe përbrenda sepse vetë fjala UR jep rrjedhën dhe të qenit e materies përbrenda trupit G, por më zgjatimin zigzag, si Z, prej nga del ZGUR, natyrisht kjo fjalë përsëri jep kuptimin e jashtëm si ZGUR=ZE GUR, por në të vërtetë kjo fjalë nuk jep kuptimin e zbrazëtisë, por duhet të jetë ZG+GUR, pra Zgafellë përbrenda Gurit. Shpesh tingujt në gjuhën shqipe kur përsëriten gjatë ndërtimit të fjalës nga dy apo më shumë fjalë, kur takohen dy tinguj të njëjtë, qofshin zanore ose bashkëtingëllore, ato shkrihen në një, duke u bërë të theksueshme.
Kjo ishte krijimi i fjalës Pellazge, vërtet nuk do të thotë banorë të Shpellës -Sh+pella, por do të thotë hapësira të zbrazëta dhe të shtrira përbrenda tokës. Kurse Pella(azgë) vërtet paraqet një Pellë/Fellë/thellë që përfundon si majë PI në brendësi, kurse SH+PELLA lindi më vonë duke përmbledhur SHUMË+PELLA=Shpella, ose tingulli SH përshkruan në këtë rast rrjedhjen në thellësi pikë për pikë në PELLA, në fushën e menduar që rrjedh si hapësirë përbrenda tokës. Pellazg duhet të ketë qenë emri më i lashtë i shpellës, që ka përshkruar në hollësi këtë pamje. Shkurt, Pellazg do të thotë, Pella-rrafshi i kufizuar dhe i shtrirë përbrenda tokës më hapësirën rreth saj në formën AZG.

**Azgan, Azgen, Azga, Azgin,** në gjuhën shqipe në Kosovë do të thotë njeri shtatmadh i krijuar mbi fjalën Azgat (A zga an=A Z GA An pra asht gat sikur tingull Z, që na jep jo vetëm zgatje/zgjatje të shteti por

edhe zhdërvjelltësinë e tij, ndërsa An është ana e tij pra e Azga), pra i **zgatun** nga shtati edhe i fuqishëm, masanej/mandej është zgjeruar kuptimi për një njeri të guximshëm. Për emrat; Azgan, Azgin, A zgat=që theksohet si Azgat, përcillen të gjitha kuptimet që them për zgatje dhe zgafellë të shtjelluara më sipër, vetëm se këtu nuk kemi të bëjmë më zgatje/zgjatje të shpellës, por, tash më zgatje/zgjatje të shtatit të njeriut dhe fuqive fizike të tij.

***Zgafell=zgatet+fell, ose zgatet në fellësi. Zgafell, Zguraje, Zgalem, Zgy, Zge*** etj. janë më të njëjtin kuptim të hapësires boshe, ose gjës G, brenda tokës ose brenda trupit. Kështu G shprehë jo vetëm pretencën e trupit, por edhe hapësirën boshe brenda trupit, pra një gjë, që dallohet nga rrethina më formën dhe përmasat, siç është ***Zguraje***. Tingulli dhe shenja e tij Z, shpreh formën zigzage ose të përdredhur të *zgurajës*, ose zgafellës, pra nuk kemi rritje të gjatësisë krejt në mënyrë drejtvizore. Kështu ***Zg****a*, mund të jetë quajtur një hapësirë boshe brenda tokës, siç është zgafella, kështu Pella+Zga(fella).

***Shënimi;***

Zbraze (brazda)

| | | |
|---|---|---|
| Zbras | Bra-s | ra |
| Zbros | Bro-s | ro |
| Zbris | Bri-s | ri |
| Zbrus | Bru-s | ru |
| Zbrys | Bry-s | ry |
| zbres | Bre-s | re |
| Zgra | gra | ra |
| Zgro | gro | ro |
| Zgri | gri | ri |
| Zgru | gru | ru |
| Zgry | gry | ry |

**8.**

**Zgidh/Zgedh/Zgadh/Zgudh/Zgydh/Zgaver/ZGA= zga (ver)=zga(fellë)**

Zgavër (ZGAVAR= pra, një zga e varun ashtu sikur ZGAFELLA=zga fellë, po kështu është ndërtuar PELLAZGE=PELLA+ AZGA ose PELLA+ZGA pra A ZGA është hapësirë e zbrazët brenda trupit e varur në formë zigzage për shkak të Z dhe në formë të G për shkak të G, kështu ZGA e jepe një ZG pra një G të bartur në formë zigzage dhe më një gjatësi varësisht nga theksi i A, që në këtë rast shpreh gjatësi ose hapësirë tri përmasa) që del nga dy fjalë ZGA dhe VAR e shënuar më tingullin V(E)R,

që nënkupton një hapësirë e cila mungon, e zbrazët brenda në tokë ose në trupi e varur nga lart poshtë në pozitën vertikale kështu si në fig 13.



**Fig. 13 Gropa**

Në shtjellimin e qartësimin e fjalës ***G****ropë (G-rope, rupë)*, është mjaft e rëndësishme në krijimin e gjuhës shqipe dhe përdorimin e saj, më mijëra vite më përpara në kohë. Derisa e tëhollojmë fjalën *Ba***gla**, kemi përbërjen e saj BA-pra, e bame e krijuar nga dy faktorë, nga dy pjesëmarrës, për këtë përdoret B. Ndërsa pjesa e dytë është GL-a/e që do të thotë G+L=gjë/a e lanë, gjë më një shtrirje të caktuar në tokë, e cila ka lartësi ose gjatësi. Kështu *BA**GL**A* do të thotë G paraqet një **gun**g**ë**, pra **gja**/ë (GA, GE, GU, Gi, GY) e cila është n**g**ritë (N-tregon nguljen në tokë ose qëndrimin në tokë të gjësendit G, ndërsa lartësia e tij, ose lëvizja e tij duke u lartësuar/ngritur në pozitën vertikale në formë të *Hunit*, ose shtyllës pra në formë të **I**-së, e shkruar më emrin *RI*, prej nga kemi fjalën *NAGRIT*, ku *T* paraqet pjesën e veçuar të pavarur e formuar si gjësend i lidhur për vetveten në formë të Tranit/trarit) mbi sipërfaqen e tokës, ndërsa *La, Le, Lu, Li* etj., paraqet lënien (lërjen, larjen, llamjen, lënien) e saj. Kështu *Bagla* është e ***ba**me si **gja(ga)** - G* dhe e hedhur në tokë e ***lane*** si L. Kemi edhe emrat lana për një trup të prerë qarri, ose lëna për frytet e lisave që janë në formë **PI*cagate*** ose në formë të thanave. Derisa ka përdorim të gjerë, fjalët që fillojnë ose kanë në përbërje ***GL*** të shoqëruar më një zanore që shpreh shtrirjen e ndryshme, në hapësirë ose në kohë, si dhe në përmasa të caktuara. Ngjashëm kemi GR. Për tingullin R dhe shenjën e këtij tingulli

kemi folur më sipër, si dhe kemi sqaruar çka përshkruan kur ky tingull shoqërohet më zanore si RO, RI, RA, RU, RY etj. Shoqërimi më ***GR*** i jep kuptimin ***G*** (pra një gja/ë, gjësend ***G*** që shumësin e ka GJ, e cila kjo Gja/ë) kur bashkohet më ***RO, RI, RA, RU, RY***, kemi GRA, GRO, GRI, GRU, GRY.

Të gjitha këto fjalë përafërsisht kanë kuptim në gjuhën shqipe dhe dalin nga brumi i saj. Të nisemi nga fjalët e marra për shtjellim dhe qartësim; Gropë, Grup, Grep, Grip, Grap (..), Gryp. Gropa është hapësirë e zbrazët brenda trupit më përmasa të caktuara, kjo hapësirë mund të jetë brenda çdo trupi fizik. Gropa e hapur nën sipërfaqen e tokës e krijuar nga hapësira e zbrazët si bark në brendësi. Gropa e ka edhe grykën ose pjesën e saj të hapur, kur trupi më përmasa të caktuara më të vogla se gryka e gropës mund të hyjë, kështu trupi i rënë brenda ***gropës*** është në kurth, në trap, nuk mund të dalë nga ajo. Nga kjo dukuri quhet; se ky trup ka ra në Gropë. Rënia e shumë trupave në këtë grope shkakton ***grupimin*** (grumbullimin) e këtyre trupave në grope, dhe ky grumbull formon ***Grupin*** e trupave të ramë/rënë në **gropë.** Kështu fjala ***Gropë***, dhe vetitë e saj që i përshkruan, e kanë lindë fjalën më të njëjtën domethënie por më një përshkrim në nivel tjetër. Grup që ka vetitë e njëjta të Gropës por që shërben të Grumbullohen-***Grupohen*** trupat në ***Gropë***. Kështu nga ***Gropë*** ka dalë fjala që përshkruan të njëjtat veti fizike Grupi, sepse Grupin e trupit mund ta formojë vetëm gropa. Kështu kemi një shpjegim nëpërmes fjalëformimit, që shpreh mençuri e inteligjencë të lartë nga ajo shoqëri që ka krijuar këto fjalë. Gropa dhe Grupi kanë të njëjtën formë gjeometrike, aty duhet të jetë një gropë, qoftë hapësirë e lakuar, qoftë e një grope potenciale në fizikën teorike, që të kemi një grupim trupash. Grupi i trupave mbledhë e grupon trupat në një hapësirë në formë grope, vetëm atëherë kur ata trupa kanë energji të njëjtë. Kështu Gropa është një pikë më një energji dhe të gjithë trupat që futen në të për të formuar Grupin, duhet të ketë nivelin e energjisë njëri më tjetrin që do të jetë e barabartë më energjinë e gropës. Kështu fjalët Gropa dhe grupi formohen në gropë, na japin një pamje shumë të largët për njohuritë e formuesve të gjuhës shqipe. Nga kjo, në fjalinë e fundit shohim tri fjalë; gropë, ***gru***p, (gru –pra i mbledhur si G i ngritur më lartësi si R).

Pra kemi dy kombinime të bashkëtingëllorëve GR më zanoret, siç janë Gro, Gru, prej nga fillojmë të formojmë edhe parafytyrimin për formimin e fjalës së shenjtë *Gru* (*Grua*), pra *Gru* veç na paraqitet më vetitë që ajo i ka e cila dallohet nga emri *Burrë*, e kjo *Gru* është si diçka/gjësend që përshkruan formën ***gro***pë, në formë ***gru***pi, dhe si diçka në formë ***gru***mbulli/ ***gru***mulli. Mandej nga emrat; ***Grope, Grup,*** kemi ***Grep***, ku grumbullimi i trupave më të vegjël në gropë, shpesh parafytyrohet si grup

i cili pasi ata bijën në këtë gropë, është paramenduar si grep. Kështu gropa mund të shërbejë edhe si një grep, i cili i grumbullon viktimat ose trupat që kanë ra në gropë duke formuar grupin, që mund të jenë edhe viktima të nxana në luftë të cilat kanë ra në prita, pra kanë ra në grep, e cila ishte si gropë, për të formuar grup të rënë në grep (si gropë) dhe të grumbulluar, si të rënë në robëri. Kështu nga fjala ***Gropë*** është formuar fjala ***Grup***, mandej ***Grep, grepi paska pasur në fillim formën e grop***ës, që të parët tanë e kanë ndërtuar për të nxënë gjënë (kafshët) e egra. Njerëzit këtë ndjenjë të grepit, dhe këtë ndjenjë të gropës e cila shpesh nuk është e dëshiruar dhe ndjenjat që lindin kur njeriu bije në gropë janë të trishtueshme. Grep është quajtur edhe gropa e cila është përdorur si kurth për njeriun gjatë luftërave ose gjatë gjuajtjes së shtazëve të egra. Mandej kjo fjalë grep është përdorur edhe për mjetet tjera që janë shfrytëzuar të nxajnë (zënë, zane, xajn, xanë, nxënë) gjahun, siç është shembull peshqit në det, ose edhe gjuetinë në tokë.

Nga vorri (varri) është si një gropë, mandej burgu krahasohet si një gropë, ndërsa procesi i ramjes/rënies në gropë shpesh kuptohet, shpjegohet si një grep, ajo që ka shkaktuar rënien në gropë. Vorri ka lidhshmëri më emrin ***VO=Vene në O, Vu në O,*** pra, trup në formën e përafërt më O. Vorri është i vënë/vum në hapësirën që ka formën e *O*-së dhe e cila kufizohet në të gjitha anët më ORR, pra më muret e dheut. Prej nga, VU+O (ne O)+ORR (rrethuar më hapësirën ku merr fund *O*, ashtu si rrethoja ose gardhi i O+BO+ ORR-hapësirë rrethuese e *O*-së). Kështu në figurë kemi sqarimin për lidhshmërinë kuptimore të fjalëve ***OBORR (o+bo+orr-i) më VORR/ varre***.




Nga kjo kemi shpesh përshkrimin e gjendjes shëndetësore kur ajo është e keqe, kështu kur sëmuremi, ndodh që njeriu e ndjen vetën të kapur nga një grep që do ta hedhë në ***gro***pë, prej nga përshkrimi i kësaj gjendje shëndetësorë shkaktoi lindjen e fjalës tjetër ***GRIP***.



**Fig. 14 Në këtë figurë tregohet gropëza , goglat në formën e *kokërr*dhisë të cilat hedhen në gropë, grumbullohen, *grup*ohen si edhe sëmundja nga gripi**

Në gjuhën gjermane fjalët *Grab,* serbisht *Groblje*, anglisht *Grave* etj, kanë rrënje nga gjuha shqipe, sepse fjalët të krijuara që përshkruajnë natyrën e njëjtë siç është vorri/varri, më tingullin G, i cili edhe përfaqësohet gjerësisht në fjalëformimin e gjuhës tonë më simbolin G. Emri Grabuje, Grabis, Gracke, Gravitacione, Gratë.
Simbolet më të lashta që shpërfaqin pjesëmarrjen e gjuhës tonë janë tingujt A, U, O dhe bashkëtingëllorët M, R, G, K, të cilat në një periudhë të caktuar mund të ketë pasur kuptime religjioze.
Vërtetimi i fjalisë që e thamë më sipër është fjala ***tingull***, që do të thotë; nga folja dëgjoje, që në shqipen e veriut është, nigoje, ngo, ngu (ti**ngu**ll=te i ngu+ll=pra tu'i'ngu). Pjesa e fundme e fjalës tingu**ll** që është tingu+***ull***, ku nga shpjegimet e më sipërme e kemi all, ell, oll, ill, ull pothuaj se në bazë përshkruajnë të njëjtën dukuri, pra ngritjen e gjësendit të lënë në lartësinë/ ose thellësinë e caktuar. Kështu si përfundim i fjalës *tu'i'ngu, i jepet Ull*, që

kuptohet si dalje, plasje nga thellësi, më fuqinë, më lëvizshmërinë kumbuese duke e lënë vetën të dalluar, të mugulluar, dalldisje, mugull etj. Kështu *tu'i'ngu*, tingulli ose zëri në gjuhën shqipe merret si një Gja/materiale fizike, ashtu si çdo material dhe dukuritë tjera, siç janë; ngarkim, nga/vrapu, ngran, hanger, ngin, ngon, ngop, ngut, nguc, ngac, glac,gabim, gerrham, gru, ngryk, ngi etj.

***Shënim:***

1) ***gru***+mull/***gru***-mbull ndërsa MULL-jep kuptimin më ULL, ose MOLL /ME OLL, pra më diçka të ngritur si ***MULLAR, ose MOLLAR***, prej nga ka dal edhe emri M***ullari*** i sanës). ***Mull*** ka kuptimin e ndërtuar, ose e ***marume, e majtën, e mujtne si LL***, në kam/kamb e lënë në pozitën vertikale (vertikale=e ven/ver në kalë=ne lartësi).
2) Sa për sqarim, fjala Gru+mulli, ka prapashtesën *Ull* në të vërtet paraqet gropën në formën e *U*, e shtime nën sipërfaqen e tokës, e cila ka gjatësi të caktuar e lënë më linja të gjata ose fije, ose hapësira në formën *U* (si Ulluk=Ulur+ka=uluke/a=ulluk=ku l kalon në *ll* për shkak se ka shumë ultësira të tilla në formë të *u* në gjatësi të mëdha si vija të gjata) që gjerësinë e ka të papërfillshme në krahasim më gjatësinë e madhe, e shënuar më *Ll*, dhe ku objektet e grumbulluara formojnë pirg apo pirgje, në formë të gjatësive të lëna, sikur *LL*. Ky është shembull i mirë për të sqaruar fjalët; ***Oll, ALL, Ell, ULL*** etj. që në thelb janë të së njëjtës natyrë. Nga krejt kjo rrjedh më e drejtë është të thuhet Mollar, se sa Mullar, ndërsa Ar, si prapashtesë përsëri është emër më kuptim, që do të thotë e ngritur lart. e drejtuar nga poshtë lart.

**9.**

**Shembull: GR.**

Ta këqyrim më afër një renditje të zanoreve dhe bashkëtingëlloreve, në formimin e fjalëve.

Goru(zhda)=Gru (zhda)=Gru(shti)

*Gore=Gur=Gr(U)*

*Gor, Gar, Gur, Gir, Gyr, Ger,* në prapashtesa mund të vije cilado zanore. Si dhe ***Gro, Gra, Gru, Gri, Gry, Gre***. Këtu kemi rastin ku zanorja zhduket ndërmjet tingujve G dhe R, pra kemi ***G()R,*** e cila e shprehë të njëjtin kuptim më rastin kur janë zanoret ndërmjet G dhe R si shembull ***GORA***, por që në rastin e humbjes së tingullit, paraqet përmasat më të vogla, pasi zanoret përshkruajnë përmasat dhe formën, hapësirën dhe kohën.

Folja Ngre, ka lindur nga fjala Gre, që ka kuptimin e një të dalë nga sipërfaqja e tokës në formë të ngritur ashtu siç është një Gungë, pra si një

***GR***, e cila nuk mund të ketë përmasa të mëdha sikur në rastin kur ndërmjet ***G*** dhe ***R*** ka zanore të vendosur aty. Kështu ***GR.***

**10.**
**Gur/Gar/Gir/Gor/..Gru/Gra/Gri..**





Emri ***Gora*** është i lidhur jo shumë më lartësinë, ashtu siç ka marrë kuptimin pas asimilimit të popujve të Ballkanit, duke e marrë këtë fjalë dhe duke e ngjitur si fjalë sllavë, mandej duke e përhapur këtë tek popujt tjerë. ***Gora*** lidhet më formën e ***Garuzhdës*** të bjeshkëve ose së paku të një bjeshke që gjendet në rajonin më një emër të tillë, dhe më pamjen e tyre ose ndërtimin e tyre kryesisht ***Gurinore-Gorinore***, e merr emrin ***Gora-Gura***. ***Gora*** në ***baz***ë (***ba+za, ba+zë, ba+nxa=pra, e bame për të nxan/xan/zan/zene/zere)*** ka kuptimin ***Gur-a (Gur a, Gor a ose ndërrimi i vendit të zanoreve si Gru a, Gro a)***, por shprehë përmasë më të madhe, dhe një vend që ka bjeshka e kodrinat Gurinore/Gorinore.
Kështu, në foto, nga ***Gora*** e Dardanisë/Kosovës shihet pamja në forma të ndryshme (e disa kanë edhe pamje gjysmë sferike), por kryesisht më maje të zhveshura dhe gurinore. Kështu në Kosovë shpesh në vend të përdorët

për një vend gurishta përdoret edhe si *gorisht*, ose mund të thuhet kështu pa u vërejtur që the diçka gabimisht nga bashkëbiseduesi.

Kështu nga ***Gorë e Gurë*** ka mundësi të vendosjes së zanoreve të ndryshme ndërmjet dy bashkëtingëlloreve ***G()R()***, ashtu duke fituar rrënjë të fjalëve shumica të kuptimshme.

***11.***

***Shembull:***

**Goruzhde=Garuzhde=Gruzhd që i ngjanë fjalës Grusht, për nga forma Grushtit, kur dora mblidhet.**

Kështu quhet Goruzhdë sepse është më e hapur se dora, ndoshta do të quhej Grusht dhe sikur të ishte e gishtërinjtë më të hapur dhe të dukej shuplaka e dorës.




***Gur, Gru, Grusht***, emri ***Grusht*** dallon nga emri ***Gru*** për mbaresën ***SHT***. Kjo mbaresë dhe vendos aty për të shprehur shumësin e gishtërinjve që e ndërtojnë një ***GRU dhe perhapen ose grumbullimin jo të rregullt të gjësendit, në këtë rast të gishtrinjeve, kur bashkohen në grusht***. Shikoni më poshtë në fig. 14 përshkrimi i fjalës GR kur shoqërohet më tinguj, të cilët

varësisht nga tingulli përshkruhet ndryshimi i formës, ndërsa kur mungon tingull ndërmjet tingullit G dhe R tek fjala ***G()Rusht***, kemi mbledhje të formës, ashtu siç e përshkruan fjala ***GRUSHT*** kur mbyllet Shuplaka e dorës më gishtërinjtë. Kështu GRU+SHT është përfarimi më i mirë se pse lindi emri ***GRU***.

Emri ***Gru***+mull (Gru+mbull), Gru+p, fillon më Gru që tregon diçka të dalë si Gi, por më veçori tjera, si një zbrazëti që është mbushur më diçka tjetër, siç është Grushti që kthehet në një gru (mulle / mollar / mbull) më gishtërinjve (=gru + gishtinje = grunishta = gru(gi)shta = grusht/a), ose edhe vet emri Gruni, i paramenduar më diçka i mbushur dhe i Grumbulluar etj. Mandej shpërndarjen e zanoreve ndërmjet bashkëtingëlloreve, shprehen format e hapësirave të ndryshme, siç është mbledhja ose grumbullimi, si dhe natyra e forma e atij bashkimi të materies, siç janë; Gru=Gro=Grosh=Grish=Grash=Gresh. më ndërrimin e vendit të zanoreve, formohen disa fjalë më kuptim, që janë në përdorim; Gro/sh=Gor/a=Gur, të cilat do të shtjellohen më hollësisht.
Nga kjo ka lindur edhe emri i Gurit, por tash ndërmjet G dhe R është vendosur U më qëllim që të përshkruhen përmasat dhe një mbushje shpesh e pa kuptuar në thellësi të trupit që formohet më dy bashkëtingëllore si GR, ku nivelet dhe përmasat e mbushjes së këtij *Grumbulli* të materies që zë hapësirë në formë të një bosi, përshkruhet në sajë të tingullit që vendoset ndërmjet G dhe R.

Gjate përshkrimit të këtyre emrave, e kemi formuar pamjen se çka do të thotë Gru, si një grusht, si Goruzhd;, etj., një G që ruan, GRU=G+ru. Përpjekjet për të përshkruar emrin Gru që rrjedh nga fjala KRU, edhe pse ka ngjashmëri të mëdha, pra dallojnë vetëm për tingujt K dhe G, është i pavërtetë. Emri *Gru* nuk rrjedh nga emri *KRU*, dhe nuk kanë kurrfarë lidhshmërie. Ndërsa emri Gru, ka lidhje dhe të njëjtin kuptim më emrin GRUNI, ndërsa emërtimi në disa vende *GRUzhda* në vend të Garuzhda është gabim, sepse G(x)ruzhda, ky emërtim e bën Gruzhdën të mbyllur, ndërsa A, pra Garuzhda, e bën të hapur, ashtu siç edhe e ka pamjen, i njëjti rast ku kemi shpjeguar fjalën Kepa, Kupa dhe Kapa.
*Kru* ka lindur si shkurtesë e fjalës ***KRON***I, ku ***RONI*** do të thotë diçka që rritet vazhdimisht dhe rrjedh në lartësi, kështu emri RONI është RRONI, që është ruajtur, që lulëzon, që rri lart në RO, dhe që është i sigurt, kështu emri RONI është rrjedhë, ka rritje sigurie, është lulëzim dhe mbarësi. Kështu AGRONI, në të vërtetë do të thotë Ag+Roni një Ag që rritet dhe zmadhohet, një lindje e ditës së re, e diellit, si një pamje madhështore e lindjes së diellit, por AGRON, do të thotë po ashtu A+GRON, një grumbull i madh ashtu siç është dielli që shkapet nga toka, dhe që pamja e tij zmadhohet e rritet vazhdimisht.

VESH / VNU / VERE / VENERE / VUTHAJ / VULAJ / VUKAJ / VRULL / VIDH / VREJTJE = VERE = VROJTORE
VOZITE / VOJA / VU / VO / VI / VUT / VRAJE / VRAP / VRA = VE RAMJE është VENDOS RAMJA (për pjesën Zite do të flasim më vonë tek kapitulli ***Tingulli Z***)
VOTOJ=VOTE=VO +TO=E VENDOS O NË TOKË, që do të thotë, më vendosur në **tO**kë.
***F*** dhe mënyra si është shënuar prapë na mbete një mister se pse është shënuar në këtë mënyrë

Megjithatë të gjitha fjalët që i kemi të krijuare më tingullin F, duke e përmbajtur atë në fillim edhe përbrenda fjalës, janë fjalë që përshkruajnë dukuri më veçori të përbashkëta, shpesh përshkruhen dukuritë që konvergjojnë/përmblidhen rreth një pike. Kështu tingulli F i shënuar më këtë shenjë, duket se përshkruan çdo gjë vepron fuqishëm, e në kohëzgjatje t'shkurt, por trupat që kanë peshë të lehtë-fleta. Mandej përshkruan lëvizje, e cila nëse do të paraqitet grafikisht ajo lakore do të dukej tepër e lëmuar, e vazhdueshme, pa kthesa të mëdha, jo diskrete siç duket shkronja ***Sh***, jo më ngritje të përnjëhershme dhe ulje të vlerave, të dukurisë fizike, siç do të dukej lakorja për tingullin ***RR***. Derisa R na jep rritjen, zgjerimin, shtimin e vazhdueshëm, pra, përshkruan rritjen e qëndrueshme në drejtimin vertikale ose horizontal, së bashku më tingujt tjerë këtë rritje, pozite lartësi etj, e jep në forma të ndryshme. Kjo na jep pamjen e trupit në çfarëdo gjendje fizike që i takon, e përshkruan rritjen dhe zgjerimin. Dukuritë që i përshkruajnë fjalitë më pjesëmarrjen e këtij tingulli ndodhin në kohë të vazhdueshme pa ndërprerje. Tingulli SH, përshkruan zhvendosjen në intensitetet e lartësi e shpejtesi të materies/gjësendit/hapësirës në formën shtjellore.

Kemi raste tingulli R përshkruan ngritjen e vazhdueshme dhe aktin perfundimatre të ngritjes, kurse RR disa pika të saj, gjendje ta R. Zakonist R është ngritje e sipërfaqes të gjere, më trashësi shumë të vogël në krahasim më shtrirjen siperfaqesore, por ajo siperfaqe është e lëmuar, nuk është rrgallore/me rrgalla. Derisa RR trazimin e sipërfaqes të ngritur mbi mjedisin rrethues, sipërfaqe e cila është emru R dhe trazohet duke u fituar formaty dhëmbëzore/valore ose rrudhore. RR e përdorim edhe tek disa fjale, ku ka lëvizje të njëpasnjëshme siç është rrahja, ose rritje ku rritja e një trupi që rritet ka rritje brenda segmentit kohor shumë të dallueshme për sy, edhe rritet, për shembull në një periudhë kohore 5 ***cm*** ndërsa në përudhën e njëjtë tjetër rritet 2 cm, kjo quhet rritje, ndërsa ***Rritja*** më tingullin R ka kuptimin e një ngritje të vazhdueshme/kontinuele, e pandërprerë përgjatë intervaleve të njëjta dhe e padallueshme për syrin e njeriut. Kështu vlen edhe për fjalën rrahje-rahja më kuptime të njëjta por në bazë dallojnë nga shpeshtësia e ndodhjes së dukurisë siç është rrita/rita.

Kështu ngjet më tingullin ***F*** dhe ***Sh***, megjithatë F nuk mbetet binjaku i tingullit F, Sh është njëfarë mënyrë shumësi i tingullit S, dhe dallon dukshëm nga tingulli F.
F është tingulli që përshkruan dukuri shumë të ndjeshme dhe shtresime të dendura, saqë një shtresë nuk dallohet prej shtresës tjetër. Kështu ta marrim emrin ***VLONA***, qytetin shqiptar, i banuar gjithmonë pa ndërprerje përgjatë 6000 e më shumë viteve.
***VLONA,*** nëse i këqyrim tingujt për nga mënyra e shqiptimit dhe forma më të cilën janë shënuar, V paraqet kanalin në formën V që në të vërtetë janë hapësira ndërmjet dy valëve që shkaktohen në sipërfaqen e ujit të detit, ndërsa L paraqet lartësinë ose kufizim më lartësitë e valës. Kjo pra ishte domethënia e tingujve VL. Mandej V jep kuptimin e gjësendit të vendosur ndërmjet dy brigjeve, ose ndërmjet dy shpateve, bjeshkëve ose lartësive që e kanë formën V, kështu në këto raste përdoret tingulli V që të përshkruajë formën natyrore të relievit. Kështu trupi zë më së miri vend kur të vendoset në gojëzën në formën V. V përshkruan ***V***endosjen që dallon nga U, Tingujt U dhe V janë shumë të afërt, por U është tingulli që paraqet rrjedhjen e materialit fuqishëm në luginën në formën e ***U***, mandej kjo mund të jetë edhe nën sipërfaqe. U jep edhe lëvizjen nën sipërfaqe ose brendësinë e trupit, pasi shërben për të ndërtuar fjalët; ***ur, ul, urt, kurt,*** etj. Vlona mund të jetë edhe diçka; e *lan=lon* por tash një pjesë e materialit është në fund të V, e një pjesë në krye të V ose në anët e saj të ngritura që e formon VALËN. Kështu Vlona, Lon; pjesë tokë e *lon* e papërdorur, V**LO**na ndërtohet nga LONA, që është vend i lon, por bashkimi VLOna i jep krejtësisht tjetër kuptim, do të flasim më vonë. Ky do të ishte njëri shpjegim, shpjegim tjetër më i saktë është Vlona, pra fjala që përshkruan valët e detit.

Kështu VALA, VALORE, VALON, VLON përshkruan të njëjtën dukuri, por më dallimin që VA është një lugshtajë më e gjerë ndërmjet dy kreshtave prej lartësive L, shkaku se ***VA, A*** na jep shtrirjen më të gjerë ose bazamentin e gjerë të kanalit V, ndërsa VLON na jep shpeshtësi më të mëdha të valëve, që kanë intensitet të madh, kështu gjatësia e valës është më e vogël. Nga kjo A që shpreh gjatësinë e cila zhduket, për shkak të largimit të gjerësisë ndërmjet V, edhe mbetet VLO që do të thotë vlo/vlimi etj. Pse diçka që vlon, Si duket emri i parë i këtij vendi ishte VLONA e mandej më lindjen e toskërishtes për shkak të të ardhurve u ndërrua N në R, kështu nga VLONA u shndërrua në VLORA. Në veri edhe sot quhet Vlona.

Nga kjo vijmë në përfundim të rëndësishëm shtjelluar më emrin Vlona=FLONA. Pra FLORA është një shformim më të ri të fjalës shqipe FLONA.
FAUNA=VAUNA/Vlona=flona/Flora=flona/Fauna=flauna/Plaka-laka/Laka=Llaka=sh(l)laka

Ndërsa V ka shenjë që përshkruan vendosjen, e bën vend të posaçëm në formën e shkruar V, nëpër të cilin vend rrjedh material por është më sipërfaqësor sesa U, kështu kemi fjalën VNU, Vuthaj, VLU, Vrull, etj.
Megjithatë për tingullin V do të flasim një herë tjetër. Emri VLONA e përshkruan po ashtu gjësendin, lë pjesën e tokës së lënë/lonë/lanë pranë bjeshkës, LO+ON, pra një vend bark ose gji tokë i lanë.

## 2.

***Shënim: të*** *përkujtojmë këto fjalë:*

*Lava=la e ven ose va-vada, vije, va strukturë që rrjedh ose që e ndihmon rrjedhjen*
*Lat, Lot, Let, Lut, Lyt*
*Maleta, Mileta, Muleta, Myleta*
*Mat, Mit, Met, Mut, Myt*

*Gru, gjru, ro, ru, ri, ra, re*
*Ran, ron, rin, ren, run, ryn*
*Ram, rom, rim, rum, rym, rim*
*Shtro, shtra, shtri, shtre, shtru, shtry*
*Kli, kla, klu, kle, kly, klo*
*Kna, kne, kni, knu, kno, kny*
*Kan, ken, kin, kon, kun, kyn*
*Ska, sku, ske, ski, sky, sko*
*Skal,skul, skil,skol*
*Shkal, Shkul, Shkil, shkol*

## 3.

***Kelmend*, nuk është njëjtë më *Klemen*, ndonëse të dyja janë shqip**

Kle është pjesë e veçantë e lënies, ose e një pjesë të lënë, ose mandej pjesë e veçantë e lemjes/lanies/lënies, Pra le (lind) ndërsa Kle është një pjesë më e veçantë e atij procesi.
Kështu *Klemen* mund të përkufizohet më pjesë të theksuar të dijes, pjesë që dallohet si e veçantë në fushën pak më të ngritur dhe më të dallueshme. Nëse e shikojmë në aspektin fizik e gjeometrik *Klemen* në gjuhën shqipe do të thotë më një mendje të veçantë, ose më pjesë të veçantë e të theksuar të dijes, më një dije që është pjesa më e mirë e dijes, ajka e dijes ose e mendjes. *Kle* është baza e lindjes së fjalës angleze *clear*, që ka kuptimin e një sipërfaqe që shkon duke dalë nga pjesa tjetër, ashtu si fjala ***Klli***, që ka rrjedhë nga ***Kle, Kli, Kla, Klu, Kly*** etj që nënkupton diçka që lëviz teposhtë ndërsa pjesa tjerë e fortë mbetet në sipërfaqe e lame - larë. Kështu siç ka dalë fjala Klli (me shtimin e naltësisë së kësaj shtrese të mbetur lart kemi nga KLLI

ku formohet KALLI, pra Kallinjtë e grurit) është pjesa e mbetur nga tërësia, natyrisht kjo pjesë gjendet lart, ose K+Li që është pjesë e mbetur e tanësisë - tërësisë.
Kështu ***KLINA***, është vendi ku ka pasur vërshime, edhe kullim të tokës, prej nga ka lindur përshkrimi i pjesës ***KLI, Klli***, pra tokë e cila ka pamje të veçantë nga kullimi i tokës pas vërshimit ose ujit, dhe dheu ka fitua një cilësi të veçantë më të cilën është përshkruar ky vend, prej nga ka mbetur emri ***KLINA***. Klina mund të përshkruhet një pjesë e pjerrtë e një vendi, ose një pjesë e veçantë e lëndinës.

Lëndina - Ledina lind nga fjala LE, që është një fushë e lënë për skaj një fushë më të madhe ose are të punueshme, ose një fshati o vendbanimi si diçka e lënë, pa pronar, por forma e saj është më e gjatë se gjerësia e saj. Ledina, ku pjesa tjetër e kësaj fjalë është *DI* që ka kuptimin e diçka të ndarë nga *I*, nga njëshi (*NI*) dhe që na jep, pse në gërshetim *DIN*- e ndame dhe që rrjedh ose ekziston si e pavarur ose si e veçantë. DIN =DAN=DON diçka që ndahet dhe rrjedh e pavarur prej ANËS që thuhet DAN.
Kështu shpjegohen emrat *DED, DAD, DEM, DAM, DAN, DEN, DON, DUN, DYN*, etj.
*DAN=D(AN)* një pjesë e *Anës* që ndahet nga *Ani* themelor dhe mandej vazhdon ose bëhet burim i *Anëve* tjera. Ashtu si fjala *DE* ose *DEA*.
*D(AR)* që paraqet vendin ku ndahet pasuri, dhe mandej shtohet si e pavarur, ose paraqet vendin prej nga doli dhe u shtua pasuria, ose mandej paraqet njeriun prej nga doli pasuria ose vetitë e njeriut fisnik (shiko kuptimin e fjalës *AR*).
Si sqarim kemi *DED, DAD, DUD*, që jep kuptimin e shumësit, shembull *DED* - plaku që prej tij janë nda shumë pasardhës dhe kanë dalë shumë njerëz, ashtu për *DAD(Ë)* grua që kanë dal shumë fëmijë.
*DA* që do të thotë më u nda, pra *damje*, dhe *DE* po ashtu ka të njëjtin kuptim. Po ashtu edhe *DU*, ka kuptimin e *damjes* prej së cilës rrjedh *U,* ose *UA*, që ka marrë kuptimin e *DUA*, ose *DU* thjesht më dashtë, që ndan diçka atë mire në pika nivele të ndryshme. ***ASHT, ËSHT, USHT*** kanë të njëjtin kuptim.

Kështu *DA*, kemi emrin *DAJA*, pra nga që në jemi DA, në kuptimin e lidhshmërisë se gjakut, nëpërmes nënës, ose mandej *DAJ* ka kuptimin edhe të *damjes* së nënës më vëllain e vet. Ndërsa si emër vendi kemi emrin e Malit *DAJT*, që do të thotë bën *DAMJEN*, ose ajo formë e ngritjes malore që e *DAJTI* hapësirën malore nga hapësira fushore e bregdetit.
Ashtu si *EPSH që* do të thotë më jep diçka vazhdueshëm por në nivele të ndryshme edhe pse natyra e dhënies është e njëjtë.

Kështu një argument tjetër kemi fjalët *DEGA*, që jep kuptimin *DE* pra *damje*, *GA* që është e njëjtë më *GI, GU, GE,* për të cilën kemi folur më sipër duke sqaruar kuptimin e tingullit G.
Mandej kemi fjalën tjetër *DES*, *DEK* që e ka kuptimin e *Damjes* nga jeta, e në të vërtetë paraqet zjemin, dritën, nxehtësinë, gjallësinë, jetën. Kështu *DEK* nënkupton ndarjen nga *E*. Ndërsa për mbaresat K dhe S do të flasim më vonë. *DA(SMA)* mund t'i ketë dy kuptime *DA-damje*, ndërsa *SMA*, që është mohim i mbajtjes (mbajtjes së diçka brenda vetës).

**4.**

Kështu Dasma=DAMJE NUK MAN, ose DA(JE) +SMAN. Versioni *DARSMA* nuk e ka kuptimin e duhur të asaj dukurie që e përshkruan bashkimi i dy njerëzve më gjini të kundërta për martesë, dhe mendoj se ky emër i dasmës ka lindur në jug ashtu siç janë fjala armiq, që duhej të ishte *anmik* ose *antimik*. Kështu *DASMA* është një bashkim që nuk e duron ndarjen.
Duhet ditur në gjuhën shqipe dy bashkëtingëllore në të vërtetë shpesh gjatë shpjegimit të emrave nuk guxojnë të ndahen sepse ato janë si një tingull i veçantë.
Te cukëlojmë edhe më tepër fjalët që dalin nga tingulli *D*, që është krijuar për të ndare. Nga forma e shenjës *D* duket se është ndarë një pjesë e rrethit, por nuk është *C* që tregon shkëputjen nga rrethi, por tregon ndarjen që nuk është *ndamje* fizike e plotë.

**5.**

Kemi fjalët: *DA, DAL* -dalja ndodh duke u nda nga një pjesë e tërësisë, edhe duke u shfaqur nga cilado pjesë e hapësirë. Kështu *DAL* lidhet më shfaqjen e një gjësendi nga një hapësirë e madhe dhe e pacaktuar, zakonisht dalë në një hapësirë të lartë. Kështu ku ka ndarje nga tërësia e madh e lartë, një shfaqje para syve tonë, në themi *KA DALË*, ose *DAL KA*, ose *DALKA*. Mandej *DAKA*.
DU (ka kuptimin DA, kështu DUL da nga hapisra nen sipërfaqen e tokës, trupit gjësendit pra nga DA nga UL-i, prej nga kemi DUL), DUL/Dal/Dil/Dul/Dyl/Dol - Kur shfaqja bëhet nga një *U*, pra nga një thellësi duke dalë nga thellësia në sipërfaqe. Në bazë të saj u krijuan fjalët DUL, DULINA, DULEN, DULKA, DUKA
DULE thuhet edhe për ardhjen nga pjerrtësitë e fushave të largëta që duket sikur ka dalë nga thellësi ose ardhjen nga *Lugu*, ose nga hapësira lugore.
DI, DIL - Lidhet më shfaqjen e gjësendit në lartësinë e formës **I**, gjatësi e hollë dhe e gjatë, ose në rrafshnaltën e ngritur lart thikë përpjetë. Në

momentin kur e këqyrim më sy shfaqjen, duhet ngritur koka në këndin më të gjerë përpjetë.
DE, DEL - Shfaqje e gjësendit në horizont, ose në të njëjtin rrafsh që është shikuesi, kryesisht shfaqja kur ndodh në Kodrina ose në lartësinë që vije nga qielli.
DY, DYL - më daljen duke u shfaqur në horizont.
DO, DOL (DA=Do prej LAmjes në forem OL=Lo=La) - dalje në rrafshinë, zhdjergia nëpër shpate teposhtë, ardhje nga bjeshka nëpër pjerrtësinë e maleve nga lartësia *Li* nëpër pjerrtësinë e shpateve *Do*, në rrafshe.

**6.**
**Shembull:**
Kemi: GRU (Ru G/GJA e Run, gja e RUjtun)
GRA, GRU, GRI, GRO,GRY, GRAN, GRUN, GRON, GRIN, GRYN
Kështu nga *Ra* kemi Ramje, Ranje, ose *ata ranë në fushë nga mali pas një rruge t*ë *gat*ë. *Ran është rrjedhje, lëvizje, mund të tregojë edhe strukturën relievore që lidhet më rënien e vazhdueshme nga lartësia në fushë, më rënie të ngadalshme. T*ë *gjitha fjalët RAn, Rin, ROn, RUn, REN përshkruajnë rënien ose ngritjen e ngadalshme ose hap pas hapi, pikë pas pike nga lartësia n*ë *një pike m*ë *t*ë *ultë, ose nga një lartësi në lartësinë m*ë *t*ë *madhe. Gron, Grun, Gren, Grin, Gryn, që tregon nj*ë *GJA, një G, ran, ka rënie nga naltësia n*ë *një pik*ë *më t*ë *ulët, format tjera të fjalëve Run, Ren, Rin, Ryn kanë të bëjnë më përshkrimin e rritjes edhe rrjedhës në forma dhe hapësira të ndryshme të cilën e përshkruajnë zanoret që gjenden ndërmjet R()N.*
AGRON/ A GRUN=ASHt GRUN = AG+RON – AG (AGj=GJA. Pra GjA në formën e G-Gj) gjësendi që ngritët në ngritje të vazhdueshme, në këtë rast kemi të bëjmë më lindjen e diellit. Tek popujt e lashtë ishte pjesa më e rëndësishme e ditës, gjatë kohëzgjatjes së lindjes së diellit, kështu kjo RON, për shkak të tingullit N, pra NON, NUN, ose që e non-vnon ose vendos, duke krijuar bashkë më <u>RO</u>N, një rrjedhje, një vazhdueshmëri relievore që ka një rrafshnaltë por ajo shkon duke u zgjatur si një udhë e gjerë deri sa ngritët në majën e malit që mund të jetë rrafshnaltë ose thjesht një ngritje e lartë e tokës. Kjo veti e n**<u>gri</u>**tje është marrë për të përshkruar rritjen dhe vazhdueshmërinë e trupit të njeriut, mandej edhe jetëgjatësinë dhe cilësinë e jetës më emrin që sot e kemi RRON, Kështu AG = Agimi, Agu, A një G(GJa) që RON - që ngritët vazhdueshëm, por ajo ngritje nuk është RIN si ngritje drejtvizore ku lart nuk ka rrafshnaltë të përshtatshme për ndërtimin e vendbanimeve.

Por që mund ta këtë kuptimin po ashtu si A+GRO+ON, që deri diku mund të kenë kuptime të ndryshme *AGAmemnon=A+GA+ME+MNON.*=a një gja më men, një ose diçka që i ngjason njeriut më men
*Ose njeri i gjindshëm dhe kopil*

**7.**

Por, edhe mund të kemi një përafrime shumë më të afërt, të asaj që është shkruar, ose theksuar nga populli tjetër që nuk ka qenë shqipfolës, kështu një shpjegim më i saktë është AGAMEMNON-AG+AM+EMNON=Ag+AM (e merr)+EMNON(emnon)=pra, AG e merr emrin ose AG i është dhënë emri, kështu AG AM EMNON është tërësisht e kuptueshme dhe e përdorshme edhe sot në të folmen GEGË. Fakt se *Emnon* ka qenë një fjalë pellazgo-shqipe dhe në atë kohë pra mbi 1000 vite para Krishtit, është fjala *AM*, *AMA*, dhe në gjuhën shqipe janë të lashta sa vetë kjo gjuhë. *AM* - do të thotë një A mi tokë, A përkufizojnë një përmasë të pacaktuar dhe shumë të madhe në tri përmasa (tredimensionale), Kështu *AM* është fillimi i çdo gjëje, mi toke, pasi gjëja, GAJA (gjësendet, ose gjete) kanë filluar nga A, si simbol i Vagjinës, në pikëpamje biologjike, ose kanë filluar jetën në tokë, në pikëpamje gjeografike, *A* po ashtu në kuptimin shpirtëror është fillim, më të cilën fillon gjuha shqipe, dhe mandej të folurit. Derisa *Am* është për të gjithë trupat në tokë, *AN* është një pjesë më e veçuar e një lloj *ga* llojet biologjike të krijesave, por *An* është edhe diçka e hyrë brenda në tokë, dhe që dalin jashtë saj, diçka e ngulur, mandej edhe fizikisht si një *An* e caktuar e gjallësisë. Derisa *An* përfshin anën e përgjithshme të gjallesave që jetojnë në tokë, mandej anën fizike të shtrirjes së tyre. *ON* përfshin më shumë burimin gjeografik në tokë, kurse *Am* i përfshin të dyja.

AM+NON, d.m.th. e dhanë ose e epën, dhe e *Nume*, kështu AM=Em por në një nivel tjetër, derisa *A* përfshin përmasa të mëdha *E* përfshin përjetimin dhe duket më shumë një dimensionale, kështu *EM+NON* do të thotë e punë +e nume, kjo do të thotë EM *e nume* për një person, Kështu *EM NON* është e kuptuar edhe sot nga folësit shqip, sidomos verior.

Kështu *AMA, EME, OM, UM*, janë të të 'njëjtit kuptim por në përshkrime të niveleve të ndryshme, por ajo gjithëpërfshirëse qëndron *AM*, Kështu *AMON* përfshin *AM+ON* që *ON=AN*, që ka kuptimin *AMON* ose *AMAN*, pra burimi prej nga jepet, si në kuptimin biologjik të shtrirë nën tokë dhe mbi tokë, dhe në kuptimin çka ishte e shtrirë dhe brenda tokës *ON*, ose që i përket më shumë botës fizike të vendbanimeve, në kuptimin material. Kështu Vendi = *AN, ON* ku gjendet brenda *A* - pra fillimi i çdo gjëje, ose *O* në *N*, toka ose hapësira që qëndron në një pikë të caktuar.

Nga kjo rrjedh se njëra nga vetitë e Zotit, që është përshkruar nga pellazgët e lashtë që flisnin shqip është AMON, AMAN, OMAN, OM, AM, UM, këto janë forma që përshkruan një veti dhënës të Zotit, e cila qëndron në *AN* apo *ON* të gjithësisë. (ANI barku i gruas në pjesën ku rritet fëmija).

**8.**

Egjiptianët për emrin AMON – RA e kanë përdorur një emër shqip për Zotin. AMON RA përshkruan vendburimin *ON* dhënës, ose që jep *AMA*, dhe ajo gjendet në lartësi e për këtë i duhet më *RA*, ose përkthyer në gjuhen letrare sot *AMON RA*, Zoti jep nga vendi i vet duke i lëshuar dhuratat nga Naltësia. Për emrat RA, ORA etj. kemi folur në pjesën tjetër gjerësisht.

Fjalët *AGRU, Agri, Agro* janë të mahnitshme në përmbajtjen e vet, ku edhe do të ndalemi në një analize të hollësishme. *Ag* nuk është vetëm fillim i ditës dhe kohëzgjatja e lemjes së diellit, si një periudhë midis *natjës* dhe *mëngezit* (ME +NE+GE+ZI, pra dielli ZI doli si G) / mëngjesit, por është veti e Zotit, prej emrave të Zotit. Natyrisht Grekët kur erdhën nuk morën gjithçka nga Pellazgët, disa gjëra nuk i pranuan. Por *Ag* mbetet një emër i Zotit po ashtu si *AMON* që janë shqip, duhet të ngjiten të përtërihen dhe duhet të mos harrohen. Shqiptarët e lashtë kishin ndërtuar një botëkuptim filozofik religjioz që ishte shpërndarë në tërë botën duke filluar që nga Tibeti deri në Shkretëtirat Arabe dhe nga Anglia deri në Spanje. Megjithatë emrat të bashkëngjitur si Agron, na japin edhe një pamje tjetër më të thellë lidhur më pjesën *RON, RUN, RAN, REN, RIN, RYN* që do të thonë; rrjedhje, lëvizje e trupit të gjësendit, e strukturës relievore. Shembull, forma e *RO*-së, për të cilën kemi folur më sipër, por gjatë zhvendosjes së kësaj strukture formon pamjen tjetër të quajtur *RON*, ose rrjedhjen, rritjen, në drejtimin horizontal o vertikal, të cilat do ti shtjellojmë më vonë.

**9.**

Një prej vërtetimeve që AL, ALT, që për këtë gjuhës shqipe e kemi fjalën NALT=NE ALT, prej së cilës ka rrjedhur fjala ALTAR, që mund të jetë emër pa prapashtesë por thjesht emri ALT+Ar pra i naltë ndërsa për pjesën AR kemi folur më sipër. Megjithatë një dëshmi tjetër është edhe prania e fjalës UL, ULT që paraqet një simetri apo anë të kundërt të së naltës. Mandej më EL, kuptojmë trupin që shkëlqen nga lartësia, jep nxehtësi ose pamje të ndritshme, kurse LE nënkupton diçka të kthyer nga drita i ngritur në naltësi. *Le* po ashtu përfshin edhe shumë fusha e shpate të pjerrëta të ngritura në një naltësi, por më përmasa më të vogla. *Le* Shpesh

duket si shumës i *LA*, dhe *Li* por përmasat janë më të vogla, derisa *La* është një, e *Li*, *Le* mund të jetë më shumë *Li* ose *La*.

**10.**

**Shënime: Vërtetojmë**

*(Kaltërsi, emri i ngjyrës që ka lindur nga ndërthurja e fjalëve KA+ALT+AR+SI, do të thotë;*
*KA - ka*
*ALT- nalte,*
*AR –ngritje si dhe të drejtuar më kahje nga poshtë lart, ka qielli- AR,*
*SI- përmasat e pacaktueshme, e ngritjes thikë përpjetë përshkruhen më fjalën ose tingullin SI, ose vetëm S.*
*Mënyra më e shkurtër e Kaltër do të ishte KALt që do të thotë KA NALt, ose gjendet në Në Alt/pra në lartësi/ Naltësi*
*Kështu emri MASA ose në trajtën e pashquar Masë, ka kuptimin MA+SA, ose MA+SE, ku do të thotë më MAjtë ose që ka madhësi të rëndesës/rënëses/ranëses që nuk mund të matet, si dhe madhësi të ndryshme fizike; si masa, hapësira, forma, dhe vetitë tjera që e bëjnë gjësendin. Kështu forma më e shkurtër fjalës MASA, është vetëm Sa, që e ka të njëjtin kuptim, vetëm që tregon se trupi MA (përmasa që merren më mend) Sa, ose e ka Sa –në të janë MA-jt brenda hapësirës që zë trupi. Kjo SA mund të formojë edhe fjalët tjera si; KA Sa/kasa, ose SA KA /saka*
*Shpjeguar shkurt, Kaltërsi, ajo që gjendet shumë lart, pra që shihet në lartësi ku ngritja e saj vazhdon gjithmonë, pra, ngjyrë që duket e gjendet në naltësinë e pafund).*

**11.**

Kemi fjalë që tregojnë pothuajse përmbajtjen e njëjtë por në nivele dhe përmasa të ndryshme duke u zgjeruar dhe duke i dhënë kuptim të përafërt më fjalën *AL*, kështu kemi *OL*, që po ashtu ka për detyrë të përshkruajë naltësinë. *OL* është një tokë e lartë ose një trup i naltë mbi tokë. Derisa *LO*, është një trup i lënë ose i shtrirë në tokë, ky trup mund të jetë i çfarëdoshëm. *Lo* lidhet drejtpërdrejt më fjalën më *lon*, ose më *lanë*. Kështu nga kjo formohen shumë fjalë, siç është *LOMA, LODHA, LOTI, LOKA, LLOMI*,
Duhet ditur se *LA, LE, LI, LU LY* kanë afërsisht të njëjtin kuptim, ashtu si edhe *LAKA, LEKA, LOKA,LIKA, LUKA, LYKA*.

**Tabela 2**

| | | |
|---|---|---|
| Laka | Lama | Lata |
| Leka | Lema | Leta |
| Loka | Loma | Lota |
| Lika | Lima | Lita |
| Luka | Luma | Luta |
| Lyka | Lyma | Lyta |
| | | |

| | |
|---|---|
| La | Ma |
| Le | Me |
| Lo | Mo |
| Li | Mi |
| Lu | Mu |
| Ly | My |
| | |

| | |
|---|---|
| Maka | Mama |
| Meka | Mema |
| Mika | Mima |
| Moka | Moma |
| Muka | Muma |
| Myka | Myma |

| |
|---|
| MUT |
| MYT |
| MET |
| MAT |

Duke analizuar emrat *MUT, MYT, MET*, shpejt nxjerrim përfundimin se fjala *MAT* është tash pothuajse një fjalë shumë e kuptueshme që u largua ngadalë nga fjalori shqiptar që në të vërtetë ishte një fjalë e përdorur shumë në gjuhën e lashtë shqipe. Kështu *Mat* e ka kuptimin e afërt ose të njëjtë më *MET* (mbet, ose i mbetur përkohësisht në një vend, ose i *metun* në të mira apo në të këqija). Emri *MAT* nuk ka të bëjë asgjë më fjalën e madhe (fjalën e madhe e kemi sqaruar kur flasim për tingullin DH dhe MA), ajo në kuptimin gjeografik është një hapësirë e mbyllur pra e rrethuar nga bjeshkët ose vargmalet, dhe një vend i *lanun* anash, i mbrojtur, dhe i ***metun*** i ndarë nga hapësira që e rrethon atë. Për shkak se e ka tingullin A, shpreh gjerësinë dhe madhësinë e atij vendi të ***metun*** ndërmjet maleve ose mandej në mes të detit. Kështu sikur ta kishim

emrin e *MATIT* si *MET* do të kishim hapësirën më pak të rrethuar, ose më gardhin e bjeshkëve rrethuese më pak të dukshëm, më shumë të shfaqura ndaj rrethinës. Kështu *MAT* në rrënjë ka kuptimin *MET*, pra të mbetjes. Kështu *MAT* jepet një vend i veçuar i mbetur nga rrethina, i mbetur më veçoritë e tij të mira ose të këqija, mund të jetë po ashtu territor i veçuar gjeografik. Emri *MAT* si folje lidhet përsëri më matjen, e cila shprehë përmasat e gjatësisë, ose madhësisë, në krahasim më përmasat e hapësirës tjetër. Kur e tjerrim më shumë këtë emër të lashtë shqip, e cila nuk ka të bëjë fare më emrin i *MADH*, shohim që *MAT=MA+AT*, pra e *ma atë*, sikur na thotë e mban atë pjesën që dallohet nga pjesët tjera, pra e (ma)+(at) çka nuk e kanë pjesët tjera. më vonë do të shpjegojme që fjala AT paraqet në të vertet gjatesin, keshtu pjesa MA+AT paraqet hapsiren e pershkruar njehere që e kemi kaluar dhe që i dihen kufijte. Nëse do ta kishim emrin *MIT* do të kishim një vargmal ose një luginë të drejtë të gjatë, dhe jo të gjerë. Nëse do ta kishim më emrin *MUT*, do ta kishim një vend më shumë fushëgropa, që janë të rrethuara, ose një lugine shumë të gjerë e të gjatë, të mbuluara më male, ku ka lumenj, dhe ka vende të panjohura, hapësirë e cila do të ishte më një ORR (pra më një gardh, ose rrethojë) bjeshkësh të larta.

**12.**

Të shikojmë fjalët dhe t'i krahasojmë njëra më tjetrën;

| | |
|---|---|
| Ik | ki |
| ak | ka |
| uk | ku |
| yk | ky |
| Ek (Hek që shpreh shpejtësinë dhe mprehtësinë e *ekjes* pra *hjekjes*) | ke |

Derisa *Ke, Ka, Ku, Ky,* janë shumë mirë të kuptueshme, por është edhe renditja e kundërt si; *Ik*, *Uk*, dhe *Ek,* ndërsa *Ak, Yk,* janë jo të kuptueshme për ne, edhe pse më siguri këto kanë qenë të përdorura në gjuhën shqipe, por më kalimin e kohës janë rralluar në përdorim, ose edhe janë harruar tërësisht. Kështu ***Ik, Uk***, në kuptim të përgjithshëm mund të jenë të njëjta por në përmasa dhe në shtrirje të ndryshme. Derisa Ik na jep një largim drejtvizorë të shpejtë, ***Uk*** na jep diçka që lëvizë dhe largohet në terrenin e panjohur, të thellë, mistik, dhe shpesh të pashpjeguar, por gjithmonë të fuqishëm, mjedis rrjedhës, i lëvizshëm dhe i madhërishëm.

Nga kjo përgjithësojmë se edhe fjala ***AK***, mund të këtë të njëjtin kuptim sikur ***UK***, ose ***EK*** dhe Ik, por në domethënie që ai vend, rajon, ose ajo veti e shprehur edhe si ndjenje ose anë shpirtërore ose metafizike e botëkuptimeve, na jep pamjen e formës që ka shtrirje shumë më të gjere, hapësirën dhe fuqinë e pamasë që ka një prezencë shumë të madhe por shkon ngadalë duke konvergjuar në hapësirë në formë kulmi. Ndërsa e kundërta ***Ka***, jep anën e kundërt të lëvizjes se fuqisë se madhe, ose hapësirës se madhe në kuptimin fizik, ose ideve dhe madhështisë së madhe në kuptimin ndijor e mendor.

**13.**

Kurrsesi *AK* nuk ka kaluar në *AG* ose anasjelltas, *G* në gjuhën shqipe pothuajse asnjëherë nuk është ndërruar më *K. K* dhe *G* ndryshojnë shumë nga njëri tjetri edhe pse kanë afërsi në shqiptim. Por *AG* dhe *GA* po ashtu janë dy pika të njëjta por më këndvështrime të ndryshme, ashtu si *EG* më *GE, UG* më *GU* më poshtë kemi paraqitur në mënyrë skematike dallimet në mes *AG* dhe *GA*. Kështu emri *AIK-AJKA* mund të këtë një kuptim kur nga tërë shtrirja përqendrohet cilësia në hapësirën e kufizuar e përqendruar, siç është fjala *AJKA*, kështu kemi emrin *AJAKS* i cili më shumë ngjason më një term fizike se sa më një emër personi.







**Mënyra më e lehtë leximit të tyre është *A* (është) *G, G* +a pra *G* asht, megjithëse të gjitha këto janë përafrime.**

***14.***

***Shënime:***

*Helena = HE e lena / E lene më Zotin, e lena për Zotin.*

*HE ELE NA Zoti shkëlqim, ka dhënë, shpjegimet e metutjshem do të jepen hollesisht më vonë për ketë emer.*

*Akille=ak+ ill pra asht ajaka e naltësisë, A kill asht i naltë ose akill thjesht i fuqishëm sikur fjala akal. Achille-A qilles, A i qilles. Qilli në vend të qielli, edhe illi në vend të ylli ende përdoret në Kosovë.*

**15.**

MAJA E MALIT = emri *MAJA* ka lindur nga fjala *MA* = e man, pra nga rrënja *MA* siç është formuar edhe fjala shqipe *MASA=MA+Sa* = që përmban ose man një përmasë të pacaktuar të masës më emrin *SA*, mandej *MA+LI* që përmban ose man një gjësend të lanë ose lartësinë *LI*.

Vetë fjala *Mandej* është e krijuar nga e njëjta bazë që janë krijuar fjalët MAT, Maja, Masa, Madh, Mali. Kështu *manej* =MA+anej, pra ma andej/***anej (andej në jug formohet nga dy fjalë të veriut =man+dei, pre e mane dei=deri)*** duke vazhduar më tutje.

Po ashtu edhe *MAJA* është e formuar *MA+I*= që do të thotë e man një **I**, pra gjësendin të ngritur, si pip në këmbë, të drejtë, të naltë, që e ka formën si **I**, si shtyllë ose trup në prerjen tërthore duket afërsisht drejtkëndorë. Kështu *MAI* është kthyer në *MAJA*, pasi **I** në natyrë është vështirë të gjejmë, ose ta gjejmë në pamje të cilindrit të përkryer, në formën drejtkëndëshe. Kështu në shumicën e kohëve kemi pamje thepore, por që ka rënie harkore nga I duke formuar sipërfaqen shembull si kjo figurë kështu kemi një I e cila do ta kishte formën e tillë . Tingulli ***I*** është statik, drejtvizor q*ë* ka formën e trupit, sikur janë; SH(i)gjeta, ose riga e SH(i)ut, n*ë* momentin kur përpiqet të tregoje lëvizjen e I në form*ën* lakore ose thjesht lëvizjen, ***I*** kthehet në **J**, kështu kemi Pjepni/Pjepri (shpesh emri Pjepni në Kosovë quhet PIjepni) që shënon vijën harkore, ku nga PI kthehet në PJ, ose VI kthehet në VIJ, njëjtë ndodh edhe më emrin që përshkruan Majën e trupit siç është e ***mane*** n*ë* I=MA+I=MAI, por për shkak të formës harkore kthehet n*ë* **I në *J,*** kështu nga MAIA, kthehet në *MAJA*. Pra, *AIA* kthehet në *AJA*, ku në rastin tonë kemi nga lëvizja e gjatësis*ë* pra A në majën e **I-s*ë*** dhe nga maja e *I* e rëni*es*, pra nga ***AI***, në ***IA*** që në të vërtetë përshkruhet *AI+IA* ngritjen e objektit dhe një rënie e tij. Kështu kemi dy tingujt që përsëriten dy herë për të treguar ekzistencën e trupit mi/mbi sipërfaqen e tokës. Kështu ***A*** është hapësira e ngritur nga toka n*ë* Qiell, por kjo hapësirë është hapësira e thatë/boshe, ndërsa **I** e mbushë këtë hapësirë e pas I vije përsëri hapësira e zbrazët dhe e

pakufishme. Kështu ***AIA*** ose ***AJA*** kemi përshkrimin më tingujt *të* trupit *në* krahasim më hapësirën boshe që është e pandryshueshme dhe e gjithmonshme. Kështu **AIA** është ky trup, ndërsa **AJA** është ky trup  . Njëjt*ë* folja **VI** më foljen **Vije**, që në rastin e parë përshkruhet, **I** që e ka formën e sipërfaqes së tokës në formën **V**, ndërsa në bazë të këtij emri është krijuar folja **VIJ**, ku **j** shpreh lëvizjen.

Qartësimi i mëposhtëm bëhet nëpërmes fotove




**16.**

Lean = që vijë nga gjuha shqipe le+an=pra e lanë anash, ose thjesht *le ane, le anash, len, lanë*. Mandej *Clean*, që ka kuptimin laje, pastroje, ka rrënjën në gjuhën shqipe që do të mund ta shpjegonin si një Clean=Klin, që do të thotë pjesë e veçantë e lënies (linjës), ose e lamjes (larjes). Kline do ta kishte kuptimin një tokë e pjerrët që njëherë është vërshuar nga lumi e mandej pjesa që kullohet mbetet si tokë ose tokë e shkriftë më terrenin e ndarë pas *lamjes* ose vërshimit të ujit. kështu emri KLIN mund të KETË KUPTIM. në sot e përdorim në kuptimin se ishte një tokë *Klli, Kllin, Teklli* etj. Po ashtu *Line* që jep vijën, kjo është fjalë e marrë nga gjuha shqipe, shumë më përpara se të këtë Perandori Latine. *Li* është diçka e lënë e gjatë

që ka gjatësinë shumë të madhe në krahasim më gjerësinë, në *n* pra në tokës, dhe zakonisht ajo duhet të jetë e ngulitur nën sipërfaqen e tokës, si një vade e ujit.

Pra, kur themi *Vada*, na jep një gjerësi (gjanësi) më të madhe, një përmasë më të madhe se sa vije. Emri *Vi* paraqet një sipërfaqe shumë më të ngushtë por më të drejtë, pra më vijëdrejtë.

Vada ka kuptimin edhe të një vije të ujit, e gjerë për nga përmasat e dame nga një vadë tjetër më e madhe, që mund të jetë; kanal, përrua, vijë e ujit. Në bazën e *Va, Vi*, zgjerohet në gjuhën shqipe dhe kuptim *VU, VY, VE, Vo* të gjitha kanë kuptimin e afërt më *LA, LI, LU, LI< LE< LO*, por edhe ndryshojnë mjaft shumë në gjatësi, si dhe në shtirjen dhe vendosjen në terrenin, ose formën e objektit. Derisa për një trup themi është *Vendosë*, pra *V* tregon formën e vendosur që formojnë shkronjë *V*, si dhe karakteristikat e ndryshme që i përshkruan V në ata trupa, ose relief që ka veti të shenjës *V*, dhe e cila dallohet për nga gjerësia, ndërsa *L* shpesh përshkruan trupa shumë të gjatë, mandej edhe jashtë mase të gjatë. *Ven=VE, Vorr=Vo, Vu=Vun, Van=Vajetn=Vau=Vada, Vardar=Va.*

*Nga* që ka kuptimin e foljes më *nga*, ose më vrapu=*ve ramjen në pu*, ose thjesht teposhtë. Kështu *Vrapi, Vrapo, Vrapua* më mbaresa kanë edhe kuptimet edhe shtjellimet fizike. Por *Pi, Po, Pu* flasin për sipërfaqen e relIefit, sidomos kur gjenden në fillim të fjalës.

*Vra+po* (Vendose Ramjen në Po), është më rrënjë të njëjtë Vra+mje (Vendosje Rënien, ose *Ra* nga lart - teposhtë, duke ra rrafsh më tokë që shënohet *M*, ku *M* paraqet trupin që puthitet e prek tokën pushon në sipërfaqen e tokës), ose më një gjerësi më të madhe të kanalit, ose shtratit të lumit që përdorë *VA+RA +DAR* që del nga fjala *DA*=si shpjegim i davaritjes, ose më mire të themi si shpjegim i rrënjës *DA*, që domethënë *damjes* së ujit nga tërësia për shkak të rrjedhjes ose për shkak të shpërndarjes.

*VAR* na jep kuptimin e diçka që shtrihet në mes të dy brigjeve më një pjerrtësi ashtu siç është simboli V, por më *Ar* kemi rrjedhjen e diçka të pastër dhe të pasur. Kështu *Var* është një dalje nga burimi i ujit dhe një shpërndarje, që rrjedh teposhtë. Vënia e emrit të lumit që dikur ishte zemra e Dardanëve, shpjegon rrjedhën nga lart kur del burimi teposhtë rrjedhës së tij. Shpërndarja e ujit është *ba* vetëm më fjalën *DA*, ndërsa rrjedhja dhe vlera përshkruhet më fjalën e përsëritur dy herë *AR*, pra si *V(AR)D(AR)*. Thjesht krejt lumi më rrjedhë nga pika e naltë drejt një pike më të ulët është paramenduar si diçka e varur më fjalën e parë, *VAR*=varur, dhe shpërndarja më fjalën tjetër të shqipes së lashtë *DAR*. *Dar* ka kuptimin *Shpërndarje*, sidomos kur përdoret në fund të fjalisë, ndërsa kur përdoret në fillim të fjalisë, ka kuptim edhe më të gjerë, si ndarje e pasurisë, shumim i

saj, përhapjes së pasurisë dhe punëve fisnike dhe të zotit, e fisnikërisë dhe e një race të bekuar që ndërtohet më emrin *DAR*.

Emri *Dar* ka kuptim të një ndarje nga *Ar*, por jo si diçka që ndahet përgjithmonë në kuptimin fizik, por në kuptimin dinamik diçka që shumohet, shtohet dhe degëzohet, kështu ngjashëm kemi fjalët *Dega* pra *De(ga)*, *D()rrasa =D(rrasa), DeDa(De+Da), De+ma, Da+DA*, etj.





a) Vada

b) Va(r)da(r)

**Vijat kryesisht jane me gjeresi te vogla**





**c) vija**

**d) vijat e ujit**






**17.**

**Vorbulla** (VOR=VAR BULLA/BOLLA/BALLA,...)/ shtjella / sjellja e ujit

Të gjitha këto janë një argument i fuqishëm për origjinën e fjalëve të gjuhës shqipe të cilat sot përdoren tek popujt e sllavizuar të Ballkanit, siç janë serbët, bullgarët, boshnjakët etj.

Asnjëherë nuk duhet të ju ikim fjalëve *DADA, DEDA, DEMA, Dera, DEka, DELia, delmja*, etj. sepse janë të gjuhës shqipe dhe përdoren tash e dhjetë mijë e më shumë vite.

Kështu emrat *VAra, Var*, lidhen më diçka të varur, në një terren më të gjerë në bazamentin e asaj çka simbolizon tingulli Va, ndërsa V është ngushtësi në fund të asaj që përshkruan tingulli V, duke e vënë majën e V vetëm në një pikë, kështu *VAR*, kthehet në diçka që është *VRA*, sikur brenda saj fshihet tingulli *ë* që është aq shumë e përdorur nga gjuha jonë shqipe në jug, thjesht duke e përdorur në dëm të tingullit A dhe E. *Var+Da+AR* mundohet më tingujt e fundit që në thelb nuk janë prapashtesa, të ndërtojë fjalën *DAR* që ka kuptimin diçka që e shumon *ARIn* e pasurinë, ndërsa në

pikëpamje fizike është lëvizje nga poshtë lart, duke treguar kështu vlerën jo vetëm fizike por edhe mendore, morale, si dhe religjioze. Kështu *DAR* = *DA+Ar* që do të thotë pjesa ku buron *Ari*, ku del. Në fillim të gjuhës shqipe fjala *AR* nuk duhet të jetë kuptuar vetëm toka që punohet dhe sigurohet buka e gojës, por që përshkruan vlerat e punës dhe përpjekjes së njeriut që rrjedhin në tokë, që japin jetë, dhe që janë të vlefshme të ngritën tek Zoti, ose thjesht janë punë njerëzore më veti të Zotit. *Vardar*=ka kuptimin jo vetëm të diçka që varet nga burimi, por edhe që rrjedh, duke u shpërndarë dhe duke u shumua nga uji i tij, më anën e fjalës *DA*, por edhe që është pasuri dhe që është jetë dhe diçka si një bekim i veçantë më prapashtesën *AR*, që në të vërtetë është emër që jep rëndësinë e madhe që ka uji i Vardarit.

| | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|
| Daka | Deka | Dika | Doka | Duka | Dyka |
| Dara, | Dera, | Dira, | Dora | Dura | Dyra |
| Hara | Hera | Hira, | Hora, | Hura | Hyra |
| Lara | Lera, | Lira | Lora, | Lura | Lyra |
| Haka | Heka | Hika | Hoka | Huka | Hyka |
| Laka (flaka/fallaka,..) | Leka (fleka, Pleka, flek(g)ra) | Lika (helika, Flika, falika) | Loka | Luka | Lyka |
| Hala | Hela | Hila | Hola | Hula | Hyla |

Sot nga ky kombinim kemi emrat të cilët deri në vitin 1970 në Kosovë kishin përhapje të gjerë siç janë; Dika, Daka, Duka, Dara, Dura, Dira, Laka, Lika, Leka, Lara, Hala, Hela, Hila,... ose emrat e femrave i kemi; Dara, Hala, Hela, Hyla, Hula etj.

Kur flasim për **An** dhe **On**, si vërtetim i domethënies së tyre kemi përdorimin e fjalëve ION=Jon

IAN=*Jana*, si shembull edhe sot në Kosove përdoret shembulli në Deçan; paralelisht; E *jana* është, por edhe e *Jona* është, duke kallëzuar se E **jana** dhe e **Jona** si përemra pronor kanë kuptim të njëjtë shprehur mbi bazën **On** si kuptim gjeografik të vendit të ndodhjes ose origjinës, si dhe *An* të prejardhjes biologjike të njëjtë, por edhe në të dy kuptimet shprehjet *ON* dhe *An* duke shprehur të njëjtën përmbajtje. Shembull *Oqean /Okean, Arian, Matjan, Decan, Pejan,..etj.*

Emri oqean mund të përfarohet më fjalën *O I Gjanë*, ose në formë që mund të jetë më i lashtë *OGEAN*, si përafrime i fjalës *O I Gjanë*, kështu si *OGEAN Si OGJEAN*. Por, nuk kemi kalime nga K në G, dhe nuk vlenë ky shpejgim. Shpejgimi më i sakt do të ishte *OKEAN* përbëhet nga

OKE+AN, ku OK=IKE +AN-ash, që mund t ë përgjithësohet si AKEAN/UKEAN, EKEAN,.., ose thjesht O KE AN= O KA AN, pra anë e larguar, e veçantë, IKE=OKE + ANOS/ANOSH/ANASH=IKE ANASH. Duke ditur se OS=OSH, dhe ANOS=ANOSH, mund të ndërlidhet se OKE=IKE ANOSH/ANOS si përafrim më fjalinë ANASH, që i bije IKE/OKE ANASH. ANASH e TOKEs, pasi Oqeani paraqet kufirin ( *kufini=kafun/Defin=da fun) e* tokës, ku përfundon toka. **Okeanos=T'okeanos**=T'OKEANOS=TOKEANASH/ANOSH, duke e ditur se S=Sh, kemi TOK+ E+ ANOS=ANES=ANOJ, prej nga nxjerrim TOK E ANES/ANOS, që do të ishte ANash e tokës. Krejt kuptohet se Okean tingëllon gegnisht, si forma ma e lasht e Shqipes, dhe Oqeani rri Anash/Anos/ANOSH tokës. Gjithsesi kuptohet se pjesa ANOS ka kuptimin ANU/ANO pra A e NO=Nume, dhe pjesa NOSH/NOS/NUs/NUSH paraqet gjësendin OS=Osh e Nume në formën NO+OSh, NOS/NOSH/SHNOSH. Pra Anash NON, nga AN=NA si formë NU, kemi AN +NOS=ANOS. Pjesa AKE afrohet më fjalet AK/UK/IK/OK prej nga paraqet largimin e ANES si ANOS. Megjithatë vjetërsia e emrit mund të shtrihet përtej antike, dhe më ketë marrim shumë kuptime,

**IO**

Për të parë vlerën e tingujve *I* dhe *O* do të nisemi nga emri *IO*, emri *IO* emër shumë i rëndësishëm, dhe ka domethënien si *I+o*=në kuptimin mashkull *O*, penis *O*, ose ka fuqi seksuale, burrë *O*, i drejt *o* ashtu sikur simboli I. Natyrisht do të kemi kuptimin tjetër UO, që do të ishte i fuqishëm ose i vrullshëm. Sepse tingulli më shenjën **I** përfaqëson numrin një/ní/í, organin seksual, pra, mashkullin, dhe format e drejta si shigjeta më lartësi ( e trashësi të papërfillshme). I paraqet trupin të ngritur në rrafsh, afërsisht në këndin e drejt, ngritje e përnjëhershme, ndërsa *RI* është rritje/ngritje e *I* edhe më shumë, më këtë duke e rritur edhe gjerësinë. Li-është fushë e shtrire në trupin e një bjeshke e cila ngritët nga rrafshi përnjëherë nën kënd të madh etj. Dallimi kryesore ndërmjet *RI* edhe *LI, RI* është një ngritje trupit nga toka në lartësi të caktuar, ndërsa LI është një fushë ose hapësirë e veçantë sikur e lënë dikur në një lartësi të bjeshkës, rrafshnaltave ose shpateve të mëdha.




**Fig 16.** Skica që qartëson emërtimin LI

**19.**

***Shënim 2.***

Marseille=Mar+sjell

**Korsika** = Edhe në Greqishte kemi, Κορσική (Korsikḗ/Koresike), që del nga emri *Kore, Kore+Si+ka=Kores+ika, ka kores, i bije kores,* që ka kuptim, ka formën si të kores, ose i *Kores* është. Pra, vetë ishulli duket si një kore e bukës kur piqet dhe që ka formën në rënie, sikur don të ike korja. Emërtimet tjera greke ose latine janë shumë më të vonshme sesa emërtimet greke, ndërsa ato greke janë shumë më të vonshme sesa ato shqipe. Kemi edhe emrin KORAB, që do të thote KORE BA, ku AB=BA kanë të njëjtin kuptim, pra Ba. Mos të harrojme pjesa Kor*sike, është SIKE, që përfarohet më SAKA, SUKA, SOKA etj, që përshkruajn sasin, e cila nuk është aq e nalte, pasi KA bije në funt (prej nga kemi fjalën dhe shpjejgimin logjike UNT=fund) të pjesës SIKA, që do të ishte ma e madhe për nga përmasa.*

**PISA**=nga gjuha shqipe mund të ketë disa kuptime, për të cilat trajta do të flasim më vone

Pjesa, pra e formuar si *PIJESA*, ose si një vend ku nga larg shihet maja e madhe e bjeshkës ose e Malit. Shjegimi më i thellë i kesaj fjalë është PISA=Pe/PI/Pej +ISA, Për fjalën IS flasim më vonë.

**Male** = Nga gjuha Shqipe –Mali.

**Agnano**=AG NON, AG NANO/NUN/NAN etj, pra AGU NUN/NON, Calci=Kalqi=qe dote thote ngritje e tokes jo shumë e nalte. Agnano = Agn+ano = AG+NANO = Ana ose vendi i lindjes së Agnit.

**Buti**=BUT formohet nga BU=BA+UT , ku UT paraqet gjatësi ose hapsirë më formën sikur U, të futurë nën sipërfaqen e trupit-gjësendit,

**Calci** = Kalqi = nga Kali
**Buti** = nga mbiemri I BUTË
**Pescia** = Peshk, prej nga S është njejes kurse shumesi e kemi SH.
**Uzzano** = U zan, U nxan, U zënë
**Marliana** = Mar+Li+ana që do të thotë Ana e marli e shtrirë në naltësi ose e lënë në drejtim të lindjes së diellit si e dalë në një bjeshkë ose mal që quhet LI, si LIKA, LIPA varësisht nga pamja dhe forma e shtrirjes së LI-së, ose thjesht LI. Kështu emri *MARLI*, do të thotë një *LI=LA e Marë*, vend i pasur dhe i begatë. *Marli* mund të jetë edhe diçka e mbarë dhe që ecë m(b)arë, dhe sot përdoret për një njeri *Marli*, pra që i ecin punët *marë/mbarë*.
Goraiolo=nga gjuha shqipe Gora+I+Olo, pra *Gora* e ngritur mbi fusha në naltësi.
Kollona, Kolona, Kolonia=Kalon,por edhe Ka Lonia=Ka Lanie, janë nga gjuha shqipe,
*Kollona* quhen vija të drejta më ngjyra të ndryshme në pëlhurë=Ka lone=Llone, ose quhet *krahcat* ose mbajtëset e pantallonave, *krahcat* janë si shirita ose rripa (rrypa) që varen në krah të mbahen pantallonat.
**Kolonia** quhet një pjesë nga *tanësia* e madhe, zakonisht në bregdet ose në hapësira tjera. Pjesë e tokës e marrë më dhunë ose e blerë, kur vendosen të ardhurit, pushtuesit, ose një popullatë që dallohen nga pjesa tjetër e popullatës ose e vendit. Kolona=Ko+Olo+na pra një diçka Ko si formë tjetër e *Ka, Olo*,=Ola=LON një hapësirë e lanë e shtrirë në tokë etj.
**Bona** = do të thotë diçka e Bane ose e bame (e bërë) e cila është e *bane* dhe e cila është e ndërtuar mirë.Kemi nga shqipja Valbona=Valbanë
**Imola**= që ka kuptimin, I molla ose I mjela, i mola, ..., nga gegënishtja në kuptimin e mbjelljes pra *i Mbjella* (*i molla*) ose *i mollës,* vend ku kultivohen mollët, ose siç përdoret në Kosovë; *I mola lopët, dhentë, dhitë* e të tjerë – Vend ku mbahen bagëtia, dhe milen ato. Pasi IM=AM marrim AM+Ola, ku ORL ka kuptimin e lënies mi dhe/tokë, ose OLA O-ne toke, LA =Lanë
**Velzna** =Ne shqipe *Velëza*, ka kuptimin e *Velit* dalë nga fjala *Vala*, ndërsa *za* më në fund përdoret për ta zvogëluar *Velin* që mund të jetë sipërfaqe tokë në formën e një vale.
**Mileto, Mileta,** =Një strukturë e ngritur relievore, vendbanime malore, pjesë kodrinore, e ngritur mbi majat e bjeshkëve ose mbi/mi fushat e shtrira, zakonisht nën ose rrëzë bjeshkëve. Emrat që përshkruajnë këtë pamje, si dhe përdorimi i tyre për përshkrimin e kuptimeve të ndryshme, që të gjitha fjalë Pellazgo-ilirishte, siç, janë:

| | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|
| **Mala** | **Male** | Malu | **Malo** | Maly | **Mali** | |
| **Mila** | **Mile/Mi(e)le-Mjele** | **Milu-Mi(e)lu, Mjelu** | **Milo** | Mily | **Mili** | |
| Mola | **Mole/Mole** | Molu | Molo | Moly | **Moli** | |
| **Mula** | Mule | **Mulu** | **Mulo** | Muly | Muli | |
| Myla | Myle | Mylu | Mylo | Muly | Myli | |
| Mela | **Mele/Miele, Mijele, Mjele** | Melu | **Melo** | Mely | **Meli** | |

Mile, Milo, Milo, ..., nga këta emra të paraqitur në tabelë më ndërthurje të tillë mund të vazhdojë edhe më të gjitha zanoret tjera të gjuhës shqipe, sidomos në verioren, të folmen më të lashtë. Ashtu zbulojmë kuptimin emrave e foljeve që sot përdoret tek ne, si mbiemra njerëzish, emra vendesh, emra e folje.

a) Milo-vend i lon, **mi** strukturën tjetër relievorë, si pjesë e rëndësishme ku ruhet vendi më i thate, më i ruajtur, pasi në njërën anë zakonisht e ka bjeshkën, ose diçka si mburoje. Kështu si emër njeriu, Milo, ka kuptimin; i madhe, i ngritur, mbi të tjerët. Një lloji i afërt i emrit Milo është Lika/Leko/Luka/Laka/Leka/Milka/Milika.

b) Mule, Mula, Milo, Meli e të tjerë, kanë kuptimin jo vetëm si struktura të ngritura relievore më disa ndryshime nga njëra tjetra jo të mëdha, por kanë kuptimin e njeriut që nxiton, që ka fuqi dhe që zhdirgjet nga sipërfaqja më lart, duke rënë pjerrtas në strukturën më hungjët/ulët (rrafsh ose lug), kështu Mule, Mula, do të thotë nxitues (ai që nxiton), që zhdirgjet më shpejtësi nga një pjerrtësi prej pikës më të lartë në atë më të ulët, ashtu në pikën e ulët duke bërë shtypje edhe duke rënë më peshë dhe forcë të madhe.

c) Mele-Mijele, Ma+je+ le=M+je+le=Man JE-metjen-je dhe LE LANE , PRA më MA MAJ=MJE LE-LENIE, maje LENIEN-ATE që E LEN NGA GJIRI LOPA, ML=MA LA= Man lanien, Mijele, Mjele. Milu-Mielu, Mijelu, Mjelu. Mole-Mole lopën, mole cicën etj, shpjegojnë shtrëngimin e dorës në cicën e lopës, gruas, ose në objektin e organin e caktuar. Ky shtrëngim fillon nga pika më vlerë zero dhe mbaron në pikën më vlerë shumë të madhe, duke hedhur materiale jashtë në gjendje të lëngët e gaztë ose të ngurtë. Pra, nga përshkrimi i hapësirës së përkulur, merret dhe përdoret i njëjti kuptim si veti fizike e trupit, gjësendit, ose individit, siç është procesi i *mjeljes* se lopës edhe veprimeve të ngjashme të mjeljes. Kështu emri Mule, Mulak, Mulka, Muluka, Mulo, Mala, etj kanë në parim të njëjtin kuptim, por varësisht nga zanoret marrin

intensitet edhe përshkrimi më intensitete e nivel të caktuare. Mule, Mula përdorën si emra dhe mbiemra shumë i shpërndarë në verilindje të folmes së gjuhës shqipe. *Mule* ndërtohet më bazë Mu-muje, ashtu duke shprehur të mundshmen më fuqi, rënien nga pjerrtësia, si i nxitueshëm duke zbritur në **lu**g, si Milot. Kështu kemi shpjeguar emrin Milo-Milot po ashtu, emri që për habi ka mbetur në Shqipëri pa u shpjeguar kuptimi.

d) Mjele, Miele, Mile, etj. si folje që tregon mjeljen duke kaluar nga përshkrimi i reliefit dhe ecjen nëpër të, duke fituar lëvizje të nxitueshme, ashtu sikur fiton njeriu nxitim gjatë lëvizjes teposhtë shpatit, e shtjelluar më sipër, në pikën c), ka përdorim të gjerë në gjuhën tonë, prej nga ka lind emri Mjalt, Mial, Mihal, sikur Milo=Mielo-Mihlo-Melo-Melko-Mehl-Mehlkom-Mehlkam etj.

e) Nga Milo-t, Mile-t, Mula-t ,.... ka lind emri i qumështit si Miele, Mjele, Milko, Mliko, Mleko etj. që përdoret në gjuhën shqipe si folje mjelë, ose mila, milu, mile, bagëtinë ashtu që ajo që nxjerr veprimi i mjeljes tek popujt tjerë u quajt si fryt i atij veprimi, Në gjuhën shqipe u ruajt më fuqishëm, kështu produkti i veprimit të mjeljes u quajt Tamël-si forma më e lashtë e ruajtur shumë në verilindje - Dardani. Tamël në të folmen e Shqipërisë së mesme dhe qumësht në jug.

Nga të gjitha këto shpjeguam si ka lindur folja *Mola, Mjele, Mule,...* emrat; *Mjalt, Milo, Mula,* toponimet *Milot* etj.

Të gjitha fjalët në tabelë dhe ndërthurjet tjera janë nga gjuha shqipe, dikur mund të kenë qenë të gjitha në përdorim nga gjuha shumë e pasur e pellazgjishtes e zhvilluar së paku gjatë 12 000 vjetëve në Evropë e mandej e përhapur në pjesën më të madhe të botës së lashtë. Prej nga ndikoi në krijimin edhe në ndryshimin e gjuhëve që sot fliten.

**Dasa** = Pra, do të thotë ai që ndan, *i dasë*, (ai që është *i dasë*, pra bën dasi) në gjuhën tonë veriore është Dasa/ai që ka fuqi dhe n*dan*, pra bën gjyq, *dan* njerëzit nga ngatërresat, por edhe e d**an**ë/ndarë të keqen nga e mira. Kështu *Das=Da* ndërsa S është sasi e pacaktuar, *DAS =DA* sasinë e pacaktuar, e cila kuptohet si vlerë e madhe. Ndan nga në Dane=DA+AN pra e ndan *Anën*, e ndan *anën*. Kështu Ndamë=N' da +am-jep, pra jep Ndasi.

**Syrakusa**=Syraku+sa që ka kuptimin e fjalës Syra kusa=kusa vendi ku gjendet SYRAK, Për shkak se bregdeti e ka formën e syrit, i quajtur Syrak, ak=ka, rak=raka, ashtu raku=kanceri në shqip Rak, ashtu siç e quajmë në sot Lirak, Shujak, Shejak, Shajak, Shëmtak, Butak, Larak, Shtramak, ndërsa mbaresa S, ose Sa, Se, shpreh përmasat e mëdha të saj.

Siç përmbahet në fjalët, Malës/i, sasi, Kasa, Masa, Besa, Shpresa, Lesa, Kmesa, sesa, Ndasi etj.
*Me rastin e shpjegimit të etimologjisë së kësaj fjalë SYRAKU-sa, askund nuk përmendet kuptimi i kësaj fjalë në gjuhën shqipe, që e ka pamjen e syrit. S'duhet harruar q*ë *Italia e sidomos jugu i saj banohej më shqipfolës përgjatë* 8000 *viteve.*

Karroca, emri Karrocierë në gjuhën shqipe përdoret sot në Kosove, Karrocë, i thuhet një bartëseje të vogël më rrotë, kështu Karrocë = ka rrotëza, pra ka rrotë të vogël, prej nga shkurtohet Ka+rrotëza=në karrocë, si shkurtesë. Një shkurtim i tillë ka ndodhur edhe për emrin KERR, i cili ka lindur si shkurtesë e fjalisë KA RROTE ose KA më RROTE/KE RROTE=KERR, ashtu si fjalia *Tu ngatë jeta*=tung.




**Andria** - në gjuhën shqipe Ana e Drinit/ AN E DRINIT A, Pra Andria, nënkupton në Anën e Drinit, si argument është emri Adriatik dhe emri i fisit Ilir Adriani, që ka kuptimin A+DRI+AN = është Dri ku e ka

vendin, pra vendi i Drinit. më siguri Adrian është thënë edhe një variant i gjuhës së lashtë shqipe si Odria, ose Odrion, Edrine,... që ka të njëjtin kuptim dhe të njëjtin emërtim. Po ashtu Sadrian =SA+DRI+AN

**20.**

**Tingulli F**

MLO, mla, mlu=me lo=me lon, më lu, më le etj.Nga kjo kuptojmë se La, Lu, LE, LI, ly, lo në thelb janë për të lanë (lënë), diçka por në forma të ndryshme, kështu edhe emri LOT është më lanë, dhe folja Lava, shembull (Lava rrobat më ujë teshat) nën kupton diçka për të lanë. Kështu emri Liqen, L\ke ka të njëjtën bazë për diçka që është lanë. Lke përdoret si folje. Po ashtu fjala e lashtë e ka të njëjtin kuptim për të lënë, është fjala koha e lënë e cila shkon dhe nuk kthehet. Fjala e *Lartë* përbehet nga La+art, që ka kuptimin e gjësendit që lihet në ngritje në lartësi pasi fjala e Ar do të thotë në ngritje nga toka në lartësi ose deri tek Zoti. kështu Lart përbehet nga *LA* pra më e *lanë*, dhe *Ar* pra më e ngritë, dhe kufiri i ngritjes është në tingullin T, që në thelb ky simbol ka lindur nga forma e mbajtjes në ndërtimtari *Trani*, ku në këtë shenjë paraqitet një mbajtëse dhe një *Tra* që formohet tingulli T. Kështu lartësia ngritët deri në majën e tranit (trarit) ku rri e varure dhe e ngjitur për të duke paraqitur kufirin e sipërme të ngritjes (ar). Kështu Art më mbaresën *t* përshkruan një ngritje e cila ngjitet për vetvete dhe e bën të pavarur vetën si fjalë, pra si vlerësim për një gjësend ose punë duke e cilësuar si *Art*.

Nga kjo fjalë kanë lindur dhjetëra fjalë në gjuhën angleze, gjermane, latine, etj.

Fjalët, loose, lore, clean, love, slope, etj. në anglisht dhe lierne, locker, loch, liebe etj. në gjuhën gjermane.

Milo=Mi+lo=pra *I lon mi*, është fjala mi diçka, mi tokë etj.

Milot = vend që është i vendosur mbi një pjesë tokë të lanë, e cila është jashtë përdorimit, ose një ledinë (lendinë) e cila nuk përdoret, ose përdoret vetëm për kullota të përbashkëta.

Folle, Fille, Fylle, Full, Falle.

Mat, Met, Myt, Mit, mut, të gjitha këto fjalë në bazë përshkruajnë diçka të mbetur si hapësirë, si vendbanime të veçuara nga të tjerët, por edhe si një mbetje.

*Myt* do të thotë të bësh diçka të jetë *i met*, kështu emri *Mytliu* ka kuptimin ai që *myt*ë, ai që i bën të tjerët të *mytur,* kështu Myt+Li do të thotë ai që mytë, që profesion e ka mytjen (mbytjen). Sot në Kosovë përdoren emrat në këtë kuptim, durimli, shpirtli-pra ai që jep shpirt dhe mikpritje, sheqerli, qerepli, synali etj.

**21.**

**Fole/OLE, Fale/ALE/Ful/ULE/Fyll/yll,...**

Kështu të flasësh (Fla=***La***=Vla=SHla/shlo/Mla/Mlo/Gla-Gal...etj) do të thotë të falesh (fal = ***aL***/Val/Shal/Mal/Kal/Dal/Gal/RAL-REAL/Tal,...), nga kjo, kur flasim do të thotë po falim (Alim=a lum=A lam-pra, ka rrjedhje), në këtë rast falja bëhet nëpërmes mjedisit fizik ku në bëjmë (tkurret; BA+AJM=Hajm=VAjm=Lajm=Shajm=Dajm=AJm=AM=JAM pra më u DA+AM-a=DAJM/LAJM,...etj) faljen e zërit. Pra, falja e zanit nënkuptohet edhe si *Fole* (***Shënim:****FO=O e fuqizon e shpejton O, por nuk e ndryshon natyrën e sajë. Nga, FOL=OL=OLE=O+LE, Ó=osht LE, por kuptimi i vërtet OLE/AL=FAL=FOLE veç e përforcon kuptimin e LEmjes/Lanies/Lindjes ose da+nga Le=DALjes mbi tokë, ose në sipërfaqen e tokës pasi OL-lanie-Lo mbi sipërfaqen tokës, dhe është më e UL-te sesa AL) kështu FALE=FOLE,FILE/FULE/FYLE ka në bazë të njëjtin kuptim më LE, më u Lanë. Pra, fjala FIL që perdoret si ermer tek disa gjuhe, mund të ketë rrajë shqipe, nga IL=FIL i larte, po ashtu si FuL=UL=NUL =VUL=GUL ..etj., ku FUL/FULL mund të kuptohet si i ungjët i pavlefshëm, i padijshëm, i fundit..etj..). Kur themi ungju ose i ungjet fjalë e krijuar në të njëjtën bazë të fjalës A ngjit, a ngjeti (ngjat/ngjit/ngjeti/ por* ***Th*** *plotëson* ***T*** *ngjethi që afrohet më fjalën* ***ngjeti****), tu ngjat, ku* ***NGJT*** *ka kuptimin e ngjitjes pra kapjes për gjësend për të mbetur në të njëjtën pike ose për të cukr përpjetë -ngjitu, ose teposhtë tij, i* ***ungjet****).* Mandej *Fole* në kuptim fizik është bartje e *zanit* në rrafsh në tokë, pra në O prej një pike në tjetrën, dhe është e natyrshme që *Fole* është të falesh pasi zakonisht asnjëherë ajo çka flasim nuk do të thotë se duhet të paguhemi, ose ndoshta është gjëja që më së paku paguhet dhe ajo është më *Folë*, pra *Fale*. Në një analizë zhbiruese kemi FALE=FA+ALE që do të thotë japim nga naltesia/lartësia.

Tingulli F në të vërtetë tregon një ndryshim të sipërfaqes më të imët, më të ndjeshëm, dhe më të përmbajtur se sa tingujt, për shembull V. Megjithate tingull F lidhet ngusht më kohëzgjatje e shkurt në krahasim më dukurit tjera të njëjtës natyre, që do ta shtjellojmë pergjatë librit.

Kështu kur marrim foljen VLOJE, nëse e zëvendësojmë V më F do të kemi *FLOJE*. Prej nga Vlora=kemi fjalën *FLORA*, pasi Vlora në rrënjë e ka kuptimin të Vlojë kështu ***Vl*** na jep shformimin e sipërfaqes më lugje dhe kreshta të nalta, një sipërfaqe e cila është e dukshme për sy, që po vlon pra që po shkaktohen V dhe lartësi të kësaj në kuptimin gjeometrik sikur e kemi vizatuar më poshtë.

në të vërtetë këto janë simbole që përshkruajnë thellësinë e valës dhe lartësinë e kreshtës në të njëjtën kohë. Kështu *Vlo* ka kuptimin e ngritjes së thellësisë së valës dhe kreshtës në një sipërfaqe të tokës, pra O, në rrafsh.

*Vlo* ka kuptimin natyrisht edhe një VL+LO që do të thotë e lanë ose e shfaqur si një VL pra një vale, një shformim ndryshimi i një sipërfaqeje të rrafshët O.




Por, kur përdorim F në vend të V kemi FL, siç është emri Flora, pasi gegërisht Vlona=Flona, kështu FL na jep një shformim ndryshime të një sipërfaqe por shumë më pak e dukshme për sy, lëvizje ose lëkundje shumë më e vogël, më e ndjeshme, dhe më thellësi të valës dhe kreshtave pothuajse të padiktueshme, që do ta japim më vizatimin më poshtë. Dallimi më i madh në mes VLON edhe FLON është se lartësia L, ose pjesa LON qëndron në kohë shumë më shkurt, sesa kur përdoret tingulli V. Në figurën e mëposhtme kemi një valë, dhe një përafrim më diçka si *Vlone*, si dhe një përafrim i përshkrimit më fjalën ***Flone,*** e cila tenton të përshkruajë një ndryshim shumë të imtë të sipërfaqes. Kështu tingulli F përshkruan ndryshime të imta ose të vogla për nga përmasat e mjedisit, kohëzgjatjes . Ky tingull në gjuhën shqipe lindi drejtpërdrejt nga përshkrimi i zërave që shkakton era, që shkakton fëshfërima kur era ju bije fletëve, kështu përpjekja për të përshkruar zëra shumë të imtë, të cilët nuk i shkakton fëshfërima, nga sh kaloi në F. kështu tingulli F përshkruan jo vetëm përshkrimin e sipërfaqes së mjedisit material siç është uji, por edhe mjedisit i cili nuk shihet siç është zani, ose tingujt që i dëgjojmë, mandej edhe të botës biologjike të përshkruar si *flora*, ose *fauna* të cilat shpërndahen në sipërfaqen e tokës, duke i dhënë asaj një ndryshim të sipërfaqes së tokës, dhe ky ndryshim është i përkohshëm, dhe që mund të shuhet (shuar) përgjatë kohës. Kështu tingulli F përshkruan një ndryshim të mjedisit fizik jo vetëm të imtë për nga pamja, ose për nga tingujt që nigojmë (ngojme, dëgjojmë) por edhe të botës bimore dhe shtazore që e ndryshojnë ose e bëjnë të ndryshueshme sipërfaqen e tokës, pasi pjesëmarrja e tyre në sipërfaqe të tokës shikohen mbi tokë si ndryshim i përkohshëm i sipërfaqes së saj. Kështu tingulli F përshkruan ndryshime të përkohshme ose të shkurtra në kohë dhe hapësirë, të imta për nga përmasat, të lehta për nga pesha, të ndjeshme për nga pamja ose ndjenjat që shkakton dukuria, si dhe shpesh të vazhdueshme kur krahasohen më tingujt sh, ose V etj.

Fluture=F+lu+tu+re= ka kuptimin diçka e lënë në një luginë ose në një pjesë të botës në formën e *U* e cila shtrihet nën sipërfaqen e tokës

ose e cila bën lëvizje në formë të *U*, kështu Lu ka kuptimin e luajtjes e lundrimit, por në thelb Lu është më u lënë në një pjesë të sipërfaqes jo stabile ku ka lëvizje, ku ka të papritura, ku ka vilmë dhe fuqi siç simbolizon tingulli U. Prapashtesa UR në thelb ka kuptimin e diçka që ngritët në një lartësi por që është brenda vorbullës, shtjellës, ose brendësisë, pra OR< AR<ER>UR ka të njëjtin kuptim, në thelb përshkruan sipërfaqe dhe pozita të ndryshme fizike të gjendjes së ngritjes. Për shembull një krijesë mund të ngritët nga thellësia në sipërfaqen e tokës, Or mund të ngritët diçka, nga një pjesë në pjesën tjetër të tokës, *Ar* ngritje nga sipërfaqja e tokës në Qiell etj.
Kështu *Flora* përshkruan rritjen e imtë dhe të përkohshme në sipërfaqen e ashpër të tokës. Po ashtu *Flora* paraqet një shtresë mjaft të ndjeshme në tokë.
*Fjolla*, ka kuptimin po ashtu të pjesëve të ndjeshme siç janë copëzat e borës që bijën teposhtë nga lartësitë të paramenduara diku si OLLA, të cilat lartësi janë të ngritura mbi tokën dhe të paramenduara si rrugë që i përshkon fjolla e borës, të cilat kanë gjatësi të pafundme në naltësi mbi tokë, pra mbi O, pothuajse e njëjtë më fjalën *Filli* që tregon diçka që fillon por tash një *leh* ose në një diçka të lënë të shtrirë si fije në tokë siç janë rrugët shumë të gjata pafundësisht, por që nuk merret parasysh gjerësia, kështu fill është të jesh në fillim ose në fund të një rruge shumë të gjatë.

Fillimi është në majën e rrugës ndërsa *Funi* ka kuptimin e asaj që kishte *FI* në fillim e mandej duke ardhur, erdhi dhe përfundojnë tek unë, kështu lëvizje e ngadalshme pikë për pikë e lartësisë si *ILL* nëpërmes asaj lëvizje të ndjeshme dhe të ngadalshme që përshkohet më tingullin F, ashtu si fëshfërimë, vije tek unë pra tek shikuesi kështu kur F vije nga ILL tek UN fitohet vija e përshkruar nga F+ILLI në F+UN.




**Fig. Vala/Val=VE n'AL**

Në rastin FO+Ole ka kuptimin e rënies së diçka në tokë nga lartësia në tokë. Kështu OL do të thotë diçka e ngritur mbi tokë e cila ka gjatësinë shumë të madhe, diçka e ngritur mbi tokë. OL është pothuajse e njëjtë më

AL por kjo është një naltësi, është tri dimensionale, zë hapësirë derisa Ol është thjesht diçka e ngritur mbi tokë më përmasa më shumë se një dimensionale. Ol ka të bëjë më një rënie nga lartësia ashtu sikur EL, por EL është më shumë rënie e dritës, ndërsa IL është një objekt që qëndron lart, i gjatë por nuk ka vend sipër saj të ketë vendbanime. Kështu Al, EL, IL, OL, UL shpjegojnë nivelet dhe rëniet ose ngritjet në krahasim më lartësinë.

Po ashtu edhe shumësit e tyre si All, OLL, Ell, OLL, ULL etj. Që e përshkruajnë të njëjtën gjë, por në përmasa dhe shtrirje të ndryshme.




**Fig. Nga kjo e kuptojmë edhe pse i qujame ill/Fill/Fell/Vell/yje,..**

Kështu emrat fetar duke u përmendur në librat e Judenjëve ose në gjuhën sanskrite nuk janë emra të përmendur për herë të parë, këta emra janë të marrë nga Pellazgë-Ilirët dhe këto religjione i kanë rrënjët në Ballkan ose në Evropën jugore dhe lindore. Kështu All, Ell, OLL, Ellohim etj, janë emra më bazë në gjuhën shqipe të lashtë, të cilën gjuha e jonë e sotme i ruan ende. Për shembull emri Bala, ose Balla sidomos sot të ruajtur si Balaj ose Ballaj etj. janë emra shumë të lashtë që shtrihen më mijëra vite në lashtësi dhe kanë të bëjnë më emra shumë të shenjtë siç është

BALA=BA +AL, pra i bamë në naltësi, i bamë nalt i ndërtuar për të qenë nalt, i krijuar të qëndrojë nalt, Al ka kuptimin e lartësisë por ky emër Al përdoret për raste të veçanta për një fis, njeri ose popull më veti të veçanta e të larta. Ashtu si emri Ar edhe emri AL tregojnë ngritje në naltësi për 90 shkallë, një ngritje drejt qiellit. Kështu Ar-ra dhe Al-La në gjuhën shqipe ndërtojnë një faqe të piramidës që ngritët drejt qielli edhe në një rënie të saj drejt tokës. Këta emra i meritojnë vetëm njerëz më veti të veçanta. Kështu emri Alla, Ra, Ar etj. janë emra më kuptime fetare dhe janë të dalë nga gjuha e lashtë shqipe të shpërndara në Azinë e Vogël, në Lindjen e Mesme, Egjiptin e lashtë si dhe Iran e deri në Indi. AL do të thotë i lartë i ngritur që ngritët nga toka në qiell, dhe LA është diçka që zbret nga qielli në tokë, duke përfshirë kështu tërë ekzistencën, njëjtë si emri AR-Ra, EL-LE etj.
Kështu emri Ilija, Elija, Olija, Ulija, Alija janë emra ilirë, pra emra të lashtë shqiptarë dhe janë të dalë nga natyra e gjuhës shqipe. Iliria do të thotë njerëz të Lire, pra Ilirie, të Ilirisë, por një shpjegim i brendshëm i kësaj fjalë do të thotë ILI+RI =i lindur në majat e lartësive, ose ILI do të thotë I LI pra i naltë i dalë nalt, i lanë nalt, kështu *Ri* ka kuptim të diçka që është e ngritur por dhe që rritet dhe ngritët vazhdimisht.

Rrjedhimisht Ilija në thelb do të thotë i naltë, Olija njeri i ngritur mbi dhe, mbi tokë, Elija njeri që shkëlqen në naltësi etj. Nga krejt këto shpjegime duam të themi se emri *Fjolla* ka kuptimin e diçka që bije nga lartësia në tokë, pra FI(J)+OLL që bije ngadalë nga lartësia pra L në tokë, pra në O. kështu FI+OLL, ka kuptimin e njëjtë përafërsisht më fjalën FI(J)+OLL=FI+ILL pra *Fjolla* dhe *Fille* ka kuptimin e diçka të nisur nga lartësi mbi tokë që bije ngadalë në tokë, ndërsa *Fill* është një nisje e një trupi të vockël, ose të ndjeshëm pra nga shtypja më forcë etj. në një rrugë të paramenduar si L, e cila është e shtrirë në rrafsh ose është e ngritur dhe që bije ngadalë në drejtim të shikuesit. Megjithatë *Fjolla* kalon nga tingulli I për shkak të lëvizjes ose zhvendosjes në J dhe Oll, ka kuptimin që rruga e fjollës është ngritur mbi O. Shiko në foton e mëposhtme, të dy rastet nën a dhe b. Në foto njëra flet kur bije fjolla e borës nga lartësia, ndërsa në rastin tjetër kemi shtrirje horizontale të ardhjes gjatë një rruge ose një lëvizje ose përmes rrugës së paramenduar të një gjësendi në drejtim drejt nesh. Kjo mund të jetë për rastin e sqarimit të fjalës FILL që mund të jetë në rrafsh por edhe mund të jetë në lartësi në një shtrirje vertikale në krahasim më sipërfaqen e tokës, por duke e marrë si sistem referent shikuesin e jo tokën. Toka merret si sistem referent në rastin e fjalës *Fjolla*, sepse jepet kuptimi i rënies për diçka nga lartësia L në tokë O. Kështu tash e kuptojmë se tingujt shoqërues më tingullin secili shpreh diçka të veçantë, siç janë FA, FE, FU, FY, FI.

Kështu FA kemi shembullin FATI=FA+AT, fanitej, falje, (anglisht *Fallen* që ka rrënjë shqipe), FE që ka kuptimin e fesë, pra religjionit, FU që kemi shembullin FUT (Shtin), furtuna, Fy=Fyll, Fi=Fill, Fe=Fener,Fe etj. Pra të gjitha Fa--, Fe--, FY--, Fi--, FU—etj. në bazë janë të të njëjtit kuptim por përshkrimin e bëjnë në një nivel të ndryshëm, si dhe kuptimet përmblidhen se për çka është fjala në bazë të tingujve që shoqërohen ose pasojnë pas këtyre tingujve.

Fyll-lidhet më emrin Fill, pra të fillosh, por në këtë rast Fyll kemi një fillim të zërit ku hyn diçka, pra fryma në një formë hinke ose hynke (hinke) në brendësi të fyellit. Kështu *Fyelli* ka një përshkrim të fjalës Fill pra të fillosh e që në thelb lidhet më fjalën *Falle* që ka kuptimin e rënies në gjuhën angleze, por edhe mund të këtë lidhje më parashikimin e fatit, pra më *FALLE*, që përsëri lartësia ose largësia e ardhjes së paracaktimit lidhet më gjatësinë në kohë. Kështu fyelli është i gjatë, pra gjanësinë (gjerësinë) e ka të papërfillshme më gjatësinë, kështu gjatësia është përshkruar më fjalë LLE, pra si diçka e lënë, anash, ose e shtrime anash. kështu në bujqësi në Kosovë shpesh përdoret fjala LE, ose Leha - që i thonë formës së ndërtuar në ara për të mbjellë *rasad*, ashtu që janë të gjata por jo të gjera, duke lehtësuar punën e herrjes dhe punimin brenda leheve. Në këtë drejtim kemi po ashtu shprehjen; Qeni lehte ose filloi të lehte, nga kjo shohim se bërtitma (bërtitma) e qenit konsiderohet si diçka e lënë, e parëndësishëm, leh=le+h.

**Emërtimi në bazë të njëjtë mund të shpjegohet edhe emri Fyt që ka kuptimin më Fut, por Fati lidhet më kuptimin e fytit, pra më gjërat që ke për të hëngër (Fati është i lidhur ngushtë më të ardhmen se a ke për të ngrenë ose jo, a ke bukë ose jo, kështu lindi emri FAT.**

**Nga kjo lidhshmëri FAT=FYT=FUT, në kuptimin fut kafshatën e ushqimit ose bukës që fut brenda në fyt është në thelb Fat.**




**Fig**

Po ashtu Kavalli si instrument muzikor tregon KA+VA+LLI që ka kuptimin *ka, va* diçka të gjerë, pra si duket Kavalli është më i gjane të pjesa e gypit, si dhe Lli që përshkruan gjatësinë e tij, në formë të shenjës L. Por emri *Kavall* mund të këtë po ashtu kuptim në shqipe si KA+Valle, pra instrument që jep Valle, tingujt për të vallëzuar, ndërsa *Valle* ka lind nga fjala *Vale*, pra të lëvizësh dhe të hidhesh si valët e ujit, si valët e detit, për të cilat kemi folur më sipër. Nga emri *Flaute/laute/lujt/loje/e lanë/la/lu, Flute/lute/lujt*, ka kuptim f+lute pra më lujt (luajt) por më luajt më tingullin f, diçka që frynë, më frymë që mbushet. Kështu emri RYME, RIM, ROM, RAM, ka kuptimin të rrjedhjes, nga një lartësi, të rritjes në lartësi. Ndërsa Ryn, Rin, Ron, Ran po ashtu e kanë të njëjtin kuptim por që përshkruan rrjedhjen nga lartësia në thellësi të tokës ose që ngulet në tokë, ose anasjelltas.

Fyell = në thelb do të thotë më *Fry ll* pra më fry diçka që është e gjatë dhe gypore. Kështu Fry+ell =fyell. Kështu nga anglishtja *Fall* mund të jetë nga gjuha shqipe, *Fell* është në gjuhën shqipe *hala* në përdorim pra *fell* do të thotë thellësi. Fell ka kuptimin e një gjatësie të thellë por që ajo shtrirje e gjatësisë është në thellësi në tokë në brendësi të diçka etj. Kështu FE+Ll që përshkruan rënien në ll, kështu Fy+ll përshkruan hyrjen ose frymën në brendësi si *hynke* që hyn në brendësi të LL, ose *Rymje* po ashtu do të thotë *Ramje*, por më bashkimin më tingullin B që tregojnë pjesëmarrjen e të dyja anëve, dy personave, kështu brymë, ka kuptimin e *ramjes* së vesës në prag të dimrit që i shkatërron perimet.

*Rime* po ashtu është diçka/ gjësend që ngritët si RI, kështu PE rrjedhe nga PI që ka kuptimin e majës kështu *Perime* jep kuptimin e diçka si PI por që është më e shpërndarë, më e përhapur edhe pse duket se Pi është në të vërtetë si PE, gjësend i ngjashëm më Pi, Pe+rime që jep kuptimin e atyre që kanë majë dhe rriten sikur ngritët PI mbi majat e bjeshkëve.

Kështu *Fryme (Fry-ngritje e sipërfaqe ry, e cila ka nje trashësi, por trashësia në krahasim më sipërfaqen edhe lakimin e saj-forma varet nga zanoret që shoqërohet si; ra, re,ru,ri,ro,ru dhe ry)* është të futet diçka si *frima* (ku frimë i thonë një ere të fortë dhe të ftohtë, siç këndohet në këngët e kreshnikëve që *ka marr frima rrapin e Jutbinës*). Kështu Frima në Kosovë është përdorur të shpjegohet diçka më e fuqishme dhe më e ftohtë se fryma, për shkak se i është më e drejtë më e palakueshme, më e fuqishme që futë ftohtësi si shigjeta, që rraset si I.

Kështu I është fjalë që do të thotë numër një, ose siç thuhet në Kosovë *NI*, ose thjesht I, i male, i qilles, i qellë (i qiell), i tokë, i djalë etj.

I përshkruan edhe diçka të drejtë në formë cilindrike të ngritur, përshkruan penisin, shigjetën, shiun që bie në formën **I** teposhtë nga qielli duke shkaktuar shushurima ose zhurmë më Sh, e që për këtë quhet shiu.

kështu Fryma, Frima, ka kuptim e përdorim në gjuhën shqipe, e po ashtu do të duhej të ishin në përdorim edhe fjalët Frama, Fruma, Frema, pra më të gjitha zanoret.

A) Flaka, flama, flamur, flas, flake (në kuptim të hedhësh diçka), flaut,
B) Fle,
C) Fletë, Flat, Flute, Flote,
D) Fli, Fla, Flu, Flo, Fly, -pra fli ka lindur nga fjala për gjësendin që shtrihet dhe bëhet i rrafshët, ashtu sikur edhe fjala shqipe Flotë, e Fletë që përshkruan diçka që ka formën e fletës.
E) Flokë, Floçke, Flore, Flotë,
F) Fluks, flutur, fluturoje, (ang. Fly), Flluskë,
G) Flladit,
H) Fole (emër)
I) Foshnjë, Forcë, i/e fortë,
J) Doçka, dacke, docka, dacka, diçka
K) Ngrit, ngratë, ngrut, ngrot, ngryt (ngrys, ngryk etj.)
L) Fije, fik, fike, fikje, fillim, fis, firo, fisnik, fish, fishë, fitim, fitore, f(i)jale, fjet,
M)

**22.**

***Glaca***- përbëhet nga ***G*** – që është gjësendi më trup kryesisht në gjendje të ngurtë ose amorfe ose formë relievore më përmasa të caktuara, përmbi toke, ndërsa pjesa tjetër e fjalës La do të thotë, e lanë (ose më mire të themi ***G*** e lanë, e hedhur, e vendosur në një vend), kurse ***Ca***, përshkruan përmasat ose sasinë e vogël të pjesës ***G***, që është e lanë –**La**.

Si vërtetim të emrit ***Gla***ca, kemi emrin *BA**GLA*** që emëron jashtëqitjen e lopës, si emër, *BA**GLA,*** shpërbehet në emrat *BA+GLA* më kuptimin, BA- pra, Bamjen /ba/bërjen, veprimin e jashtëqitjes se lopës që quhet BA, ndërsa jashtëqitja e hedhur jashtë është LA, kurse trupi i jashtëqitjes shënohet më G/gja. Gla është emri pothuajse më kuptim të njëjtë si emri Glaca, por tash nuk e kemi pjesën CA. Disa rajone e përdorin *GLASA* që do të thotë përbëhet nga GLA+Sa, ku *sa* përshkruan sasinë e përsëritur shumë herë, të pjesës GLA e cila në të vërtet përbehet nga gjësende të shënuara dhe emëruara më tingullin *G*, si *Gja*, ndërsa ***La*** si diçka e lanë.

Po kështu, në të njëjtin kuptim BAGLA=kemi BA+GLA, që e shpjegon lidhjen ndërmjet këtyre dy fjalëve.

Kështu nga pjesa *GLA*, mund të shpjegojmë origjinën shqipe të fjalës *GOLEM* = që në ilirishte e ka kuptimin *GO+LEM*, pra një *GO* e lanun, e shtrirë që zë hapësirë dhe përmasa të caktuara në kohë dhe hapësirë.

Kemi fjalët GO, GA, GU, GI, GE, GY në shumësin e tingullit G kemi GJ, kështu kemi GJO, GJA, GJU, GJE, GJI, GJY.

Emrin GOLA (GJO nOL/NAL/NAlt, kështu NOL mund të jetë perfarime i emrit NALT, GJO e nAL/nALT) ta shikojmë në të gjitha kombinimet më të gjitha zanoret GALA, GULA, GILA, GYLA. Kështu pothuajse në ditët e sotme të gjitha këto fjalë janë bartur në trajtë të mbiemrave, në formë të fjalëve dhe emrave të vendeve.

Këta emra janë ruajtur edhe si fjalë në gjuhën shqipe por edhe në gjuhët tjera të cilat i ka bartur popullata e sllavizuar që ishte shqipfolëse.
Mandej duke ditur se si për shembull tek GALA, pasi që zanoret janë të lëvizshme, por kjo ndryshueshmëri nuk ndodh tek bashkëtingëlloret. Kështu tingulli A në të shumtën e kohës shpreh një gjatësi por jo vetëm të një përmase por një hapje në tri përmasa. Nëse e largojmë për shembull nga emri G<u>A</u>LA tingullin <u>A</u> do të kemi fjalën GLA, që në përngjitje më prapashtesën GLA+SA, pra është fjala për Glacën e pulës ose të shpendëve në përgjithësi.
Kështu kjo vlen edhe të emri Bagla, në gjuhët sllave të jugut që përdoret emri GLAVA, që nënkupton një gjësend i lënë, pra G - një *gja*, një e ngritur ose shungë dheu i ngritur mbi tokë në *LA*, e lanë, e shtrire që mund të jetë në një pozitë të lartë. Kështu *Gllava* është fjalë që nënkupton kokën por në thelb është një fjalë ilire e përshtatur për kokën, që nuk është aspak logjike. Por, dihet gjithmonë se popujt që asimilohen dhe bartin fjalët duke kontribuar në pasurimin e gjuhës që asimilohet e shformojnë gjuhën në të cilën asimilohen por edhe fjalët e marra nga gjuha e vetë i shformojnë po ashtu. Kështu tek popujt e asimiluar kemi shformim të fjalëve të gjuhës së parë duke i shty dhe duke i bërë pjesë të gjuhës tjetër. Kjo vlen për të gjitha fjalët tjera.
Kështu nga GALA-GJALLA, GULA-GJULLA, GYLA-GJYLLA, GILA-GJILLA. GYLA-GJYLLA, etj. këtu kemi marrë mbaresën A, e mund të merret cilado mbaresë.
Njëjtë në formimin e fjalës më G, ku ky tingull ka dhënë numrin e madh të krijimit të fjalëve, siç janë në bashkëpunim më tingullin R, kemi fjalën më GA+RA=GARA, GE+RA=Gera, Gira, Gyra, GURA, por nuk i kemi të formuar emrat më GJ, kështu ndërtimi i fjalëve më bashkëtingëlloret në renditje GR, ka më pak pjesëmarrje më GJR.

Kështu tek humbja e zanoreve ndërmjet ***G()R*** kemi formën ***GARA=GRA, GERA=GRA, GYRA=GRA, GURA=GRA, GORA=GRA***, në e morëm trajtën e shquar më mbaresën A, sepse mund të jetë cilado zanore në vend të A-së, siç janë; ***GRA, GRI, GRU, GRI, GRY.***
Humbja e zanores ndërmjet bashkëtingëlloreve shpesh nënkupton të njëjtën domethënie por në nivel tjetër në hapësirë dhe shtrirje tjetër. Për shembull ***GREP, GRIP, GROP, GRUP*** largimi i zanores GRP në gjuhën

tonë nuk kemi një gjë të tillë ku tri bashkëtingëllore renditen rresht. Si duket sa më larg në të kaluarën gjuha shqipe përbehej nga renditja e një bashkëtingëllore dhe një zanore siç është rasti më DO, DA, DU, DI, DY, DE, ose më shumësin e D që është DH; DHO, DHA, DHU, DHI, DHY, DHE etj. Natyrisht ky përfundim mund të jetë i vlefshëm nëse nisemi nga pohimi se gjithçka filloi nga e imta duke shkuar në të përbërën, nga e thjeshta për në të ndërlikuarën.
Kështu në gjuhën angleze përdoret emri BAG, që në shqipe është *çanta*. BAG në gjuhën shqipe munde të jetë formuar si BA+G pra BA G-en ose Ba një Gja, e *bame* një G/gja, ose mandej mund të jetë si Bart/Ba në kuptimin BAJ G/ gja, BA(J)G(J), ku G kemi thënë është Gjësendi, që qëndron i ngritur si tërësi, si masiv shkëmbor ose trupin më tërësinë e tij.
BAG mund të zbërthehet si BA+AG, pra ***ba*** sikur AG, ku *Ag* është ngritje e gjësendit mbi toke, por jo i ndarë nga toka, por i shtrirë, i prekur më tokë. Një trup shtrihet mbi tokë, duke mos qenë i ngjitur ose i ngulur në tokë, përdoret bashkëtingëllorja M, ndërsa kur është i ngulitur në tokë, ose pjesa e trupit, G, është i rrasur nën sipërfaqen e tokës është përdorur bashkëtingëllorja N. Kemi përmendur se tingulli M është fjalë në vetvete dhe ka kuptimin MA/MAJT/MBA, pra më mbajt diçka në kamë (këmbë) (ka +ma- ka majtëse). Tingulli dhe shenja e tij shpjegojnë kuptimin e tingullit, që do të thotë më *majt* diçka në këmbë dhe në jetë, prej këtij tingulli i cili përshkruan trupat që janë mi/mbi tokë (por nuk janë të ngulitur në tokë), kanë lindur emrat më të shenjtë, siç janë; MARE, MARA, MARI këta emra kanë kuptim Maj jetën, MAJE rinin, MAJE gjithçka që bije e mirë nga Zoti, pra prej qielli, këto fjalë edhe sot përdoren pa kurrfarë ndryshimi, shembull;
***E mara të prift o djali i jem***
***Nxumë ven në ket katun edhe e MARA na erdh***
***E mare je, e mara mos tu dafte***
***Ma i ri dokesh kur i prenë flokt***

Kështu simbolet/shejat që janë dy tinguj MR, duhet të kenë lindur më lindjen e gjuhës shqipe, më tepër se 12 000 vite më parë. Këto simbole dhe këta tinguj ishin të rëndësishëm në ritualet religjioze, edhe gjerat më të shenjta për sjelljen e ***marësisë/mirësisë***, edhe rinisë. Më së miri këto shpjegime do të vërtetoheshin më fjalët; ***Me, Mi, Mu, Mo, Ma, My =që kanë në bazë të njëjtin kuptim, dhe prej nga kemi Met, Mit, Mut, Mot, Mat, Myt*** të cilat kanë të njëjtin kuptim po ashtu, për të cilat kemi folur më poshtë në hollësi. Shembull ***Mi*** që do të thotë gjësendi i ***metun mi*** (***mbet mbi***) tokë, si dhe fjalët ***(mi, met, mat, myt, mlo, mare etj).*** Kështu Mi do të thotë më u ***mbajt/ ma mi/mbi*** tokë ndërsa fjalët që bartin kuptimin për hyrjen nën sipërfaqe të tokës janë; ***Ngul***e, ***N-****pra trupi i hym*ë *nën sipërfaq*e*n e tokës, e një*

*pjesë të trupit G, është UL-pra, lartësinë e caktuar, por, që shtrihet nën sipërfaqen e tokës më kahe nga thellësia, e cila është si në formën e U.*

**23.**

**NGULE, NGILE, NGALE, NGYLE, NGELE, NGOLE,..**

Ngulja e një shtylle, huni, në tokë përshkruhet si *shtimje* (futje) / shtime / shtomë / shtum / shtom / shtym në sipërfaqen e tokës, kështu kjo ngulje, vërtet është një *Ngelje*, që *Ngelë* pra që është ngulë në vend dhe nuk lëvizë. më siguri edhe fjalët në ndërthurje më fjalët ngule / ngale / ngile / ngyle / ngol / ngele, prej rrënjës NGA, kanë mbetë ngadalë në rendin e dytë ose kanë filluar të mos përdoren dhe ta humbin kuptimin. Fjala *Ngile*, është emër dhe folje, që e përshkruan lojën e fëmijëve ashtu që më prekjen më dorë ia lë ngilen / ngeljen shokut ose shoqes pjesëmarrëse. Kështu Ngile / ngele / ngale / ngule / ngole / ngyle jepet si formë e nguljes dhe e ngeljes, që është ngile.

Kështu kemi Ngile-Ngule-Ngele, tri fjalë më ndryshim të zanoreve i, u, e që në thelb e përshkruajnë të njëjtën dukuri në nivele të ndryshme.

Me shkurtimin e këtyre tri fjalëve duke e hequr tingullin **N,** i cili tregon futjen brenda në tokë ose në trupin tjetër, kurse jashtë i mbetet vetëm pjesa e dalë mbi sipërfaqe. Kështu trupi, G, kur futet në trupin tjetër ***N*** formojnë ***NG***, pra ***NGULJEN***, pasi maja e tij futet në brendësi, nën sipërfaqe në U (*më vonë do të qartësojmë hollësisht, rrënjën e fjalës* ***NG***). Gungë ose gjësend si ***G,*** kështu kemi; ***GI(+le), GU(+le), GE (+le), të*** gjitha këto janë fjalë dhe kanë kuptim si ***Gi*** trupi i dalë në formë të ngritur më shumë i afrohet ngritjes drejtvizore si dhe cilindrike, ***Ge*** diçka e ngritur si ***Gi*** por më shumë anëtarë ashtu siç janë ***Gemat/Gemba/Gjemba*** në bimë, ***Gu*** përshkruan trupin të ngritur në formë të ***Gunit/Gjurit,*** ose Gungës.

Ndërsa mbaresa më tingullin ***L*** / Le jep kuptimin *të lëna*, të shtrira në hapësirë sikur ***GU, GI, GE***, ***GA, GY*** mandej edhe në shumësin ***GJ*** siç janë; ***Gju, GJI, GJA, Gje, Gjy***, të cilat në gjuhën shqipe kanë kuptim dhe formohen fjalë nga këto fjalëza etj.

**23.**

***HAT=HOT=HUT=HYT=HIT=HET,...***

Nuk është vështirë të kuptojmë tash emrin HOT të një fisi i cili është i përhapur në veri të Shqipërisë, i ardhur aty nga Kosova dhe pjesa jugore e Serbisë se sotme. Ermi HATA, është emër i njohur në Kosovë, dikur në gjeneratat para vitit 1980, emri HATA ishte një prej emrave më të përhapur, emër i cili u vihej femrave. Është e mahnitshme që kemi pasur të njëjtën kohë dhe emra e mbiemra HETA, ose thjesht HAT, HET. Për këta emra askush nuk mendohej shumë rreth domethënies dhe mesazhit që barte ky emër. Shpesh nga njerëzit që pranoheshin të shkolluar, popullata merrnin mendime të gabuara se këta emra janë më rrënjë

nga gjuhet e lindjes siç janë; arabishtja, persishtja dhe turqishtja që erdhën më pushtimin e egër otoman. Kur kemi tëholluar rreth kuptimit të fjalëve HAP, HIP, HOP, HUP, HEP, ku për fjalën HEP e gjejmë në përdorim tek fjala Hep+ohem, ka lidhshmëri më fjalët; HAT=HOT=HUT=HYT=HIT=HET sipas analogjisë më HAP=HOP=HUP=HYP=HIP=HEP.
Mandej rrënjët e këtyre fjalëve janë HA=HO=HU=HY=HI=HE duke i shtuar prapashtesa, që mund të ishin si HA+AT, HO+OT, HI+IT, HU+UT, HY+YT, HE+ET, ose HA + AP = HO + OP = HU + UP = HY + YP = HIP = HE + EP. Kështu ngjeshja e dy tingëlloreve të njëjta na jep tingullin më të gjatë që shndërrohet në tingull më të theksueshëm.

Atëherë nga prapashtesat kemi në rastin e parë, si: AT, OT, UT, IT, YT, ET ndërsa në shembullin e dytë kemi; AP, OP, UP, YP, EP, IP që po kuptohen këto prapashtesa, janë fjalë më kuptim të JEPËSH ose të japësh ashtu në forma dhe nivele të ndryshme fizike, siç është AP, OP, UP, YP, EP, IP, ku kemi HAP, pra jep; HA, HI, HU, HY, HO etj., si dhe fjalët JAP=JA+AP, KAP=KA+AP, DRA+apni, shko+op, lo+op, ko+op, lyp (ly+yp), konop-ko+no+op, Skop-SKO+OP, SHKUP=SHKU+UP, trop-te ro+op, SHKEP=SHKE+EP, KEP=KE+EP, SHYP=SHy+YP, zhdryp=ZH+dry+yp, DRYP=DRY+YP, Lyp=ly+yp; hip=HI+IP, etj.

**25.**

Pasi kemi shpjeguar për fjalën ARK, që është nga gjuha shqipe AR+KA, dhe formimin e fjalës KAR që është përshkrim tjetër i renditjes së tingullit K në fjalë.
Mandej BA+ARK=BARK, duke e ditur se edhe anija (ANIJA që shërben për të shkuar nga një anë në anën tjetër që ka kuptimin ANOJE, pra ANIJE, sepse vetë fjala ANIJE lindë nga ANOJE, në kuptimin ANOJe në rrafsh nga bregu në bregun tjetër, e cila ka lind në rrugëtimin dhe krijimin e largët si ANA, pra barku i nanës ku formohet fëmija, për të cilat gjëra kemi folur gjerësisht, më sipër). Pasi nga AN është organi ku mbahet fëmija, dhe nga kjo lindi emri N'AN=NANA, dhe nga kuptimi anatomik u zgjerua në kuptimin fizik ANA, pra ANËT fizike që drejtohemi në natyrë, ana e majtë dhe e djathtë. Nga emri ana e djathtë dhe e majtë lindi emri ANIJE, pra mjeti që na shpie nga njëra *Anë* e lumit në *ANËN* tjetër të tij, ANIJA është mjet që anohet nga bregu, por ANIJA është e ndërtuar ashtu që të zëmë vend në të sikur ANI i nënës/Nanës ku është i vendosur fëmija.
Kështu kemi fjalët më rrënjë ANA.
TANA=TE ANES, pra krejt anat, ose tanë pjesën e anës
Tanë=të ANËS, krejt anën
LANA=Lanë në AN=LA në ANE

TËNDE/TANE (T'ANËS)=pra, *e anës tane. Shihet se një pjesë e fjalëve të gjuhës letrare është larg strukturës së vërtetë shqipe. Nga gjërat më të mahnitshme është si është e mundur që fjala ANIJA të quhet fjalë e marrë nga latinishtja.*

Tash ngadalë do të përshkruajmë rolin e tingullit H. Kur përdorim tingullin H, i cili paraqet një përshkrim të mprehtësisë, ose foljen *mpreh* që ka dalë nga fjala më PRE = prej nga shtohet H, për të treguar lëvizjen e sipërfaqes së mjetit për prerje që është PREH, më PREH, prej nga u formua fjala *Mpre**h**tësi*, kështu ***H*** jep lakimin e menjëhershëm, por kthesa këndore, e hapësirës, ose si relief, qoftë ***te(H)ut*** të veglave për prerje, për të rritur ***mprehtësinë***.

Për shembull Humnera fillon nga fjala HU+MNERA, që Hu e rritë dhe e bën më të MNERT, pra më të tmerrshme thellësinë HU, sepse këtu kemi rënie të përnjëhershme nga sipërfaqja e rrafshët në sipërfaqen më përmasa të mëdha sikur U në thellësi/fellësi nën sipërfaqen e tokës pas rrafshit, e cila e krijon ***HU***pjen/***Hu***mbjen në ***(HU)***rrikan që syri i tij kthehet në një U të vërtetë ose në Y si **hy**nke/ hinka, mandej, si një forcë e huptë dhe e pa kontrolluar, që b(u)rone nga thellësia e diçka të panjohur por të fuqishme.

Pasi ARK mund të jetë vendi që KA AR, që ruan pasuri, vend që KA AR, ose thënë shkurt AR KA nga format e ndërtimit të fjalëve më të lashta të shqipes që ende vazhdon; AKA, që sot shkruhet si A KA/aka, AR KA/arka, MA KA/maka, LA KA/laka, THA KA/thaka, RA KA/raka, RE KA/reka, MAJ KA/majka, MARA KA/marak, LE KA/leka, etj.

Kështu ARKA emëron vendin e çfarëdo formë që ruan pasuri ose diçka të vlefshme, mandej edhe dije, ose diçka që të shpien lart tek ai, që quhet RA, pra të Zoti.

Kështu, Arka ngadalë filloi të quhet një formë gjeometrike e rregullt, ku ruhet pasuria. Ndërsa H+ARK i jep përshkrimin e ARKËs që ka një formë të lakuar, më përkulje të vazhdueshme të padiktueshme në distanca të caktuara por mjaft më lakesa të fuqishme të mëdha.

Kështu ***HUT*** rrjedh si përshkrim i hapësirës të thellë, të pa zë, që si dihet fundi, që përpinë gjithçka, dhe e bënë të **hu**ptë çdo gjë që bie në të. Nga vetia e tingullit H që përshkruan përkuljen e cektë ***(cektinë, cepe, ceme)*** e të shpejtë (menjëhershëm), e të thekshëm / të reliefit, kalon në përshkrimin e krijesës që jeton në zguraja, në terr, dhe është i ***He***shtun si ***Hu***mnerë, ose një gropë e madhe e që ndërtohet nga përkulja e sipërfaqes së tokës përnjëherë dhe si tehu ose si mprehtësia që ndërton *te**hun*** gjatë mprehjes, duke e hëngër/hangër më ***limë***, në të dy anët e objektit, sakicës, kosës, për të përfunduar në thepin e mprehtë që bën prerje të shpejtë si pasojë e shtypjes fizike më këtë vegël dhe ligjit të fërkimit, duke hyrë më

të në thellësinë e trupit tjetër, duke ia ndërrua formën atij ose duke e ***da*** nga *tanësia* tjetër.

Hu ka kuptimin e humnerës, hupjes/humbjes, vend i panjohur në kuptimin e sasisë më vlera shumë më të mëdha se sa KU, por *Ku* është statike, ka fund ndërsa *Hu* është e lëvizshme dhe e pafund.
*Ha* është ngritje, zgjerim i vazhdueshëm i tri përmasave në hapësira të mëdha, Kështu ***HUT*** dhe HAT ka të njëjtin kuptim por më drejtime e ka(Hj)e=(KA +HA, KA+HE) të kundërta. Kështu kur themi KA HA nënkuptojmë ka ngritje ka zgjanim/zgjerim në mënyrën e thekshme, të tri dimensioneve, në mënyrë të mahnitshme. Prej nga fjala KAHJA del si KA HA. *Ha* në fillim ka lindur si përshkrim i rrjedhjes së *ajrit* nëpër fyt, i shpejtë, i fuqishëm etj.

***26.***

***Shënim****; Si vërtetim që fjala DRA përshkruan lakoren (reliefin dhe forma të lakuara, të gjysmë harkut), ose harkun n*ë *rënie, që fillon ng*a *lartësia por bije ngadalë në vijë harkore, siç është emri Kodër (Ko+Dr), Drapni, kemi fjalën DRY, që përpiqet të përshkruajë një lëvizje në formë të dredhës. Kështu Dri, Dra, Dru, Dry, Dre, përshkruan një ndarje nga një masiv ose trup më i madh, ose tërësi më e madhe që del në një rrjedhje në formë harkore sikur D+Ra, pra që ra, që bije, mandej si D+Ru, pra që ndahet si një rrjedhë por në formë tjetër në formën U, ma aneja si D+Re, pra që ndahet si një drejtëz e drejtë, ose si një D+ry, pra rënien, por një sipërfaqe që ka formën e hinkës, ose më mire të shkruajm*ë *si grykë, si hynkë. Shiko ku shpjegohet pjesa p*ë*r Tingullin D, dhe domethënia e kësaj shenje.*




D+RA




D+RE




D+RU




D+RO




D+RY




D+RY




D+RI




D+RI




D+RI




D+RU (D+ROU)

Kështu të gjitha këto prapashtesa më AP, IP, OP, YP, UP kanë të njëjtin kuptim më JEP, pra *Ep*, që nënkupton që janë fjalë në formën e foljeve, që kanë kuptimin e dhënies prej rrafsheve të ndryshme, qoftë fizike qoftë imagjinare ose ndijore. Për shembull LYP=përbëhet nga fjalët LY+YP, kështu LY ka kuptimin e njëjtë më LA, LE,LI, LU, LO pra më lanë, si një le, ose diçka që formohet më fjalinë shembull; le shkopin në një vend atje.

LY është më lanë, që kjo lënie mund të jetë ngjyrë, pra në formën e foljes të lysh, më u ly që do të thotë më u shtri në sipërfaqe më u kapë për sipërfaqen e një gjësendi ose të tokës. Kështu Ly është edhe më ju ly prapa, në kuptim më i shku prapa duke iu *Lutë*, pra edhe Lu është lënie. Ndërsa YP është prapë më

dhënë, më dhanë kështu LY+YP, e përshkruan shumë besnikërisht gjendjen e lypësit, që është në gjendjen e lymjes, dhe yp, pra që duhet të i *ypet* ose *jepet*, pra të i dhurohet.
Kjo është mrekullia dhe logjika e gjuhës shqipe. Kurse LU+UP është dhënie nga U nga një nivel i brendshëm ose nën sipërfaqe, kështu vete fjala LUP, ka kuptimin më u dhanë LUn diçka e *lanun* por në LUG një sipërfaqe që shtrihet në fundin e U, kështu jepet jo si AP, EP ose OP e IP por sikur UP, që ka kuptimin LUP. Po ashtu edhe emri LO+OP munde të përshkruhet në formën që i është dhënë lënia LO, pra është kafsha e lënë në nivelin (nu/no/ni/na+valën/velin/vlen/vlim,..n'anglisht *navel=no velin/valën,...*) e O sepse OP jepet në rrafshinë, në tokë (jo diku në hapësirë ose në thellësi apo brendësi etj.)
Kështu të shikojmë e shtjellojmë nga afër duke i renditur fjalët dhe të i kuptojmë domethënie e tyre, nga afërsia e ndërtimit që e kanë ato.

**Shembull.**

| | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|
| 1 | LAP | LYP | LIP | LUP | LOP | LEP |
| 2 | LAG | LYG | LIG | LUG | LOG | LEG |
| 3 | KAP | KYP | KIP | KUP | KOP | KEP |
| 4 | SHAP | SHYP | SHIP | SHUP | SHOP | SHEP |
| 5 | SHKAP | SHKYP | SHKIP | SHKUP | SHKOP | SHKEP |
| 6 | SHTAP | SHTYP | SHTIP | SHTUP | SHTOP | SHTEP |
| 7 | SHTAG | SHTYG | SHTIG | SHTUG | SHTOG | SHTEG |

**Shembull.**

| | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|
| Shat/shu me at | Shot/shu me ot | Shet/shu me et | Shit/shu m it | Shyt/shu me yt | Shut/shu me ut |
| Shkal, shkall | Shkol, shkoll | Shkel, shkel | Shkil, shkill | Shkyl, shkyll | Shkul, shkull |

Pra emri i veglës *Shat* ka lindur nga forma e tij si *Shyt*, në formë si e SHTYPUR, ku nga emri SHYT ka lindur SHTYP, që kjo fjalë mund të jetë si SHTY+YP, pra i jepet një Shtymje, e cila e ban/bënë *Shyt* formën e objektit, ose formën e reliefit etj.
Kështu emri *SHOT* po ashtu mund të ketë lindur nga forma e trupit të shtypur ose si elipsoide, por më këtë formë në fillim mund të jetë përshkruar forma e tokës po ashtu siç emri SHOSH, SHESH, SHUSH, SHYSH, SHISH (SHISHMAN) etj., të gjitha këto fjalë bartin kuptim afërsisht të njëjtë.

Themi se bartin kuptimin e njëjtë sepse përshkruajnë sipërfaqen relievore të tokës, më të gjitha veçoritë dhe imtësitë e saj, por këto forma më vonë janë bartur të shpjegojnë ndjenjat, mendimet më abstrakte,

mandej edhe gjërat e përditshme, siç janë veglat – SHOSHA, vegël për sitje/qitje në sasi të vogla më numër të papërcaktuar që përbejnë hedhen/qe hedhet, ose qiten si sitje (shi, shitje, shtimje, qitje, si te-te sit, sita). *SHISH* si formë e gotës, *Shijshme/Shishme* si përshkrim i ndjenjës së mirë të shijimit etj., SHALA si formë për të vendosur në kalë, që të lehtësohet *ulja/hungjja* e kalëruesit. më SHESH përshkruhet forma e rrafshët e sipërfaqes së tokës, së vendbanimit, nga kjo mund të ketë lindur *Shijshme*, si ndjenjë e mirë e ushqimit që shijohet, mandej edhe si përshkrim i shkrirjes së lehtë të ushqimit në gojë. Pra ndjenja e mirë kur shihet rrafshi, nëpër të cilin mund të ecet më lehtësi, mund të kthehet në tokë më lehtësi, dhe kjo ndjenjë përgjithësohet si e shijshme për ushqimin në gojën tonë. Kështu fjalët pa zanore të trajtuara mund të ketë të njëjtën formë më bashkëtingëllore, të cilat janë; SHSH, SHP, SHT, pra një thjeshtim i jashtëzakonshëm.

**Shënim;** Vërtetim për tingullin K, kemi fjalën KLYSH =K+LY+SH, ku Ly është më kanë në sipërfaqe, diçka që e merr më vonë kuptimin e foljes *lymje*, pra që i lyhet i ngjitet prapa ose i ngjitet dyshemesë, mandej nga tanë ajo që quhet *Lymje* kemi pjesën e veçantë dhe të theksuar të saj që është KLY, pra duke përdorur si *Sh* në fund që jep kuptimin e përsëritjes së vazhdueshme në nivele të ndryshme por nga natyra i njëjti veprim siç është *lymje*, si ly+ly+ly+++ly=lysh, ose e kundërta e saj që është ly+ly+ly+...++ly=Shly.




Simetria e krijimit të fjalëve ***Lysh =Shly*** janë të njëjta për nga natyra por veprime të kundërta. Kështu ***Klysh*** ka kuptimin edhe të emrit përkëdhelës, që i vogël, i varur nga të tjerët, që iu lyhet të tjerëve prapa, etj. Kështu idioma *Ju ly* prapa në Dardani ka përdorim të shpeshtë dhe të përhapur shumë, që përshkruan njeriun më sjellje që iu imponohet të tjerëve për të përfituar nga ata.

Kemi mandej *Klysh (Ka/KO/KU,..+ Lysh (LY1+Ly2+...=Lysh))*, por edhe emrin *Mlysh*, që jep kuptim më + *lysh*. Në të vërtetë K, dhe shoqërimi më të gjitha zanoret ka të njëjtin kuptim ose përpjekje për të shpjeguar

dukurinë por vetëm në forma dhe shpeshtësi të caktuar qoftë materiale ose jo materiale, siç janë dukuritë e natyrës shpirtërore. Kështu *Klysh* është formë e KA+Lysh, kështu K()Lysh=Ka+Lysh, A-si gjatësi, largësi, zhduket, kështu KLysh, paraqet Lysh të veçantë.




Shpi –Shpi+rt, Shpi+na kanë të njëjtën përpjekje dhe natyrë të shpjegimit prej gjësendit që është i strehuar si në shpi (shtëpi në tosknishte), kështu latinisht *spirit* nuk ka bazë të ketë ardhur nga kjo gjuhë, por anasjelltas.

**27.**

***Shënim:*** *Fjalët BA=BO=BI=BU=BY=BE kanë të njëjtin kuptim, përshkruajnë veprimin që bëhet, Ba, Bo, Bë, bërë etj., kështu fjalët BAJ=BOJ=BIJ=BYJ=BUJ=BËJ, në bazë kanë të njëjtin kuptim-për të ba, por në nivele dhe pozita të ndryshme e përshkruajnë dukurinë e bërjes, shembull Folja BUJË=ka kuptimin e BA+NIMIt një kohë të shkurtër në një vend, si uji që rri dhe ecë ngadalë, quhet BUJ. BUJ ka kuptimin edhe të veprimit seksual në mes shtazëve, pra ato bëjnë seks (nerzim/ndërzim), kështu ato BAJN, përshkruhet më fjalën BUJN Megjithatë BUJ e ka më shumë kuptimin si BUJ=Ba+Uji, ose Ba më uji. Kështu Buj e përshkruan ujin që është ba, si Buqillë, dhe ecë ngadalë. Kuptimi i emrit Buji bartë edhe kuptimin për banim të përkohshëm ose të shkurtër në një vend, si shembull:*

*Ne bujtëm për dy net të miqtë.*

*Megjithëse është e dukshme, Buj =Ba+uji, ose BU+uji, përsëri në thelb Buj do të thotë të bësh, ashtu fjalët që dalin nga kuptimi themelor BAJ që do të thotë më BA+AJ, BEJ=BE+Ej, BY+YJ=Byj, Bi+it etj., ose në formën Bash/besh/bish/bush/bysh/bosh.*

*Besoj s'kemi nevojë të sqarojmë të fjala BUJ ndërrimin e zanores nga U-A-E-O-I-Y të cilat formojnë fjalët që kanë kuptim të veprimit dhe bërjes, por duke veçuar bërjen se për çka, si shembull kemi;*
*BAJ - asht më ba*

*BE - është më ba por në kuptimin shpirtëror më dhanë fjalën ose premtim që duhet të mbahet. Kështu kemi bamje por e përshkruar si bamje e premtimit si BE, BU - akti seksual ndërmjet kafshëve nerzimi/ndërzimin, BI - është prapë bamje/bërje e bimëve (**bimje – bamje/bumje/bimje/bomje/bymje**) të tokës, që dalin në sipërfaqe. Pra është bamje që ka kuptimin më bi etj. Nga këtu, dëshiroj të zbërthej fjalën Byzant ose Bizant, që ka kuptimin BYZA në disa vende BYZAS që ka kuptimin e i bam më za, i bam i famshëm, i ka BI ZANI, në kuptimin Bij, i përdorur si BY, ose BU që jep kuptimin e bamjes jo vetëm më ZA, por edhe më fuqinë tregtare dhe më pamjen e ujërave ku shihet uji. Kështu varësisht nga cila gjuhë është shënuar, BUZA ka kuptimin e pjesëmarrjes së ujit, por edhe të bamjes za, në kuptim si i famshëm, i përdorur si BYZa që lidhet pikërisht më fjalën BA, BIJ, BYJ BUJ, që ka kuptimin BYZA+S që nënkupton i bam ose i bijm ose për shkak të pjesëmarrjes së ujërave përdoret si BYZA që ka kuptimin i famshëm, i bëmë më madhështi, i fuqishëm, i përdorur në formën BYZA.*

Të shikojmë më ndërrimin e zanoreve BxZx=BAZA=BOZA=BYZA=BIZA=BUZA=BEZA që në thelb kanë të njëjtin kuptim, më *ba za*, pra, më ***ba*** emër, i bëmë/bërë i famshëm për nga BA, BO, BI(që mund të jetë nga *bijtë i bamë më za*, ose ***zani i bijës ose i birit***, ose ka ***bi*** një ZA i famshëm, njeri ose vend më ZA) ose BU (pra vend ku ***Bujn*** flenë njerëzit ***bujtinë*** më za, ose ku ka ujëra dhe njerëz të fuqishëm ose thjesht Buje në kuptimin e shtazëve, kështu *BUZA,* diçka që bahet i famshëm më za) po ashtu kemi BE(si besë, fe, premtim i dhënë dhe të njohur në za, Be ZA) etj. Byzant, gjithnjë duke menduar se është shkruar drejt, mund të jetë edhe për shkak të ngushticës ku bashkohen dy dete dhe rrjedhja e ujit *nxahet* ose BY, pra rrjedhja e ujit, që bahet më ujë si BU, ose BY për shkak të ngushticës është e *ZANT*. Kështu BY ZANT në gjuhën shqipe ka kuptimin e Ujit më rrjedhje të madhe, ku shkruhet si BU ose By, është i *zant/nxane/*, pra ujit është i Zant për shkak se aty bashkohen dy dete dhe aty është kalimi. Kështu BUJTZANT, BYJTZanT si BY E ZANT. Në pjesën Byza është shtjelluar më qëllim që të tregohet se aty në qytetin e quajtur *Byzas, Byzant* ishte një mbret më këtë emër, që në thelb është emër shumë i lashtë i gjuhës shqipe. në thelb të gjitha në rrënjë/bazë janë të njëjta...

Ashtu sikurse ZA=ZE=ZO=ZU=ZY=ZI që në thelb kanë të njëjtin kuptim dhe domethënie, por që e përshkruajnë LEVIZJEN më përhapje gjatesore, pra, energjinë e padukshme, që shkakton lëvizje (livrit është rast i posqem i fjalës lëvizje, ku liv(ng)rit=le vënien e ngritjes, si lev+rit, ku lev=lav=luv,..) por e cila hetohet, ndjehet ose dëgjohet apo thjesht merret

më mend, siç është ZA=ZO, ku dëgjohet ai vibrim i ajrit më anën e veshëve, ndërsa ZE mund të këtë pas kuptimin e *Zanit* ashtu sikur në Jug që përdoret ZE, më një zanore të mbytur, por mund të jetë thjesht rrjedhja e energjisë së nxehtësisë e cila nuk shihet, e përdorur si ZE, sikur sot që në disa vende përdoret ***nxeht=zeht, zehem=zimje (zirje)***. Por nga fjala nxehem, në shqipen e verilindjes përdoret *nxihem*, pra *bahem i nxit*, në kuptim bahem/bëhem i zi, kështu ***zeht/ zit/ zehet/ zimje, zijeje/zeje***/ prapë mund të jetë një formë po ashtu e lashtë e përdorimit të tingullit Z dhe simbolit që shpreh rrjedhjen dhe përhapjen e energjisë së nxehtësisë, ose ***zanit*** të diçka që nuk shihet por që ndjehet, ose gjësendit që në thelb shkakton nxehtësinë, prej nga ka dalë tingulli dhe shenja **Z** në alfabetin e gjuhës shqipe, ku është formuar kjo shenjë nga shqipfolësit e kohërave shumë të lashta para fillimit të kohës së formimit të gjuhëve indoevropiane në truallin e Evropës. Këtë simbol *Z* të një energjie të rrjedhjes vibruese/dridhëse që në shumicën e kohës nuk shihet dhe është shënuar gjithandej më simbole në kohët shumë të lashta. Z paraqet energjinë e diellit si burim, mandej edhe energjia e yjeve/illave, e zemra e njeriut, e nxehtësisë në trupin tonë, që shpesh është njëjtësuar më shpirtin e tij, pasi kur ai vdes i humb nxehtësia dhe ai kthehet në diçka të ftohët/ftoftë/(f)to(t)ë=tot nga gjermanishtja, në shqipe *tot=t'ot, ku ot=to=tok=to+ka*.



**Fig. Përhapja e lëvizjes gjatësore, e përshkruan edhe nxehtësinë**

Megjithatë, në gjuhën shqipe Z i dyfishtë formon tingullin X, i cili është shumë më i theksueshëm, më i ***nxehtë*** se sa ***zeht***, ka energji më shumë, paraqet vorbull ose shtjellë të energjisë, paraqet afërsisht pamjen e vrimës së zeze që përshkruhet aq shumë në fiziken teorike, e cila e shpërfaqë shtjellën energjetike, ose energjinë në momentin që bëhet e dukshme. Kështu simbolet më **Z** të dyfishtë në gjuhën shqipe shpesh theksohen si **X**, dhe ata që e kanë vendosur këtë shenjë, si duket kanë qenë shumë të informuar më natyrën e gjuhës shqipe, por edhe më fshehtësitë tjera, të cilat në ende nuk i kemi zbulu.




**Fig.** Disa emrime nga e njejta forma, varesisht se ku gjendet kqyresi/folesi që e pershkruan pamjen. Kemi LUGU/LUGJ por edhe LGU/LGJU, si dhe GJUL/GUL, dhe GLU

Kjo pikë ose rrafsh ose objekt duhet të jetë pjesë e një tërësie më të madhe, por ajo duhet të pushojë në trupin e asaj tërësie. Kjo pikë, ose fushë mandej një objekt i caktuar duhet të jetë si pjesë e veçantë e një tërësie më të madhe, një masivi më të madh. Megjithëse në studimin e fjalëve që fillojnë më këtë tingull janë mjaft të përbëra dhe të ndërlikuara. në do të përmendim disa raste më të përgjithshme, për shembull

L - është një trup më gjatësi të caktuar, trup real, jo i paramenduar, një lartësi e caktuar e cila mbi të mund të ketë edhe lartësi më të mëdha të një objekti tjetër.

L - gjithmonë është përmasë e gjatësisë dhe krahason nivelet, ku shumica e fjalive më tingullin L tregojnë përmasat e gjatësisë, zakonisht naltësinë, por edhe përmasat më të vogla duke krahasuar më një nivel të paramenduar krahasues.

Tingulli L është shkruar më këtë simbol- shenjë, çka do të thotë që ata që e kanë shpikë këtë shenjë kanë qenë mirë të njohur më gjuhën shqipe dhe natyrën e saj. Fjalët e para që na kujtohen janë Lisi, lart, lopë (LO-n +OP, e Lan e EP=OP, pra epje në sipërfaqen e tokës ), lindi, leu, le, lëndina, etj. Kështu në fillim ky tingull në shoqërim më zanoret tjera shpreh natyrën, pozitat dhe orientimin në natyrë.

Fjalët shqipe më të përdoruara në fillim mund të i sqarojmë dhe zbërthejmë duke hulumtuar në përbërjet më të imta, në kuptime më të thjeshta e mandej nga ato të imta duke ndërtuar fjalë më të ndërlikuara.

Kështu kemi shoqërimin më zanore nëpër fjalë, të vendosura në fillim të fjalisë si:
LA, LE, LO, LI, LU, LY, që në të vërtetë të gjitha këto janë fjalë që tregojnë për gjendjen e tingullit L që është një bashkëtingëllore dhe është një fjalë në vete po ashtu. Pra të gjitha këto fjalë të përbëra nga dy tinguj, një bashkëtingëllore dhe një zanore, pra në shoqërim më të gjitha zanoret e kanë në kuptim të përbashkët që do të thotë - e lanë, e lon, e hedhur në një qoshe, diçka që është e lënë për një kohë ose është një pjesë e një tanësie më të madhe e cila gjendet në një pozitë të caktuar. Kështu La ka kuptimin më e lënë, shembull; *Ai e la dorën mbi barkun e saj*.

Le, po ashtu e ka kuptimin e njëjtë më LA ose LO që thuhet në disa rajone ku flitet dialekti Gegë.
*Le* shembull;
*Ajo kishte le* (lind) para vitit të ri
*Ai i tha asaj lejo të hyj brenda*
*Dilli leu sot në ora 6 e diçka*
Në thelb të gjitha këto fjalë që përmbajnë *le*, janë më *lanë*, të lësh diçka, pra edhe *Lindje* e thënë në formën *LE*, ose *LEU*, ka kuptimin më qitë jashtë, më hedh jashtë ose thjesht më e lënë, duke e lënë më dalë.
Në disa rajone përdoret *LON* në vend se të thuhet *Lan*, ose lënë,
si duket trajta më e lashtë e gjuhës shqipe për këtë fjalë është *Lon/Lin/Len/Lyn/Lun/Lan*, si;
*Unë e kam lon derën hapun*
*A po e lo numrin në derë*

Mandej edhe fjala Lot, një lëng që derdhet jashtë nga syri, prej gjëndrave që bëjnë tajitje të lëngut për të pastruar syrin, kur ngacmohet, ose mandej edhe kur lotojmë prej dhimbjes, mallit, mërzisë, etj. Lotë do të thotë ta lësh, më lanë, më e hedhë jashtë. Pra LOT, përfundon më *t*, është i lidhur në T (Tra) pra *Lo* është i lidhur për vetveten, nëpërmes tingullit *T*, kështu i takon vetvetes dhe po bije teposhtë faqes si botë në vete, dhe si diçka që është i lënë dhe i harruar, por po del nga një lartësi në trupin e njeriut (lartësisë së syve) dhe po bije teposhtë duke u nda nga tanësia. Kështu fjala Lot në thelb është shprehur më thjesht që është e mundshme *Lënie*, pra e LON, ose Syni e LEN = Lot, Lut sepse baze e ka Lanjen nga brendësia nga Lu, mandej Lot/Lat/Lit/Lyt/lut/let, por edhe simetria Tul sepse është T'UL-it, gjësendi i lënë në Lun në brendësin e trupit në U, q është e Lane në L=La=LI=LU, ku LU=UL, prej nga kemi të ULit=Tul, prej nga na jep edhe gjësendin e brendësisë nën sipërfaqe të trupit, në Ulje, nga kemi UJI=UJI+LE=ULE.

**Shënim:**

*Mos e harrojmë se UJI ku J tregon rrjedhjen nga I, pra I behet J, si dy tinguj të afërt njeri statik/Shtatikur, kurse J si lëvizje e tij. Megjithatë vendin qendrore e nxënë (Nxun/Nxin/Nxen/Nxyn/nxan...)U, që nënkupton në këtë rast kemi zgjerim/lëvizje hapsirore vellimore të U-se në formën UJI, ashtu si AJI/i AJT-ajun/ajur-ajtje prej mrenesis-UR , kështu edhe emri ajre/ajur/ ka kuptimin e zgjerimit vëllimore të A-se, ashtu si tek Uji që kemi zgjerimi në tri përmasa të U-se, pra brendisë/hapësirës nen sipërfaqe të gjësendit.*

*Lo* në bazë përshkruan një trup të shtrirë në tokë, një trup më përmasa të caktuara të shtrirë në O (që në gjuhën e lashtë ishte vetë toka, ose një objekt më formë sferike në hapësirë ose një trup rrethor i paramenduar në rrafsh, pra në 2D.
Shembull; *Loma, Lodha, LLoqi, Llomit*, (kemi forma edhe si *llaqi, Llamit* por janë më të vonshme dhe nuk janë në strukturën e duhur të kronologjisë së gjuhës shqipe dhe krijimit të saj).
kështu LLOQ do të thotë diçka L e në shumës LL, pra flitet për shumë trupa, shumë përmasa, ndërsa O është toka, kurse Q është përshkrim i nxjerrjes së tingujve si një i tillë që e nxjerrë goja gjatë mbllaçitjes, më fulqi, ose gjatë aktit seksual, pra gjatë qimjes, ose pllaçuritjes së këmbëve e shprehur vetëm më një tingull Q.
Mandej kemi fjalën përkëdhelëse LOQKA, që përshkruan drejtpërdrejt organin seksual dhe natyrën e ndërtimit të tij, si fjala Loqka/Lloqka, Knaq-kanaq-na knaq- ku q tash krijon kuptimin e veprimit seksual.

LOT është diçka i lanë që i bije, i shtrihet dhe thithet nga toka = O, Lo, kështu kjo fjalë përfundon më T sepse është i ndarë nga gjithçka në botë, dhe nga syri edhe i përket vetvetes, është i vetëmjaftueshëm, edhe pse i vetmuar. Krejt qartë shihet se fjala Lot ka ngjashmëri më fjalën BOT(Ë), por bota ashtu si LOT-I ka një dallim sepse BOT do të thotë më BO, diçka ku janë dy rrafshe që veprojnë njëra mbi tjetrën e ajo është përmasa njerëzore e gjallë që punon, vdes e lindë duke BO gjana, si punimin e tokës, dashuri, këndim, luftëra etj., e në anën tjetër është Toka =O-ja. Kështu BO duhet të jenë dy anë në tokë, toka dhe njeriu i gjallë, Për këtë kemi fjalën më bo ose BA. Por Bo është më shumë për tokën, ndërsa BA është më shumë për gjallësi, pra botën e gjalle. Derisa LO është një trup i shtrirë në tokë, i harruar nga dikush, thënë më thjesht, Bo është një njeri që e mbjellë tokën ose bën diçka në tokë, për këtë janë dy persona B, njeriu dhe toka, pra O. Për dallim nga fjala më kuptim të njëjtë BI, që në njërën anë është fara e bimës ndërsa në anën tjetër është toka, por fara del thikë përpjetë mbi sipërfaqen e tokës, dhe ajo është paramenduar si mashkull, që del si një penis, pra si një I, që është simbol i penisit të ngritur. Pra, penisi është menduar si fara që bashkë më tokën BI-n dhe del pema.

Loz/Loza po ashtu e bimëve lidhet më fjalën Lo/La, diçka e lënë ndërsa Z e merr kuptimin e shtrirjes së saj zig zage, ose në trajtën e shquar *Loza* merr kuptimin e gjësendit që e ka zan/Za lonjen/lanjen, pra ka mbetur e zënë nga shtrirja si degë e bimës.

Lu është trajtë e fjalës që bartë të njëjtin kuptim siç e bartin Lo/La/Li/Lyp për të cilat kemi folur në kapitujt e mëparshëm. Kështu Lu është diçka e lënë në thellësi në një U, pra paramendo një kanal ose luginë në formën e U, ose brendësinë e diçka që lëvrin e gjallon dhe që ka rrjedhje si një UUUU e gjatë, por që mbi të është një *Lartësi* e dallueshme. Kështu vizatoje thjesht një shpat thikë përpjetë, dhe afër, në fund të shpatit në tokë një hendek, në një skicë të thjeshtë do të ishte një shkrim simbolik LU.

Pra edhe fjala LU është diçka e lanë, por për shkak se ka një lëvizje dhe për shkak se në atë vend ka rrjedhje, ka luhatje, ose ka lëkundje, ose ka një lugajë ku rrjedh uji, ose ka diçka më shumë, një LU ku në fund të saj ka mbi diçka, mandej vetë jeta. Për shembull Lumi, lugina, ku L paraqet lartësinë e brigjeve ndërsa U është shtrati i lumit, por bashkë më rrjedhjen e ujit, kështu U është edhe rrjedhje brenda një kanali, qoftë ai edhe i nëndheshëm, etj.

Kështu fjala *Lose* anglisht mund të ketë rrënjë në gjuhën shqipe, diçka e humbur, pra diçka e lonë, për këtë fitojmë pikë mbështetëse se në gjuhën shqipe ka lindur më së pari fjala lo se la.

Mandej në gjermanisht kemi të njëjtën fjalë që e kanë marrë nga gjuha shqipe, më siguri së paku 1000 vite para Krishtit, fjalët gjerman *last*, *los* etj., që janë nga gjuha shqipe.

Kështu nga Lo, u krijuan fjalët *Loma, Llomit, lama, Llamiti* etj.

Ly është po ashtu diçka e lënë, si fundërrinë e cila përbëhet nga lloqi i lënë në fund që lyen fundin e gurëzuar të lumit. Kështu fjala lym në bazë do të thotë diçka e lënë, e lon, ose e lan, ose thjesht LY në bazë ka kuptimin më lanë, Lene, Lon, dhe më le, por në formën tjetër të lënies së materialit.

**3.**

(PE=Pi) MA. PIMA, PEMA, PAMA etj.

Në këtë rast PI, PE, PO, PU, PY janë të gjitha fjalë në bazë të njëjta por përshkruajnë relievin e një hapësire të tokës që ngritët në nivele të ndryshme, si shembull PI paraqet majën thepore (Thepi = thyhet PI-ja në disa Pi më të vogla, Thep - diçka si PI por pak më ndryshe). Pi është ngritje maksimale ku për shikuesin e një lartësie duhet maja e bjeshkës ose objektit të përfundojë në një pikë, që është pika më lartësi më të madhe, PE mund të jetë një vend që ka shumë thepa, të ngjashme më PI, PU mund të jetë një fushë e ngritur mjaft lart midis bjeshkëve dhe shkëmbinjve, më një hapësirë ose shtrirje jo të madhe, dhe rrethuar nga malet. *Pu* është diçka më e lartë si PO që është një rrafsh sidomos i rrethuar nga bjeshkët, por

një rrafsh në të gjitha anët më një nivel dhe jo më madhësi të përmasave ose të shtrirjes së fushave.
Kështu kemi përshkrimin e relieﬁt të një vendi të caktuar ku jetojnë banorët, si shembull emrat që sot barten nga lashtësia si mbiemra: PIKA, PEKA, PUKA, POKA, PYKA. Ndërsa PY është një fushë përafërsisht rrethore që në qendër ka një rënie, ajo rënie konvergjon në një pikë, ashtu si rënia e një hinke, ose thjesht një mjet më dimensione të vogla sikur PI, që është PYKA, mandej Pyka mund të ishte një mjet që është më PI por në majë e ka një birë ose vrimë.
Në të vërtet emrat që sot fshihen brenda fjalëve shqipe dikur kishin përdorim të gjerë, dhe përmasa të mëdha të shtrirjes, çka mund të përfundojmë se gjuha shqipe ka humbur shumë fjalë, dhe është një gjuhë që ka pësuar tkurrje e humbje fjalësh ashtu sikur humbje të popullatës shqipfolëse.

**4.**

**Muskuj**

Ngase emri Muskuj ka në fillim të vet fjalës MU, që në të vërtetë fillimi i fjalës na jep edhe temën për çka flitet në fjalë, pra çka shtjellon fjala, rëndësinë e shtjellimit.
Mu na jep shpjegimin për fuqinë, pra; më mujt, mujtje, mundje, Muja etj.
MU është e formuar nga më U, duke formuar kështu MU.
Kështu MUSKUJ ka njeriu, për më mujtë më lëvizë, dhe ngritur peshë nga toka në një nivel më të lartë, në një lëvizje vertikale, më ngre, zhagas/zvarrë nga një gjatësi në një tjetër në lëvizje horizontale ose për të dy rastet më tërheqë masa të caktuara.
MU+SKULI, ndërtohet nga dy pjesë, MU dhe SKU+uL
Kemi fillimin e emrit MU, ndërsa shoqëruesit më tingujt MU, MA, ME, MY MO,

Kështu M është tingull që paraqet trupin fizik në sipërfaqen e tokës, jo të ngjitur për toke, që qëndron përkohësisht ose lëvizë në të, një trup rrafsh më tokën, jo i ngritur dallueshëm mbi sipërfaqen e saj.
SKU, më shoqëruesit e tingulloreve SKA, SKE, SKO, SKY,

Kështu shumësi i SKU është SHKU
SKA = SHKA
SKO = SHKO
SKE = SHKE
SKI = SHKI
Sky = Shky

Thjesht në bazë rendi i parë tregon mos praninë e gjësendeve ose mungesën e tyre, ndërsa shtylla e dytë tregon një veprim i cili është shumës

i shtyllës së parë, por kuptimin më tingullin *Sh* e bartë në zhvendosjen e gjësendit ashtu që të shfaqet mungesa e atij,
Pra të gjitha fjalët janë ndërtuar mbi kuptimin e fjalës, të diçka që SKA ose thjesht SKI, diçka që nuk është, ndërsa më ndërrimin prej *s* në *Sh*, ndërron edhe kuptimi, por në të vërtetë mbetet i përafërt më atë themelore, SKA. Shembull SKo është diçka më ndryshe se sa *ska*, e cila përfshin mungesën në një hapësirë 3 dimensionale, ndërsa SKO përfshin në një hapësirë dy dimensionale në tokë, kështu SKO përafërsisht është e njëjtë më SKA, ndërsa SHKo e përfshin zhdjegien dhe largimin duke krijuar mungesën si SKO ose SKa të atij objekti në fjalë.

Kështu SHKEP, ose SHKOP, përfshin diçka që është e *shkepur* në një tokë të rrafshët që shtrihet nga një grykë duke u përnda si një rrjedhje e gjerë e tokës, prej nga ka lindur emri SHKUP ose SHKOP, ose SKOP që në të vërtetë është ndërtuar nga një bazë e gjuhës shqipe të lashtë.
MUSKU-J, e që në shumës kemi s=SH ku fitojmë fjalën MUSHKU-j, MASKUj-MASHKUj. MUSKAJA, MUSkoj, mushkonjë.
Derisa MU është më mbajt fuqi dhe forcë të lëvizshme në thellësi, Mashkuj ose Mashkull, fillon më MA, që ka kuptimin më majtë, pra më mbajt ranimin - peshën, shtëpinë, luftën, që të MASH (KULL/kall/kell kemi folur gjerësisht për këtë pjesë) do të thotë të MUJSH ose në thelb më MUSH(kujt) kështu në bazë MU, MA, ME, MY, MI kanë të njëjtin kuptim.

Në fazën e parë MI ka kuptimin që të çosh diçka dhe ta hedhësh përmbi, pra lidhet më MU-jt dhe më MA-jt, ose më pas forcë, në të vërtetë këto janë të gjitha veç shembull të një lidhje të përbërë dhe e shumëfishtë duke filluar nga kuptimi i një tingulli të vetëm e mandej duke ndërtuar kuptime fjalësh në formën e emrave dhe foljeve, si dhe duke bërë kalime nga emrat në folje dhe anasjelltas.
SKY-SHKY
SKA=SHKA, *shka* përdoret si shumësi i fjalës SKa, pra mos më pas, diçka çka kërkojmë ose për diçka që na kërkohet, gjësend të caktuar. Shumësi SHKA nuk do të thotë më Shky pra më nda një pjesë pëlhure në disa pjesë, por do të thotë diçka që nuk ka SHKA i jep shumës fjalës Ska që përdoret tash vetëm si mohore, *shka* do të thotë mos më pas, ose thjesht është një pyetje e afërt më çka, pra *shka* duke e menduar si pyetje A SKA që del si SHKA.
SHKA janë quajtur edhe serbët ose ortodoksët, që e ka kuptimin jo krejt shkymje por më shumë SHka, që ska, në kuptimin *ska gja prej tyne besë*, ose veti të mira që kështu i emërtuan katoliket ata.

Folja *Shkym* e ka kuptimin edhe të fikjes së zjarrit ose dritës që përdoret edhe si *shkimë*. Që do të thotë diçka që *ska*, kështu edhe fjalët *ski, ska, sku, sky* kanë kuptime të mospasjes por në nivele dhe përmasa të

caktuara. Disa nga këto fjalë nuk përdoren sot ose përdoren në të folme nëndialektore, të shpërndara në kohë dhe hapësirë, çka tregon se gjuha shqipe ka humbë fjalë dhe ka humbur strukturën e saj goxha shume.

Me këta shembuj treguam se Muskujt, Muskul, pra masa e mishit më tetiva ose gercijt (tetiva një masë midis mishit dhe eshtrave) është një fjalë shqipe e jo latine, sepse kjo fjalë gjen strukturën e vet, kristalin e vet në gjuhën shqipe, ashtu si edhe vetë fjala Kristal është shqipe po ashtu.

Është e mahnitshme një renditje e kundërt e fjalës SK-o, i, a, u, y, nëse e kthejmë *s* në *SHK*-i, i, a, u, y na duket sikur nga *ska* kthehet në *Shka* ose *shko* pra na jep shpjegimin përsëri se të *Shkosh* do të thotë ta kthesh në *Ska*, pra në mos prezencë, ose SKA arrihet më shkuarjen e materialit për të cilin në flasim. Mandej *Ski* kthimin në KSI. Në shqiptimin e fjalëve SKI jepet një lëvizje e gjuhës e cila përpiqet të imitoje mospasjen, duke renduar në fillim përpara mandej duke u tërhequr më të shpejtë nga prapa, sikur na thotë, këtu ishin gjana dhe ikën ose shkuan duke lëvizur nga nofulla e poshtme në pjesën e epërme sikur ato fluturuan përpjetë, dhe më nuk janë në tokë - në nofullën e poshtme.
Kështu *Ksi* na jep një drejtim dhe lëvizje në të kundërt të shqiptimit Ski, kështu *Ksi* shfaqë praninë e materialit, pra pasjen dhe jo-mospasjen e gjërave të shtjellohen, dhe mandej shënjon një pjesë të veçantë të gjësendeve për të cilat i kemi në sqarim.

**5.**

**Uliksi** - shiko në kapitujt 23/24 ku tregohet pse emri ALi/Eli/Uli/Oli/Yli është i gjuhës shqipe, si dhe në trajtën Ksi=SI.
Alik/Elik/Ylik/ulik/

| La | Le | Li | Lo | Lu | Ly |
|---|---|---|---|---|---|
| Lak | Leka | Lika | Lok | Luk | Luk |
| Kal | Kel | Kil | Kol | Kul | Kyl |
| Lak-an/lakan | Lekan | Likan | Lokan | Lukan | Lukan |
| A laka/alak | Aleka | Alik | Alok | Aluk | Alyk |
| Alak s/alaksi | Aleksi | Aliksi | Aloksi | Aluksa | Alyksa |
| | | | | | |

| A | E | I | O | U | Y |
|---|---|---|---|---|---|
| Ala | Ale | Ali | Alo | Alu | Aly |
| Al | El | Il | Ol | Ul | Yl |
| Ba al/bal | Bel | Bil | Bol | Bul | byl |

| | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|
| Bala | Beli | Bila/ba il | Bole | Buli/bulzim | Bylbyl/ba yl |
| Alash | Alesh | Alish | Alosh | Alush | Alysh |
| Lash | Alesh | | | | |
| Malash / ma lash | Malesh /ma lesh | Malish/ma lish | Malosh /ma losh | Malush /ma lush | Malysh /ma lysh |
| Kala | Kale | Kali | Kalo | Kalu | Kaly |
| Kalash | Kalesh | Kalish | Kalosh | Kalush | Kalysh |
| Sa | Se | Si | So | Su | Sy |
| Sat | Set | Sit | Sot | Sut | Syt |
| Sash | Sesh | Sish | Sosh | Sush | Sysh |
| Asash | Asesh | Asish | Asosh | Asush | Asysh |
| Kasash | Kasesh | Kasish | Kasosh | kAsush | Kasysh |
| s/sh shat | Shet | Shit | Shot | Shut | shyt |
| Lash | Lesh | Lish | Losh | Lush | Lysh |
| Shal | Shel | Shil | Shol | Shul | shyl |
| Ma shal/mshal | Mshel | Mshil | Mshol | Mshul | mshyl |
| | | | | | |

| | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|
| Ala | Ale | Ali | Alo | Alu | Aly |
| Alla | Alle | Alli | Allo | Allu | Ally |
| All | ELL | ILL | OLL | Ull | Yll |
| Ba alla/ball a | Bell | Bill | Boll | Bull | Byll |
| Ba za/baza | Bez | Biz | Boz | BUZ | BYZ |
| Llash | Llesh | Llish | Llosh | Llush | Llysh |
| Kallash | Kallesh/kelles h | Kallis h … | Kallosh/kllosh .. | Kallus h | Kallys h |
| Mallash | Mallesh | Mallis h | Mallosh | Mallus h | Mallys h |
| Pallash | Pallesh | Pallish | Pallosh | Pallush | Pallysh |
| | | | | | |

**6.**

Kur flasim për tingullin F, një tingull shumë i lashtë, në gjuhën shqipe ka lindur drejtpërdrejt si nevojë e përshkrimit të tingujve nga natyra që ka shkaktuar, fëshfërima e fletëve të pemëve, fëshfërima - fjalë e cila lindi drejtpërdrejt si përpjekje më besnike për të përshkruar lëkundjen e gjetheve njëra më tjetrën si dhe fëshfërimat që i shkaktojnë ato lëkundje dhe fërkime të fletëve njëra më tjetrën në kurorën e lisit. Fshirja e një veprimi që njeriu e ka bërë për të mbajtur pastërtinë e tebanit ose vendbanimit është po ashtu një fjalë që është marrë drejtpërdrejt nga veprimi i fshirjes, ku tingujt që lëshon fshesa për dysheme ose tokë ose vazhgitja nëpër tokë e një dege të pemës nëpër tokë ka shkaktuar një varg tingujsh, dhe ashtu siç janë dëgjuar ata tinguj drejtpërdrejt janë përcjellë më anën e gjuhës siç është fshirja, dhe fëshfërima, pra nga dy rrënjë të këtyre dy fjalëve FSH (fshirja) dhe (FSHF) Fëshfërima që në parim janë të njëjta. Kështu gjuha shqipe më tingujt F dhe Sh tregon se këta dy tinguj janë të lashtë edhe para se të lindë gjuha shqipe, para se ajo të merrte një trajtë të formuar për tu quajtur gjuhë.

Tingulli R që është më i dendur se RR, pra R ka ndryshim të vazhdueshëm, që nuk hetohet, derisa RR paraqet kërcime, edhe ndryshime në sipërfaqe në formë të uljeve edhe ngritjeve, por edhe paraqet tingullin që tregon tkurrjen, dhe futjen e materies/gjësendit përbrenda hapësirës së kufizuare. Derisa RR, lëvizjen e njëpasnjëshme siç është rrahja, ose rritje ku rritja e një trupi që rritet ka rritje brenda një segmenti kohor shumë të dallueshme për sy, dhe rritet, për shembull një periudhë kohore 5 cm ndërsa në periudhën e njëjtë tjetër rritet 2 cm, kjo quhet rritje, ndërsa Ritja më tingullin R ka kuptimin e një ngritje të vazhdueshme pothuajse të njëjtë përgjatë intervaleve të njëjta dhe të padallueshme për syrin e njeriut. Kështu vlen edhe për fjalët rrahje-rahja që kanë kuptime të njëjta por në bazë dallojnë. Kështu ngjet më tingullin F dhe Sh, megjithatë F nuk mbetet binjaku i tingullit F, Sh është në njëfarë mënyre shumësi i tingullit S, dhe dallon dukshëm nga tingulli F.

F është një tingull që përshkruan dukuri shumë të ndjeshme, të fuqishme, kohëshkurta ose të përkoshm. Kështu ta marrim emrin VLONA, që quhet një qytet shqiptar, i banuar gjithmonë pa ndërprerje përgjatë 10000 e më shumë vite më shqiptarë.

VLONA nëse i shikojmë tingujt dhe dizajnin/shenjën e tyre, V paraqet një kanal në formën V që në të vërtetë janë hapësira ndërmjet dy valëve që shkaktohen në sipërfaqen e ujit të detit, ndërsa L do të thotë LA=Lan, por në lartësi të caktuatr. Kemi lartësitë e valës, kështu kanë domethënien tingujt VL. Në bazë të kuptimit, tingulli-fjala V, na tregon nje prekje në terrenin e caktuarr të tokës/gjesendit, por pa u ngul në një pikë, ajo thjesht qendron dhe perfshin hapsiren e caktuar më kufijë në të cilën gjendet kudo

ose thjesht lëvizë nëpër siperfaqen e terrenit të saj. Mandej V jep kuptimin e diçka të vendosur ndërmjet dy brigjeve, ose ndërmjet dy shpateve, bjeshkëve ose lartësive që e kanë formën V, kështu në këto raste përdoret tingull V që të përshkruajë formën natyrore të reliefit. Kështu një trup zë më së miri vend kur të vendoset në një hapësirë ose gojëzës në formën V. V në thelb përshkruan *Vendosjen* që dallon nga U.

Tingujt U dhe V janë shumë të afërt, por U është një tingull që paraqet rrjedhjen e një materiali më fuqi në një luginë në formën e *u*, mandej kjo mund të jetë edhe nër sipërfaqe, pasi shërben për të ndërtuar fjalët; ur, ul, urt, kurt, etj. Vlona mund të jetë edhe diçka e lan=lon, një tokë e lon e papërdorur ose e pa përdorshme, VLOna vend i lon. Ky do të ishte njëri shpjegim, shpjegim tjetër më i saktë është Vlona, pra një fjalë që përshkruan valët e detit.

Kështu VALA, VALORE, VALONE, VLONE përshkruan të njëjtën dukuri, por më dallimin se VA është një lugshtajë më e gjerë drejt dy kreshtave prej lartësive L, për shkak se VA, na jep një shtrirje më të gjerë ose një bazament më të gjerë të kanalit V, ndërsa VLON na jep një shpeshtësi më të madhe të valëve që është një vlim. Pse diçka që vlon, Si duket emri i parë i këtij vendi ishte VLONA e mandej më lindjen e toskërishtes për shkak të të ardhurve u ndërrua N në R, kështu nga VLONA u shndërrua në VLORA. Veriu edhe sot e quan Vlona.

Nga kjo vijmë në një përfundim të rëndësishëm i shtjelluar më emrin Vlona=FLONA

Pra FLORA është një formë tjetër FLONA

FAUNA =VAUNA,

Flona = Vlona=Glona

Flora = Vlora=Glora

Fauna = Vlauna=Glauna

Plaka = Vlaka/Vllaka ()=Glaka

Laka = shllaku-Gllaku=Gallaku/Gollaku=GJo/gja më LLAke=Lake=Laqe

**Shënim**: *Vla/VALA/VULa/VU KLA/VLE/VLLAh,.. -paraqet kreshtën e malit ose ngritjen përpjetë bjeshkës, kështu VALA është e afërt e Vla/VLASH/VE+LAK=VLAK/VLLAK. Megjithatë tek VALA kemi ngritje dhe rënie më të ngadaltë edhe më të gjanë-gjerë, kurs VLA, kemi nga pika më e larte rënie rapide, ose të menjëhershme . Njëjtë kemi; Gala më Gla, por hapësirat (që e përcakton zanorja A) është më e shkurt ose mungon duke paraqit rënie të shpejt nga V në la, dhe nga G në la, pra si GLA/VLA ose më të njëjtën logjik KLA, e cila ndryshon nga GALA, KALA, VALA, FALA, etj.*

**7.**

Ndërsa V është një shkronjë që vendosjen e bën në një vend më hapësirë të caktuar, një numje e lëvizshme, kemi fjalën VNU, Vuthaj, VLU, Vrull, etj.
Megjithatë për tingullin V do të flasim njëherë tjetër. Emri VLONA e përshkruan po ashtu diçka të lënë një pjesë tokë të lënë nga bjeshkët që është LO+ON, pra një vend bark ose gji tokë I lënë.
Odise /ODAS= O DAS=O I DAS në kuptimin O DAS, Ai që dan Mejdan=MA DAN, DAN Mujtje=mejtje.
Lava=la e ven ose va, Loti, Lati, Let, Lut, Lyt, Mileta, Muleta, Maleta, Myleta
MATI dhe emri i tij Mat nga kuptimi; Met, Mut, Myt

**Shënim:**
*Gru, gjru, ro ru, ri, ra re*
*Ran ron, rin, ren, run, ryn, rin*
*Ram, rom, rem, rum, rym, rim*
*Shtro shtra, shtru, shtry, shtre*
*Kli, kla, klu, kle, kly, klo*
*Kna, kne, kni, knu, kny, kno*
*Ska,sku, ske, ski, sky, sko*
*Skal, skul, skil, skol*
*Shkal. Shkul. Shkil shkol*
*Ksi, ksa, kse, ksu, ksy, kso*

**Kelmend,** nuk është njëjtë më klemen, ndonëse që të dyja janë shqip
*Kle* është pjesë e veçantë e lënies-Kalim=KLIM=KLEMEN=kA le men=por jep shpejt menje/mendje në formën Klemen=Lemen si rrjedhje. pjesë të lënë, ose mandej një pjesë e veçantë e lemies, Pra le (lind) ndërsa *Kle=LE*, është një pikë ose pjesë më e veçantë e atij procesi.

Kështu *Klemen* mund të përkufizohet më pjesë të theksuar të dijes, pjesë që dallohet si e veçantë në një fushë pak më të ngritur dhe më të dallueshme nëse e shikojmë në aspektin fizik.
Klemen në gjuhën shqipe do të thotë më një mendje të veçantë, ose më pjesë të veçantë të theksuar të dijes, më një dije që është pjesa më e mirë e dijes, ajka e dijes ose e mendjes. *Kle* është baza e lindjes së fjalës angleze *clear=lear=La+ar*, që ka kuptimin e një sipërfaqe që shkon duke dalë nga pjesa tjetër, ashtu si fjala *Klli*, që ka rrjedhë nga *Kle, Kli, Kla, Klu, Kly* etj. që nënkupton diçka që lëvizë teposhtë ndërsa pjesa tjetër e fortë mbetet në sipërfaqe e lame, kështu siç ka dalë fjala *Klli* është pjesa e mbetur nga

tërësia, natyrisht kjo pjesë gjendet lart, ose K+Li që është pjesa e mbetur e tanësisë.

KLINA, është vendi ku ka pasur vërshime, dhe kullim të tokës, prej nga ka lindur përshkrimi i pjesës *KLI, Klli*, pra tokë e cila ka pamje të veçantë nga kullimi i tokës pas vërshimit ose ujit, dhe dheu ka fitua një cilësi të veçantë më të cilën është përshkruar ky vend, Prej nga ka mbetur emri KLINA. Klina ka mundur të përshkruhet edhe si një pjesë e pjerrët e një vendi, ose një pjesë e veçantë e Ledinës.

Ledina lindë nga fjala LE, që është një fushë e lënë përskaj një fushë më të madhe ose are të punueshme, ose një fshati a vendbanimi si diçka e lënë, pa pronar, por forma e saj është më e gjatë se gjerësia. Ledina, ku pjesa tjetër e kësaj fjalë është DI që ka kuptimin e diçka të ndarë nga I, nga njëshi (NI) dhe që na jep, pse në gërshetim DIN - e ndarë dhe që rrjedh ose ekziston si e pavarure ose si e veçantë. DIN =DAN=DON diçka që ndahet dhe rrjedh e pavarur prej ANËS që thuhet DAN.

Kështu shpjegohen emrat DED, DAD, DEM, DAM , DAN, DEN, DON, DUN, DYN, etj.

DAN=D(AN) një pjesë e Anës që ndahet nga Ani themelor dhe mandej vazhdon ose bëhet burim i Anëve tjera. Ashtu si fjala DE ose DEA.

D(AR) që paraqet një vend ku ndahet pasuni/pasuri, dhe mandej shtohet si e pavarur, ose paraqet vendin prej nga doli pasuria dhe u shtua, ose mandej paraqet njeriun prej nga doli pasuria ose vetitë e njeriut fisnik (shiko kuptimin e fjalës AR).

Si sqarim kemi DED, DAD, DUD, që jep kuptimin e shumësit, shembull DED e një plaku që prej tij janë nda shumë pasardhës, dhe janë dalë shumë njerëz, ashtu për DAD një grua që kanë dalë shumë fëmijë.

DA që do të thotë më u nda, pra damje, dhe DE po ashtu ka të njëjtin kuptim. Po ashtu edhe DU, ka kuptimin e damjes prej së cilës rrjedh U, ose UA, që ka marrë kuptimin e DUA, ose DU thjesht më dashtë, që ndan diçka të mirë në pika e nivele të ndryshme. ASHT ESHT USHT kanë të njëjtin kuptim.

DA, kemi emrin DAJA, pra nga që në jemi DA, në kuptimin e lidhshmërisë së gjakut, nëpërmes nanës, ose mandej DAJ ka kuptimin dhe të damjes së Nënës më vëllain e vet. Ndërsa si emër vendi kemi emrin e Malit DAJT, që do të thotë bën DAMJEN, ose ajo formë e ngritjes malore që e DAJTI hapësirën malore nga hapësira fushore e bregdetit.

Ashtu si EPSH që do të thotë më jep diçka vazhdueshme por në nivele të ndryshme edhe pse natyra e dhënies është e njëjtë.

Kështu një argument tjetër kemi fjalët DEGA, që jep kuptimin DE, pra damje, GA që është e njëjtë më GI, GU, GE, për të cilën kemi folur më sipër duke sqaruar kuptimin e tingullit G.

Mandej kemi fjalën tjetër rrëqethëse DES, DEK që e ka kuptimin e Damjes nga jeta. E në të vërtetë paraqet zjemin, dritën, nxehtësinë, gjallësinë, jetën, kështu DEK nënkupton ndarjen nga E. Ndërsa për prapashtesat K dhe S do të flasim më vonë. DA(SMA) mund të ketë dy kuptime DA-damje, ndërsa SMA, që është mohim i majtjes (mbajtjes) së një gjëje brenda vetes.

Kemi Dasma=DAMJE NUK MAN, ose DA(JE) +SMAN. Versioni DARSMA nuk e ka kuptimin e duhur të asaj dukurie që e përshkruan bashkimi i dy njerëzve më gjini të kundërta për martesë. Kështu *dAsMA* është një bashkim që nuk e duron ndamjen, megjithatë mund të ketë lidhje më fjalën DAR-shper (dar) prej nga rrjedh Ari, pasuria, begatia shpërhapet, dhe pjesa S që shpreh shumësin DARS që do të thotë shpërhapje e pasurisë e vlerave të larta, si dhe pjesa Ma që do të thotë DARSM, ku M ka për detyrë Majtjen/mbajtjen, për çka edhe është krijuar tingulli M.

Duhet ditur se në gjuhën shqipe dy bashkëtingëllore në të vërtetë shpesh gjatë shpjegimit të emrave nuk guxojnë të ndahen sepse ato janë si një tingull i veçantë

Për shembull: GRU, GRUN, GRON, GRAN, GRIN, GRU, GRA, GRI, GRO

AGRON që mund të ketë kuptimin AG+RON

Por që mund ta ketë kuptimin po ashtu si A+GRO+ON, që deri diku mund të kenë kuptime të ndryshme.

**8.**

AGAmemnon=A+GA+ME+MNON. =a një gja më men, një send ose diçka që i ngjason njeriut më men.

Ose njeri i gjindshëm dhe kopil

Por edhe mund të kemi një përafrim shumë më të afërt, të asaj që është shkruar, ose theksuar nga populli tjetër që nuk ka qenë shqipfolës, kështu një shpjegim më i saktë është AGAMEMNON-AG+AM+EMNON=Ag+AM (am, ama, a ma, AMA ku del emrin AG)+EMNON(emnon)=pra, AG e merr emrin ose AG i është dhënë emri. Kështu AG AM EMNON është tanësisht e kuptueshme dhe e përdorshme edhe sot në të folmen GEGE.

Fakte se Emnon ka qenë një fjalë pellazgo-shqipe dhe në atë kohë, pra mbi 1000 vite para Krishtit, është çështja se fjala AM, AMA, në gjuhën shqipe janë të lashta sa vetë kjo gjuhë. AM - do të thotë një A mi toke, A përkufizon një përmasë të pacaktuar dhe shumë të madhe në tri përmasa (tredimensionale). Kështu AM është fillimi i çdo gjëje, mi tokë, pasi gjaja, GAJA (gjësendet, ose gjete) kanë filluar nga A, si simbol i Vagjinës, në pikëpamje biologjike, ose kanë filluar jetën në tokë, në pikëpamje

gjeografike. A po ashtu në kuptimin shpirtëror është fillim, më të cilën fillon gjuha shqipe, dhe mandej të folurit. Derisa Am është për të gjithë trupat në tokë, AN është një pjesë më e veçuar e një lloj nga llojet biologjike të krijesave, por An është edhe diçka e hyrë brenda në tokë, dhe e dalë jashtë saj, diçka e ngulur, mandej edhe fizikisht si një *An* e caktuar e gjallësisë. Derisa *An* përfshin anën e përgjithshme të gjallesave që jetojnë në tokë, mandej anën fizike të shtrirjes së tyre. *ON* përfshin më shumë burimin gjeografik në tokë, kurse Am i përfshin të dyja.

AM+NON, dmth e dhënë ose e jepun, edhe e Nume, kështu AM=Em por në një nivel tjetër, derisa A përfshin përmasa të mëdha, E përfshin përjetimin dhe duket më shumë si një dimensional, kështu EM+NON do të thotë e epun +e nume, kjo do të thotë EM, e nume për një person. Kështu EM NON është e kuptuar edhe sot nga folësit në shqipe, sidomos veriore.

Kështu AMA, EME, OM, UM, janë të të njëjtit kuptim, por në përshkrime të niveleve të ndryshme, por ajo gjithëpërfshirëse qëndron AM. Kështu AMON përfshin AM+ON që ON=AN, që ka kuptimin AMON ose AMAN. Pra burimi prej nga jepet, si në kuptimin biologjik të shtrirë nën tokë dhe mbi tokë, dhe në kuptimin çka është e shtrire dhe brenda tokës ON, ose që i përket më shumë botës fizike të vendbanimeve, në kuptimin material. Kështu Vendi = AN, ON ku gjendet *mrena* A - pra fillimi i çdo gjëje, ose O në N, toka ose hapësira që qëndron në një pikë të caktuar.

Nga kjo rrjedh se njëra nga vetitë e Zotit, që është përshkruar nga Pellazgët e lashtë që flisnin shqip është AMON, AMAN, OMAN, OM, AM, UM, këto janë forma që përshkruan një veti dhënëse të Zotit, e cila qëndron në një AN ose ON të gjithësisë, ose kozmike. (ANI, barku i gruas në pjesën ku rritet thmija-fëmija).

Egjiptianët emrin AMON – si RA e kanë përdorur një emër shqip të Zotit. AMON RA përshkruan vendburimin *ON* dhënës, ose që jep AMA, dhe ajo gjendet në lartësi për këtë I duhet më RA, ose përkthyer në gjuhën letrare sot AMON RA, Zoti jep nga vendi i vet duke i lëshuar dhuratat nga *Naltësia*. Për emrat RA, ORA etj. kemi folur në pjesën tjetër gjerësisht.

Fjalët AGRU, Agri, Agro janë shumë të mahnitshme në përmbajtjen e vet, të ndalemi në një analizë të hollësishme.

**Ag** nuk është vetëm fillimi i ditës dhe kohëzgjatja e lemjes së diellit, si një periudhë midis *natjes* dhe *mengezit*, por është një veti e Zotit, dhe një prej emrave të Zotit. Natyrisht grekët kur erdhën nuk morën gjithçka nga pellazgët, disa gjëra nuk i pranuan. Por *Ag* mbeti një emër i Zotit po ashtu si AMON që janë shqipe, duhet të ngjiten të përtërihen dhe duhet të mos harrohen. Shqiptarët e lashtë kishin ndërtuar një botëkuptim filozofik-religjioz që ishte shpërndarë në tërë botën duke filluar që nga Tibeti deri

në shkretëtirat arabe edhe nga Anglia deri në Spanjë. Megjithatë emrat e bashkëngjitur si Agron, na japin edhe një kuptim më të thellë tjetër sepse bashkëtingëlloret e bashkuara shpesh kanë lindur si tinguj të veçantë.

**9.**

Një prej vërtetimeve që AL, ALT, që i përket gjuhës shqipe, e kemi fjalën NALT=NË ALT, prej së cilës ka rrjedhur fjala ALTAR, që mund të jetë emër pa prapashtesë por thjesht një emër ALT+Ar, pra i naltë, ndërsa për pjesën AR kemi folur më sipër. Megjithatë një dëshmi tjetër është edhe prezenca e fjalës UL, ULT që paraqet një simetri apo anë të të kundërtës të së naltës. Mandej EL një trup që shkëlqen nga lart, jep nxehtësi ose pamje të ndritshme, kurse LE nënkupton diçka i kthyer nga drita, i ngritur në një naltësi.

Kemi fjalë që tregojnë pothuajse përmbajtjen e njëjtë, por në nivele edhe përmasa të ndryshme duke u zgjeruar edhe duke i dhënë kuptim të përafërt më fjalën AL, kështu kemi OL, që po ashtu ka për detyrë të përshkruajë naltësinë. OL është një tokë e lartë ose një trup i naltë mbi toke. Derisa LO, është një trup i lënë ose i shtrirë në tokë, ky trup mund të jetë i çfarëdoshëm. *Lo* lidhet drejtpërdrejt më fjalën më lon, ose më lan. Kështu nga kjo formohen shumë fjalë, siç është LOMA, LODHA, LOTI, LOKA, LLOMI,

Duhet ditur se LA, LE, LI, LU LY kanë afërsisht të njëjtin kuptim, ashtu si edhe LAKA, LEKA, LOKA,LIKA, LUKA, LYKA.

| | | |
|---|---|---|
| Laka | Lama | Lata |
| Leka | Lema | Leta |
| Loka | Loma | Lota |
| Lika | Lima | Lita |
| Luka | Luma | Luta |
| Lyka | Lyma | Luta |
| | | |

| | |
|---|---|
| La | Ma |
| Le | Me |
| Lo | Mo |
| Li | Mi |
| Lu | Mu |
| Ly | My |
| | |

| | |
|---|---|
| Maka | Mama |
| Meka | Mema |

| | |
|---|---|
| Mika | Mima |
| Moka | Moma |
| Muka | Muma |
| Myka | Myma |

| |
|---|
| MUT |
| MYT |
| MET |
| MAT |

**10.**

***Scamaander/ska ma anderra/skam anderr.*** Si rrjedhim fjala ANDERR në gjuhën shqipe nuk merr formën Ane Nërro/Ndërro, por tash ANDER e kuptojmë si shpërndarjen ose Ana që është e nume/vendosur në vendin DER/DAR, ku fillon dhe ndodh përhapja, rrjedhja nëpër DER/DAR/DOR, kështu para së gjithash emri DOR ka kuptimin pika në trupin e njeriut ku fillon përhapje, rrjedhja e gjësendeve ose pjesa e trupit më të cilën merren dhe largohen/jepen gjerat/gjësendet, kështu DORA është sikur DERA e shtëpisë. Rrjedhimisht ANERR në gegnishten e Kosovës, si An e N'rrume, del si Ana që rrjedh në formën ANDER, e cila fjalë në gjuhen angleze tjera merr formën e ndryshimi. Pra, Ander na jepet si An ku ka rrjedhje përhapëse. Andërra/Ander na jep AN e rrjedhjes, vendi ku hyn edhe del, nga ajo AN, kështu përkufizohet Anërra, si dera ku largohem nga njëmendësia dhe bota e vërtetë fizike. Nga kjo, edhe forma ANER në vend të ANëRR ka kuptimin NER/nën AN, pra jashtë/nën anë-sanën (të botës fizike/reale).
Helena = E LEME për ZOTIN, E LANE për Zotin pra për HE.
HE ELE NA Zoti shkëlqim, ka dhane/dhënë
Ose na elen-shkëlqimin, dritën e zotit.
Akille = ak ill pra asht *ajaka e naltësisë*, a *kill* është i lartë ose *akill* thjesht i fuqishëm sikur fjala akal.

**11.**

Në gjuhën shqipe krijimi i fjalëve bëhet në simetri. Tek e fundit një prej treguesve të pastërtisë së një gjuhë tregohet edhe krijimi i fjalëve në simetri. Për shembull;
K - në fillim të fjalës në format; Kala, kaliq, kama, kalamen, kelmen, kile (ngile), kesha, kepa, kime, kudre, kule, kukës, kuka etj. Tingulli K në fillim të fjalës është tregues për pasjen e pronës ashtu të njërës anë. Pra folësi flet, duke treguar për anën të cilën ai e sheh, e përjeton qoftë për vetën e tij,

qoftë për atë që sheh, në largësi, ose që ka pa përgjatë jetës së tij, në të kaluarën.
K - kemi edhe në fund të fjalës apo emrit, ashtu duke formuar shumë fjalë, siç janë; Maka, Laka, shaka, taka, Reka, Raki, Traka, folka, shujka, hedhka, lidhka, mshajka, hajka, menka, diçka etj. më përdorimin e tingullit K në fund të fjalës, të ndërthurur më zanore, tregohet e përshkruhet zakonisht (za ko ni sht) prona e anës tjetër, ashtu duke iu kthyer folësit dhe dëgjuesit si pamje e dukurisë ose trupit që ka të bëjë më rrënjën e fjalës para pjesës K, siç është Maka, që do të thotë personi që e shohim; po man një gjësend, qoftë veti morale, forcë ose diçka tjetër. Fjalët që përmbajnë K në fund shpjegojnë shpesh edhe për pasjen e një vetie e forme, e cila nuk ka përmasa të mëdha. Këtë mund ta shpalojmë më fjalën KAMA, që do të thotë KA Majtë/Mbajtëse, e cila përmasat e majtjes i ka veti të përgjithshme, dhe veçori kryesore, kurse renditja e anasjelltë MAKA, MAKAJ, përshkruan një veti siç është Majtja/Mbajtja që nuk është veçori kryesore e gjësendit për të cilin flasim, dhe nuk është përmasa e madhe e mbajtjes, pra është veti e kufizuar në kohë, në hapësirë, dhe në peshën që man/mban.
Me fjalën MAKA/kama përshkruhen format gjeometrike në natyrë (reliefi), dhe vetitë tjera fizike, shpirtërore, mendore të një gjësendi.

Megjithatë KO/KI/KA/Ku/KE/KY në bazë kanë të njëjtin kuptim, dhe hyjnë në familjen e fjalës KA, pra tregojnë pasjen ose pronën e një vetie, megjithatë këto kanë secila veçoritë e veta që dallohen nga njëra tjetra. Për shembull KA është më gjithëpërfshirëse se sa KO, Ko zakonisht paraqet një tokë që është cep toke, rreth toke, një shtojcë, zakonisht e rrethuar më një hapësirë ose terren që dallohet, për nga struktura dhe vetitë. Zakonisht në strukturat gjeografike, më *Ko* jepet pasja e një hapësire të rrethuar kryesisht më bjeshkë ose struktura të ngritura, ku KO kallëzon një pjesë të veçantë që zakonisht është më fushore, dhe më e përshtatshme të ndërtohet vendbanimi dhe të jetohet aty. Shembull Koman/Komon që na jep përshkrimin KA MAN, KO MON, pra ka vend ku na mban, ku mund të jetohet dhe ndërtohet shtëpia. Kotorr, që kjo fjalë përshkruan një hapësirë të veçantë të tokës KO, e cila është tokë TO e rrethuar më një strukturë të ngritur në formën e gardhit që e përshkruan fjala (pjesa e fjalisë) ORR, që tregon fundin e O-se, ashtu siç është formuar fjala OBORR/O BO ORR=osht bo më orr. Të ndalemi edhe një herë në shpjegimin e fjalës KOMON, në Kosovë shpesh përdoret shpesh fjalia;
KA MANA puna, kjo punë ka MANA ose KAMANI
Që nënkupton fare qartë fjala KA MA NA, na jepet që ka majtë ndërsa NA jepet si formë e NU/NE/NI/NY/NA, pra si vendosje, që është nu, ku kA MAJT dhe ajo KAMAJT është NU, ose është NA, që do të thotë osht NA-vendos në një hapësirë të gjerë, masi përdoret A, në pjesën NA

që në thelb është Nu, vetëm se NU përdoret kur ngulja ose futja/rrasja/shtimja në tokë bëhet brenda, në brendësi, thellësi duke u ngjitur për tokën ose një pjesë tjetër më përmasa më të mëdha. Kështu vete përemri NA është në kuptimin NU, pra Na tregon *Numjen* tonë, vendosjen tonë, VNUMJEN tonë, VEN (VE e Nume). Kështu VA është VE/vu/vi/vy/vo, kur themi Vo nënkuptojmë Vu në një pjesë të caktuar të tokës, në një terren ku mund të vendoset një vendbanim ose trup siç është Voja ose VO (ORR sepse kemi vendosje të rrethuar në të gjitha anët ashtu siç është obor+orr, dhe koto+orr). Kemi shprehjen Vofsh e Kofsh, ku njëra është më *VU* ndërsa tjetra është më *Ka*, më pas në formën e veçantë dhe më të kufizuar për nga përmasat si *KO*.

VAU në gjuhën shqipe e zgjeron dhe e thellon VA, kështu kemi VAU i Devës. Ku DE-kemi ndarje, përfundim të rrjedhjes, siç e dëshmon fjala DEJ, DEA (dimni osht dea-pra bora është në shkrirje dhe po përfundon së qeni, dimri po merr fund).

Kështu DEVES-jep kuptimin e përfundimit të rrjedhjes së strukturës shkëmbore dhe relievore të Vaut që ndahet nga VAU dhe përfundon.

Kemi folur më sipër gjerësisht për fjalën *SA*, dhe natyrisht edhe për *VA*, krejt e thjesht është ta kuptojmë fjalën SAVA = SA, përmasat e mëdha të VA-së, kur SAVA jep kuptimin e lumit më një veçori themelore të tij, më brigjet e larta, shtratin e gjerë të lumit, prej nga mori emrin SAVA. Sava është një fjalë e lashtë iliro-pellazge, të cilën e bartë dhe e trashëgoi gjuha shqipe, natyrisht. Emri SAVA u ruajt si emër në lumin SAVA, dhe deri vonë tek shqiptarët siç është emri i nanës së kryetrimit hyjnor Gjergj Kastriotit, VOJSAVA, që do të thotë më VOJT VAJT, e ndërtuar nga VO, për të cilën folëm gjerësisht, dhe pjesa JT që ka dalë nga IT, duke përshirë formën e rrjedhjes të një reliefi siç është *VO* që kur lëvizë ose ka pamje të formës si rrjedhojë e strukturës relievore, që është quajtur Vojti/VAJTI/Vijti/Vejti/Vujti/Vyjti e ku të gjitha përshkruajnë në bazë të njëjtën dukuri dhe bartin të njëjtin kuptim, veç në forma dhe karakteristika të ndryshme. Natyrisht VUJT është më VAJT por tash vije pra rrjedhja duke e bërë një vijë, duke shkruar në thellësi në U, në hupje/humbje/humnerë, për këtë u krijua fjala *Vujti* nga *Vojti*. Gjithmonë J del nga I dhe tregon lëvizjen, ky tingull është përshkruar të tregojë zhvendosjen fizike të një trupi, në hapësirë, në kohë, pse formën e lakuar "rrjedhëse" të një strukture. Kështu VITI - është nga VI, VA, VU, VE, që nënkupton VIJTI duke përshkruar VIJËN që është e vendosur si VI në një formë të prerjes tërthore si V, që në të çdo material që është vendosur nuk është i ngjitur/i num/ i ngulur por është i vendosur dhe mund të rrjedhë, mund të qëndrojë por mund të lëvizë në të njëjtën kohë, ashtu sikur nëpër U. Por në U rrjedha është më e shpejtë, dhe përmasat janë të pamatshme dhe të pacaktuara të thellësisë ashtu si të një humnere ose hupje, ndërsa të

V gjithçka është më e caktuar dhe e matshme. Përmasa e gjerësisë së *Vendosjes*, në format VA, VU, VE, VO, VY, VI etj., përshkruhen dhe jepen nëpërmes zanoreve, për shembull VA përshkruan gjerësinë e madhe, por për ta shprehur thellësinë dhe gjerësinë edhe më të madhe, shoqërohet edhe më një tingull tjetër në formën VAU etj. Shiko tabelën që gjërat të kuptohen më thellë.

| E palëvizshme - përshkrimi i formës | | | |
|---|---|---|---|
| VA/vau,.. | VAJ | VAJT | Vaj(...)T |
| VO/voe,.. | VOJ | VOJT | Voj(..)T |
| VI/via,.. | VIJ | VIJT | Vij(...)T |
| VU/vua,.. | VUJ | VUJT | Vuj(...)T |
| VY/vya,.. | VYJ | VYJT | Vyj(...)T |
| VE/vea,.. | VEJ | VEJT | Vej(..)T |
| Pjesa (..) është treguar që aty mund të vendoset çdo zanore/ | | | |

Kështu VOJSAVA - është Vajti Si SAVA, rrjedhë e gjithmonshme si lumi SAVA.

Nuk është keq që emri Vojsava të ngjitet tek fëmijët tanë shqiptarë sepse është emër shqipe.

Një argument tjetër kemi emrin KOSOVA, derisa për formën rrethore ose që i afrohet rrethit kemi folur më sipër se çka përshkruan SO që është nga përmasat më e vogël se SA, ashtu siç është VO më e vogël se VA, dhe KO më e vogël se KA, dhe LO, më e vogël se LA, dhe SHA më e vogël për nga përmasat se SHO, dhe NA më e gjerë se sa NO, po ashtu edhe SAVA është më e gjerë për nga përmasat se SOVA dhe pse jo SOVA është më e madhe për nga përmasat se sa SOVO. Kështu ta quajmë Kosovën (Kosovo+en= që *en* ka kuptimin AN pra anën ose vendin që e zë KOSOVO) më Kosovo apo Kosova, varet sa të madhe e përjetojmë dhe e dëshirojmë. Serbët kur e përdorin SOVO dëshirojnë ta zvogëlojnë, kur shqiptarët e quajnë SOVA dëshirojnë ta zmadhojnë, natyrisht këtu po flasim për pjesën gjuhësore e jo politike.

Kështu emri Kosova, më pjesën KO tregon dhe shpjegon një fushë të rrethuar më një strukturë malore si një gardh, ashtu siç është tek emri Kotorr, Koman, Kollashin etj., ndërsa më pjesën SO tregon pamjen e saj si në formë shtjelle, të fushave kurse më pjesën VO/VA kallëzon vendosjen e KOSO-së, pra strukturës gjeografike që shpjegohet më këtë fjalë (Koso), ku këto VO ose VA më zanoret O/A përshkruajnë gjerësinë e Vënies së vendbanimit ose venit.

Ta shikojmë hartën që të kemi një parafytyrim më të mirë të Kosovës.
Sava, një karakteristikë e saj janë fushat si fushëgropa të gjera përgjatë lumit, por shpesh të kufizuara më brigje të nalta që formon Va, ndërsa forma si fushëgropë e formon SA.
- tingulli Q, një bashkëtingëllore ndër më të shenjtat në gjuhën shqipe, që pas tij vije bashkëtingëllorja R, për nga shenjtëria dhe rëndësia, të cilat janë shënuar përgjatë mijëvjeçarëve si MR, shkurtesa që përshkruajnë të MAREN, MARIN-MAR IN, pra e Mara e vendosur në lartësi që vazhdon dhe rrjedh si IN, pra në kuptimin si AN (An vend ku nxan hapësirën gjësendi, qoftë trup, formë gjeometrike ose ide etj.). Mandej, MARAN, *e mara ka nxanë vend në një An*. MARON *e mara ka nxanë vend në një ON* në kuptimin e ON që nuk është gjithëpërfshirës si An por është një pjesë e caktuar e hapësirës siç janë dallimet ndërmjet KA/KO. Kështu e MARA është edhe diçka kur ndërton dhe përfundon mbi një pjesë të caktuar të Ko-së në ON, duke e pasqyruar pamjen si ndërtim MARON, ose MARUN si shumës dhe si përfundim në thellësinë e kohës që koha e kaluar kthehet tash si një parafytyrim relievor që e ka formën e U-një thellësi të materies, brendësi e pakuptueshme dhe shpesh e pa mundshme të shihet nga folësi, por e kuptueshme që nga U si formë Lugu, si një pjesë e fshehur, e hupt, në një *Humnerë*, atje thellë ka fuqi, lëvizje dhe burim. Kështu krejt normale që format që i përshkruan gjuha shqipe, prej të cilave duke i përshkruar edhe ka lindur, ato forma gjeometrike që i përshkruan i bartë mandej edhe për përshkrimin e botës mendore e shpirtërore.

Të ndalemi në përshkrimin e fjalëve më bazë MR.

| | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|
| MR | MAR | MARI | MAR O | MARE | MARU | MARY |
| | MER | MERI | MERO | MERE | MERU | MERY |
| | MIR | MIRI | MIRO /mir o | MIRE | MIRU | MIRY |
| | MOR | MORI | MOR O | MORE | MORU | MORY |
| | MUR | MURI | MUR O | MURE | MURU | MURY |
| | MYR | MYRI | MYRO | MYRE | MYRU | MYRY |
| | MAIR / MIAR | MAIR I | MAIR O | MAIRE | MAIR U | MAIR Y |
| | MAE R | MAE RI | MAER O | MAERE | MAER U | MAER Y |

| | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|
| | MAU R | MAU RI | MAU RO | MAURE | MAUR U | MAUR Y |
| | Kështu duke vazhduar më të gjitha ndërhyrjet e zanoreve ndërmjet M(..)R(..) | | | | | |
| | | | | | | |
| MR NN | MAR AN | MAR ON | MARI N | MAREN | MARU N | MARY N |
| | MIRA N | MIRO N | MIRIN | MIREN | MIRU N | MIRY N |
| | MER AN | MER ON | MERI N | MEREN | MERU N | MERY N |
| | MOR AN | MOR ON | MORI N | MOREN | MORU N | MORY N |
| | MUR AN | MUR ON | MURI N | MUREN | MURU N | MURY N |
| | MARI AN | MARI ON | MARI AN /MAR AIN | MARIEN | MARI UN | MARI YN |
| | MAR EAN | MAR EON | MURE IN | MAREIN/M ARIEN | MARE UN | MARE YN |
| .. | Kështu duke vazhduar më të gjitha ndërhyrjet e zanoreve në pjesën e fundit R()N | | | | | |
| | Maira n /Ma i ran | Mairo n Ma i ron | Mairin / Ma i rin | Mairen/Ma i ren | Mairun /Ma i run | Mairyn /Ma i ryn |
| | Maera n /Ma e ran | Maero n Ma e ron | Maerin / Ma e rin | Maeren/Ma e ren | Maerun /Ma e run | Maeryn /Ma e ryn |
| | Kështu duke vazhduar më të gjitha ndërhyrjet e zanoreve në pjesën e fundit M()R | | | | | |

Natyrisht vetëm kjo tabelë do të jepte shembull të mjaftueshëm dhe të plotë, që emri MARI, Marigona, Martanesh, MARIN, MAREN, MOREN, MARYN është emër i gjuhës shqipe, dhe nuk ka të bëjë fare më gjuhën hebreje, arabe, ose çfarëdo lloj gjuhë tjetër në botë. Kur flas për emrin MARI, nënkuptoj po ashtu që emri i nënës së Jezu Krishtit, MARI, është në gjuhën shqipe. Ky emër i shenjtë është përdorur më mijëra vite në Evropë, dhe ishte një prej emrave më të shenjtë në lashtësi, shumë më

përpara se të rindërtohej në këtë formë feja e krishterë, ku edhe emri Krisht po ashtu është i gjuhës shqipe, dhe vetëm i saj, natyrisht edhe emri JEZUS-JEZEUS-JE ZOT. Një prej argumenteve tjera është lumi Marica/që del nga shqipja, më emrin MAR, MARËSI, MARTANESH-MARA e Tanëve ESH/ASH/ISH.

Lumi Marica në Bullgari është i emërtuar kështu, edhe këtë emër e ka bartë më mijëra vite, sepse pikërisht Bullgaria ishte qendër e zhvillimit të gjuhës shqipe, po ashtu si Rumunia / DAKIA. Gjuha shqipe shtrihej përgjatë lumit Danub, dhe rrjedha e Danubit përcillej nga populli shqipfolës, e cila u bë një gjuhë mbretëruese e Evropës, e Azisë, duke u shtrirë më ndikim të madh deri në Irakun e sotëm dhe në Iran. Gjuha shqipe është folur në Iran, para se të arrijnë popujt iranianë, sidomos përgjatë lumenjve. Pas depërtimit të iranianëve rreth vitit 2000-1400 P.K, një dyndje e shkaktuar nga para-popujt sllavo-kelt, dyndje të cilat shkaktuan popujt që sot shtrihen në Iran dhe Azinë e Vogël të lëkunden në masa drejt tokave që shtriheshin popujt që qendrën e kishin në Ballkan, që i falen botës fillet e shkencës dhe dijes.

Mbetjet e atyre popujve sot, që e hupën gjuhën, janë kurdët, popujt përgjatë maleve të Zagores në Iran, të cilët janë para iranian, si dhe popujt përgjatë bregdetit të Turqisë që ishin shqipfolës duke përfshirë pjesën e Egjiptit, dhe në Lindjen e Mesme, pra, Izraelin, Libanin, Libinë.

# KREU 2

**1.**

Emri ***Creation*** në gjuhën angleze rrjedh drejtpërdrejt nga gjuha shqipe, që edhe sot në hapësirën më të madhe të shtrirjes së gjuhës shqipe, për shembull në verilindje; për përfundimin e punës thuhet – *E kam kri punën. A e kryt/krit punën, këtë punë e ki të kryeme/krime. Jam tu e kry/kri punën, A ja ke nu krit (kryt, kryet) kësaj pune.* Creation, pra nga emri, Kri, ***Kry*** është e lidhur më ***kry*** si një pjesë e veçantë e trupit, kryej, krymje/kryrje/krimje/osh krye, ka kuptimin e përfundimit të një pune, dhe vetëm në gjuhën shqipe e gjen këtë fjalë, në të gjitha format, që tregon se kjo fjalë doli nga trualli i gjuhës shqiptare. Është e mahnitshme në aspektin fetar; të gjitha religjionet, krijimin e *kresë* ose më e ba *Kretë*, lidhet më përfundimin e krijimit të trupit të njeriut si dhe pjesa më e veçantë në trupin e njeriut. Në gjuhën tonë; e kreva/kriva punën, a e ke *Kri*/*Kry*/Krye punën është e lidhur më përfundimin e veprimit, të punës.

***2.***

Në tabelën e mëposhtme fjalët e **kri**juara nga bashkëtingëlloret dhe ndërthurja e tyre më të gjitha zanoret, ashtu duke krijuar fjalë të cilat gjejnë përdorim në të folmen e gjuhës shqipe, si dhe në gjuhët tjera, të cilat mund të jenë marrë nga gjuha e lashtë shqipe.
Shut, në gjuhën shqiptare - hedhurina, mbetjet në ndërtimtari, materiali i papërdorshëm që hidhet.
Shit - jashtëqitje në gjuhën angleze
Shul - shkopi në formën e shtypur, më prerje tërthore drejtkëndore, ose cilindrike, po shumicën e kohës në formën e shtypur, që kryesisht përdoret për mbylljen e derës kryesore, sidomos në kohët e vjetra. Kështu fjalët; ***Shal, i Sham, Shaj, Shaka, Shen, Shin, Shyn, Shym, Shoj - shoj, Sho(h), Shi, sha*** si shkurtesë Pasha=***'Sha, Shybe-i*** hutuar/hutuem, më shumë mendime, që ka dalë nga fjala *Shyt* (e cila ka për rrjedhje nga SYTË, sepse mësyn më sy, pra në atë formë që Sytë janë vendosur përpara krejt trupit). Por Sy, Shy përshkruajnë shformimin, shtypjen e materies për rreth, kështu syri sheh në kuptim që shikimi ose pamja e jonë përhapet duke e shformuar materien përreth, edhe duke e krijuar zbrazëtinë të cilën na e këqyrim ashtu të shformuar më anën e *synit*. Shat/ e dalë nga Shyt, ose

shpesh në disa vende përdoret Shut, në kuptimin i heshtur, shutaq, -vegël pune, shije, shij grunin Shuj, Shuk/shym/fikë etj, janë fjalë të kuptueshme për gjuhën shqipe. Mandej fjalët *So më mua*, *sa më mua*, si je, Sa je, Sun di, Sy kaltër. Duhet të ndalemi në kuptimin e fjalëve Shoj, Sho-shoj, nuk janë të rrjedhura nga Shoqi-Shoj, Shoj nuk do të thotë shikoje, por ka një kuptim jo veç të pamjes *Shot*, por edhe të rrjedhës dhe goditjes që e bën në formën *Sho*. Pra *Shoj SHoj* janë dy objekte që qëndrojnë njëra karshi tjetrës por ato kanë ndryshuar edhe pamjen, duke e shem/shemerku pjesët që i janë kthyer njeri përballë tjetrit, ose fjala përmbledhë në vete sikur do të thotë që i kanë ra njëri tjetrit janë ndeshur duke shformuar pjesët në të cilat takohen njëra më tjetrën. Krijimi i fjalës *Shoq* është i përbërë nga *SHO* që bartë të njëjtin kuptim, më *SHO*, por prapashtesa që në fund të fjalës lidhet më të qenit si *SHO*, pra diçka që e sheh vazhdimisht që është ndesh vazhdimisht dhe është i pandarë nga ti, zakonisht *SHo* jep kuptimin e shformimit në nivele të ndryshme duke krijuar një formë rrethore. Kështu *Sho*, kemi Mëshoj=Me+shoje, pra duke ja hi/qëllu ashtu që e shtypin trupin ose më gjerë mjedisin ku në veprojmë. Nga kjo pjesa *SHO*, e ka të njëjtin kuptim më fjalën *SHOH* dhe *SHIKO=SHI+Ko*, ku *KO* është afërsisht më të njëjtin kuptim më KA, pra KA SHI e ndërtuar në formën *SHIKA* dhe *SHIKO*, mandej duke e përdorur edhe tingullin H, për të shprehu mprehtësinë, dhe ndjeshmërinë e dukurisë që përshkruan të parit. Megjithatë *KO* varësisht nga mënyra e theksimit të O e merr edhe kuptimin *KO*, përsëri në kuptimin e afërt më pyetjen *KO KA*, pra sikur në rastet kur lypet pronari i një gjësendi se kujt i përket, ashtu si përdoret në verilindje *Ko Ka*, më *Ko po shkon*. Kështu prapë *Ko* flet për ata që *Ka*, megjithatë tingulli *O* e largon nga *K* shumë, dhe pika përket ku varet ose lidhet *A*. Kështu *KA/Kja, KU/Kju, KI/Kji, KO/Kjo, KY/kjy* etj. janë thjesht fjalë që lidhen më atë që i përket ose e *KA* dikush. (Rrjedh, nga kjo, sepse edhe fjalët *Dikush, Diçka, Dyshka, Dishka, Deshka* tregojnë dijen tonë dhe mëdyshjen tonë për gjësendin që i përket dikujt). Por *Shi, SHO, Sha* etj., në parim përshkruan shformimin e materies ashtu duke u shtypur në drejtimin e shikimit tonë. Nga kjo, thellësia e shformimit dhe e shmangies së materies zakonisht në formë spiralesh përshkruhet më zanoren më të cilën shoqërohet tingulli *SH*. Tingulli *SH, F, H*, bëjnë pjesë në grupin e bashkëtingëlloreve, të veçanta, të cilat gjenden ndërmjet zanoreve dhe bashkëtingëlloreve, sidomos tingulli *F* dhe *H*, të cilat janë të veçanta në mënyrën e shqiptimit dhe për disa arsye ju ofron zanoreve. Unë shpesh këto bashkëtingëllore i shoh si zanore më zë të mbytur. Për shembull zanoret shqiptohen pa e thyer gjuhën shumë, goja merr pozita të atilla, më shumë të ngrira ku ajri nxirret jashtë më nxjerrjen e ajrit fuqishëm, po ashtu si tingull *H*, e tingujt *F* dhe *Sh*, ndonëse ka lëvizje, zgjatime të buzëve

duke u prekur për dhëmbë dhe kështu duke marrë veti më shumë të bashkëtingëlloreve, prapë kanë veti të afërta më zanoret. *E* pa zë apo *Ë* është tingull në gjuhën shqipe, i rëndësishëm, i cili i largohet shumë kristaleve dhe përgjithësimeve në gjuhën shqipe, dhe si duket në historinë e zhvillimit të gjuhës sonë, deri tash nuk ka pasur rol të rëndësishëm, ose thuajse nuk ka qenë i zhvilluar asnjëherë. më marrëveshjen për gjuhë të arritur nga komunistët e Shqipërisë, ky tingull u bë mbretërues në gjuhën shqipe, duke e ndryshuar natyrën e tingëllimit të gjuhës shqipe në mënyrë dramatike. Në jug kemi fjalë të lashta dhe mirë të ndërtuara, por kemi shumë fjalë që janë në thelb endje, shtyrje tërësisht nga natyra e gjuhës shqipe dhe janë jashtë sajë, duke treguar një lidhje jo logjike ndërmjet fjalëve dhe duke mos treguar ndërlidhje të një fjalë më fjalën tjetër.

**3.**
***Për Shembull:***

*Nuk duhej të përdorët ndajfolja Andej, sepse nëse themi Andej, atëherë duhet të themi jo ANA, por ANDA, jo ANIJE por ANDIJE, jo NË ANËN tjetër por në ANDEN tjetër. Nëse lejohet ANDEJ duhet të përdoret edhe ANDOJ e jo ANOJ, mandej vet ANIJE në gjuhën shqipe emërtohet mjeti më të cilin kalojmë nga një Anë në Anën tjetër, kështu ANIJA ANON nga një ANË në ANËN tjetër. Kështu do të duhej të ishte sipas logjikës që ANDEJ të quheshin ANDIJA ANDON nga një ANDë në ANDËN tjetër, mandej vet emri NANA, pra nga në AN, N'AN, NAN, do të duhej të quhej NANDA. Mendoj po ashtu se fjalët MENDOJ, KËNDOJ, HUNDA, etj. nuk do të duhet të përdorej tingulli D, pra do të duhej të shkruheshin Menoj, Knoj, huna. Nëse themi Hunda, duhet të themi Hynda e jo Hyna, Hinda, e jo hina. Nuk do të duhej të lejohej fjala këndshëm, por kanshëm/kajshëm (kah ana tjetër shumë, ka shumë), as fjalia Më ka ënda, sepse Ma ka ana/ma kana, që rrjedh nga fjala që dëshiron një anë tjetër, kështu Ana duhej të quhej ENDA. Megjithatë asgjë e keqe nuk është pse janë lejuar këto shformime të jugut, por e keqja është largimi i qëllimshëm i fjalës Anej, dhe rrjedhimet që dalin nga kjo, edhe vetëm për një arsye, sepse është e gjuhës së lashtë të veriut. Në aspektin historik emri që lidhet më emrin ANA, një emër që lidhet drejtpërdrejt më një histori të largët më së paku 9000 vjeçare. Emër që e gjejmë në forma të ndryshme të shkrirë në gjuhët tjera, por që shihet haptas që ato e kanë të huazuar ose të bartur në gjuhën e tyre. Pa fjalën ANA, gjuha shqipe e humbë thelbin e lashtësisë. Megjithëse nuk është qëllimi i këtij libri të flasim për këtë, por në asnjë libër etimologjik nuk mund të shkruhet e dëshmohet lashtësia e gjuhës shqipe sikur që mund të bëhet më fjalët e veriut, që ruajnë strukturën, dhe një kronologji të formimit të fjalës. Siç janë fjalët HAP/HOP/HIP/HYP/HUP, pra, fjala HUMB është. Pra P të shndërrohet në MB. MB në shumicën e rasteve në gjuhën shqipe*

*është shformim, dhe shtrembërim/shtramim. Mandej është edhe jo logjike fund e krye, ashtu siç është gabim të shkruhet fjala FUND në vend se të thuhet FUN, etj.*

*Futja e tingullit D pa ven dhe MB po ashtu nuk është në natyrën e gjuhës sonë por shformimë. Për shembull këto shtrembërime i gjejmë tek fjalët;*
*D – vend/ven, hunda/huna, kënda/kana, shëndet/shnet, mend/men, andej/anej-anoj-anije etj.*
*Duhet të jetë Huna, kana/ka ana, shnet, mene, anej etj.*
*MB – mbet/met, humbur/hupun, kumbuar, mbuloj/muloj/mloj, etj.*

**4.**
***Shak/shakullim/shakull/shaka/***
***Shoke/Shoka/***

Të shtjellojmë emrin Shok (*sho ka, ka Sho*), emri shok/ë ka lindur nga fjala ***S dhe shumësi i saj Sh*** dhe tingulli që është po ashtu fjalë në gjuhën shqipe ***O***, kështu bashkë ndërtojnë pamje shumë mahnitëse ***SO***, që e kemi paraqitur në figuren (***Fig***), lidhur më shqyrtimin e tingullit *S*. Kështu *S* paraqet spiralen e dredhur duke rritur perimetrin e saj dhe diametrin po ashtu. Në fillim, pasi ***SHo*** dhe ***So*** janë shtjella, e para si *Pështjellë* që përdoret rreth trupit, për mbajtjen e tirqve (pantallonave), armëve ose edhe si stoli e trupit, kështu pasi ***Sho*** ishte shtjellë e rrobave, ashti si ***So*** që është shtjellë e materies, si madhësi e pacaktuar. Kështu nga SHO u krijua fjala Shoka në kuptimin që ka *SHO*, si ndërtues i njëjësit të këtij emri, por pasi që Shoka është shoqërues i gjithmonshëm ashtu si rripi në teshat/rrobat e sotme u quajt *SHOK* dhe *njeriu/miku* bashkudhëtari që të ***Sho***qëron (*SHo*-shtjella në rrafshe, Që-ekziston-ron tregon rrjedhën e saj, pra si *ROn* (mandej edhe të gjitha format tjera ***RAN / RIN / RON / RUN / RYN / REN***) ndërsa vetëm pjesa *ON* është vendi ku gjendet, sikur ***ON = AN = EN***).Shikoni në figurat e mëposhtme.




shall/shyll..
sy
shy
all/oll/ill/yll


L
L
L
l
YLL


G
LL
u
guflla
gufoj
gaflim
L-la,le, lu
ly,li/do te thote e
lane, zakonisht
duke dale ngfa nje
ultesi ne naltesi ne
nje levizje perpjet
ose ne nje lartesi


Gaflim
Guflla
Guflim
U

| | | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| S | Sh | | | | | | | |
| Sa | sha | Shal/ll | Shat | Shab | Sham | Shaj | shak | Shan |
| Se | She | Shel/ll | Shet | sheb | shem | shej | Shek | shen |
| Si | Shi | Shil/ll | Shit | Shib | shim | shij | shik | shin |
| Su | shu | Shul/ll | SHut | shub | shum | shuj | shuk | shun |
| Sy | Shy | Shyl/ll | SHyt | shyb | shym | shyj | shyk | shyn |
| So | Sho | Shol/ll | Shot | Shob | Shom | Shoj | shok | shon |

***Shalli/Solli/Sholli,*** që *Sha* shfaqë pamjen shtjellore ndërsa pjesa ***All*** jep lartësinë e trupit që gjerësinë e ka të papërfillshme në krahasim më gjatësinë, kështu dy pjesët bashkë japin pamjen e shtjellës *Sha* por jo rreth T-tranit si në rastin e Sh(a)tjells, por si ***SHALL,*** rreth ***LL*** i papërcaktuar për nga forma, dhe që qëndron në pjesën më të naltë/lartë të trupit, siç është ***Balli***, ***Bala, Vlla***, etj. Nga kjo ***Sha+all***=Shall e kuptojmë formën shtjellore dhe mund të merret si vërtetim i përfundimeve të mësipërme që i kemi shtjelluar në rastin e shpjegimeve për tingujt *S* dhe *SH*, kur shoqërohen më zanoret. Emri Shall nuk ka prejardhje nga persishtja e as nga gjuhët sanskrite, por nga gjuha e lashtë shqipe, dhe është nga brumi i gjuhës shqipe, prej nga gjuhët indoevropiane, pasi erdhën në Evropë e morën nga Gjuha Shqipe që është gjuhë ProtoEvropiane dhe nuk i takon familjes së gjuhëve indo-evropiane. Nga të gjitha këto sqarime e shpjegime, kuptojmë se tingulli ***Sh*** është një nga tingujt që ka lindur qysh në fillim të krijimit të gjuhës shqipe.

Forma e ***Shallit***, po ashtu kur hapet ka pamjen e shtypur ashtu siç është pamja e shtypur e *Shatit*, ose e njeriut më formën e kokës *Shyt*, ose mandej njeriut që nuk din në cilën rrugë të eci, dhe është për nga mendimet si *Shyti*, *o Shytan*, dhe kështu mendimet e tij kthehen të shtypura të pa formuara ashtu si duhet. Nga kjo rrjedh se edhe njeriu kur nuk ka mendim të vendosur ose një mendim, *jet/mbetet* në ***Shybe,*** kështu kjo fjalë përbëhet; ***Ba+Shy*** *ose* ***Shy+Ba/Be,*** *pra* ***SHYBE***.

Mandej kemi fjalët; ***Shemt/Shemtan, Shutan/Shotan, Shut, Shuke, Shoke, Shul, Shal, Shall*** etj. Studiuesit botëror nuk e pranojnë se gjuha shqipe ishte gjuhë e pjesës më të madhe të Evropës, ishte proto - evropiane ose para indoevropiane dhe në botën antike kishte ndikuar si asnjë gjuhë tjetër në historinë e njerëzimit, duke filluar në gjuhët e Lindjes së Mesme, Lindjen e Largët siç është Persia dhe India, dhe në tanë Evropën. Duhet të mos harrojmë se Azia e Vogël dhe Izraeli e mandej edhe Egjipti, zona e bregdetit, ishin pjesë e Evropës, të sunduar nga evropianët, pra nga shqipfolësit. Kur themi shqipfolësit, duhet ditur se nuk mendoj vetëm popullin shqiptar dhe paraardhësit e tij sot, por ishin gjyshërit e të gjitha

shteteve të Ballkanit, shumicës së banorëve, si dhe paraardhësit e pjesës së popujve nordik.




Kështu *SHO* ishte shtjella e teshave që pështillet rreth trupit për të mbajtur rrobat, ***Sho*** quhet shtjella ose diçka që shpërndahet në formën shtjellore në përgjithësi e cila bëhet ose ndodh në rrafsh, ashtu siç ka lindur fjala *Shoh*, ose *SHIKO* që është *SHI* e paramenduar si përhapje shtjellore e materies ose e dukurisë. Për shembull ndërthurja e tingullit *SH* më zanore tjera na jep një pamje të shformimit të hapësirës, pra të materies, e ndërvarur se më cilën zanore thuret tingulli *Sh*, i cili na jep zhvendosjen e materies në nivele të ndryshme, zakonisht në rënie të vazhdueshme ose në ngritje të vazhdueshme, në nivele të materies nga vete *emri* i shtjellës është i formuar nga emri ***Sho/Shi/She/Sha/Shu/Shy*** por tash në formën e tillë që janë duke u sjellë jo rreth vetvetes si vorbulla, por rreth një trupi ose brenda trupit, duke e futur vetën e vetë brenda ose rreth/rroth trupit, i paramenduar si ***tra - T,*** pra në formën e *Tranit/Trent*.
Derisa *SHOK* formohet nga *SHO+KA*, ose *KA SHO, SHALL* është e njëjta formë veç pjesa *ALL* tregon se ai vendoset lart, vendose në *Në ALT*, *Në Naltësi*, mandej *SHALL*, pjesa *ALL* paraqet shumësin e tingull *L* që është *LL* që e përshkruan zhvendosjen e vazhdueshme të *AL* pra në

*Naltësi* të *SHO* ose *SHA*, dhe kjo zhvendosje formohet më fjalën nga *AL* në *ALL*. Ndërthurja më zanoret të bashkëtingëllorja *LL* krijon lëvizje zakonisht nga poshtë në drejtim të naltë më rastin *ALL, ELL*, ndërsa në drejtim të naltë por edhe horizontale më *OLL*, ndërsa *ULL* është lëvizje ose rrëshqitje teposhtë në *funin e U*-së ashtu *renda renda*, *nivele nivele* duke krijuar *ULL*. *All* nuk është ngritje ashtu në formën e *SHAll*it pa nda, por është një pikë kulmore e cila mbyllet në formën e një hiperboloide, ndërsa *SHU*ll është po ashtu fundi i *U*-së duke u përmbyllur në formën e hiperboloidës ashtu siç është paraqitur prerja tërthore në *U*.




***5.***

*SHAL* është e njëjta fjalë më *SHUL* por duke përshkruar diçka që gjendet në pjesën e Ulët.
Kështu *AL* dhe *UL* janë më shumë në nivele të kundërta, por kuptimi i tyre është i njëjtë. Kështu mund të shikojmë këtë vizatim




***Shënim:***
*Mbroje/mroje*
*Mbraje/mraje*
*Mbrije/mrije*
*Mbruje/mruje*
*Mbrëmje/mramje (me ramje)*

Gabim të shkruhet *Ndryshe*, sepse kemi *Ndryshe=Ndry+she=Ndry+eshte*, pra ndryshe nuk kemi të bëjmë asgjë më dry, ose siç përdoret në verilindje *Ndry*. Kështu përdorimi i tingullit *D* në

kuptimin e fjalës *nryshe/ndryshe*, është plotësisht gabim. Përdoret fjala *Ndryshke* po ashtu, ku në këtë rast, përdorimi i tingullit D është plotësisht i pavend po ashtu, sepse më ndryshkje nuk futet asgjë në dry.
Kështu nëse e kemi përkufizuar RY dhe DRY.




Fig. Dry=DA/DY/DE...+RU/RY/RE..




Fig. DRA=DA+RA=DA/DU/DI...+RA/RE/RI...

Duhet të shkruhet dhe thuhet *nryshe*, ose *nry*, ku ka kuptimin e fjalës shiko në tabelën e mëposhtme

| NRSH | Nra | Nre | Nro | Nru | Nri |
|---|---|---|---|---|---|
| | | | | | |
| | | | | | |
| | | | | | |
| | | | | | |
| | | | | | |

Nri, Nre, Nry, Nro, Nra

**7.**
**EMRI TRA**

Emri *tra* mund të jetë paramenduar diçka që mban gjërat që mos më *ra,* që mund të jetë i përbërë nga shtyllat mbajtëse vertikale dhe horizontale ose tri shtylla, që takohen *kry m'kry* ashtu duke u përbërë nga tri copë, dhe duke i dhënë formë të shkronjës *T,* dhe duke i dhënë bazë numrit *Tre,* kështu *Tra/tre/tri/tro/tru/try* kanë të njëjtin kuptim dhe janë të lidhura më formën e *tranit* (shumës *trarët/treret/trent)* që përbëhet nga tri pjesë. Nga kjo kuptojmë se këto tri pjesë janë bashkuar *krye e m'kry* veç për më ruajt gjësendin që të mos bije nga lart - poshtë. Shiko figurën e mëposhtme *Fig.* )




**Fig.** Tra/tre/tru/try/tro

*Mund të jetë që;*
**Tra/tre/tru/try/tro**

1-*Tra* sepse të *ra*, e ndalon ramjen e trupave, mban
2-*Tre* - sepse të *re*, i mban gjërat d***re***jt, të mos bijën, i mban në vendin e vet, është *majtëse*.
3. *Tru* - sepse të *ru*, i ruan gjerat të mos bijën poshtë dhe të dëmtohen, dhe emri *Tru* emërton organin e *trunit* brenda kresë tonë, dhe quhet *T'RU*, është nga ai që na ruajnë të mos dëmtohemi, si kujtues dhe mbajtës/majtës i mendjes/menjes

**8.**

Vetë fjala ***Spin*** është nga gjuha shqipe prej të cilës duke marr *S*-me *SH*, dhe *Pi* që kemi shpjeguar, formojnë *SHPI*, ndërsa **In** ka kuptimin e njëjtë më *An/Un/On/Yn* (dhe përemrat pronorë e vetorë *Ynë, UN*, kanë lindur nga ky kuptim, pra vendin në të cilin është grumbulluar një lloj i

caktuar i gjësendeve, të njëjta nga natyra, një vendqëndrim prej nga buron ky lloj i gjësendeve ose baza, *ama* e të cilave janë vendosur aty), pra *Shpi+in/Shpina*, këtu i kemi dy ***I***, pasi janë ngjeshur në një ***I*** të theksueshme.

**6**.

Në çdo zanore ku bije theksi në gjuhën shqipe, nënkupton se aty janë dy e më shumë tinguj të njëjtë. Shembull; e ka vetëm një *A*, fjala *GAT* ka së paku dy *A* që jep kuptimin e gjatësisë, pra shtrirjes së *A*-së si rrafshinë ose hapësirë shumëdimensionale para një gjëje, gjësendi, ose botës në objektin e caktuar ose folësit që e shqipton tingullin *A*, shpesh edhe GAT nënkuptohet si shumë e përbërë nga *ga* të vogla, të cilat e ndërtojnë tanë *GAT*ësinë/Gjatësinë, sidomos kjo përfshihet në fjalën *GET/NGJAN*, ose ai i ngjet, që nënkuptohet si shuma e *GA*-ve të njëjta që përbëjnë hapësirën, rrugën ose gjatësinë e caktuar që quhet *GAT* ose *GAN/GJAN*.
**Kështu** më poshtë kemi ilustruare më figurën



**9.**



Ngat, Ngut, Ngit, Nget, ngot, ngyt,
Gat, Gut, Git, got, gyt
Nguc, Ngac, ngec, ngoc, ngyc
Guc, Gac, Gec, goc, gyc
I largët=I lar(g)t=I Lart=LA(r)t=e Lat=La(t)

Nga fjala *largët* mund të kombinojmë më zanore pa e ndërruar vendin e bashkëtingëllorëve, më të cilat kanë krijuar fjalë shqiptarët e lashtë; *Largt=Laragat* (kur ka shkuar fjala e gatë më të njëjtat zanore është nda, *LARA E GAT*), *LA ARGAT=LA ARA* e *GAT, LARA GET* (nga gegnishtja *Get*, gjet ngjet ose ngjan), etj.

Mandej *Ngjan=nagjan* (*na gjan*) = *ngjen* (na gjen) = *nagjun* (*na gjun më gurë*) = *ngjon* (*ne gjon –ne gjere, na gjen*) = *ngjyn* (*ngjymje, ngjyerje, ngjyen bukën në ngjyemë* etj),

*Ngjat* (*me tu zgat, në gjatësi, më të shkua gjithmonë ashtu si je duke shkuar më shëndet ose më gjëra tjera, tu ngjat jeta, në gjat pra në gjatësi*, *Na gjat=përafrohet na zgat*) etj. *GJ-G*

Shembull: *Ngut* (*në gutje në nxitim*), *Ngun=NE GUN* pra në pjesë të *Gunës*, quhet në veshje për të mbuluar shpinën ose *Gunën* në shpinë, prej nga lindi emri *GUN*, mandej *Ngun=na dëgjuan*, etj.

Kur themi *gut*, ose *gutu* prej nga ka lindur fjala *në gut, pra NGUT, NGUTU*, ka kuptimin në bazë të fjalës *GAT*, pra gjatësinë më kalu në fuqi pra më *U*, që është formuar *NGUT*, ose *gat-Gut* na duhet të *gutem* më *kaluar rrugën e gatë*.

Po ashtu *GET* ka lind nga *GAT*, sepse gjatësia e rrugës përbëhet nga pikat ose segmentet që e ndërtojnë *gjatësinë –gatësin*, por ato segmente janë të ngjashme njëra më tjetrën pra *Gatësi-get* më njëra tjetrën përbërja e rrugës.

*Get* është më afër *GAT* dhe *Gut* sepse *gatësinë e rrugës duhet më kalu më gut duke e nga kerrin* ose *GET*, *nget* etj.
Kështu kemi prapashtesat që janë fjalë përbërëse të fjalës *GAT* që në përkthim të drejtpërdrejtë do të thotë *GJA* - gjësend në formë të caktuar, *AT*, si *Gat*, ku *A* shpreh gjatësinë nga një pikë në tjetrën për të ndërtuar *GA*, dhe mandej përfundon në *T*, në *Tra*, ose në piken përfunduese.
*GA* - *Gja* është një gjësend i caktuar frymor ose jo.
*G* - paraqet një gjësend në një formë të kokës, ose në formën e glacës, kurse *AR* paraqet një ngritje nga poshtë kah lart ose nalt,

***10.***

Folja *Mbaj* në jug përdoret si nxjerrje nga fjala e veriut *maj*, që kjo është ndërtuar në një formë tjetër duke e shikuar fjalën *MAJ*, nga rrënja *MA*, si veprim i *Bajtjes/Bujtjes*, pra *BAJ-BArti*, kështu më + *BAJT=MBAJT*. Në të vërtetë *MAJ* në veri mund të ketë kuptimin për të mbajtur, por, në të vërtetë kjo veti është shumë e parëndësishme, veprimi *MA*-j është më i ndryshëm se sa *Ba(r)tje*. të bartësh është të kesh diçka pra të *MAJSH* një gjësend, ndërsa *bartje* është veprim i lëvizjes më një barrë *(ba+rrugë, baj rrugës=baj+rru+ugës=bajrrugës=barrugës=barrë+ugës=barrë).* Kështu *Bajtja* është e ndryshme nga *Majtja*, megjithatë *Majtja* mund të merret si *Majtje+Bajtje*= për këtë në jug u ndërlidh si *Mbartje*, natyrisht pjesa *AR* përsëri ka *MB(ar)tje* (nga gegnishtja *MA+BAj*=toskërishtja *mbaje*, ***Bartje****=Baj Art*=që ka kuptimin *baj* duke e ngritur. *Ba(j)+ (l)art=bart*, teksefunja *(te ka sa funi)= Art lind nga Le Art, le Nalt, NALT=Ne art La=Ne Alt=NE ar lat=Narlat=Nalt)* si kuptimi i ngritjes nga analiza e mëparshme e fjalës *AR*, ose *RA*, dhe pjesa e tingullit **J**, nga mbart(j)e ka lindur si lëvizje e asaj që qëndron si tingulli **I**; shenja e *i-s*ë e cila tregon gjësendin, që qëndron vertikalisht në këmbë/kamë (*KA MA=KA MAJTESE=MAKA=KAMA=MA+KA*), ose që ka formën e një trupi drejtkëndor.

**Vërtetim:**

Mund të themi se fjala *Mbaje* është marrë nga forma më e lashtë që përdoret sot në veri- *MAJ, MA, MAR*, Martesë, Mari etj. Duke dalë fjalët sipas versionit në jug *MBAJ, MBA, MBARE, MBARU, MBARTES* etj., çka nuk është e vërtetë.
*Kamë* ose *Kama-Ka +Majtese* ose *Ka+ Ma, Ma+Ka*, ku *Ma* është të kesh diçka si pronë ose në duar por jo duke lëvizur më të, *Bartja* është një veprim i bartjes aty për aty, se barrës ose gjësendi që e ke në duar.

**11.**

*OFRO, AFRI, AFRO, AVIT, OVIT,*

*AFRI KA= x FRi kA=Frik* që përdoret në kuptimin që ka ndodh një dukuri rishtas, shumë afër, para një kohë të shkurtër, shembull;

Kështu emri *Frika*, mund të ketë dal nga fjalia *A+fri+ Ka= A+fri+ka= a frika=Frika*

*Frik* përdoret në verilindje për të treguar diçka që ka ndodhur aty për aty, ose shumë afër në kohë, ndërsa për ***tuten***, mund të ketë lindur në jug dhe pjesën tjetër të Shqipërisë, si diçka që ka *Aferi ka*, dhe mandej nga ky brumë është hequr zanorja *e*, kështu dy bashkëtingëllore haptas e hupin edhe gjatësinë në kuptimin fizik, siç është *Klli, Kalli*, ose *Glaca/Galasa Galaksia*, po ashtu *Afër=Afr +i +ka*, kështu ***Fr*** e humbë largësinë dhe kohën e shqiptimit nga *AFEr=ne AFR=ne FR*, kështu largimi i *A* në fillim dhe *E* që gjendej ndërmjet *FR* e shkurton kohën e shqiptimit, dhe në kuptimin fizik truri/truni e interpreton si shkurtim i distancës ndërmjet *F* edhe *R*, ashtu që *AFEr* merr më shumë kohë në shqiptim se sa *FR*, kështu *Afër* (***Afera, Afro, Afri, Ifri, Ofera, Fr, Fra, fri të lindur nga fjala Afër etj.)*** kthehet *FR* që truni i jonë e përjeton si afërsi shumë më të madhe, shkurtim të kohës dhe largësisë. *FR* është më afër se sa *Afër*, është aty për aty. Prej nga *AFRI KA*, lindi *FR I KA*, pra shumë afërsi i ka, aty është, edhe *FR* përjetohet si ikje e shpejt ose afrim i shpejtë i rrezikut, shembull, kështu *I* dhe *KA* u forma *IKA*, ku *I* përjetohet si ikje drejtvizore, si shigjeta, sikur *SHIU* ashtu si *I* që bije drejt, e në tokë, kështu *I* në hapësirë (*hapësin/hape sin/hape synin, ape /epe/jepe/i epe synin*) përjetohet si gjësend i fortë drejtvizor, i pathyeshëm dhe që bije shpejt ose ngritët shpejt, në lëvizje, ose trupi fizik i ngurtë, i drejtë, sidomos që e ka gjatësinë më të madhe se gjerësinë. Nga *I+ka*, merret se *KA I*, pra ka një trup në formën *I*, ose ka një rrugë të drejtë si *I*, sikur simboli/shenja *I*, kështu *I+ka* përdoret ***I+****A +KA*, si *IK*, përsëri humbja e zanoreve përjetohet si rritje e shpejtësisë së shqiptimit, por edhe në tru si shpejtim i ndodhisë, dukurisë, ose procesit. Kështu *FR+I+KA, FRI* jep kuptimin një *FR* e shpejtë, lëvizje e shkurtër aty për aty, drejt në rruge sikur *I*, ndërsa *FRIKA*, nënkupton *KA AFRI, KA FRI*, ose *FRIKA*, ka lëvizje, ka ikje drejt aty për nga aty në rrugën më të shkurtër sikur *I*. Kështu lindi fjala *FRIKA*, tash kur e merr prapashtesën *A*, i jep madhështi *tutës, Frikës*, i jep përmasa, i jep hapësirë drithëruese *FRIKA*, sa më shumë që zgjatet *A*, aq më shumë *FRIKA* duket më e madhe, më e gjatë, më e rëndë, më tmerruese, sepse tash nga afria kuptohet si diçka që duhet të ikim në rrugën më të afërt, dhe aq shpejt sa e afërt bëhet vetëm *FR*, sepse nuk ka kohë të shqiptohen zanoret, sidomos *A* që merr shumë kohë, e në tru interpretohen si përmasa fizike. Në gjuhën shqipe *I*, përdoret për të emërtuar numrin 1, për shembull në Kosovë, numrit ***Një*** i thuhet **I**, pra ***I***

mal, ***I*** fushë, ***I*** njeri, ***I*** gru, ***I*** kali etj, kështu ***I*** KA, ka kuptimin *I ka*, ose *KA I*, pra *ka një*, ka një rrugë, ka zgjidhjen, e cila nuk duhet të përmendet sepse nuk ka kohe, sa që thuhet *I KA*, ose *KA I, KA 1*, prej nga lind dhe formohet folja **IK, *IKA, IKE***, etj. Mandej kemi fjalën *Ferka* kur dëshirojmë të i shmangem vështirësisë ose përgjegjësisë, pra Mos bo ***frka*** që ka lidhje më *Frika, Frka*, etj.

Kështu mund të renditen disa fjalë të formuara nga i njëjti brumë që përshkruajnë një dukuri në forma të ndryshme ose ashtu si e kemi përdorur shprehjen në nivele të ndryshme.
*Farka/Frika/Fryka/Furka/Fark/Ferk*
Nga kjo kuptojmë se emri *FURKA* nga *FUR KA* ose *KA FUR*, ka lindur nga Afër ose *AFRO*. Kështu kur përdorim në lindje të Kosovës fjalinë: *Ai e furi veten*, pra *Fur* ka kuptimin më *vjerrë/varë vetën në litar*, nxjerrët kuptimi nga fjala *Afër*, pra e ka vendos konopin/litarin ***Afër***, në fyt, kështu *AFËR= A FËR= A FR= A FUR* që ka kuptimin *asht ngulfat* (e ka pas fatin më u ngul, në kuptimin më u ngulë në hu pra më u ngulë fat si fat më u ngulë në kuptimin e ekzekutimit, që përdorej në kohët e lashta, ashtu siç ishte gozhduar ose varë/vjerrë Krishti, ose siç përdorej dënimi dhe dhunimi nga Perandoria Osmane).

Mandej për rrjedhje nga e njëjta bazë si; *Furacak/Furak/Firka/Firon/Farko/Fërko/Fre ka*
Kështu të gjitha kanë lindur nga *Afër Afro Afri, Afori, Afrin, Afrim, FRIKA, Fri, Fra, Fro*, dhe emri *FRE*, quhet kështu *Fre* sepse është nga baza *AFËR*, ose *AFR* që mund të ndahet si *A FR* pra *Asht FRE*, që nënkuptojmë se *Asht AFËR*, kështu *FRE* nënkupton diçka që është *AFËR*, që e shoqëron gjithmonë kalin, pasi e mban në goja një mjet, pra nuk ka më afër. Kështu ***Fre*** është baza për fjalën ***FRENIM***, e cila ka lindur nga baza më *kanë AFËR*.

Shpesh në imitimin e shpejtësisë së ikjes së lepurit gjatë gjuetisë, thuhet në Kosovë/Dardani.

*1-Frrrrrr iku lepuri,*
*2-Fr erdhi gjarpni*
*3-Shi ka ra tash Frik.*
*4-Frik osht martu*

***12.***

Roli i zanoreve në përshkrimin e gjatësisë, janë shembull *SA KA=S'KA=SUKA*, kështu emri Suka përkufizon edhe për rrethin, hapësirën e tokës që nuk jep prodhim, as bar, as kullosa. Më sipër kemi përmendur se të gjitha ndërthurjet *SA/SE/SU/SI/SO/SY* përshkruajnë

përmasën e pacaktuar, një shtrirje kryesisht shtjellore që e mbush hapësirën dhe në të cilën zënë vend materia, ose një sasi e saj, ose e dukurisë, dhe madhësive të ndryshme fizike, ose ato emërtime që dalin nga përjetimet shpirtërorë dhe përkufizime të ndryshme mendore.

**13.**

Mbroj=me broj=me + ba+roje=ba+roj=broj=bro=bra-ni=mbraj

**14.**

Panorama = *Rama/Roma=PAN+Roma*, ose *Pan rama*, që do të thotë e *PAN, RAMJA* që e ka nje Ro, në formën e rrafshnaltës
KAVala=Ka Vale
Pournari=PO UR N+ARI, një tokë e rrafshët = në formën e rrjedhjes si *U*, që është ngritur nga ultësinë, në kodrinë
Pyllaja=Pullaja, pyje
Sykies=Sy ki es, Sy kit e shumtë të mëdhenj, ose Syka, ka sy=syka, ki sy=syki
Krioneri=KRI o neri, neri është mi tana
Zygos, Zhygos, një gja, trup, formë relievore që është e tërhequr nga lartësia në ultësi si të jenë gjurmë të trupit të madh, të ngrehur zhagas/Zhygos, Zygos, pjesëmarrja e *O* tregon se pjerrtësia e rënies nuk është e madhe, shembull lartësia do të përshkruhej më e madhe sikur të ishte në vend Zygos, në Zigos ose Zagos, ose Zagora, Zygore, Zigurë, Zigore që janë prodhime të të njëjtit kuptim.
Philippi=një rënie FI nga lartësia si LIP nen Pi
Kalamapak=ka lam ma pak ose Kala ma pak
Gonnoi Gjon e nume, Gjon e noi
Tempi=Te më pi, pra të vendi që ka Pi ose tek fusha që ka pi, të më PI, ashtu si POMPEI, që do të thotë PO më PI/fushë më Pi më në majën e lartë
Tepelena = të PI e len/zakonisht e len do të thotë e len anash, në formën e pjerrtë për të formuar PI, ose një ngritje në formë të Pjeprit, ose Pnit=gjarpnit, drapnit, etj.
Ampelakia=A më Plake, që nënkupton një relief që ka formën e një fushë të pjerrët rrëzë malit, është pa mbrojtje natyrore ashtu siç është *RO*, por edhe në të njëjtën kohë ai vendbanim mund të jetë edhe pa ujë, dhe jo tokë bujqësore.
Kështu *Plaka, Pllaka, Pella+ka,=Pellaka*, ose ***Pe**llka* nënkupton Plaka në fushën e pjerrtë ose afërsisht e pjerrtë rrëzë një bjeshke të zhveshur ose që ka majën afërsisht si *Pi*, kështu fusha i gjason Lakes, Likes, Lukës, ose Lekës duke lidhur pjerrtësinë nga **Pi**ka deri tek pjesa e lënë anash bjeshkës ose kodrinave ose në fushën e vogël që ka përballë një fushë shumë më të

madhe, kështu kemi *PI+La+ka=PilAKA* ose kur *Pi* është më e ulët, më e padallueshme e përndarë në maje tjera kemi *PLAKA*, ku gjerësia e bjeshkëve është më e madhe por nuk ka thepe, kemi *PALAKa*, kështu *A* e bën më të madhe por e shtrira shumë e bënë fushën e shtrirë, të lënë, la/laka.













**16.**

Rra, rrah, rradake, rrafsh, rrafshime, rrafshinë, rrafshohem, rrafshojë, rrafshuar, rrip/rryp, rrallë, rrangalla, rrapëllimë, rras, rraqurina, rraskapitur, rrashpe (ang: Raspe, Ver-Rrase, nga e rrame/rrahme/rrahur, e rrahun/ur, prej rrase duke ndarë në flegra, kemi dërrasë=d+rrasa), rravgime (ang. Abe**rra**tion, që do të mund të përkthehej =a ba e rrane, rrahme, rrahur, rraon, a ba e rrat(i)on), pra diçka e renditur jo më rregull

e rrahne, si rrangullina, etj. Rrebesh/rrebeshta/rrëbishta/rrebeshte, Rrecke, Harren, rregull, rreng, rrema, rrena, rreptë, rrap, rrip, rreshpe, rreshke, rreshkun, rresht, rrudhe, rruge, rrangalle / rrëgall / rrangallë / rrapall / rramall. Rreze, që do të ketë dal nga fjala Re-Reze





RRESHPE (GJEOL.)-anglisht Schist

Kështu fjala rresht në shqipe në anglisht është *Range, Rank,* të dy fjalët rrjedhin nga gjuha shqipe si Range=Ren/renditje në gjejë/gjaje, gjasë, gjerave/gjanave, gjësend G, pra Ren/Ran+Ge-gje, gja, ge / gjësend në formën e G.

Kurse emri në anglisht Ranke-rrjedh nga shqipja, ren ka, pra ka renditje (ren e ditur, që e dimë renin edhe çdo gjë është në vendin e duhur). Po ashtu fjalët; torrent, torrential, torsion, torrid kanë prejardhje nga gjuha shqipe.

RRËMBEJ/rrem e bej/rrem e baj, pra e ndaje nga tërësia/tanësia duke e bere/bej/baj/boje rrem/rrem, duke e degëzuar, kështu kemi dy fjalë të marra nga dialekti verior të ngjitura duke krijuar dialektin jugore.
Bjerr =ba/be+ herrje/ba+errje/bi+err=beherrje=bjerr

| Gja, | Gje, | Gji | Gjo | Gju | Gjy |
|---|---|---|---|---|---|
| Gjak/a | gjek /a | Gjik/a | Gjok/a | Gjuk/a | Gjyk/a |
| Gjap | Gjep | Gjip | Gjop | Gjup | Gjyp |
| Gjal | Gjel | Gjil | Gjol | Gjul | Gjyl |
| | | | | | |
| | | | | | |
| | | | | | |
| | | | | | |

Dale-dele-dile-dule-dyle-Dla-dli/dlir-dlu-dlo-dly etj.
Kale/o/e=kle/o/a
Kulla=klla
Kullim/kullo=kllo, klli



**Fig. Dilli/Dielli rrezaton energjinë e tij më rreze.**

ERR
Herr, Terr, err, merr, bjerr, berr, kerr
ORR

Rrëmujë, rremoj, rrëmih, rreng, rrënime, rrëqethe, rrëshqas, rrshas, rrezon, rrezohem, rrjedhë, rri-rrje, rrjet, rroba, rrogon, rrogëtar, rroba, rroge, rrogoz, rroje, rruje, rrote- rrothe, veth- voth, rrush, rrosh, rruza e shpinës.



**Fig.** Rrruza/rruzat/rruaze e shpinës



**Fig.** Shihet fishkja e lëkurës ose ndikimi i *rrëgjimit*

Mjafton vetëm nga fotoja të kuptohet pse fjala-tingulli RR, edhe pse quhet RRuza (Dalje, hapje e gjësendin në këtë rast e unazave të kurrizit), shembull; renditja dy nga dy e rruazave/rruzave/unazave të shpinës nga profili na jep shenjën/simbolin e tingullit RR. Megjithatë duhet t**ë** ditur se

ERR/ARR/URR/IRR/ORR/YRR ka kuptimin mbledhë, ku gjësendi i shtrirë mblidhet/mlidhet=ma(n)+lidhet=dha=dhe=dhet +li=la=lu,.... Kurse RRE/RRU/RRI/RRA/RREH=RRE/RRA=RRAH ,...ka kuptimin e hapjes s**ë** materies e cila ishte e mbledhur/mledhun=ma+ledh/le+dhe=dha=edh,.. ku ledh formë e lidh/ludh/lodh,...etj

**Shënim:**

Oborr= (OB ORR=O BO ORR, O BO më ORR, pra është bërë më ORR-Rrethoje, është rrethua dhe e tëra/e tana gjendet brenda, kotorr (Ko=Ka+TO+ORR, përfarohet më fjalën Ka tokë në **ORR (e kundërta e lëvizjes së gjësendin RRO=rre)**, në rrethoj përbrenda sikur të jetë futur në Arr=ORR ose ERR ashtu si ERRI=TERRI/TORR/TE=TO ORR, orrl (ORR=ARR+L=LA, që ka kuptimin e gjësendit që Merr, është krijuar më fut brenda në thellësi), morr (MA=MO=Majt=Man+ORR=ERR=ARR=URR që fitojmë MURR/MERR/MARR/MORR, PRA MORR do të thotë merr, ai që Man ORR-in pra ai që merr edhe fut brenda në ORR për më BO ORR=OBORR, që ka ndërtim t atillë si ARR ose ERR që fut brenda bën duq=da/du+uq e truq/tru+uq , nga hapësira e gjerë në hapësirë të ngushte), horr (Horr, ka përfarimin HO=O ku kemi ORR=ARR, kështu Horr i jep e bën të menjëhershme dukurin e ORR-it që do të thotë futjen e tokës/ gjësendit, e hapësirës së gjerë në rrethojë, në hapësirën e ngushte që ndahet më ngritje/mure ose gjësend nga hapësira tjetër,..etj., kështu HORR afrohet më kuptimin Harr-im, Harr-nim, por edhe HORR=HERR=HYRR etj, që përshkruan futjen e gjësendit më shpejtësi papritmas, në hapësirë e kufizuar duke u futur përbrenda asaj hapësirë të ngushtë, e ngjeshne/ngjeshur dhe e mytne përbrenda, vendit të rrethuar më ndarëse të veçantë e quajtur ORR, pra në hapësirën ORR ashtu më pak ndryshime ERR, YRR, IRR, ku marrim fjalën HIRR, etj.),

**17.**

Zga+fella=ZGA(at)+FELL/thelle
Zga=ZAGA=ZEGA=ZIGA=ZUGA
ZGAR=ZAGAR=ZAGORA

**18.**




**12.**












Shal*ë*, tash ta shikojmë Shul




Shuli i drurit gjithmonë ishte më përmasa më të mëdha dhe kishte pamjen afër formës cilindrike. Kuptimi i vërtetë SHUL duhet të jetë forma e kundërt e fjalës SHAL, dhe emri i Shuli të derës, ka rrjedhim, që dyert në të kaluarën janë mshel në pjesën e fundme/funtme ose mbyllja na lë brenda, nër-sipërfaqe. Për këtë çështje kemi shpjegime më të hollësishme, në pjesë tjera të librit.





Kështu forma nga Shal*ë* në Shul, duket se Shul është formë më e ulët e *Shalës* pra nga AL lart në *Ult UL*, dhe kemi rrudhje të hapësirës duke u mbledhë në formë gati cilindrike por që nuk është krejt e tille, duket paksa e shtypur. Kështu Nga *Shul* u formua emri *Shal*, por sepse kemi shumë renda të *SHAL*, u krijua *SHALL*, pra lidhje në formë *Shalli*. Kështu

Kemi SHA+AL, SHO+OL, SHU+UL. SHO SHA SHI SHU SHE nga edhe kemi formimin e fjalës SHO+KA, pra SHOKË (SHUK/SHIK,..) që është njëjtë si *Shall* por ka vetëm ALL, e cila na bën LAnie/LLA=ALL njëpasnjëshme në lartësi të ndryshme, duke e bërë të dukshme pjesën SHA, më anën ALL/AL etj.

**19.**

**Origjina e disa fjalëve**

**Kanon-Kanu**/kenu/knu/kna/kne+ell,...= Rrjedh kjo fjalë nga gjuha e lashtë shqipe të dialektit gegë, në kuptim Ka nu, pra ka vendos. Një tërësi e ligjeve të rregullave të cilat tregojnë që e ka për detyrë më e nu, ose më vendos, shpesh folja më NU përdoret si më VNU, shkurtesë më vendosë më e NU, Emri **Nu** është të vendosësh të ngrisësh diçka, që askush të mos mund të luajë nga ai vend. KANU, do të thotë KA VENDOSË, ose e KA NU LIGJIN në VEND, e cila fjalë përdoret në Shqipërinë e veriut e po ashtu në Kosovë.

**Kanon** - përdoret edhe sot si shumës, si për shembull; *Filan udhëheqësi asht ka non rregull, pra një formë Kanon - përdoret si emër, duke përfshirë tërë kohën, të kaluarën, të tashmen e të ardhmen. Kështu Kanon është në gjuhën shqipe, por nuk është në gjuhën shqipe, fjala ligj, edhe sot përdoret shprehja Ka NON, KA NU, etj., shembull; Ai non rregulla, pra Ai asht ka non rregulla ligje edhe rend.*

GASH (GA ASHT) - GA - rrjedh nga emri *GA*, ose më qenë të njëjtë njëri më tjetrin, por edhe të jesh i Gashëm - do të thotë të jesh i bukur, i hijshëm. Pra, fisi GASH e mori emrin si fis i bukur për nga pamja, të hijshmit, të pashmit ose të gashmit, që i ngjasojnë njëri tjetrit në pamje, pra janë të njëjtë. Në pjesën më veriore dhe në Kosovë përdoret edhe si të hijshëm. Megjithatë GASH lidhet rrënjësisht më formën e gjësendit, ose reliefit, e cila na jep formën e Gungave të njëpasnjëshme të madhe e cila përfshin hapësirën e gjerë. Ashtu si emri GEG, në thelb na jep hapësirën e Gungzuar të Reliefit, e paraqet njësi të madhe hapësinore, e sipërfaqes të madhe, ashtu siç është njësia; GIGA. Si njësi kemi TERA= e cila lidhet/lodhet/ më fjalën E TERA/TURI,...etj.

Gashëm/gashem mund të përfshijë edhe shtirjen e fisit në një rajon kodrinor - malor, terreni i të cilit në tërë shtrirjen e tij ngjason më njëri tjetrin.

Përndryshe Gash është më të njëjtin kuptim të fjalës GISHT, GASHT, që do të përafronim më fjalën GISHTER / GASHTER / GUSHTER / GOSHTER / GYSHTER / GESHTER, ose GISHT/GASHT/GUSHT/GOSHT/GYSHT/GESHT ose në shumës ku G kthehet në GJ, kemi GjISHT/GjASHT/GjUSHT/GjOSHT/GjYSHT/GjESHT ose duke e

larguar tingullin T që pavarëson fjalët, duke marrë shembull emrin Gisht, Gusht, Gasht, kemi GISH/GASH/GUSH/GOSH/GYSH/GESH. Nga vetia e tingullit SH, për të cilën kemi folur gjerësisht më sipër, do të marrim GI/GA/GU/GO/GY/GE, kështu të gjitha këto fjalë në gjuhën shqipe kanë kuptim. Nuk do shumë të mendojmë se emri GASHT ka kuptimin e trupit në formën e GISHT-IT, por tash kjo përshkruan formën më të madhe për nga përmasat, ashtu siç e kemi shtjelluar fjalën GAR/GUR etj.

Po ashtu emri Gushë nënkupton pjesën e dalë në fytin tonë, kemi fjalët Gushan (GU=GJU dhe SHAN=SHON =SHO/SHA+AN/ON që shtjellohet gjësendi, nxane vend në hapsiren në formën e shtjellave si SHA/SHO/SHU/SHI/SHE/SHY+AN/ON/IN/YN/UN/EN,...etj., pra shemje e lëvizje e gjësendit i cili e mush/ma+ush=shu hapsirën në pjesën ku qendroen në AN=UN=IN,...etj.) sepse dallohet për nga madhësia e Gushës, nga fjala Gush në fyt përshkruhen shpesh shteget/shtigjet malore, ose format e caktuarë të kalimit ndërmjet bjeshkëve ose burgjeve të nalta. Nuk do mend shumë të kuptojmë se fjala Gushë e ka dhënë fjalën Ngush=në gushë, ose fjalën *Gusht* dhe fjalën ngushtë, ngushticë, ngushtllak, etj. Emri i muajit *Agust* në të vërtetë në gjuhën shqipe e ka domethënien *A Gusht* në të cilën përshkruhet kulmi i nxehtësisë në ditët e verës, në të cilën është temperaturë e naltë, prej temperature kemi Ngushtim, Në Gusht, siç është fjala që e përshkruan klimën (Ka LIM/Lum/LIM/LOM,... kështu fjala KALEM (= ka kuptimin në gjuhen shqipe ka LEM= diçka që e Lam por edhe rrjedhje,..) e këtij muaji të verës *Zagushi*.

Kështu *Gusht* përshkruan temperaturën si një përshkrim të formës relievore, ku është një hapësirë e thellë në formë *Si GUSH*.

**20.**

KL/KL= Kullum, Kullim. Kështu fjala Llom në gjuhën sllave është e sigurt e lidhur ngushtë më fjalën LO, LA etj., si dhe në sqarimet e mësipërme që i kemi bërë. Kështu KU+ULLIM, lidhet më fjalën LU që do të thotë të lihet diçka në fund të një sipërfaqe më formën U ose në një vend të shtrirë siç është LUGU, ose thjesht LU, sepse G paraqet një GJA, një gjësend. Kështu KUL+LUM, KUL+LOM, ose KUL+LIM paraqet një lëndë që ka mbetur nga ulja e nivelit të substancës tjetër të ka mbet që pjesa e mbetur ka qenë e tretur në të. Kështu KUL paraqet përsëri pamjen e një KULMI i cili tash duhet të paramendohet pamja e përmbystë e tij, dhe aty gjendet substanca, materiali i mbetur. Nga kjo nëse KULLIM, kemi edhe formën KULLIN, tokë që ka qenë përmbytur nga Uji por që pas përmbytjes ka filluar terja, dhe kështu ka mbetur një material që po lirohet nga uji ose substanca e lëngët. Kështu Kullina iu është referuar ndonjë pjesë të tokës, që kishte ujë në to, edhe zakonisht gjendej në një

sipërfaqe të pjerrët afër llugave, lumenjve, ose liqeve, ose përrenjve ku vërshonte uji. Lloçave, llumave, llucave,etj.

Nëse marrim emrin *Kullina* e cila e ka formën më shumë të një tokë që ka pamjen e një lugu ose pak në të rënë, nga fitohet emri K(u)llina që duke e larguar tingullin ***KLLINa***, fitohet emri për hapësirën shumë të vogël, ose një cepi toke, në formë gjuhë ku ka vërshuar por tash është larguar uji, ajo pjesë duhet ta ketë formën e rrafshit ose pjerrtësisë. Kështu fitohet Kllin, që nënkupton materialin e mbeture në sahan, gjatë përgatitjes së ushqimit, ose në tokën më hapësirë jo të madhe. Prej kësaj ka lindur emri KLINA. Klina mund të quhet edhe përbërje e tokës që ngjason më një tokë ku kishte ujë dhe u kullua, dhe zakonisht nuk është shumë produktive, sepse është e larë, dhe iu kanë larguar substancat dhe materiet ushqyese të tokës, por edhe ushqimit. Kemi fjalë për ushqim, */ko ka ba klli, ose unë marova fi, edhe ko ka mbet kllina. Kalli/kolli/këlli/*

*Të tëhollojmë kuptimin edhe njëherë për fjalën KAL, KALA, Kalim/kalam/klim/klima/*

*Kështu nga fjala Klimë rrjedh emri Klima, ndërsa Kil=Ki+il përshkruan diçka që është e lartë dhe ka ngritje të dukshme për sy, derisa KAL është një ngritje por ajo ngritje ka shtrirje të gjerë. KIL ka ngritje të njëjtë por ajo ngritje nuk ka trashësi, mund të ketë gjatësi, por jo trashësi, në pendë/branë shikuar nga rrafshi është një Kil, por shikuar nga maja e asaj që quhet KIl, atëherë pjesa që shihet mund të emërtohet më emra të ndryshëm sepse më këqyrje sheh vetëm pjesën e poshtme. Ashtu sikur tek fjala KRA, në të cilën kemi rënie nga një pikë më e lartë. Shikoni foton duke e nxjerrë përfundimin për hapësira shumë më të gjera relievore, është e njëjta pamje por tash në natyrë më përmasa krejt tjera, fjala KLim, pra KRA=KLA=KLI, kurse KAR=KIL=KAL.*





| | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|
| *KL* | *Kal* | *Kal/a/i/u/im* | | *Kla* | *Kla/sa/ra* | | |
| | *Kel* | *Kel/a/i/u/im* | | *Kle* | *Kle/m/* | | |
| | *Kil* | *Kil/a/i/u/im* | | *Kli* | *klim* | | |
| | *kol* | *Kol/a/i/u/im* | | *Klo* | | | |
| | *Kul* | *Kul/a/i/u/im* | | *Klu* | | | |
| | | | | | | | |

**21.**
Vogla shpjegohet njëjtë si Bagla, Glaca etj, shembull VO+GLA, BA+GLA, GLA+ca etj.
Të gjithë e dimë se çka do të thotë VO, BA dhe tash këtu kemi dhënë kuptimin e GLA = që është G+La, në përputhje më atë çka kemi shtjelluar më lart.

**22.**
RA, RO, RI, RE, RU,
ME+RO=MRO+KA=RO+KA=RO+NA
=RO+A=RO+JE,A..=RO+VA=ROGA
ME+RU=MRU+KA=RU+KA=RU+NA=RU+A=RU+JE,A,..=RU+
VA=RU+GA
ME+RE=MRE+KA=RE+KA=RE+NA=RE+A=RE+JE,A,,=RE+VA
=RE+GA
ME+RI=MRI+KA=RI+KA=RI+NA=RI+A=RI+JE,A,...=RI+VA=RI
+GA
ME+RY=MRY+KA=RY+KA=RY+NA=RY+A=RY+JE,A..=RY+V
A=RY+GA
Va ZBULOHET NGA VAU, VADA E GJANË në FORMË v,
VI,
VO,VOA, VOLA, VONA,
VU
VE,
VNU, VANU,
NU, VENU, VEN, ku EN/AN/UN/IN/YN/ON janë më të njëjtin kuptim të shtrirjes, të zënit vend.

**23.**
**Proje=Prroje=Pruje=Proje=PROI=Projshem=Pron=Prron**

Kështu është krijuar edhe emri Buron = (BU)ron pra BU që tregon diçka që bëhet, nuk është çështja veç në atë se bën zhurmë si shembull BUUU

por ashtu sikur tek emri MUZATI që nuk është se bën një Za më UU, por BU jep kuptimin e bamjes sikurse fjala BO, BA,..etj , për të cilat kemi shkruar më parë.
Agron = A gja që rrjedh = A+G+Ron, ku RON ka kuptimin e vazhdimit të qëndrimit në RO, pra RON ose RRNON, RRON, RON por në kuptim të formës së materies jepet pamja e në RO - rrafshnalte në formë të caktuar të shpjeguar më sipër, e cila varet ose vazhdon në të njëjtin nivel ose nën nivelin e pikës më të lartë.
Dark
D+AR+KA=DA+ARK, DA ARKEN/IRKEN/URKUN,..
DARAN=DA+AR+AN
Nga kjo fjala NDAL = i bije që është Në DAL, pra në pjesën e veprimit të daljes, çka është jo logjike dhe më e drejtë është të thuhet NAL=NE AL, pra në pjesën më të Nalt/Nal, vije pika ku nuk ka ngjitje, sepse është AL, kështu nënkuptohet se ka Nalje, pra nuk ka ngjitje, merr fun veprimi i ngritjes, sepse nuk ka më sipër se NAL. Ka edhe MI AL, por MI AL jepet në fjalën N AL, pra në pjesën që është MI AL ose mbi tavolinë ku nënkuptohet edhe si numë/vendosje mi tavolinë.
Sepse RAN=RON=RIN=REN=RUN=RYN. në përputhje më fjalën e RAN=RA+An që nënkupton në lëvizje nga nalt/Nalposhtë që jep më kuptua rënien. Kështu kemi RON që jep kuptimin më lëvizje në rënie po ashtu për të gjitha fjalët tjera si RUN, RYN
Kjo paraqet lëvizjen ose rrjedhjen e ujit, si dhe formën e vijës së përronit/rroni/roni, e cila shtrihet nga një *pikë* e nalte/lartë, dhe rrjedhë si RO.
Kështu lëvizja ose rritja e materialit është në mënyrë horizontale, Pr(r)oni. Në të vërtetë Roni është rritje ose përparim në drejtim horizontal ose mbi sipërfaqen e tokës, rrjedhje, ashtu sikur Flora, Hope, prej nga shihet se e kemi fjalën Pr(roni). që Prroni është nga PI një pikë më e lartë që rrjedh tu e përshkrua më fjalën Roni. PI + RON = PEI + RONI = PRONI = Prroni.

PRRU, nga fjala PRU, PRUNI që ka përsëri të njëjtin kuptim si RONI=RUNi vetëm se *ru* duhet të këtë formën më shumë të U nën sipërfaqen e tokës, ashtu sikur RUPA, ose diçka që të RUN, por fjala PRUNI, PRONI, pra tingulli P i jep lëvizje pjesës RONI, RUNI, RANI, etj.

**24.**

Nga emri BOT, kemi fjalët më të njëjtin kuptim. BAT, BET, BUT, BOT, BYT, të gjitha fjalët e shënuara kanë kuptimin e bamjes, por marrin mbaresat AT, OT, UT, YT, ET duke krijuar forma të pavarura të fjalës, e cila nuk përngjitet më asnjë bashkëtingëllore tjetër, përveç më zanore siç është fjala BATA, BATO, BATU, BATE, BATY etj.

Kështu kemi fjalën; Ai bate ditë e natë punë, ose botë punë. Kështu *Botë, Bato*, kanë të njëjtin kuptim të bamjes, të gjallësisë, dhe të shtrirjes së saj, të bame në hapësirë edhe në kohe.
Kështu BAT kemi emrin e mbretit të popullit Dardan, BATO, që ka kuptimin e atij që banë/bërë, që është e bame ose edhe që është i përkryer, si shembull; *AI oshtë i botun*, ose *batun qashtu që më punu ditë e natë*. Këtu ka kuptimin i bam, i ndërtuar, por fjala, batum, botun, ai bote, ky bate etj., merr formën e pavarur të fjalës, ashtu si e shpjeguam fjalën LOT.
Botë do të thotë diçka e bërë/ e bame dhe e përfunduar, prej nga rrjedh që *Bota* ka kuptimin plotësisht shqip, dhe do të thotë *e botë*, pra e bame e kryer, e ndërtuar për njerëzit. Nga ky emër, bota, kuptojmë një gja të ndërtuar në formë sferike, ose në formë rrethore, dhe e bame në atë mënyrë, që ndërtimi i saj ka përfunduar, është i kryer, dhe tash njerëzit mund të banojnë në të.

Fjalitë; ***A botë sot naj sen***, ***Ata boten***, dhe trajta të ngjashme përdoren edhe sot në Kosovë. Tingulli dhe shenja ***B*** është përdorur në gjuhën tonë, të tregojë bamjen, më pjesëmarrjen e dy anëve (shembull; tokën dhe njeriun që e punon atë, shtëpinë dhe njeriun që jeton aty, dashurisë ndërmjet gruas dhe burrit etj.), dy gjësendeve (Shembull bimës dhe tokës ku bima mbinë dhe rritet, duhet të mos harrohet se emrat dhe fjalët BI/BIMA/ BIJE etj., janë vetëm trajta të fjalës BA, BËJE, BAMJE, etj.), ashtu që të bëhet një veprim. Kjo 'bëhet' përfshin, jetën, vdekjen, punën, gjallërinë, luftën etj. Të shikojmë tabelën e fjalëve, ashtu që të qartësohet kuptimi i atyre që nuk i kemi të qarta.
Kështu emri i BAT-O është krijuar në kuptim të bërësit të tokës, pra të atij që BAN O-n, tokë, ose që banë vendbanimet, pasi edhe vendbanimet janë quajtur O-ja sepse ato janë të shtrira në tokë.

**25.**

Ramja/rënia bëhet më Rrahje, kështu *R* e që shumësi i tij është *RR*, por *RR* tingulli që paraqet një lëvizje të dukshme të herëpashershme, diskrete, ashtu që *R* paraqet rritje e cila nuk duket por është e vazhdueshme siç është *RITA*, por ajo që duket dhe rritet herë pas here është *RRITA*, kështu *RITA* është njëjtë sikurse *RRITA* kanë të njëjtin kuptim por veprimin dhe dukurinë e rritjes e ka të dukshëm, dhe jo të vazhdueshëm. Emri dhe fjala *RITA* ka lindur shumë përpara tingullit *RR*, kështu *RITA* është më e lashtë se *RRITA*.

NGA Ramja/rënia, pra në rënie të vazhdueshme krijohet RRA-HJA, por tingulli h përshkruan shpejtësinë e ramjes/rënies, ndërsa tingulli *RR* përshkruan një ramje/rënie të përsëritur e cila shihet më sy. *RR* një sipërfaqe ose një formë gjeometrike paraqet një sipërfaqe më ngritje ulje,

Nga fjala mizori u krijua edhe fjala mizerje/ mizërie, kështu kemi MZR që në përthurje më zanore kemi renditjen M()Z()R(). Pra, Mizerje/Mizorje kanë të njëjtin kuptim dhe përshkruajnë fjalën MI ZOR, por ndryshimi i zanoreve nënkupton ndryshimin e intensitetit dhe frekuencës së tingullit dhe krijon edhe parafytyrimin krejt tjetër.

(**Shënim:** *Natyrisht intensiteti i zanoreve përshkruan edhe ngritjen uljen e sipërfaqeve-forma që e përshkruan intensiteti i zanoreve. Rrjedhimisht e njëjta zanore nuk është gjithmonë e njëjtë në atë se çka përshkruan, siç është Nal dhe Nál., ku NAL-t A-ja është tjetër, kurse Nál A-ja është tjetër, sepse AL ka kuptimin e LA-njes në naltësi AL, kurse NAL/NDAL ka kuptimin e AL=LAnjes në naltësi jo të lart/nalt, pra thjesht LAnje/NU=NA=Nalje. Besoj lexuesi e kupton mire këtë, kështu kur themi Lexu nenkutphet ZU=Xu= më nxan=Zënë=Zuni, dhe LE na jep Lanjen/lënien e ZENIES/ZUNJE, nga, më Le, pse LIND Zanja duhet më lexu,...etj*.)

Mizerje është edhe Mizori, por në përmasë tjetër, largësi dhe thellësi të ndjenjës por nga kjo mund të jenë krijuar fjalët që kanë kuptim në shqip; *MAZOR/MEZOR/MIZOR/MYZOR/MUZOR*.

Nga fjala ZOR është krijuar emri *ZORAN*, por tash *Zor+ran* janë dy fjalë më kuptim krejt tjetër. *Zor/Zar/Zer/Zir/zyr/zur* fjalë që përshkruajnë të njëjtën dukuri. Në natyre *Z* përshkruan një formë relievore që përdridhet ashtu si shenja/shkronja Z, duke krijuar veçori të caktuar në pamjen e shpatit të malit, ose rrjedhjes së lumit, ose të sipërfaqes së rrafshet të tokës kur ajo ka një formë siç për shkruhet më emrin Znej (ku rrin uji vec pak në sipërfaqe të fushes), Zhlep. Zgripc, Zdjerga etj.

Fjala *Mi ka kuptimin e MA*, që do të thotë më e *MAJT NË MAJE, Pra MI,* më *majt/mbaj* në I, më majt përmbi, gjësendin e caktuar, ashtu sikur Mu që është më majtë në U, në thellësi më fuqi që del prej brendësisë jashtë.

**7**

Fshe(f)htesit = Fshijëe syt=fshih/fsheh/fshah dalin nga fjala fshije që ka kuptimin të largohet nëpërmes fshirjes më *fshisë/fshes/fashis/fushës* (prej nga ka rrënjë edhe emri fusha/fushës, sepse fshesa ka prirje nga veprimi i saj të bëjë fushë), kështu ,si vazhdimi i pjesës për fshirje, nga kjo fjalë si burim u krijua edhe fjala *Mfshef/mshef/fsheh/mfsheh* që ka kuptimin *ME+FSHEH=Mfsheh*, ku Fsheh rrjedh nga Fshij/fshih/fsha (ka+fsha, fsha është zhurmë që shpreh praninë, ekzistencën, gjallërinë, që lëshohet si pasojë e jetës dhe veprimit për të jetuar, por që përshkruhet po ashtu edhe shformimi i materies, i hapësirës etj. Kështu, edhe emri fshat është nga fsha, në baze të njëjtë që formohet fjala *Msha, vasha/vsha. Lsha/lasha, bsha/basha* etj.), si fole më fshije, kështu edhe pjesa *Fshah* që *Mshah,* ka kuptimin e hjekje/heqje ose largimit të materialit më fshis/fashis, ku më

anën të fshirjes, bëhet largimi nga pamja e materialit që e fshijmë. Kështu psh. zhurma e fshesës si emetim i drejtpërdrejt i zhurmës që emitohet më tingujt *Shshsh, ose fshfshfshsh*, krijohet fjala FSH, ku kthehet në fshi ose si lëvizje e zhurmës ku *I* kalon në *J* ose bashkërenditen në fjalën FSHIJ. Pra, fshehja, nënkupton si fshih ose fshirje, mbulim i gjurmëve në sipërfaqe të dheut.

Nga fjala *Fshah* ku largohet ose 'fshih-et' ajri më nxitim nga mushkëritë, krijohet zhurmë e njëjtë si tek fshirjes më fshis/fashis/fushis etj., por diçka-gjesendi më e madhe dhe më e furishme që është *FSHAH, e* cila krijohet nga F+SHA, për të cilën kemi folur, ku *F* përshkruan diçka shumë të përkohshëm, ose të përbërë dendur e ndjeshëm në ndertim, shtresa qoftë në lëvizjen në tri përmasa të gjësendit, ose në përbërjen e tij shtresore edhe nga pjesë të imta në tërësi/tanësi. Për pjesën Sha, shiko kemi fol më sipër. Pra, *Sha* është formë e më kuptim të njëjtë *SHI, SHU, SHE, SHY, SHO* që përshkruajnë shformimin e kohës dhe hapësirës afërsisht siç përshkruan dukurin fjala *Shemje/Shembje*, atëherë nga vetia e *F, FSHA* përshkruan shformimin përkohshëm, qoftë shtjellore, shkallmim, shembje i mjedisit materiale. *Fsha* ashtu edhe si tingulli *SH* përshkruan vetë ekzistencën edhe jetën e gjallë mbi sipërfaqen e tokës, sepse jeta është e përkohshme, prej kësaj fjalë shpalohet botëkuptimi i lashtë i të pareve tonë, për jetën. Por, ekzistenca e jetës ose shfaqja e saj që përshkruhet më *FSHA (Fshat, kafshatë, kafsha etj, që të gjitha përshkruajnë shformimin e materies),* na jep ndryshimin e materies, shkërmoqjen e hapësirës .

Nga SHA, SHU, SHE, SHI, SHO, SHY (***Shënim:*** *FSHA, FSHU, FSHE, FSHI, FSHO, FSHY, por edhe VSHA, VSHU, VSHE, VSHI, VSHO, VSHY (vu+shu=vshu), por dhe SHA, SHU, NSHE, NSHI, NSHO, NSHY (nu+shu=nush/nshu/nsho), por edhe MSHA, MSHU, MSHE, MSHI, MSHO, MSHY (ma+sha=masha/msha/msho/..), por edhe GU/GJU+SHU=GUSH/GASH/GISH...etj.*) kemi fjalën N, NO,NI,NA, NU, NY që tregon për vendosjen/numjen e tyre brenda sipërfaqes së trupit tjetër, prej nga kemi SHA në format (SHAN, SHEN/SHN/SHëN, SHUN, SHIN, SHON, SHYN), si fjalë të lashta të gjuhës tone, që përshkruan lëvizjen edhe shformimin e materies, ose në formën tjetër *SHET, SHIT, SHOT, SHAT, SHYT, SHUT*, ose të kundërtën *SHTE, SHTO, SHTA, SHTY, SHTE, SHTI* për të cilat kemi fol më parë.

Nga *Fshah*, ka ardh (erdh, bre+erdh, gardh, bardh, ordh, pordh, h+ardhi...etj) fjala KA+FSHA, prej nga krijohet fjala Kafsha, si edhe nga vetja e Kafshës që të hajë më kafshim, ka lind fjala Kafshim/Kafshat (KA+SHA/KA +SHAT=KA+FSHA..etj.), etj. Kështu, në fjalët Kafshim/kafshata kemi pjesë Fshi/fish/fasha edhe fsha, për të cilat kuptohet si u krijuan.

***Shënim:****Shtn, sh(zanore)t(zanore)n*
*Shp, Sh()P()*
*Shpt, SH(zanore)p(zanore)t*
*Shp(zanore)t, Shput/shpat/shpet/shpyt*

**8**

Pishman përbëhet nga Pi=pej, prej Shman, pra Shman, duke Shma,ku Sh+ma në ngjitje të këtyre tingujve jepet zhurma që e lëshojmë nga goja si pasojëe e dhimtës, ose kundërshti, kështu psh. një njeri~~u~~ kur pendohet ai shman, për këtë quhet Pishman, që në kohë është krijuar fjala Pi+Shman. Edhe sot përdorët prej kah je, Pi Shkupit, Pi Vitie etj, ku Pi prej pike, që është e theksuar, prej një lartësie të caktuar~~e~~ që është e veçantë si pikë krahasuese prej nga drejtohemi. Pra, njeri Pi+Shman, ku sHman është fshamje. Nga fjalët Fshane (F+Shane=F+Sha+ane), Fshamje=f+shamje=F+sha+am, kuptojmë se edhe fjala Shman, ka lind si formë e ndërthurjes ~~e~~dhe renditjes së tingujve si SHA+MA+AN, që nënkuptohet si vend ku mbahet/Mahet Shamja. Si vërtetim të kësaj kemi fjalën SHA+MAN, pra e man Shamjen.Kështu, nga Sh(a)man del fjala Shman, pra e man Shamjen, e krijuar në një kohë të caktuar të zhvillimit të gjuhës sonë. Përndryshe, SHMAN edhe SHA MAN, në thelb dallojnë, sado që fillojnë nga i njëjti kuptim, arsyeja pse dallojnë është se më shtimin e një tingulli, ndryshon edhe përshkrimi, përmbajtja që e përcjell fjalën tek dëgjuesi.

Njëjtë kemi edhe fjalën LESHO=LE +SHO, ku SHO/SHA/SHI/SHU/SHE/SHY e cila përshkruan shformimin e materies, në përputhje më atë që kemi përshkruar~~e~~ më parë. Kështu, kuptimin e njëjtë e bartin, por duke e drejtuar shformimin e natyrës në kah të caktuar siç janë fjalët: SHTO/SHTA/SHTI/SHTU/SHTE/SHTY, krejt e natyrshme që këto fjalë përshkruajnë shtimin , shtyerjen e materies, pra shformimin –deformimin e materies. Tingulli Sh paraqet zhvendosjen e materies në nivele ~~e~~dhe drejtime, intensitete, shpejtësi, etj.,;te ndryshme, kështu të gjitha fjalët që përshkruajnë ose përmbledhin në vete përshkrimin e shumësit të dukurisë në nivele të ndryshme e përmban tingullin SH. Nga kjo, shoqërimi i tingulli SH më zanore na jep shformimin në kahje dhe forma të veçanta që këtë veçori ~~ja~~ ia jep zanoret shoqëruese. Kështu, e kemi edhe rastin e dy bashkëtingëllorëve SHT e cila mund të ndërthuret më zanoret SHT (...) si edhe SH(...)T, derisa forma e parë SHT(..) paraqet shtimin ose rritën në kah të caktuar, pjesa SH(...)T, paraqet ikjen në drejtimin e njëjtë, por neë kahjen e kundërt

Shembull i fjalëve të tjera, siç janë; Mesho (Me+sho), LE+SHO, SHO, SHI, SHA, SHU, SHY, duke formuar fjale; SHI+KIM/KAM (SHI +KAM) etj.

Në përgjithësi fjalët KA,KE,KI,KU, KO,KY paraqesin lëvizjen nga një pikë në kahjen drejtuar nga folësi tek pronari (per njeriut/gjësendin që flasim), kurse gjësendi largohet nga folësi por i afrohet pronarit. Ndërsa AK, EK, IK, UK, OK, YK, në kahjen (ka+ahjen/ihin/yhyn/ahyen...) drejtuar jashtë, pra lagohet nga pronari, sepse sisitemi krahasues është i vendosur jasht folësi/përshkruesit të dukuris. Në përgjithësi fjalët; KA,KE,KI,KU, KO,KY paraqesin lëvizjen (e asaj çka përfshin Ka) kahun drejtuar prej folësi tek pronari (për njeriut/gjësendin që flasim. Ndërsa AK, EK, IK, UK, OK, YK, në kahun/kahjen (ka+hun/ahjen/ihin/yhyn/ahyen..) drejtuar jashtë, pra largohet nga pronari, sepse sistemi krahasues është i vendosur jashtë folësi/përshkruesit të dukurisë.







***Shënim:***

*Ta zbërthejmë fjalën Drejtuar sipas gjuhës letrare e dialektit Jugor, merr formën DA+REJ+TUAR/ DA+RE, Por edhe DREJT/DRETU, pasi EJ=JE=e*

*përfarojmë më E, ku marrim RET/TER. të vazhdojmë, ku D është DA dhe RE është sipërfaqe e rrafshet e lëmuar e ngritur (**ER**) sipas RE më trashësi të caktuar dhe TUAR/TUR /TAR që në jep formën e turinit që është DA, ka drejtim në sipërfaqen RE-te drejt, dhe të ngritur, por Pika T tregon fillimin e ngritjes se AR/UR/IR/OR/YR/ER, ku bashkohen bashke kemi TAR/TUR/TIR/TOR/TYR/TER, por këtë renditje do ta kemi kur shikohet nga poshtë, ose nga pika ku fillon ngjarje e ngritjes si UAR=AR=UR,...etj. Por nëse e shikojmë nga larte do të kemi të njëjtën formë. Për shkak të simetrisë do të fitojmë fjalët përsëri më kuptim; RAT/RUT/RIT/ROT/RYT/RET, dhe na japin kuptimin në të dy raste për shkak të simetrisë*







9.

Kërthizë në vend të *kërthiz,* sepse atëherë edhe kthesës duhet më i than *kërthes,* andaj në vend të *anej* sepse anije e anoj duhet më i than *andije e andoj.*
Djalle në vend të dreq ose *lanet=i lanun*, i përjashtuar, *i lanun* në vetmi tha-në vend të terë (ter=te erës, më e qit në erë, era i terë teshat, ua largon lagështinë, por teshat nuk thahen, më u tha thahet gjethja ose fleta e lisit, e bimës, bima, thahet druri se më therja ndërron edhe përbërja e tij, si edhe vetitë mekanike. Teshat mbesin të njëjta për nga përbërja e tyre e ndërtim ujit-nuk është i futur në brendësinë e ndërtimit të trupit. Këtu, krijuesi i gjuhës shqipe e bën ndryshimin tha nga fjala terë, për këtë teshat/rrobat teren por nuk thahen, kurse fleta e lisit, bima, nuk teret por ajo thahet, hapi i parë i tharjes është vyshkja, ndërsa rrobat /teshat nuk vyshken, si hap i parë drejt tharjes/terjes).

***Shënim:***
***Mendoj është gabime të përdoret Tërë në vend të TANë, sepse nëse është e drejtë të thuhet (tërë) në vend të tanë kemi shumë ndryshime si shembull; AN = AR, e cila shformohet kristalet e gjuhës shqipe që paraqesin historinë e formimin të gjuhës shqipe. Mendoj në* gjuhën shqipe letrare duhet *të* përdorët *TAN/KAN/KANA/GJAN,* megjithatë fjalën *Tërë* duhet kërkuar në përpjekjen për *të* përshkruare formën e turinit etj.**

**10**
**TH**

Tingulli Th është krijuar vetëm për të përshkruar gjërat e thyeshme, pra diçka që thyhet. Kështu, emri Thana ka rrënjë të fjalës THA, që nënkupton diçka që thehet/thyhet, krejt e vërtetë, se thana e ka trupin në krahasim më bimët e tjera si të ishte i thatë, ashtu siç thotë edhe Çabej. Por, fjala THA ka kuptimin e fjalës THY, sepse diçka e *that thehet/thahet/thuhet/thihet/thyhet*. Ato gjësende që nuk janë të thata, pra që janë elastike, ose të njoma nuk thehen/thyhen, mund të këputën, mund të *çnuken / çnduken*, të shpërndaheni në shkarpa, por kurrsesi të thehen, thyerje ku pas një ngjeshje ose ngrehje të fuqishme, vjen deri të thymja/thyerja ose çkapja e menjëhershme, si pasojë e fuqisë së madhe që ka vepruar mbi trupin e thatë, ashtu siç është një shtagë e thatë. Tingulli TH u krijua vetëm t'a përshkruaje thyerjen që mund të jetë nga ndryshimi nga një temperaturë në tjetrën, nga gjendja shpirtërore në tjetrën, nga shije në tjetrën, nga përpjetëz në teposhtëz etj.

Kështu pra, fjala The që ka kuptimin *theje,* kemi pjesën e veçantë Kthe, ashtu siç e kemi treguar fjalën Asi, prej nga KSI, pra A SI që do të thotë ASHT SI, ndërsa Kështu si, =KSI një pjesë më e veçantë edhe më e

posaçme e Ksi.Poashtu, fjalët ULM=KULM, ASHTU=KSHTU, RANE=KRANE etj. Fjala The si pjesë e veçantë e kësaj pjesë të thyer kemi THE-Kthe.
Kthiza (kthi =ka thi=ka thymje/thyrje. Kurse IZ=Zi=ZA, do të thote Zan+ka +Thy/thymja) që e përshkruan sipërfaqen e barkut, ku në tërë hapësirën e saj dallon më pamjen e vet të kthyer, pra një kthesë e vogël.Kjo fjalë ka kuptim të afërt më fjalën *Kthesa/Kthisa/Kthose/Kthysa/kthusa/kthina* që këto përthymje/përthyerjen më zanore e përshkruajnë thyerjen në formë e trajtë të tyre.
Shembull kthyer nga kthesa kanë ndryshime, derisa *e kthyer* nënkupton tërë harkun, ose formën e trupit që e formon pamjen e kthyer, ndërsa kthesa përfshinë pjesën më të veçantë të tanë/tërë asaj që quhet *e kthyer*. *Kthy/kthe/kthi/ktha/ktho/kthu* është pjesë më e gjerë se sa *Thy(kthy,thy,thye,thyer)/The(thela,thepi)/Thi(thiu,thika,th()mi)/Tha(thana,thash,thava,thare)/Tho(thoni)/Thu (thur)*.Kthe përshkruan vetëm pikën e thyerjes ose pjesën kufitare, ku nga pika kulmore fillon rënia ose ngritja tjetër më vlera që dallojnë dukshëm.











Fjala kërthizë, në gjuhën e verilindjes është *kthiz, kthiz* dhe ka kuptimin e thellësis, në sipërfaqen e përshkruar më lakesë, në formë të kthesës/kthiz, por që kjo kthesë është e një përmase të vogël, gropëzën, në *hymje/hyrje/(hymje=HY+Maje e mane Hy që ka kuptimin si Hu që hynë në brendësi të trupit tjetër. )* në brendësi të barkut, e paramenduar si një kthesë e vogël, vogëlsi që shprehet përmes tingullit ***Z*** (= lëvizje, por këtu kuptohet si zanje), siç është rasti tek fjalët vezët, vezoret që në përmasa më të mëdha është vo. Por kuptimi baze Z paraqet lëvizjen/zhvendosjen gjatesore.

Nga kjo kuptojmë se kthesa në bark quhet kthiza, ku përdoret tingulli I duke paraqitë rendësinë e saj pasi është pikëqendër e trupit, dhe pikë dalluese e barkut e thellë në krahasim më përmasat e saj të vogëlisë, kurse z përshkruan vogëlsinë. *Kthesa=Kthiza,* quhet në gjuhën shqipe më kuptimin shumë të kthjellët.

Fjala Kërthiza, mund të jetë përdorure në formën Kër/Ker, duke u përqëndruare në rëndësinë e saj.Megjithatë, në gjuhën shqipe Kër më shumë shprehetë si formë e Kr, krahut, siç është fjala Kërcitma/ kur është krahu i ngritur i tingujve ose më mirë t'a përshkruajmë më këtë e fjali, ashtu si fjala Kar, që është lloji i krahut që ka ngritje nga pika K, për të cilën kemi folur më parë, derisa Kra, është rënie teposhtë nga pikë e lartë, sepse kemi format *ar-kar* edhe *kra (ra)* të forma e dytë. Nga kjo kuptojmë se: Ker ose kr, ku pas Kr pason bashkëtingëllimi si në rastin *kërcitma/kërcim (kce),* kërcitma, na jep pamjen se fjala kërthiza është shformim jo i kuptueshëme i fjalës *Kthizë*, sepse kërthiza, në pjesën kur nuk kemi të bëjmë më *kërcizëm/kërcitëm* ose më ngritje të veçantë që e bën një dukuri që shkakton lindjen e kësaj fjale.

Fjala Thi, ka të bëjë më përshkrimin e thyerjes ose formës së thyere, ashtu siç e kanë për detyrë të përshkruajnë edhe shoqërimi i këtij tingulli më zanoret, të cilat japin përshkrimin e formave të ndryshme të *thyrjes/thyerjes.* Prej nga, tash është kuptueshme pse quhet; Than, thuner/thunder, thi, thikë, thek, thuk ose e thukte, themer/thembër, masanej fjalët'; thupër, thmi, thu ose shumësi; thoje, *the/kthe, thetra/kthetra, thin/thi/kthin, thi(derri*) etj., të cilat përshkruajnë format e thyera ose trupat që thehen kollaj ose siç thuhet në popull të thehet (***thahet/thihet/thuhet)*** lehtë në dorë, siç është *thupra, thnegla, thunra, thoje,* ose (kallëzuesin) them, thotë, tha, thua, etj që tregon për të folurit, që në të vërtetë të folurit është një dukuri që shoqërohet më thyerjen/thymjen e gjuhës, psh. kur kemi; *Ai po thotë, nënkupton Ai po then guhen,*ku shpesh në popull është përdorur fjalia, *Unë nuk mujsha më thy guhën sikur ai*, në kuptimin: nuk isha gojëtarë sikur ai, nuk mund të flisja sikur ai. Nga kjo është kuptueshme edhe domethënëse se pse kanë lindur fjalët; *thuaje, thotë, themi, that, thuhet*, etj, që janë fjalë të cilat përshkruajnë thymjen e gjuhës.

Shpesh, në Kosovë përkthimin nga një gjuhë tjetrën është thënë *–A din ti më kthy guhën në guhën e tyne, në kuptim pra, a din ti gjuhën e personit në fjalë*. Pra, gjuha shpesh është edhe THE, THUA, THOJE, sepse gjuha është vegla, ndërsa procesi i fjalimit lidhet ngushte më lëvizjen e gjuhës që është menduar si thymje e gjuhës.Kështu pra, thymja nuk kuptohet gjithmonë si ndarje në dy pjesë të gjësendit, por nënkuptohet në formën e lakuar në formë të kthesave. Për më tepër, edhe nxjerrja e tingujve nga thellësia është paramenduar si marrja dhe nxjerrja e ajrit gjatë të folurit si kthim, pra si diçka që shkon në thellësi dhe del nga atje,pra kthehet edhe ***thehet/thahet/thyhet/thene/the/theka/thuka/thoka/thika/thunra (thu+ner ashtu si fjala Ku+uner, nera=me ra ner, )***.

Thumja/thyrja jo gjithmonë është menduar si këputje, por më shumë si ndërrim i kahjes së rrjedhjes për 360 shkallë ose për një kënd të caktuar, d.m.th pika në të cilën ka ndodh kthyeria/kthimi është përshkruar si thyrje/thyerje, varësisht harkut edhe pamjes të tri përmasave, të hyrjes së lakores se rrafshët ose trupi i shumë përmasave është përdorur edhe shoqërimi i tingullit Th më zanoret përkatëse. Shembuj më emra vendesh kemi si; Kthela, e cila përshkruan kthesën e të veçantë, por jo më përmasa të mëdha.

Shembull i fjalës: Sot është Kthjelltë (që do të thotë Ka thellësi, thell /thep, pra shihet edhe maja, në këtë rast edhe fundi i gjësendit, psh: Brenda në ujë shihet fundi i enës nga kthjelltesia) ndryshon nga fjala Kfjellt, ndërsa Thellë nënkupton gropën , pamjen, ku vështrimi parafytyrohet se shkon edhe kthehet shumë larg, edhe kjo kthesë, e thellë përshkruhet më anën e thyerjes së THE, edhe pjesës ELLE që kemi folur më gjerësisht për të, ku përshkruan brigjet që fundosen në thellësi, por pa e përshkruar *funin/fundin* ose formën ku ajo kthesë ndodh ose pamjen e tri përmasave të thellësisë, siç është Thepi, ku PI kuptohet çfarë formë ka thellësia.Kështu , pjesa ELLE përshkruan brigjet e asaj thellësie ndërsa të fjala THEPI, pjesa PI, përshkruan thellësinë që është larg nga brigjet, e cila nuk merret më largësinë edhe ngritjen e brigjeve, por më fundin e saj që do ta këtë në formën PNI/ si të drapni, pse PI /si të Thepi, ose THEKR ku Kr, është përshkrim i dalë si krehit/Krah në kallën e thekrës, por ka thepa si materialë i thyeshëm, ashtu siç është thekra, etj.

Kur flasim Kthjelltë dhe Kfjellët, përmendëm se edhe pse përshkruan të njëjtin kuptim prapëseprap kanë ndryshim, derisa Kthjellët nënkuptohet si K+thellë, Kthelle/kthjellet që jep kuptimin e shikimit ose shkuarjes dhe kthimit në ***elle,*** pra një largësi ***el***. Në fjalën Kfjellë e cila përshkruan dukurinë e njëjtë, por nga vetitë e tjera, ku Kfjellë=K+Fjellë=jep kuptimin e fjalës FELL, por edhe FILL, që do të thotë pamje të rrugës së gjatë nga fundi deri në fillim edhe anasjelltas, që prapë përshkruan thellësinë/fellësin, por në këndvështrim tjetër.

Pasi kemi fjalë që formohen duke e vendos zanoren K në fillim të fjalës, kemi po ashtu fjalëformime që përdoret K-ja në fund të fjalës që do të thotë K-Ka,pra Ka një pikë të përbashkët më gjësend të madh. Fjala THIKA, ku THI+ka ka kuptimin THI, pra e ka një thymje/thyerje të formës së materialit në një formë të I, etj. Përshkrimet tjera mbase janë të kuptueshme në përputhje më të gjitha ato që kemi analizuar deri tash.
Kështu është ligji në formimin e fjalëve në gjuhen e shqipe përgjatë historisë ku një kohë janë formuar fjalë duke vendos bashkëtingëlloren të vetmuar ose të shoqëruar më një zanore ose dy, mandej përpara fjalës ngadalë duke ia dhënë kuptimin ri dhe më të kuptueshëm, duke e ndrydhur e bashkangjitur më fjalën më të vjetër duke ia ~~ja~~ zgjeruar~~e~~ kuptimin, siç janë fjalët: Kfjelle, kthele, Krele, krrul, kresht, kama, kashat, kafshat, kafsha etj. Por në të njëjtën kohë kanë qenë disa periudha kohore që janë formuar nga num~~ë~~ri i madh  i fjalëve tjera duke e vendos këtë bashkëtingëllore, siç janë; ka, ke, ku, ki, ky, ko, ose veç K, në fund të fjalës tjetër, siç janë fjalët; Afrika, Shok, Shi/(e cila ka pas shoqe siç është Shika, shoka, sheka, ), ruka, rika, reka, roka, thika, Mrika, Vrik, mak, lak, tok, puk, pyk, pok, etj.

***Shënim: KR/K****(zanore)R(zanore,. ..,kanë kuptimin që përfarohet më fjalet KAR/KORE/KUR/KIR.. që në shumicën e kohës përshkruan gjësendin e ngritur si fjala KORE, ose të dalë anash, po ashtu më KRU/KRE/KRAH...Megjithatë kur kemi renditjen RK kemi më shumë forma në rënie siç është Raku, Reka, Rika, por edhe RRAKU/SHtrraku/Rreka/RRIka ..etj.*

## 10
## Tingulli G

***Gege, Gem, Gaz, Gla/glaca/bagla/gllava/gluha/glu/golem/galem/zgalem, gen/gjen/gjan, gjyn,*** p etj

Por edhe më G të bashkëngjitur~~e~~ prapa fjalës kryesore, siç janë; deg*ë*, sheg, leg, lug, legen, rig, beleg, leg, duke iu zgjeruar~~e~~ kuptimi ~~e~~dhe duke marrë kjo fjalë një formë krejt tjetër. G-në e kemi të vendosur ~~e~~dhe brenda fjalës, siç janë; Vogla, gogla, Glaca, Bagla, kështu kemi pjesët Gla, për të cilën kemi folur më herët. Fjala Gla, është një formë e fjalës GL, që mund të përshkruaj në përthurje më zanoret, si në tabelën e mëposhtme;

| GL-a | Gl-e | Gl-i | Gl-u | Glo | gly |
|---|---|---|---|---|---|
| Gal (...) | Gel(...) | Gila(...) | Gul(...) | Gol(...) | Gyl(...) |
| Lag(...) | Leg(...) | Lig(...) | Lug(...) | Log(...) | Lyga(...) |
| | | | | | |

Si shembull shqyrtojmë raste tjera, për të vërtetuar simetrinë, gjeometrinë e vërtetë matematikore brenda gjuhës shqipe, e cila përdoret në ndërtimin e fjalëve në gjuhen shqipe.

| | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|
| Kali | Kul(l)a | Kola | Kila | Kela | Kyla |
| Laki | Luka | Loka | Lika | Leka | Lyka |

| | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|
| Duq | Diq | doq | deq | daq | dyq |
| Qud | qid | qod | qed | | |

*Pshton=p+shton=pe+shton shembull; Pe shton punën, pe shton dashninë, pe+shton=pshton.*
Pra, kemi fjalen Pei+shton, prej shtimit, kështu fjala Peshton formohet nga tingulli Pe edhe SHTON.
Pështyjë=Pshtyje=pe+shtyje=P+shtyje= pre fjala është Pe e shtyje, që e përshkruan veprimin fizike të daljes së Pështymës nëpërmes ligjit mekanik që më veprimin e forcës bëhet shtymja, pra kemi P+shtymje, ashtu siç thuhet në Verilindje Pe e shtymë këtë dru, Pe shtyme punën më gjyks/gjoksi përpara.

Kemi fjalën/emrin Petrit=Pe t'rit, nga pjesa Trit do të thotë TË RIT, ku RIT ka kuptimin e afërt më fjalën RRIT (shiko shtjellimet që i kemi bërë më parë lidhur më dallimet RIT/RRIT).Kështu TË RIT=T'RIT=Te rit, qeë të rit nga gjuhë e lashtë prej pjesës RI ka kuptimin e ngritjes larte/thikë përpjetë, nga fjala Petrit=Pej të ri it=PeTrit, që do të thotë: prej të rit, që bartë kuptimin prej të ri. Nga kjo kuptojmë që ky shpend e ka marrë emrin që ka qenë shpend, që ë kanë bartur të rinjtë, më siguri ka qenë në modë në ndonjë periudhë të caktuare historike që të mbahet ky lloje shpendi, ose është quajtur ashtu për shkak se: Shpendi fluturon në lartësira të mëdha. Kështu pra, formimi i fjalës Petrit, është i njëjtë si krijimi i fjalëve ***Pshtyj, Pshtjell=Pej Shtjelle/Mshtjelle, Pshtjerr-Pej Shtjerr/Me shtjerr/Mshtjerr/Me shtjerr pra, që nuk qet tamel, Peshtirosje/Pshtirose/ Pshtiri/Pej Shtir/Vshtire/vështir***.

Pë+shtirosë=Pë+shtirosë nga prej shtirosjes, ku shtir është nga fjala V(shtir), ku shtir është nga fjala SHTI, ndërsa R është ngritje e cila bëhet në forma të caktuara ,varësisht nga zanorja që e shoqëron. Kështu Shtir është shtimje në kahun përpjetë, ose shtresën që është më lart se shtresa tjetër.



Fjala Shtresa përbëhet nga fjala SHTE,që ka kuptimin e SHTI, ndërsa Re ka kuptimin e një lartësie. Megjithatë, SH+TR përsëri formon shumën të Trave, pra pjesa TR që nënkupton sipërfaqe e rrafshët/ravne e në naltësinë, dhe e varur në T, pra në formë të Tranit.

Pshurr

P+ shurr, që përbëhet nga fjala SHU, shumja është për të shuar jo vetëm ndjenjën e uris/unit, por edhe për t'a shuar edhe ngarkesën prej mëshikëzës së shurrës, kështu fjala SH+Urr , pjesa Urr shpreh daljen e Ujit=si shkurtesë U, por edhe daljes së energjisë edhe ngarkesës së brendshme që vlon jashtë, siç është rasti më daljen e shurrës. Dalja e shurrës përshkruhet si URR, ashtu më këtë pjesë përshkruhet dalja në formë të rrëgallave,/rrudhave të ujit të shurrës, dalja e fuqishme përshkruhet më fjalën/pjesën URR, që e gjejmë shembull tek fjala gURR, mURR, tURR, fURR, si the tek thirrja URRA, që e gjejmë tek thirrjet; Urra o vllazën (***nga Llaz, LLazen, edhe emni Llazar që do të thotë vëllezër, vellazni)*** t'i dalim në pritë, Urra, fitorja asht e jona.

PSHURR=e ka pjesën SHU, që do të thotë SHumje, U shu zjarri, por Shu nënkupton edhe dalja ose hyrja në formën e shtjellës së masës së gjësendit/materialit fizik në gjendjen agregate të caktuare, siç është shembulli shkurre/ ku e kemi pjesën Urr, që e përshkruan përhapjen më RR të sipërfaqes së bimës së shkurrës, por edhe e përshkruan më SH degët e shumta të shkurrës edhe shpërndarjes së kurorës së saj. Kështu, ***Gu(urra), Shu(urra),Tu(urra), Fu(urra), Mu(urra)*** përpiqen të përshkruajnë sipërfaqen më rrëgalla si edhe daljen, rrjedhjen e fuqishme, pra në formën e tingullit U, më të cilën përshkruhet dalje , zhurma e fuqishme nga brendësia ose fellësia/thellësia.

**11**

Fjala Gjumi, është krijuar nga pjesa GJU+um që nënkuptohet si GU, pra, gja/gjësend në formën e gunit/gjurit, ndërsa pjesa Um, ka kuptimin *e dhanies/dhënies,* ashtu siç e kemi shtjelluar më parë, lidhur më fjalët *UM/AM/EM/YM/IM/OM,* etj.

Kështu, GJU UM është e dhanë e një gjaje/gjësendi/guni, prej nga më bashkimin e tyre formojnë një fjalë që merr kuptimin GJUM. Gjumi merr kuptimin e hedhjes/hudhjes (*pse jo hedhjes, hidhjes, pra mu hidh më hanger buke, hadhjes/hydhjes , tingull Dh brenda fjalës Hedhjes, na jep kuptimin*

*HU=HY=HI=HA...+DHJE ku HU përafrohen HU=U, ku HUDHJE=UDHJE=UDHE-DHE U, që bazën e ka DHA=DHE=DHJE, mirëpo HU i jep shpejtësi në UDHES, duke e përshkruar si ndodhje të menjëhershme HU, që mund të jetë në thellësi ose lartësi. S e rritë sasinë zakonisht shtjellore të asaj që ndodh/dukurisë , në këtë rast HUDHJE –**s. HUDHJE=UDHJE në bazë, ka kuptimin më u DHAn/DHJE + HYmja=HUmje=Humbje=Hupja...etj***) nga njëmendësia në botë tjetër, në botën e pavetëdijes. Kështu, fjala GJUMI, do të thotë Gjuajtje. Në Kosovë Gjumë do të thotë më fjetë, veprimi i rënies në gjumë, por fjala Gjumë përdorët edhe si hedhje, gjuajtje. Shembull:

*-Hajde t'a gjumi këtë gur teposhtë shpatit (pra, këtu nuk është fjala për gjumë, por për gjuajtje, hedhje të gurit)*

-Tanë ishim të gjumë në gropë, ku Gjumi përdoret një formë të fjalës tash letrare Gjuhemi.

Kështu fjala Gjuj, gjuhemi, gjuha, gjumi, e kanë kuptimin të përafërt, që do të thotë më gjujt ose më u gjuajt, pra gjumi s'është asgjë tjetër veçse gjuajtje nga njëra anë në tjetrën, nga ana e botës së vetëdijshme në gjendje/ane të pavetëdijshme.

Pjesa GJU që ka kuptimin GU, pra si njëjës i kësaj fjalë i siguruar~~e~~ ky shumës më kalimin nga G në GJ, prej së cilës kemi fjalën Guhe/Gjuhe, që më tingullin H, na jep një lëvizje të sipërfaqes, në formën e caktuar, varësisht se më cilën zanore e shoqërojmë tingullin H, pra H varësisht nga zanoret edhe e merr kuptimet;

HA- përshkruan lëvizjen si ~~e~~dhe sipërfaqen qeë ndryshon në mënyrë harkore ku më harkun të tillë të ngritet përpjetë në hapësirën e madhe ~~e~~dhe të largët dhe të pamatshme, kjo sipërfaqe në tri përmasa që përkufizohet më tingujt HA, ka formën e lakores që shkon në ngritje, në shkallë afërt më serinë gjeometrike. Kështu, nëpërmes kësaj hapësirë të lakuar~~e~~ që është në gjendje më nxjerr habinë tonë në formën Ha, ashtu si e nxjerrim në rastet e befasive të mëdha ose të ndjenjave të papërshkruara, ashtu edhe në këtë sipërfaqe përshkruhet lëvizja ose nxjerrja e frymës nga mushkëritë. më tingullin H, përshkruhet lakesa e sipërfaqes që ndryshon naltësin/ultësinë në mënyrë të përnjëhershme, ashtu sikur tehu i sopatës/ sakicës, ose mprehtësia e saj. Atëhere, *humnera* ose fjala Hut, ku përshkruhet si Hupje (e cila përshkruan hupje/rënie teposhtë (*Tepa* është njejtë si Tepo/Tepi nënkupton Tepe-maje të Pi/Pe naltë etj.) më fund që ka maje si formën PI, ndërsa Hut është humnerë e papërcaktuar~~e~~), pasi Huti ka pamjen e Heshtur~~e~~/heshtun/heshtën si humnerë. Fjala Hot, që del nga fjala HO që përshkruan Hojet, që për shkak respektit nuk ju thuhet si gropa pra Hujet por Hojet, që ka kuptimin e lëvizjes së sipërfaqes lartë/naltë, mbi sipërfaqen e tokës, siç përshkruan fjala Hopa, që del nga

Hapa, ose ngjashëm Hipa. Kështu Hot do të thotë i lartë, shtatnaltë ose lëvizje në sipërfaqen e tokës nga rrafshi , më ngritjen ashtu si tehu përpjetë, natyrisht sipërfaqja relievore të jetë më përmasa të mëdha edhe të mahnitshme. Kështu, çdo formë që e përshkruan tingulli H nëpërmes zanoreve ose bashkëtingëlloreve, i ka fjalët shoqe që përshkruan edhe lëvizjen në përputhje më formën e sipërfaqes, siç HU ka kuptimin në sipërfaqe të rrafshët, përshkruan gjësendin/objektin, thikë përpjetë ose thikë teposhtë nën/mbi sipërfaqen e rrafshët, ashtu siç është në sipërfaqen e fytyrës Huna jonë, që në mënyrë të gabuar në gjuhën letrare quhet Hund, dhe merr kuptimin e huni-t ndarës.

Edha Hana është nga fjala më kuptim të njëjtë që përshkruan objektin e ngritur të dallueshëm në sipërfaqen qiellore, ku HANE e kuptimin e HUNEs në sipërfaqen e fytyrës/Qiellit, ose HU/HUNI që është objekti/gjësendi afërsisht cilindrik ngulun/ngulur midis fushe. Kjo fjalë që përshkruan format më ngritje ose rënie të përnjëhershme, si është fjala për përsëritje Herët/Hershme/hera,..etj., Hodh (hidh, hedh, hedha, hudhi, ,..etj). Emri Ruhot, ka kuptimin e sipërfaqes lugore, por më tehe shumë harkore, i ndërtuar në formë të lugut që ruan, nga RU+HOT ka kuptimin e sipërfaqes RU për të cilën është folur më parë, edhe tehe të tilla që përputhet më ngritjen që përshkruan fjala HOT. Kjo fjalë Hot, si emër i fisit, përshkruan po ashtu edhe rriten shtatë gjatësi cilindrike të gjësendeve, por edhe të trupave njerëzore, si HUTa/Hot. Kështu kemi edhe emrin HAT ose HATA të përdorur më të madhe deri në vitet e 80-ta, shumë shpesh në Kosovë që ka kuptimin e trupit/gjësendit të nalt që rritet shpejt ashtu si një hedhje/hudhje, ose si lëvizje e veçantë e shkurtë më ndërrimin e vlerave në mënyrë të përnjëhershme, por jo më kërcime ose tehe, por në formën <u>ha</u>rkore He e tingujve të nxjerrë nga goja.

Kështu fjala HARK ka kuptim HA pra, ngritjen ose lëvizjen e vlerave në mënyrë të përhershme më veçori të nxjerrjes së ajrit nga mushkëritë, ndërsa HA+AR, që kuptimin AR që është ngritje nga poshtë në kahjen drejt e në lartësi, mandej Pjesa HA+AR+K, ku K ka kuptimin e fjalës KA, që në përkthim të drejtpërdrejt të fjalës HARK do të thotë KA lëvizje e vlera përnjëherë Ha, në lartësi AR, ndërsa pjesa K është vendos në fund, duke treguar lëvizjen në kahun e kundërt të lëvizjes ose hapësirës që do t'a krijonte fjala KAHAR, ku shpesh tingulli K përdoret në fund, duke i zvogëluar vetitë e fjalës që është e paravendosur.

Kështu, fjala HAR ose HARE prej nga kemi fjalën Hareshme ka kuptimin e ngritjes lart dhe lëvizje Lart, pra si HA(L)AR(T) prej nga kanë lidhje më fjalën HART/HARD në anglisht, diçka e ngritur naltë ose që ngritet naltë, natyrisht më vështirësi ose më shpejtësi, apo që lëviz fuqishëm nga vlerat e saj normale.

Kështu fjalët HARE, HIR, HOR, HER, HYR kanë në thelb të njëjtin kuptim, s'do mend se fjala gjermane WHORE e shqiptuar si HURE, për shkak se është marrë si nje gëzim i përkohshëm ose diçka e fundosur në thellësinë e U, pra një Hure/Hire prej nga u emëruan femrat që e shesin nderin.

Emri HAVA (huva, heva. Hiva, hova, etj.) , nuk mund të jetë fjalë arabe por mund të jetë huazim nga popujt Ilir, dhe e shpërndarë andej, ashtu siç janë emrat Allah, Xhehenem, Mikail, Azrafil etj., të cilat janë terminologji shumë më të lashta se sa para se të kenë ndikim gjuhet samite. Gjuhet samite u bënë të fuqishme në Lindjen e Mesme tek pas vitit 1450 para erës së re, kur ishte koha, që popujt evropianë kishin pësuar humbje vdekjeprurëse nga popujt Indo-evropiane qysh në vitin 2000 para Krishtit, kohë në të cilën lëvizën edhe popujt samit në drejtim të Lindjes së Mesme. *(**Shënim:**Për fjalën mushkëri/mushkëni kemi treguar se krijohen nga fjala Mush/mbush, ashtu sikur merr pamjen Mushkni, pra Keni më mush/nbush më ajër, ndërsa edhe emri i kafshës Mushka, ka kuptimin Ka më u mush, tash në kuptimin ka më u ngarku. Emri **Magar** është shkurtim i fjalisë, më ngarkesën ose ma+ngar+ka, trajtë e veçantë është në GAR+KA =NGAR+KA ose veç NGAR ose veç GAR, kështu MA GAR nga lashtësia GAR është më shumë bjeshkë më gurë ose Gurinore ose Gur i madhe, prej nga ka lind edhe fjala MAGAR.*

Një pjesë e Shqipërisë e përdorin fjalën Gomar (GJO e MAR=emër shumë i drejt në gjuhen tonë) në vend të MAGAR =MAN NGARkesën, që më lehtë mund të përkthehet më fjalët e sotme GOMAR=Gja/Gjo/GO e mare, ku fjala Mare do të thotë më MA+RE/RA/RO/RU/RY ku ka kuptimin më mbajtë sipërfaqe ose hapësirë të ng**ri**tur/në ri.Prandaj, lexuesi duhet të bëj dallimin, derisa Pi mund të jetë një pikë, e lartë, ose e dallueshme nga hapësira përreth. ***Al*** është një hapësirë e ngritur përnjëherë, që gjendet në lartësi, e cila hapet më sipërfaqen e matshme, ose që kufijtë e saj mund të shihen, RE/RI/RU/RO /RY janë sipërfaqe të ngritura rrafshnalta më formë të caktuar, varësisht nga zanoret që e shoqërojnë tingullin R, që këto sipërfaqe mund të jenë të tilla, si rrafshinë ose fushë në tërësi, që dallon nga ambienti përreth, ku në atë hapësirë mund të ndërtohet vendbanimi, si qytet, fshat ose kala e vetme. Kështu, Al përfshin hapësira shumë më të mëdha vargmalesh të larta/nalta, ashtu siç janë reliefi i Shqipërisë dhe i Mali të Zi ose maleve Dinarike, kurse Ro përfshin terrenin e caktuara që ka hapësirë të kufizuar, derisa në Pi nuk mund të ndërtohet asnjë shtëpi e vetme.

Valeria/Valera që nga gjuha pellazge është VAL, ka kuptimin Vendosje NALT, pra VNu që është VE +Nu , nga del V(ven) në AL, pra në Naltësi.

Kështu, emri VAL ka kuptimin e Vendosjes në Naltësi. Latinët këtë fjalë e morën duke e përdorur se diçka që është e vendosur Nalte, është e ruajtur ose është e madhe dhe e fortë. Në thelb, kjo fjalë pra është fjalë

shqipe e jo Latinet. Popujt Samit, si hebrenjtë dhe grekët, edhe lindja e gjuhës Latine, ishin në hapësirën ku flitej gjuha e popujve indigjen që ishin gjuhë Pellazge, e zhvilluar nga popujt para indoevropian në Evropë. Para ardhjes se popujve Indo evropianë në veri, edhe popujve nga Azia e Jugut dhe nga Pjesa Samite dhe Egjiptianë. Ardhja e këtyre popujve në hapësirat pellazge ndodhi në mënyrë të përnjëhershme pas një tragjedie natyrore të popujve të Evropës Qendrore ~~e~~dhe Jugore, më përhapje në Azinë e Vogël ~~e~~dhe në bregdetin e Lindjes së Mesme, në Izrael~~i~~, pjesë të Sirisë, Turqi para vitit 1400 dmth para Krishtit ishte edhe Egjipti bregdetar~~e~~.

***Shënim:***
*Tra, tre, tri, tru, tro,try, T(zanore)r(zanore), Tr(zanore),...*

**12**

Nga këto kemi edhe thurjet më *Kra-krah, kre-kreh,kri-t,kru-krua,kro-kroni,kry-kryt*
*Mra, mre, mri, mro, mru, mry.*
Mret në shqipe ka kuptimin më RE pra më lartësi, më një sipërfaqe që është e ngritur në lartësinë RE. Prej nga e përdorim emrin Retë
Nra, nre, nri, nro, nru, nry
Nri/N(g)ri
**Nre** përshkruan sipërfaqen e drejt (DRE/DREJT=DA+ nga rrafshi i ngritur REJT, KRE=KA+RE, GRE=G+RE=GJA/GJE+RE, ku RE na jep ngritjen e sipërfaqes të lëmuar por në lartësinë e lartë, pikërisht deri atje ku janë retë e përhapura. Nga këto fjalë kuptojmë se të paret tonë më ketë fjalë kanë kuptuar, se përhapja e reve, bëhet në sipërfaqen e rrafshët-te ngremë nalte, e më trashësi në prerje tërthore por të papërfillshme krahas sipërfaqes, kështu Re është më e nalt se RI, por RI gjithmonë prek në tokë ose ngulet, ka rrënjë në tokë, nalte/nre. Prej, nga kemi RE/REA/RET/GRE/GREA/NGREA/GRE/AGRE/REVE ashti si AGRI/RIT/NGRIT,...,RA/RAE/RAT/GRA ***(GJA E RA-ME)/RAJE/NGRAT/AGRA/RAVA...., RU/RUE/RUT/GRU/AGRU/NGRU/RUVA.....RO/ROE/ROT/GRO/AGRO/NGRO/ROVA/...., RY/RYE/RYT/GRYT/NGRYT/AGRY/GRY/RYVA/RUVA/ROVA/REVA/....PRA RUVA/RIVA/RYVA/ ,...pra, Rova është nga gjuha shqipe, e jo sllave. Kështu sipas të njëjtës logjike; NALT, GALT, MALT, VALT, TALT, RALT, DALT, LALT etj., shpjegon cilësinë ose natyrën dukurisë më tingujt e parë, kurse më pjesën tjetër përshkruan nivelin e lanies/lënies L, ose nivelin e ngritje se sipërfaqes*** R) në lartësinë e reve, por ***Nri*** - po ashtu përshkruan lartësinë, por shumë më e ungjë është në majën e lartë të

objektit. Nru - ka kuptimin në lartësinë më sipërfaqen e sipërme të asaj lartësie është në formën e tillë të lakuar si grushti në formën për t'a ruajtur/rujtur personin që gjendet atje. Nry- po ashtu e ngjashme më Nru, por më ndryshime të tilla ku thellësia/fellësia e sipërfaqes së lakuar është shumë e thellë, prej kësaj fjalë del fjala Nrysh, Nryshk etj
Are, ara, aro, aru, ary
Gra,gre,gri,gro,gru,gry

| | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|
| Ara | Are | Ari | Aro | Aru | Ary |
| gra | Gre | Gri | Gro | Gru | Gry |
| Gar | Ger | Gir | Gor | Gur | Gyr |

Fre,fra, fri, fro, fru, fry

| | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|
| Far | Fir | Fer | Fur | fyr | for |
| | | | | | |
| | | | | | |

**Shënim:** *Lexuesi të i këqyri më kujdes këto fjale, dhe të analizoje ndërtimin e tyre, ashtu që ta ushtroje, logjiken e formimit të fjalëve.*
*Tra, tre, tri, tru, tro,try*
*Atra , atre, atri, atru, atro, atri*
*Agra, agri, agre, agro, agru, agry*
*Gra,gri,gre,gro,gru,gry*
*Graka,grika,groka,gruka,gryka*
*Agraka,agrika,agroka,agruka,agryka*
*Anra, Anre, anri, anro, anru,anry*
*Akra,akre,akri, akro, akru, akry*
*Mra, mre, mri, mro, mru, mry*
*Mraka,mreka, mrika, mruka, mryk*
*Mar, mer, mir,mor,mur,myr*
*Marka,merka,mirka,murka,myrka*
*Gurrat e burimit të ujit të nxehtë në Banjë të Pejës/Pajes/Pujes/Pojes/Pyjes/Pijes*
*Gurrat e Bardha në Istog*
*Gurrat e Drinit të Bardhë*

*Kemi poashtu fjalën shqipe Shpëton/Shpëtim, e cila përdoret si SHPET+im ose SHPE+TIM, SHPEN, SHPENIM (SHPEN=SH+PEN/PUN/PIN=PEj NUmjes=UN), SHPEJTIM, SHPEJT, SH*

**13.**

Fjala E shtunë- do të thotë diçka e shtune, e cila përdoret në Kosovë, shembull: Kjo mollë është e shtune, kjo pjesë e tokës është e

shtune. Kështu, e shtune ka kuptimin e shtume, diçka e shtume/Shtomë/shtime/shtyme/shtame, si shtojcë për të plotësuar tanësinë. E shtune, e shtume,/ e shtuar.

Kështu fjala e E SHTUNE, ka kuptimin SHTON, pra E SHTONE, megjithatë nga tingujt SHTN në përthurje më zanore ndërtohen në gjuhën shqipe shumë fjalë , po ashtu disa forma mund të mos jenë në përdorim sot, por ishin dikur dhe këtë mund t'a hasim tek emrat e vendeve ~~e~~dhe tek mbiemrat.

Kështu kemi; E shtune, e shtane, e shtone, e shtëne, e shtynë, e shtine
Me ndërrimin e vendit të zanores nga Sh**ti**ne, fitojmë fjalën Sh**it**ne
E sh**tu**ne,=E sh**ut**ne
e sh**ta**ne, = e shatne
e shtone, =e shotne
e shtene, =e shetne
e shtyne, =e shytne
e shtinë=e shitne

Të gjitha fjalët; *E shtune, e shtane, e shotne, e shetne, e shitne*, në gjuhën shqipe kanë kuptimin e fundosjes nën~~e~~ sipërfaqe të një materiali, lëngu etj. Kështu rrënjët e fjalëve; *E **shut**ne, e **shat**ne, e **shot**ne, e **shet**ne, e **shit**ne* nga kjo fjalët; *shut, shat, shot, shet, shit,* kuptohet se janë fjalë shqipe dhe më kuptim, por edhe fjalët shëtitje, shitje, po ashtu janë fjalë shqipe.

**14.**

Qi-qe emëron veprimin seksual, ka të njëjtën kuptim të fjalës Qitje, pasi kjo është formuar nga Qi. Kemi fjalet Qit,Qet,Qut,Qot,Qat,Qyt, që përmbajnë në parim~~e~~ kuptimin e njëjtë.

Kështu edhe fjala Qu e ka kuptim në baze të njëjtë Qi, ashtu si edhe Q/i/o/u/y/a etj.

***QI = IQ***
***QA = AQ***
***QU = UQ***
***QY = YQ***
***QO = OQ***

Fjalë të cilat do të t'hollohen dhe qartësohen kuptimet e tyre, si në vijim.




**F A Q /A,E ⟹ fiq, feq,fuq,foq,fyq**



**Q A F /A,E ⟹ qif, qef, quf,qof,qyf**

**15.**

T'a shtjellojmë dhe shpalojmë më thellë emrin Dardan. Haptas shihet se emri Dardan përbëhet nga dy pjesë DAR+DAN, natyrisht çdo fjalë e veçuar ndryshon kuptimin i këtyre dyjave kur ndahen në krahasim më fjalën kur janë të bashkuar. Megjithatë, edhe pse të ndryshme kur ndahen, prapë bartin në fjalën e formuar nga bashkëngjitja duke dhënë kuptimin e ri, më të nevojshëm, e cila ka lind nga shtytja për t'i dhënë kuptimin e nevojshëm.

Kështu është thënë se Dardan ka lindur nga fjala Dardhan, ndonëse nuk është e vërtetë, por ka diçka të përafërt më atë çka është thënë.
Kështu emri Dardhan është formuar po ashtu nga dy fjalë DAR+DHAN, pra është Dhan Dar-i.
Me ndryshimin e zanoreve dhe ndërthurjen e bashkëtingëlloreve DRDH në mund të brumosim fjalë të cilat lindin duke treguar natyrën e përbashkët dhe kuptimin që bart kjo fjalë. Shembull fjala, DRDH marrim më zanoret DRIDH, DREDH, DRODH, DRADH. DRUDH, etj
Pastaj kemi DRDH-DARDH, DERDH, DORDH, DURDH, DIRDH, etj

Nga këto krahasime vijmë në kuptimin e vërtetë të fjalës Dardha=Derdhe, Derdhet=Dardhat,
Nga kjo emri i Dardhës ka kuptimin e Derdhjes, pra ajo që derdh materie ushqyese, freski dhe ngimje.
Prej pjesës së parë DAR, ndërtojmë më thyerjen e bashkëtingëllorëve dhe zanoreve D()R(), prej nga kemi tabelën e mëposhtme;

| Dar | Der | Dir | Dor | Dur | Dyr |
|---|---|---|---|---|---|
| Dara (e,i,u,y,o) | Dera (...) | Dira (...) | Dora (...) | Dura(...) | Dyra (...) |
| ((e,i,u,y,o) Adara | (...)Adera | (...)Adira | (...)Adora | (...)Adura | (...)Adyra |

Kuptimi i fjalës DAR,DIR,DER, DUR,DOR,DYR
DER-rrjedhje, vendi ndarjes së rrjedhjes, kështu DER janë pjesët DE+ER, ku De është formë Da, ndërsa ER është rrjedhje, formë e Re e rrjedhjes që mund të jetë horizontale, vertikale etj, kështu Er+DH kemi Erdh/ Ardh/Aradh /Eredh/iridh/urudh,... etj. Që vërtetojnë se fjala DAR,DER, DUR, DIR, DOR etj. janë rrjedhje dhe ndarje nga trungu por që ruan lidhjen më tërësinë, ashtu siç është shpjeguar më parë për tingullin D. Kështu kemi fjalën UR, nga DUR, që ka kuptimin e rrjedhjes nën sipërfaqe në thellësinë në U, rrjedhjen prej nga ka lind fjala UR/Urith, por jo Uri po UN/uni që ka kuptimin e nguljes ose e numjes (vendosjes) në thellësi të u, prej nga kemi fjalën Un/FUN etj si edhe fjala Urdhna/urdhër që ka kuptimin e rrjedhjes nën objektin/gjësendin/nën sipërfaqe.vKështu, fjala Urdhën/Urdhër ka kuptimin e dhënies se UR-it, pra më ju dhanë rrjedhja ER/AR/OR/IR, por tash në formën e rrjedhjes nën gjësend, nën brendësi ose nën sipërfaqe që është UR.

Fjalën DAR e ruajmë sot në format Vardar, Shpërndarë.
Nisem nga DA,DI,DE,DO,DU,DY
Prej nga shumësi në kohë është ndërtuar më përsëritjen e bashkëtingëllores DD=DAD, DID, DUD, DYD, DOD, DED
Njëjtë DARDA (DA+ARDA/SARDO,DERDA,DIRDA,DORDA,DURDA,DYRDA
Ngjashëm si fjala DEG kemi DER, ose DAR kemi ndërtimin nga forma DAG, kështu DAG,DEG,DUG,DIG,DOG,DYG etj
Zgjerimi i kuptimit më zanore si DAE,DEA,DUA,DOA,DIA/DIE etj
Ose DAK,DOK,DUK,DIK,DYK,DEK, mandej, DAS, DOS,DIS,DES,DUS,DYS, dhe Dyl, Dil, Dol, Dul, Del, Dal,..etj. Pjesa e dytë e emrit Dardan është Dan, kjo pjesë ka kuptimin e Damjes, pra DAN; *Unë Dava, ai Dan*. Kështu, nga kjo kemi DAR –i DAN, derisa sa DAR do të thotë rrjedhje, degë në të cilin kemi n'darje, kemi pjesën tjetër DAN, e cila duket e afërt më Dar/Dan. Nga tabela kemi fjalët e më kuptim të afërt Dan, Din, Dun, Don, Dyn, Den.
Shembull kemi fjalën Dinaku, që përbëhet nga pjesa DIN, e cila është krijuar si fjalë, ngase njeriu dinak është i mençur, ai din, të bëhet si dinak (din ak=ik). Një i pamend shpesh nuk mund të sillet më

dinakëri.Dinakëria veçori kryesore e ka Dijene=Din ka, në kuptimin Ka Din, pra ka dije ose ai që ka dinakri/dinakëri (di na kri –dija që jep një krah pra, rrjedhje e veprimit, dukurisë në formën e ndarjes, nga shkaktari) ai Din. Fjala tjetër Dinak=Di+nak, mund të formohet nga Dije Ka=Dijak pra ka dije. Kemi format tjera; Dije ka=Dijak, Din ka=Dinak, ...

**16**

Bageti=Ba+get, ku Get/Geti=Gjeti, ku fjala Gjeti jep kuptimin më të shkurt se fjala Gjet , më gjet diku, si fjalët e papërcaktuara të gjetjes. Kështu kemi Geti/Gjeti/Gjetiu/Gjeta-Bagjet=BA nga GJETJA GJA të gjetura në ET, të cilat janë gjet=Get Ba GET/Bageti=Bagti.
Gjethi=Gje e thyeshme, gje që thehet lehte, e thyeshme që thehet lehet, kurse FLET=LET, ashtu si BLET=BA E LET. Gjë që ka formën e tillë edhe tehun e tillë të thyer, si thi/eth/the.... Prej të gjithë tingujve që janë të afërt më Th është tingulli T. Gjuha përgjatë shqiptimin të T dhe TH, prek në pika të njëjta përbrenda gojes, prekja më majën e gjuhës ndodh tek dhembet. ***Të shikojmë m'fshehtësinë e guhës dhe gojës, gjate shqiptimit ku nxjerrim kuptimin e vërtetë të fjalëve-tingujve***. *Në momentin kur e shqiptojmë T dhëmbët e prekin njeri tjetrin, që tregojnë kufirin e fillimi/mbarimit e sipërfaqes, e cila preket më tjetrën, por më rëndësi është pika e fillimi/mbarimit ose kufiri i sipërfaqes , në këtë rast e prek dhëmbët e nofullës se sipërme, Kurse kur shqiptojmë TH, gjuha hynë ndërmjet dhëmbëve të poshtëm e sipërme, duke kallëzuar ndarjen e plot të dy sipërfaqes më gjatësi të caktuar, në këtë rast të dy nofullave e sipërmes dhe të poshtmes, që kallëzon se kanë thyerje dhe ndarje të plot. Nga kjo kuptojmë, se temel është më e drejt të quhet sesa themel*. Nga kemi; ***thu, thi, tha, the, tho, thy*** që tregon thyerjen në hapësirat e format që përcaktojnë zanoret, kurse tu, ti, ta, te, to, ty, ..jepen pikat e fillimit në gjatësinë e caktuar, pra pika/vija ku fillon hapësira T deri në largësinë TA/AT, ET/TE.UT/TU...ose ETH/THE, UTH/THU, ATH/THA, ....etj, për të cilën do të flasim më vonë
Që fjala T ka lidhje më tingullin/fjalën TH, dallimin e gjejmë tek; Terun/Therun, por ndryshimi është se T kemi pikat e ndarjes ndërmjet një hapësire më tjetrën, kurse TH kemi ndarje, thyerje, shkëputje të tërësishme ndërmjet dy hapësirave, ashtu siç është therja, që ka kuptimin bazë Thyerjen/THY.
Tahmin=me T()hamenje=Ta ha menja=Tahmenje/Tahman=Ta ha man/men
Tahin=Ta hin=hin ka kuptimin e hyn/hin, pra në momentin e goditjes së trupit më diçka të fortë ose më dorë, kemi lakimin e sipërfaqes së trupit të goditure, kështu pra kemi hymje/himje në brendësi , nga ka lind fjala Hinja, ma hini, Ta hin= ose ngjitur Tahin.

Fjala Taje ka kuptimin kur një grua e merr fëmijën sikur të ishte i saj t'a ushqej më tamël, kjo na jep kuptimin se ka lidhje më atë fëmijë, edhe kjo fjalë duhet të këtë lindur nga fjala; Toje, Taje, Tije, Tuje, Teje.
Kështu fjala Taje –Toje ka lidhje më Tokën, pra TOjes/Te O-jes,
Fjala Tajfune në gjuhën shqipe, përbehet nga fjalët Taj dhe Fun, kue Fun/Fin/Fon/Fan/Fen
Takije/Tegel..etj.
Fjala e përdorur Shpije, shplone (Shp+lon= e lone pej shumë pikave ose Pi-ve)/plon=p+lon/shploje/ploje=p+loje emrin e vjetër të fjalës Shtëpia, e cila më drejt është të quhet Shpi/Shpin, pasi nga i njëjti kuptim është krijuar edhe fjala Shpina/Shpija. Kështu folja Shpie/Shpiu është shkurtesë nga fjalia-rrugës për në shpi=shpije.
VERBER=VERBAN= Qku VR ka kuptimin VAR, i varur nga dikush tjetër, prej nga kemi fjalën e formuar Verber=i bërë, i varur, ndërsa Verban=Var ban= i ban i varun, i bërë në varësi sepse ai nuk mund të sheh më sy. .
Vrime (V+rime=është vendos rime që do të thotë një lëvizje në formë të ngritur Ri, por pjesa Rime jep rrjedhjen siç është ba ri=brime/berim/berem ose Verime-ve+rime etj), ka pjesën Vri ngjashëm Vra,vru. Vro siç kemi shpjeguar, ku Vri përshkruan formën e ngritur në formën e tingullit I, që në këtë rast mund të përshkruaj edhe një hapësirë të zbrazët, e krijuar në brendësinë e trupit. Kështu, Vra është rrëzim ose përshkruan rënien e trupit nga lartësia në një ultësirë. Po ashtu, fjala Vri përshkruan hapësirën e zbrazet, zërin ose dukurinë e ngjashme më përshkrimin e formës. Kështu kemi; Vringëllim, vrri, vri etj.
Virgjin=i varun në formën var-vir, ndërsa gjin që ka kuptimin, i varur nga gjini, i varur në gji pra Vir gjin=Var gjinin
Mitana një rrobe/tesh për më u vesh që ka kuptimin MI+tana, pra është përdorur si tesh më i mlu tanat tjera.
Kumanova=Ku ma Nova, KU NOVA, Nova do të thotë vendbanim, kështu format Non/Nun ose Nova, ka kuptimin sikur e gjejmë në fjalinë –*Unë e nova temelin e shpisë në atë breg*.
Kështu Nova Nun ose Non do të thotë një vendbanim, vend ndërtim. Ku ma nova, do të thotë nje vend –nova, ku ma- pra ku përmban ose ka, fjalë për fjalë nga gjuha e lashtë shqipe –Kumanova/Ku ma Nova, ka kuptimin Vendi ku man vendbanime, ndërtime të shumta-Nova.

**17**

*Breze=braze=ba raze=ba reze/breze=brize/ba rize* (kështu emri Rize/Raze janë emëra shqip, ndonëse duken si shkurtesë më emrin Idris/Idriz=Riz.Qe po pranojmë se është shkurtesë, por çka teë bëjmë më

